# *Nga morali shembullor*
# I TË DASHURVE TË ALLAHUT 1

Osman Nuri TOPBASH

PROGRESI
BOTIME

**Titulli origjinal:** *Hak Dostlarının* ÖRNEK AHLÂKINDAN

**Përktheu:** Ilir Hoxha
**Redaktor:** Zija Vukaj
**Kryeredaktor:** Alban Kali
**Design:** Bledar Xama

PROGRESI sh.p.k

Adresa: Sheshi "2 Prilli" / Rr: Studenti / Shkodër / Shqipëri
Mob: +355 67 60 78484
http: www.progresibotime.com e-mail: botime@progresibotime.com

Adresa Kosovë: Rr:Ardian Zurnaxhiu / pn. Ralin / Prizren
Tel: +381 29 222 795
Fax: +381 29 222 797 e-mail: kosova@progresibotime.com

Adresa Maqedoni: Rr: Stiv Naumov / nr. 9 / lokal 25 / Shkup
Tel: +398 71 956 271 e-mail: maqedoni@progresibotime.com

# PARAFJALA

Falënderimet dhe lavdet e pafundme qofshin mbi Allahun e Madhëruar që i krijoi të gjitha krijesat nga **"hiçi"**;

Mbi Atë që na krijoi në cilësinë "njerëzore", duke na bërë krijesat më fisnike ndër të gjitha krijesat e Tij, edhe pse nuk kemi paguar asnjë çmim për këtë mirësi;

Mbi Atë që na udhëzoi në të vërtetën dhe të mirën duke na dërguar libra dhe pejgamberë udhëzues;

Mbi Atë që e vazhdon këtë zinxhir udhëzimi shpirtëror, me anë të trashëguesve të pejgamberëve, që janë dijetarët dhe njerëzit e urtë;

Mbi Atë që na lumturon ne robërit e Tij të dobët me gëzimin dhe paqen e besimit;

Salatet dhe selamet e pafundme qofshin mbi Pejgamberin tonë ﷺ, i cili u bë shkak i shpëtimit të njerëzimit prej errësirave të injorancës dhe ndriçimit me dritën e lumturisë së përjetshme;

Mbi atë, që në sajë të cilësisë së tij "رَحْمَةً لِلْعَالَمِينَ / mëshirë për botët" ka përhapur mëshirën në të gjithë botën;

Mbi atë, që është shembulli më i pashoq në botë, mësuesi, edukuesi dhe udhëzuesi më i madh;

Mbi atë, që me lejen e Allahut do të jetë ndërmjetësuesi ynë në botën tjetër. Po ashtu, përshëndetjet më të përzemërta qofshin edhe mbi familjen e tij të nderuar dhe shokët e tij fisnikë!

Të dashur lexues:

Nevoja për vepra që përçojnë në zemrat e njerëzve bukurinë e Islamit dhe të shërbimit në rrugë të Allahut, ndihet në çdo fushë të jetës. Por kjo nevojë ndihet në mënyrë të veçantë në fushën shpirtërore... sepse sot, uria dhe pangopësia shpirtërore kanë arritur në fazën e fundit. Për rrjedhojë, është e qartë se shërbimet fetare e shpirtërore duhen çmuar dhe duhen kryer me gjithë zemër.

Nisur nga kjo; është e domosdoshme që të gjitha mirësitë që na ka falur Allahu, si mendja dhe zemra, aftësitë e kuptimit dhe jeta, pasuria dhe koha të përdoren në rrugën e kënaqësisë hyjnore.

Në kuadër të kësaj domosdoshmërie, një nga shërbimet më të mëdha që mund t'i bëhen Islamit, është ta kuptosh dhe ta jetosh atë si **sahabët fisnikë** dhe **miqtë e Allahut**, me besim, adhurim, vepra dhe moral të përsosur. Në këtë mënyrë, shfaqet zemra e besimtarit dhe identiteti islam në kuptimin e vërtetë të fjalës. Mirëpo, kushti kryesor për ta shfaqur këtë identitet dhe zemër, është njohja e cilësive të tyre, veçoritë, mirësitë dhe parimet e tyre të larta.

Për ta realizuar këtë qëllim dhe për të ndihmuar sado pak në të, në serinë e shkrimeve *"Nga morali shembullor i të dashurve të Allahut"*, kemi përmbledhur veçoritë kryesore të njerëzve të mëdhenj të Islamit, si mirësjellja, delikatesa, butësia e zem-

rës, ndjeshmëria shpirtërore etj., në të cilat nxit edhe feja jonë madhështore, Islami.

Nuk duhet harruar se njeriu bëhet “**njeri**” në sajë të moralit të tij. Ndër të gjitha krijesat, kriteret e moralit vlejnë vetëm për njeriun. Për këtë arsye, një person i privuar nga pjekuria morale, edhe pse nga pamja e jashtme duket njeri, në të vërtetë ai e ka shkuar dëm jetën e tij dhe ka humbur ndjenjat dhe nderin njerëzor, duke rënë më poshtë se shumë krijesa të tjera. Për rrjedhojë, ajo që e bën njeriun njeri, është “**morali i bukur**”, që e njeh atë me thelbin e tij të vërtetë dhe e bën “më fisnikun prej krijesave”. Ndërsa themeli i moralit të bukur është respektimi i “**edukatës**”.

Edukata është tesera e njerëzisë sonë. Ajo është si një aromë trëndafili, që rehaton shpirtrat, e cila duhet të depërtojë mirë në shpirtin e besimtarit dhe të ndihet në çdo moment të jetës së tij. Në të njëjtën kohë, ajo është edhe treguesi i pjekurisë së besimit.

I nderuari **Mevlana**, i cili në një farë mënyre është edhe zëdhënësi i të dashurve të Allahut, shprehet:

*“Mendja, e pyeti zemrën time: «Çfarë është besimi?» Zemra u përkul tek veshi dhe i tha: «Besimi është edukatë!»”*

Çdo parim i fesë sonë të bukur, Islamit, është një buqetë me bukuri morale që pasqyrojnë besimin në jetën e besimtarit. Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*“Unë jam dërguar për të plotësuar moralin e bukur.”* (Muvatta, Husnu’l-Hulk, 8)

Nisur nga kjo, çdo gjendje dhe sjellje e dijetarëve dhe njerëzve të urtë, të cilët janë edhe trashëgimtarët e pejgamberëve, është

nga një mësim i moralit të bukur. Shumë prej prijësve shpirtërorë e kanë konsideruar tasavufin si **"moral i bukur dhe edukatë"**; ata janë shprehur se mësimi i parë i tasavufit është "të mos lëndosh", ndërsa i fundit është "të mos lëndohesh".

Të dashurit e Allahut janë personalitete që duhen marrë shembull nga ata që nuk kanë pasur nderin të shohin të Dërguarin e Allahut ﷺ dhe shokët e tij. Udhëzimet dhe këshillat që ringjallin zemrat me gjuhën e tyre të mëshirës, janë si vesa shpirtërore që rrjedh dhe vjen prej burimit pejgamberik. Kjo, sepse ata janë dijetarë, njerëz të urtë e të mirë dhe miq të përsosur të Allahut, të cilët kanë arritur përsosmërinë e sjelljeve, duke u ngritur shpirtërisht në rrugën e devotshmërisë; kanë arritur shijen e besimit dhe thellësinë e ndjenjave, duke zgjeruar horizontin e perceptimit të të dy botëve; ata përpiqen me të gjitha forcat t'i shpëtojnë njerëzit nga sjelljet negative dhe egoizmi, duke i ngritur me moral të lartë në pjekurinë shpirtërore dhe majat e virtyteve të mira.

Ata janë miq të Allahut, të cilët pas vdekjes së trupave të tyre të përkohshëm, nuk ngelen në të shkuarën, por jetojnë në zemrat e atyre që i duan dhe vazhdojnë të ndikojnë tek ta. Kjo, sepse Allahu i Madhëruar i do ata dhe dashurinë ndaj tyre e ka vendosur në zemrat e robërve fatlumë. Në një ajet fisnik, Allahu urdhëron:

***"Në të vërtetë, atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i Gjithëmëshirshmi do t'u dhurojë dashuri."*** (Merjem, 96)

Një dashuri…

Dashuria më e gjallë… Një dashuri nga zemra, që tërheq si magnet shumë zemra të tjera.

Nëse do të na duhej t'i llogaritnim, a nuk do të ishte i mja-

ftueshëm si shembull numri i madh i vizitorëve aty ku prehen Shah Nakshibendi, Mevlana, Junusi, Hudaji etj…?

Sa bukur e shpreh këtë të vërtetë kjo ndodhi:

Një nga halifet Abasij, **Harun Rashidi**, jetonte në qytetin Raka mes luksit dhe madhështisë. Një ditë, aty erdhi **Abdullah bin Mubarek**. Të gjithë vendasit dolën për ta pritur jashtë qytetit. Halifi pothuajse mbeti vetëm në gjithë atë qytet të madh. Një nga shërbëtoret e Harun Rashidit, që po e shikonte këtë ngjarje nga ballkoni, pyeti:

- Çfarë është kjo? Çfarë po ndodh?

Ata që ishin aty, u përgjigjën:

- Ka ardhur një dijetar nga Horosani. Ai quhet Abdullah bin Mubarek. Njerëzit po shkojnë ta presin.

Pas kësaj, shërbëtorja tha:

- Kjo është mbretëri e vërtetë, jo ajo e Harunit. Sepse në pallatin e Harunit, as punëtorët nuk do të grumbulloheshin, nëse nuk do të detyroheshin nga ushtarët.

Kjo është mbretëri e vërtetë… sepse mbretëritë materiale, patjetër do të përfundojnë një ditë. Kurse mbretëria shpirtërore vazhdon me po të njëjtën madhështi edhe pas vdekjes. Njerëzimi gjithmonë ka nevojë për këta mbretër të zemrave; i kërkon ata dhe shkon pas gjurmëve të tyre. Ky është edhe shkaku i mallit dhe i interesit të jashtëzakonshëm që ndjejnë njerëzit për gjuhën e zemrave të burimit të dashurisë së miqve të Allahut, si Abdulkadir Gejlani, Bahauddin Nakshibendi, Junus Emre, Mevlana etj…

Padyshim se e fshehta e kësaj mbretërie të lartë, është tërheqja shpirtërore dhe dashuria e miqve të Allahut. Po ashtu, edhe cilësitë e veçanta që zotërojnë këta personalitete të mëdhenj.

Miqtë e Allahut, të cilët e gjejnë qetësinë dhe paqen shpirtërore në dashurinë ndaj Rasulallahut ﷺ, nuk flasin kurrë për veten apo për dëshirat e tyre. Ata janë si fyelli; për shkak se e kanë boshatisur brendinë e tyre nga çdo lloj gjëje që i largon prej Allahut, të gjithë zërat udhëzues që dëgjohen prej tyre, janë një pjesë prej frymës pejgamberike, prej së cilës kanë marrë edhe moralin. Zemrat e tyre janë si pasqyra të pastra e të kulluara, ku reflektohet drita e Allahut dhe e së vërtetës. E thënë me shprehje pejgamberike:

*"...Allahu i Madhëruar, është bërë veshi i tyre që dëgjon, syri që shikon, dora që mban, këmba që ecën, zemra që kupton dhe gjuha që flet."* (shih. Buhari, Rikak, 38.)

Bota e tyre e zemrës është vendi i veçantë ku shfaqen bukuritë e emrave të Allahut të Madhëruar. Emrat më të përmendur në Kuranin Fisnik, "Rrahman" dhe "Rrahim", shfaqen në zemrat e tyre si mëshirë për të gjitha krijesat. Mënyra e shikimit të Allahut ndaj krijesave me dashuri e mëshirë, është bërë parimi i jetës së tyre.

Njëherë, një vizitor nxori një zhurmë jo të këndshme pranë të nderuarit **Hatem Esam**. Për këtë arsye, Hatem Esam për një kohë të gjatë jetoi duke u shtirë sikur dëgjonte pak. Prandaj mori edhe nofkën "esam / shurdh, që dëgjon pak". Kjo, sepse ai bënte një jetë ku reflektohej cilësia e bukur e Allahut të Madhëruar, "settaru'l-ujub / mbulues i të metave".

Po ashtu edhe i nderuari **Mevlana, Xhelaleddin Rumi**, ishte një thirrës i vërtetë për në besim. Ai ishte ortak në dhimbjet e të gjithë njerëzve dhe doktori i zemrave të tyre. Vepra e tij *"Mesnevi"*, e mbushur me urtësi, arrin ta ruajë ende sot edhe pas shtatë shekujsh freskinë e udhëzimit. Ja një prej gjendjeve të

Melvanës, ku shfaqen bukuritë e emrave të Allahut dhe urtësitë e tyre:

Një ditë, i nderuari Mevlana hyri në basenin ku gjendeshin lebrozët, duke i marrë ata robër të mjerë të Allahut nën krahët e tij dhe duke i kuruar e ngushëlluar shpirtërisht. Kjo, sepse bota shpirtërore e atij miku të Allahut, që i shihte të gjitha krijesat me syrin mëshirues të Krijuesit, ishte si një qendër rehabilitimi shpirtëror ku të gjithë njerëzit gjenin paqe e shërim.

**Bahauddin Nakshibendi**, në vitet e para të edukimit të tij shpirtëror u shërbeu njerëzve të sëmurë e të mjerë dhe kafshëve pa zot e të plagosura. Madje, ai shërbeu shtatë vjet rresht, duke pastruar rrugët nga ku kalonin njerëzit. Për të shprehur gjendjen e tij të "hiçit", që kishte arritur kulmin në shpirtin e tij, thotë:

*Bota është grurë, e unë kashtë*
*Bota është e mirë, e unë i keq...*

Po ashtu, ai është shprehur se frymëzimet më të mëdha shpirtërore i ka përjetuar gjatë këtyre shërbimeve.

I nderuari **Ebu Hanife**, për shkak se nuk gjykoi sipas qejfit të halifit në krye të shtetit, e refuzoi postin e gjykatësit të Bagdadit, duke preferuar burgun. Në këtë mënyrë, u bë një shembull i bukur në përhapjen e drejtësisë dhe së vërtetës duke vënë edhe jetën në rrezik.

Po ashtu edhe i nderuari **Ahmed ibn-i Hanbel**, gjatë debatit: "A është Kurani krijesë apo jo?"- preferoi burgun dhe padrejtësinë që iu bë, në vend që të hiqte dorë nga gjykimi i tij.

Shkurtimisht, të gjithë këta shembuj në lidhje me guximin dhe hijeshinë e besimit, janë vetëm disa prej shembujve të panumërt

që pasqyrojnë moralin shembullor të atyre robërve fatlumë që janë çliruar nga tmerri dhe hidhërimi i mahsherit, duke fituar afërsinë dhe miqësinë me Allahun e Madhëruar.

Nëse edhe ne ndjejmë dashuri për robërit e dashur të Allahut dhe, nëse dëshirojmë të ringjallemi me ta në botën tjetër, duhet të përpiqemi të përfitojmë prej moralit të tyre të bukur. Pra, nëse e krahasojmë gjendjen tonë duke e peshuar gjithmonë me gjendjen e tyre dhe duke i marrë ata si model të veprave tona, kjo mund të bëhet shkak i lumturisë sonë të përjetshme.

Këto janë të vërtetat që dëshirojmë t'ju tregojmë në këtë vepër modeste. Shkurtimisht, çështjet që trajtojnë shkrimet në këtë vepër, janë:

Morali i bukur në botën njerëzore; kulmi i mirësjelljes, butësisë dhe hijeshisë është Pejgamberi ﷺ. Të gjitha virtytet dhe bukuritë janë mbledhur në personalitetin e tij të pashoq. Bota e tij shpirtërore është si një kopsht xheneti ku gjenden lulet më të rralla e të bukura dhe trëndafilat me aromën më të këndshme. Ndërsa të dashurit e Allahut, që janë edhe trashëgimtarë të Profetit ﷺ, janë si flladi i mëngjesit që fryn prej atij kopshti të xhenetit. Kurse për ne, e rëndësishme është të gjejmë rrugën e drejtë që të çon tek ai kopsht. Dhe për të arritur këtë, është kusht **"Ta njohim me zemër Pejgamberin ﷺ"**, siç e kanë njohur edhe të dashurit e Allahut. Kjo, sepse pa e njohur botën e tij shpirtërore, është e pamundur ta njohësh siç duhet atë, vetëm me një njohuri të thjeshtë kronologjike të jetës së tij.

Të gjitha bukuritë morale të kësaj bote që janë ngritur mbi themelet e besimit, përbëhen prej moralit pejgamberik, që i është shpërndarë gjithë njerëzimit. Për këtë arsye, pa marrë hise prej frymëzimit shpirtëror të Pejgamberit ﷺ dhe pa e parë atë me

syrin e zemrës, është e pamundur të bësh një jetë të devotshme të pranuar tek Allahu.

Kjo botë është një shkollë besimi. Këtu ndodhemi për të marrë edukimin shpirtëror. E gjithë çështja është të arrijmë pjekurinë shpirtërore dhe ta mbyllim librin e jetës sonë me një diplomë hyjnore, me të cilën Allahu është i kënaqur.

Me qëllim që të bëhemi "عِبَادُ الرَّحْمٰنِ / robër të Allahut" dhe të fitojmë mëshirën e Rrahmanit, mësimi i parë që duhet të marrim në këtë edukim shpirtëror është "**Modestia**". Kjo, sepse veprat që bëhen pa arritur pjekurinë shpirtërore, e cila përbën thelbin e kësaj devotshmërie ndaj Allahut, janë të papranueshme tek Allahu. Allahu i Madhëruar e rrethon me mëshirën e tij dhe e ngre robin, vetëm nëse ai mbështillet me cilësinë e modestisë. Prandaj, kushti i parë i kalimit nga dera, e cila hapet në atmosferën e miqësisë me Allahun, është mbështjellja me cilësinë e modestisë, duke braktisur egon që ndodhet në zemër, sepse të gjitha mirësitë materiale dhe shpirtërore janë dhurata të Allahut të Madhëruar. Ndërsa egoja është si një kancer për jetën shpirtërore.

Gjithashtu, në shkollën e besimit në të cilën ndodhemi, besnikëria, dorëzimi dhe bindja për sa i përket "**durimit dhe tolerancës ndaj të paditurve dhe arrogantëve**", që na dalin në rrugën e Allahut si pjesë e sprovës, konsiderohen si një test qëndrueshmërie. Dijetarët e urtë realizojnë me sukses çdo mësim shpirtëror, duke "**iu përgjigjur të keqes me të mirë**" në çdo rast me të cilin përballen.

Në sajë të botëkuptimit se besimi i përkryer është arti i harrimit të ankesave në rrugën që të çon tek Allahu, ata shfaqin fytyrën e qeshur të Islamit me një "**buzëqeshje**" të ëmbël, pa treguar asnjë shenjë të mërzitjes e të lodhjes, pa e shtrembëruar

fytyrën dhe duke i varrosur në zemër të gjitha vështirësitë e vuajtjet. Kjo, sepse feja jonë e bukur, Islami, është plotësisht e përbërë prej "**edukatës dhe mirësjelljes**". Është e pamundur që një njeri, të jetë edhe besimtar, edhe arrogant, grindavec e i paedukatë.

Besimtarët e mirë i njohin kriteret e Kuranit dhe Sunetit në çdo fjalë e vepër, që nga ulja e ngritja e deri tek ecja e qeshja. Mbase në krye të të gjitha sjelljeve njerëzore që duhet të kryhen në bazë të këtyre kritereve, është të folurit, pra shprehja e fjalës. Kjo, sepse të folurit është si një pasqyrë e kulluar që tregon nivelin e mendjes dhe zemrës, besimit dhe moralit. Prandaj, për t'u ruajtur nga fatkeqësitë e gjuhës dhe për të folur me gjuhën e mëshirës, është e domosdoshme të njihet "**metoda e të folurës që këshillon Kurani**".

Nga ana tjetër, frytet e para të besimit janë dhembshuria dhe mëshira. Një zemër e privuar nga dhembshuria dhe mëshira, nuk mund ta gëzojë mëshirën e Allahut. Ndërsa rezultati më i natyrshëm i dhembshurisë dhe i mëshirës ndaj krijesave për hir të Krijuesit, është "**Bujaria dhe dhurimi**". Kjo, sepse besimtari duhet të jetë i dhembshur si flladi i erës dhe bujar si shiu; ai duhet të kërkojë kënaqësinë e Allahut, duke përhapur paqe dhe mëshirë përreth vetes. Pra, duke respektuar "**edukatën e dhurimit**", ai duhet të jetë gjithmonë dorëdhënës e bujar në mënyrë të natyrshme. Kush jep, duhet të japë duke falënderuar atë që merr; në mënyrë të veçantë duhet treguar kujdes që të mos fyhet nevojtari dhe duhet ruajtur shumë prej hipokrizisë, syefaqësisë, shpërdorimit dhe koprracisë. Përndryshe, nëse shkelen rregullat e "**sinqeritetit në dhurim**", veprat e mira shkojnë dëm.

Kulmi i bujarisë dhe dhurimit, që bëhen duke respektuar

rregullat e edukatës dhe mirësjelljes, është gjendja e **"Isar"**it, pra, të japësh edhe kur ke nevojë për vete. Isar-i, i cili është një virtyt që rrallë njerëz e zotërojnë, do të thotë t'i japësh një vëllai besimtar një mundësi apo një të drejtë, për të cilën ke nevojë edhe vetë. Pra, sido që të jetë, më parë të mendosh rehatinë dhe lumturinë e vëllait të fesë, duke thënë, "më parë ti ose ai", në vend që të thuash, "më parë unë".

Përveç kësaj, një mirësi është fisnike dhe e vlefshme, kur ajo bëhet në kohën e duhur dhe pa u vonuar. Një mundësi që nuk gjendet në kohën e duhur nuk ka asnjë vlerë. Po ashtu, edhe të mos i gjendesh pranë një vëllai besimtar në kohë të vështirë apo të tregohesh indiferent ndaj mirësive në rrugë të Allahut duke i vonuar e shtyrë për më vonë, kur ka mundësi të bëhen në kohë, është një gjynah i madh. Kjo, sepse nuk dihet se çdo të ndodhë më vonë. Për këtë arsye, është e domosdoshme **"të nxitojmë në mirësi"** pa na humbur rasti për ta bërë atë.

Feja jonë madhështore, Islami, ka sjellë një botëkuptim **"Vëllazërie",** që nuk është parë ndonjëherë në historinë e kësaj bote. Islami i shpalli vëllezër besimtarët dhe i bëri ata përgjegjës ndaj njëri-tjetrit; ndërsa shqetësimin për hallet e vëllait të fesë, e bëri detyrë për çdo mysliman.

Nisur nga kjo, besimtari duhet të marrë në sarajet e shpirtit të tij të gjithë vëllezërit e fesë. Ai duhet të miqësohet me ta me sinqeritet e përzemërsi në një atmosferë dashurie dhe duhet të përjetojë paqen shpirtërore, që i jep gëzimi me gëzimin e tyre dhe ngushëllimi në kohë të vështira. Shkurtimisht, për të çuar në vend siç duhet përgjegjësinë e asaj që mund ta quajmë **"gjallërimi i vëllazërisë"**, nuk u duhet dhënë mundësi zënkave e hidhërimeve me pretekste djallëzore e egoiste, sepse kjo sjellje

konsiderohet gjynah i madh në Islam. Ndërsa ofendimi dhe përçmimi i një vëlla të fesë, është si një helm që përhapet në botën shpirtërore.

Nga ana tjetër, kapitali ynë më i rëndësishëm në devotshmërinë ndaj Allahut në këtë botë, është dashuria. Orientimi i kësaj dashurie tek ai që e meriton atë, është shkak i një përfitimi të madh shpirtëror. Në të kundërtën, nëse e çojmë dëm tek dikush që nuk e meriton, kjo bëhet shkak i një humbjeje të përjetshme.

Dashuria që nuk mund ta gjejë atë që e meriton, është një shpërdorim i hidhur i kësaj bote të përkohshme. Dashuritë që ngecin në grackën e interesave të pavlera e të ulëta, u ngjajnë luleve që çelin në qoshe të kalldrëmeve, të cilat herët a vonë janë të dënuara të shkelen apo të këputen. Sa i pafat është një diamant i rënë në rrugë! Sa humbje e hidhur është të jesh pasuria e padrejtë në një dorë që nuk e meriton!

Në këtë botë, gjithçka ekziston bashkë me të kundërtën e saj. Për shkak se e kundërta e dashurisë është urrejtja, të urresh ato që nuk i do Allahu, është kriteri më i natyrshëm i dashurisë ndaj Allahut. Kush e do besimin, e urren mosbesimin; kush e do mirësinë, e urren gjynahu dhe të keqen. Prandaj, është e domosdoshme "**të duash dhe të urresh për hir të Allahut**". Përbërësi kryesor i besimit tonë duhet të jetë "dashuri për atë që e meriton dhe urrejtje për atë që e ka hak".

Dashuria, e cila jetohet pa urryer të kundërtën, është e mangët dhe larg seriozitetit e sinqeritetit. Ndërsa "**sinqeriteti në dashuri dhe urrejtje**", do të thotë të mos neglizhosh aspak nga dashuria për Allahun dhe të mos anosh në asnjë mënyrë nga gjërat që e zemërojnë Atë; madje të reagosh për hir të Allahut.

Besimtari që jeton me vetëdijen se ndodhet në një botë sprovash dhe "**nuk e harron përkohshmërinë e tij**", sado t'i kushtojë, ai nuk e devijon rrugën e tij për hir të interesave egoiste të kësaj bote; nuk e çon dëm lumturinë e përjetshme për hir të dashurive kalimtare të kësaj bote përkohshme. Ai nuk mashtrohet nga iluzionet dhe nuk lidhet pas lodrave të përkohshme të kësaj bote; mirësitë e botës tjetër nuk i ndërron me asnjë kënaqësi të kësaj bote. Ai gjithmonë "**preferon botën tjetër në vend të kësaj bote**". Ndërsa mirësitë dhe mundësitë e kësaj bote, përpiqet t'i kthejë në kapitalin e lumturisë së përjetshme në botën tjetër.

Me pak fjalë; ai e kalon një jetë të tërë me devotshmëri. Dhe kjo jetë e devotshme, e bën robin mik të Allahut.

Lexues të nderuar:

Jeta e devotshme, e mbushur me detaje të shumta dhe të fshehta në rrugën e miqësisë me Allahun, në mënyrën më të bukur dhe më të përsosur, është shfaqur në jetën e të dashurve të Allahut. Për ne, ata janë personalitete shembullore të miqësisë me Allahun. E në mënyrë të veçantë, janë shembuj të rrallë në moralin e devotshmërisë së tyre. Lum ai që arrin të përfitojë ashtu siç duhet prej këtyre shembujve.

Nëse ne përpiqemi me sinqeritet e dashamirësi në zbatimin e kritereve për një jetë të devotshme, e cila e kënaq Allahun, në çdo fushë të jetës sonë, -inshAllah- edhe Zoti ynë do të na mësojë ato që nuk i dimë dhe do t'u falë urtësi zemrave tona, që të dallojnë të vërtetën nga e kota dhe të drejtën nga e gabuara.

Në një ajet fisnik, urdhërohet:

***"...kini frikë Allahun! Allahu ju mëson ju*** (atë që nuk

*e dini)!..”* (Bekare, 282)

Është fakt se, ashtu si të gjitha veprat e tjera, edhe kjo vepër modeste që keni në duar do ta arrijë synimin e saj nëse të vërtetat që përmban marrin jetë në zemrat e atyre që e lexojnë. Në lidhje me këtë, mbështetemi në mirësinë dhe ndihmën e Zotit tonë.

**Allahu i Madhëruar u faltë zemrave tona mirësi të larta prej atmosferës shpirtërore të sahabëve fisnikë dhe të evliave, të cilët janë shembuj të mirë për të gjithë besimtarët në “rrugën e drejtë”! Po ashtu, u faltë zemrave tona vesën e frymëzimit prej botës së tyre të gjerë shpirtërore!**

**Amin!..**

**Osman Nuri Topbash**
Korrik 2009
Uskudar



# Ta njohësh shpirtërisht Profetin ﷺ

*Trëndafili është simboli i Profetit tonë ﷺ. Prandaj dhe gjëja më e rëndësishme, që duhet të mësojë njeriu në shkollën e kësaj jete të përkohshme, është:*

*Të njohë atë mbret të Trëndafilave ﷺ,*

*Të përfitojë prej aromës së atij Trëndafili të bekuar dhe prej ndjesive të tij shpirtërore.*

*Të bëhet një pikë vese në petalet e tij...*

*Bota e tij shpirtërore është si një bahçe Xheneti, ku gjenden lulet më të bukura, më të rralla dhe trëndafilat me aromë më të këndshme. Kur besimtari të fillojë të marrë erë nga lulishtja shpirtërore e Pejgamberit ﷺ ai fillon të njësohet dhe të marrë kënaqësi prej dashurisë që ushqen ndaj Pejgamberit ﷺ.*

# TA NJOHËSH SHPIRTËRISHT PROFETIN ﷺ

Një asket pyet një njeri të urtë:

"Kush është më i madh, Xhunejd Bagdadi apo Bejazid Bistami?"

I urti përgjigjet:

*"Për të përcaktuar se kush është më i madh prej këtyre dy robërve të dashur të Allahut, duhet të jesh më i madh prej tyre..."*[1]

Mendjet e cekëta, nuk mund ta kuptojnë kurrë ashtu siç duhet horizontin e urtësisë së të dashurve të Allahut. Përderisa mendja njerëzore është e paaftë të kuptojë urtësinë e të dashurve të Allahut, si mund ta kuptojë vlerën madhështore të Habibullahut?..

Vallë, sa kanë mundur ta shprehin Muhamedin ﷺ, librat e sires, që janë shkruar me mundësitë e kufizuara të fjalëve?!. Mbi të gjitha, kur çdo kalem që ngrihet për të treguar atë,

1. Ahmed Eflaki, Menakibu'l-Arifin, II, 225.

është i fuqishëm aq sa dashuria në zemrën e të zotit…

## HAPËSIRA E PAFUNDME SHPIRTËRORE

Në kohën kur Mevlana Xhelaledin Rumiu po u mbante ligjëratë nxënësve të tij, Shemsi Tebrizi i bëri një pyetje të çuditshme, me qëllim që ta sprovonte:

"Kush është më i madh Bejazid Bistami apo Muhamed Mustafai ﷺ?"

Mevlana, i shokuar nga kjo pyetje, i përgjigjet me ashpërsi:

"Ç'është kjo pyetje e çuditshme?! A mund të krahasohet një profet madhështor, i dërguar si mëshirë për gjithë njerëzimin me një veli, pasuria dhe frymëzimi shpirtëror i të cilit vjen prej tij (profetit)?!."

Shemsi Tebrizi, pa e prishur qetësinë, e shpjegon kështu pyetjen e tij:

"Atëherë, përse Bejazidi kërkoi prej Allahut që ta hidhte në Xhehenem dhe t'ia rriste trupin aq shumë, sa të mos ngelte vend për gjynahqarët, por, sapo doli përballë një shfaqjeje të vogël hyjnore, tha: "Sa madhështor që jam! E madhëroj veten time!..". Ndërsa Profeti ﷺ, ndonëse ishte dëshmitar i shfaqjeve të panumërta hyjnore, me një modesti të pashoqe, duke mos u mjaftuar me gradat e larta shpirtërore që kishte arritur dhe duke falënderuar gjithmonë, kërkonte, kërkonte dhe vazhdimisht kërkonte më shumë, me dëshirën e madhe për të qenë sa më afër Tij (Allahut)?.."

Ky shpjegim e mbështet Xhelaledin Rumiun në kufirin e dijeve të dukshme, që ndriçojnë vetëm mendjen. Duke qën-

druar në këtë pikë, është e pamundur t'i përgjigjesh kësaj pyetjeje. Me një kontroll shpirtëror, Shemsiu e orienton atë në një pikë më të largët, sepse përtej botës së dukshme, ekziston një "botë e fshehtë", pa anë e pa kënd. Në këtë mënyrë, me shpejtësinë e një rrufeje, Shemsiu e shëtit bashkëfolësin e tij drejt thellësive të horizontit shpirtëror në të cilin gjendet në mënyrë të pavetëdijshme.

Megjithëse nën ndikimin e kësaj ndodhie të papritur, Mevlana jep me lehtësi një përgjigje, sikur të ishte një nga mësimet e dijeve të dukshme, që e kishte mësuar përmendsh më parë:

"Fjala e Bejazidit, «Sa madhështor që jam! E madhëroj veten time! Unë jam sulltani i sulltanëve!..», është një shprehje e gjendjes së ngopur shpirtërore. Pra, etja e tij shpirtërore ishte shuar me një shfaqje hyjnore shumë të vogël. Madhësia e oqeanit ishte e pafundme, në krahasim me hapësirën e tij shpirtërore të kufizuar. Për këtë arsye, shpirti i tij u ngop me një shfaqje të vogël dhe ra i velur. Ndërsa mendja e tij doli jashtë botës së saj."

Për sa i përket Profetit ﷺ, atij i ishte treguar e fshehta, "اَلَمْ نَشْرَحْ لَكَ صَدْرَكَ" "***elemneshrah leke sadrake***"[2]. Megjithëse shfaqjet hyjnore e rrethonin nga çdo anë, zemra e tij kishte gjerësinë e kozmosit dhe nuk tundohej lehtë. Për këtë arsye edhe shfaqjet e panumërta hyjnore nuk mjaftonin për të shuar ashkun e tij, por përkundrazi, etja i shtohej edhe më tepër. Ai dëshironte që në çdo çast të ishte gjithmonë e më pranë Zotit të tij. Çdo moment ngrihej nga një gjendje në tjetrën dhe në çdo ngritje bënte teube (pendohej) për gjendjen

2. Inshirah, 1.

e mëparshme duke thënë:

*"O Zot! Nuk munda të të njoh ashtu siç duhet dhe ashtu siç të takon... Nuk munda të të adhuroj ashtu siç e meriton..."*[3]

Ja pra, Mevlana i nderuar i kaloi kufijtë e dijeve të dukshme duke u pjekur në shfaqjet e këtyre të fshehtave dhe urtësive. Ai u bë prej velive të mëdhenj, prej gojës së të cilëve, nën atmosferën shpirtërore dhe me dashurinë profetike, gurgulluan dhe rrodhën burime urtësie.

## NËSE E KE VELIUN TË TILLË

Vajza e Sulltanit Selçuk, njëkohësisht edhe nxënësja e Mevlanës së nderuar, Gyrxhy Hatun, e dërgon piktorin më të famshëm të sarajit tek Mevlana, me qëllim që të pikturonte portretin e tij në mënyrë të fshehtë. Piktori i brengosur shkon pranë Mevlanës dhe i tregon gjithçka. Ndërsa Mevlana, duke buzëqeshur i thotë:

"Nëse mundesh, bëj atë që të është urdhëruar dhe ashtu siç dëshiron!".

Piktori filloi të pikturonte, por, kur përfundoi, vuri re se imazhi i vërtetë i Mevlanës nuk përngjante aspak me atë që ai kishte pikturuar. Kështu që, filloi ta pikturonte nga e para. Ai shpenzoi njëzet fletë duke u munduar të pikturonte Mevlanën, por gjithmonë pa sukses. Më në fund, e kuptoi se nuk mundej më dhe u detyrua të hiqte dorë nga kjo punë. (Këto piktura gjenden edhe sot në muzeun e Mevlanës.)

3. Munavi, Fejzu'l-Kadir, II, 520.

Kjo ndodhi, zgjon shpirtin e piktorit dhe e zhyt atë në mendime të thella, duke e bërë atë një shëtitës të botës së shpirtit. Më në fund, në zemrën e piktorit hapet një dritare, prej së cilës zhytet në përfytyrimin e Profetit ﷺ dhe nga gjuha e tij rrjedhin këto fjalë:

*"Nëse është i tillë veliu i një feje,*
*kush e di se si është profeti i saj?.."*

## ËSHTË PËRFAQËSUESI I DENJË I DËRGUESIT!

Gjatë një ekspedite ushtarake, Halid bin Uelidi رضي الله عنه, kalon natën tek një fis mysliman. Kryetari i fisit e pyet:

- A na tregon ndonjë gjë në lidhje me Profetin ﷺ?

Halidbin Uelidi رضي الله عنه, thotë:

- Jam i paaftë për të treguar bukuritë e të Dërguarit të Allahut. Nëse dëshironi t'jua tregoj me detaje, kjo nuk është e mundur!

Kryetari thotë:

-Na trego me aq sa di! Përshkruaje shkurt!

Atëherë Halidi رضي الله عنه, thotë:

**"I Dërguari është përfaqësues i denjë i Dërguesit!.."**[4]

Pra, meqenëse Dërguesi është Zoti i botëve, madhështinë e të Dërguarit të Tij mendoje vetë!..

Shkurtimisht, asnjë lloj fuqie njerëzore nuk mjafton për të kuptuar madhështinë e të Dërguarit të Allahut. Ne nuk mund

4. Munavi, V, 92/6478; Kastalani, Mevâhib-i Ledünniyye Tercümesi, İstanbul 1984, s. 417.

ta vlerësojmë atë siç duhet, me mendjen tonë të kufizuar. Prandaj, për shkak të dobësisë së mendjes njerëzore në këtë çështje, Allahu Teala e prezanton atë (profetin) personalisht, duke u shprehur:

***"Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për të. O besimtarë! Lutuni për të dhe përshëndeteni me "selam"!"*** (Ahzab, 56)

Me anë të këtij ajeti, Vetë Allahu Teala i bën të ditur mendjes njerëzore se Profeti ﷺ, është një krijim madhështor me cilësi të rralla, një vepër e mrekullueshme e Tij.

Për këtë arsye, të tregosh atë, është shkalla më e lartë e devotshmërisë ndaj Allahut. Pa e kuptuar dhe pa e njohur atë, pa ndjekur gjurmët e tij dhe pa përfituar prej ndjesive të tij shpirtërore, as besimi ynë nuk është i plotë, as Kuranin nuk mund ta kuptojmë dhe as devotshmëria jonë nuk është e përsosur...

Në një ajet fisnik urdhërohet:

***"Atë e zbriti Shpirti i besueshëm*** *(Xhebraili)* ***në zemrën tënde*** *(o Muhamed)*, ***që të jesh nga ata që paralajmërojnë. E zbriti në gjuhën e qartë arabe."*** (Shu'ara, 193-195)

Jeta e tij profetike prej njëzet e tre vjetësh, është një tefsir më vete i Kuranit Kerim. Prandaj, të fshehtat dhe urtësitë e Kuranit mund të kuptohen vetëm duke përfituar prej ndjesive të tij shpirtërore.

## RRUGA MË E MIRË PËR TA NJOHUR ATË

Më shumë se sa duke lexuar librat, Profetin ﷺ, mund ta njohim duke lexuar zemrat. Pra, duke përfituar prej botës

shpirtërore të njerëzve të devotshëm dhe të diturve, që janë edukuar me moralin profetik. Ai mund të lexohet në mënyrën më kuptimplote, vetëm me ndjenjat e shpirtit të besimtarëve të devotshëm. Aq sa mund t'i afrohemi me devotshmëri, aq edhe mund ta njohim atë. Në një ajet fisnik urdhërohet:

***"...ruajuni Allahut! Allahu ju mëson juve** (atë që nuk e dini)**; Allahu është i Dijshëm për çdo gjë."*** (Bekare, 282)

Prandaj, të mësosh "Sijer-i Nebi" (historinë e Profetit ﷺ), nuk arrihet vetëm me një lexim kronologjik të ngjarjeve. Ata që e dinë më mirë "Sijer-i Nebi", janë ata, jeta e të cilëve u përngjan më së shumti jetës së Profetit ﷺ. Ata që e njohin më mirë atë, janë ata që jetojnë me devotshmëri dhe përpikëri sunetin e tij, janë të dashurit e Allahut, të cilët jetojnë të përmalluar për atë diell të mëshirës. Ata ecin në gjurmët e të Dërguarit të Allahut, ashtu siç ecën hija mbas të zotit.

Ashtu siç është vërtetuar edhe në ajetet fisnike, Profeti ﷺ, nuk fliste kurrë nga vetja. Ai ishte vetëm përkthyesi, zbatuesi, shpjeguesi, ligjëruesi dhe përfaqësuesi i asaj që i shpallej prej Allahut. Edhe të dashurit e Allahu, të cilët e duan me gjithë shpirt të Dërguarin fisnik, nuk flasin prej vetes së tyre. Bota e tyre e brendshme është boshatisur nga gjërat e kota dhe kraharorët e tyre janë mbushur me frymën e udhëzimit të Profetit ﷺ, me moralin e të cilit edhe janë edukuar. Zemrat e tyre janë pasqyra që reflektojnë nurin e së vërtetës dhe, siç është shprehur edhe Profeti ﷺ: *"...Allahu është bërë veshi, me të cilin dëgjojnë, syri me të cilin shikojnë, dora me të cilën punojnë, këmba me të cilën ecin, zemra me të cilën ndjejnë dhe gjuha me të cilën flasin".* (shih. Buhari, Rikak, 38.)

Profeti ﷺ, është një diell që mbush çdo gjë me emocione

lumturie dhe me udhëzimin e tij ndriçon të gjitha botët. Edhe të dashurit e Allahut, të cilët janë trashëgimtarë të profetëve, me devotshmërinë e tyre janë bërë si drita e hënës, që reflekton dritën e diellit. Ekzistenca e dritës së hënës është e lidhur ngushtë me dritën e diellit, sepse nuri, bukuria dhe madhështia e dritës së hënës është një reflektim i vogël që vjen prej diellit…

Në veprën e tij "Gylistani", shejh Sadi shprehet në mënyrë krahasuese kështu, në lidhje me ndikimin e Profetit ﷺ, tek të dashurit e Allahut: Një njeri shkoi në hamam dhe një nga miqtë e tij i dha një copë argjile me erë të këndshme për t'u pastruar. Prej argjilës përhapej një aromë e këndshme, që të ledhatonte shpirtin. Prandaj dhe njeriu e pyeti argjilën:

- Ah, moj e bekuar! Mos je gjë misk apo amber? Aroma jote ma kënaqi shpirtin…

Argjila i thotë:

- Unë nuk jam as misk dhe as amber, por veçse një copë tokë. Por gjendem poshtë rrënjëve të një trëndafili dhe çdo mëngjes lagem prej pikave të vesës që bien nga gonxhet e tij. Pra, edhe aroma e këndshme që të kënaqi shpirtin, vjen prej atij trëndafili…

Trëndafili është simboli i Profetit ﷺ. Prandaj dhe gjëja më e rëndësishme, që duhet të mësojë njeriu në shkollën e kësaj jete të përkohshme, është:

Të njohë atë mbret të Trëndafilave.

Të përfitojë prej aromës së atij Trëndafili të bekuar dhe prej ndjesive të tij shpirtërore.

Të bëhet një pikë vese në petalet e tij…

## DASHURIA PËR MUHAMEDIN ﷺ

Aq sa dashuri gjendet në zemrat tona për Profetin ﷺ, aq e njohim edhe ne atë. I dashuri i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Njeriu është bashkë me atë që do".* (Buhari, Edeb, 96)

Gjëja e vetme që bashkon zemrat, është dashuria. I lidh ato me njëra-tjetrën, ashtu siç lidhen instalimet elektrike. Kjo gjendje i ngjan parimit fizik, të "gypave komunikues". Për sa kohë që lidhja e dashurisë mes tyre vazhdon, ata fillojnë të ngjajnë me njëri-tjetrin. Dëshirat, urrejtjet, ndjenjat dhe mendimet e tyre, fillojnë të bëhen të përbashkëta.

Dy njerëz që e duan me të vërtetë njëri-tjetrin, i dhurojnë njëri-tjetrit atë që pëlqejnë më shumë. Dhurojnë lulet më të bukura dhe bëjnë punët më të pëlqyeshme. Ai që do, do edhe ata që e duan atë që do dhe urren ata që ai nuk i do. Nuk e harron dhe nuk e lëshon kurrë nga gjuha atë.

## SEPSE KËSHTU VEPRONTE AI...

Djali i Omerit ﷺ, Abdullahu ﷺ, gjithë jetën e tij, që prej fëmijërisë, e kishte ndjekur hap pas hapi të Dërguarin e Allahut ﷺ. Ai mundohej të bënte çdo gjë që bënte Profeti ﷺ, edhe pse mund të mos e kuptonte urtësinë e tyre.

Nëse e shihte të Dërguarin e Allahut të pinte ujë në një çezmë, shkonte edhe ai e pinte ujë atje. Nëse e shihte të Dërguarin të ulej nën hijen e një peme, ulej edhe ai herë pas here nën hijen e asaj peme. Nëse e shihte Profetin ﷺ, të ulej duke u mbështetur pas një shkëmbi, shkonte edhe ai dhe ulej, duke u mbështetur atje.

Njëherë, gjatë sezonit të haxhit, Abdullah ibën Omeri ﵁, ishte ulur në një shkëmb në rrëzë të malit “Xhebeli Rahme”. Kur e pyetën për arsyen e këtij veprimi, u përgjigj:

*“Profeti ﷺ, pas haxhit të lamtumirës, ishte ulur mbi këtë shkëmb”.*

Kur ishte duke udhëtuar me një karvan, e ndaloi karvanin në një vend dhe shkoi tek një pemë, e cila ndodhej në një kodër pak më tutje dhe u kthye përsëri. Kur e pyetën për këtë veprim, ai u përgjigj:

*“Një ditë, kur po kalonim këtej, Profeti ﷺ, shkoi pranë asaj peme dhe u kthye përsëri…”*

Gjendja e këtij sahabi të dashuruar me Profetin ﷺ, të cilin e ndiqte si hija të zotin, është mbresëlënëse edhe në momentet të fundi të jetës:

Ibën Omeri ﵁, u sëmur papritur, kur ndodhej në Meke. Sipas një transmetimi, ishte helmuar nga Haxhaxhi dhe po vuante shumë. Ashtu siç ishte, e morën dhe e futën në çadër. As nuk mund të fliste dhe as nuk mund të lëvizte dorën, por kërkonte t’u thoshte diçka atyre që kishte pranë. Mirëpo ata, nuk arritën të kuptonin se çfarë donte. Duke pritur ashtu pa rrugëzgjidhje, në çadër hyn një njeri i cili e njihte nga afër Abdullah ibën Omerin ﵁. Ata që gjendeshin aty, i treguan menjëherë se Abdullahu dëshironte të thoshte diçka, por ata nuk kishin mundur ta kuptonin. Njeriu i pyeti:

-Çfarë bëtë ju?

Ata u përgjigjën:

-E ndihmuam të merrte abdest.

Njeriu pyet përsëri:

-A e fërkuat me ujë pas veshit?

-Jo, harruam!..- thanë ata.

Njeriu tha:

-A e njihni se kush është ai? Gjithë jetën e tij u mundua të bënte gjithçka që bënte Profeti ﷺ dhe ruhej nga gjithçka që ruhej ai.

Menjëherë e fërkuan me ujë pas veshit. Ndërsa Abdullah ibën Omeri رضي الله عنه, çlirohet, buzëqesh dhe e dorëzon shpirtin i qetë.

Ky pra ishte një nga sahabët, zemra e të cilit ishte mbushur me dashurinë për Muhamedin ﷺ. Siç tregonin kujdes të veçantë për çdo urdhër që dilte nga goja e Profetit ﷺ, ashtu tregonin kujdes edhe për çdo aludim apo shenjë që bënte ai. Madje, mjaftonte që ta shihnin vetëm njëherë duke bërë një vepër të mirë dhe nuk ishte nevoja që ai ta urdhëronte, por e ndiqnin atë sunet me përpikëri gjatë gjithë jetës së tyre.

Enes رضي الله عنه, transmeton:

"Një ditë, e pashë Profetin ﷺ, të falte gjashtë rekate në namazin e duhasë. Që prej asaj dite, nuk e kam braktisur kurrë atë namaz."

Hasan Basriu (Allahu e mëshiroftë!), i cili na e ka sjellë këtë transmetim, me të njëjtat ndjenja, thotë:

"Pas fjalëve të Enesit رضي الله عنه, as unë nuk e braktisa kurrë më atë namaz." (Taberani, Eusat, II, 68/1276)

Xhabiri رضي الله عنه, transmeton:

"Një ditë, Profeti ﷺ, më kapi prej dore dhe më mori në shtëpinë e tij. Nxori një copë bukë dhe pyeti familjen:

*- A ka ndonjë gjë tjetër (për ta shoqëruar bukën)?*

Ata thanë:

*- Nuk ka gjë tjetër, përveç uthullës.*

I Dërguari i Allahut thotë:

*-Sa ushqim i mirë është uthulla!*

Që kur dëgjova këto fjalë të Profetit ﷺ, edhe mua më pëlqen ta përdor uthullën gjatë ushqimit". (Muslim, Eshribe, 167-169)

Ja pra, kështu ndryshonin shijet dhe kënaqësitë në zemrat e mbushura me dashurinë për Muhamedin ﷺ. Një shembull tjetër i kësaj gjendjeje, është edhe dijetari i madh i hadithit, Imam Neveviu (Allahu e mëshiroftë!). Edhe ai mundohej ta ndiqte Profetin ﷺ, me aq kujdes, saqë, gjatë gjithë jetës së tij nuk ka ngrënë kurrë shalqi (bostan), vetëm sepse nuk e dinte se si e kishte ngrënë Profeti ﷺ dhe kishte frikë se mos vepronte ndryshe.

Edhe i nderuari Ahmedi Jesevi ishte i dashuruar pas Profetit ﷺ. Për shkak se Profeti ﷺ, ndërroi jetë në moshën 63 vjeçare, Ahmed Jesevi hoqi dorë nga shëtitja nëpër tokë pasi arriti këtë moshë dhe u mbyll në një vend që i përngjante varrit, duke kaluar aty dhjetë vitet e tij të fundit në një jetë askete.

Muezini i të Dërguarit të Allahut ﷺ, zëri i ëmbël i bahçeve të Xhenetit, Bilali رضي الله عنه, pas emigrimit të Profetit ﷺ, në botën tjetër, nuk mundi të qëndronte më në Medine. Ky sahab, që e donte kaq shumë Profetin ﷺ, gjithë jetën e tij e kaloi me shpirt të djegur prej mallit për Profetin ﷺ. Ai ndërroi jetë në Damask, në moshën 60 e ca vjeçare dhe në momentet e fundit ka thënë këto fjalë:

“Nesër do të takohem me miqtë e mi të dashur InshAllah. Do të takohem me Muhamedin ﷺ dhe shokët e tjerë”.

Bashkëshortja e tij, nga një anë qante, duke thënë “Vaj medet për mua!”, por nga ana tjetër gëzohej në shpirt, me mendimin “Sa mirë për Bilalin!” رضي الله عنه, i cili do të takohet me Profetin ﷺ. (Dhehebi, Sijer, I, 359)

Nëse jeta jetohet me një dashuri të tillë për Profetin ﷺ, vdekja dhe bashkimi kthehet në një gëzim dhe festë.

Për zemrat e dashuruara me Profetin ﷺ, vdekja është një çast gëzimi dhe lumturie, një “sheb-i arus” (natë dasme). Sa mbresëlënëse është gjendja e bashkëshortes së Profetit ﷺ, nënës së besimtarëve, Aishes رضي الله عنها:

Profeti i dashur ﷺ, ndërroi jetë në dhomën e nënës sonë, Aishes رضي الله عنها dhe u varros po aty. Nëna jonë, Aisheja رضي الله عنها, e cila pati fatin e madh të ishte bashkëshortja e të Dërguarit të Allahut, nuk e braktisi dhomën e saj edhe pasi Profeti ﷺ, ndërroi jetë. Ajo vazhdoi të jetonte në krye të varrit të Profetit ﷺ, si një kujdestare besnike. Dy vjet e tre muaj më vonë, ndërroi jetë edhe babai i saj Ebu Bekri رضي الله عنه, i cili u varros në të njëjtën dhomë me Profetin ﷺ. Tashmë, aty kishte vend vetëm për një varr tjetër. Prandaj dhe Aisheja رضي الله عنها, atë vend e ndau për veten e saj. Mirëpo, në momentet e fundit të jetës së tij, Omeri رضي الله عنه, kërkoi leje prej Aishes رضي الله عنها, që atë vend t’ia linte atij. Dhe ashtu ndodhi… Aisheja رضي الله عنها, duke shfaqur virtytin e lartë të bujarisë, ia lëshoi vendin Omerit رضي الله عنه.

Sipas një transmetimi, kur në dhomë ndodheshin vetëm varri i Profetit ﷺ dhe varri i Ebu Bekrit رضي الله عنه, Aisheja رضي الله عنها, mund të lëvizte lirshëm brenda në dhomë. Por, pasi në atë dhomë u varros edhe Omeri رضي الله عنه, për shkak të ndjenjës së madhe të

turpit, Aisheja ﵂, e ndau dhomën me një perde.

Shumë mbresëlënëse janë edhe këto dy amanete që la pak para se të ndërronte jetë nëna jonë Aisheja ﵂, e cila jetoi lumturinë e të qenit gjatë gjithë jetës pranë të Dërguarit të Allahut.

1. Kur të vdes shpejtojini punët e xhenazes dhe më varrosni, qoftë edhe natën.

2. Kur të bartni xhenazen time për në varr, në një qoshe të xhenazes digjni degë hurme të thata.

Sipas zakoneve të vjetra arabe, natën e dasmës, kur nusja përcillej për tek dhëndrri, dasmorët digjnin degë hurme të thata.

## KUJDESI NDAJ SUNETIT TË PROFETIT ﷺ

Treguesi më i rëndësishëm i njohjes dhe dashurisë ndaj Profetit ﷺ, është zbatimi me përpikëri i sunetit të tij. Nëse në zemër nuk ekziston dashuria për Profetin ﷺ, zbatimi i sunetit të tij, është diçka që bëhet për sy e faqe dhe të privon prej përfitimeve dhe begative shpirtërore.

Në lidhje me rëndësinë e zbatimit me dashuri të sunetit profetik, një dijetar i madh mysliman, shprehet:

“Shkëputja një nga një prej suneteve të Profetit ﷺ, i ngjan këputjeve një nga një të fijeve të litarit, i cili më në fund këputet plotësisht. Litari është i fortë, kur është i plotë. Por, nëse fijet e tij zgjidhen një nga një, ai litar nuk mund të quhet më i fortë. Largimi një nga një i suneteve prej jetës sonë, - Allahu na ruajtë! – bën që lumturia jonë në botën tjetër të ngelet e

varur në fije të pambukut".

Prandaj dhe aftësia më e madhe e të dashurve të Allahut dhe të diturve që e njohin më së miri Pejgamberin ﷺ, është të jetuarit e sunetit të tij me një dashuri dhe kujdes të jashtëzakonshëm.

Padyshim që në mesin e njerëzimit, më i merituari për t'u dashur, është personaliteti më shembullor që na ka falur Allahu Teala, Habibi i Allahut, Muhamed Mustafai ﷺ. Bota e tij shpirtërore është si një bahçe Xheneti, ku gjenden lulet më të bukura, më të rralla dhe trëndafilat me aromë më të këndshme. Prandaj, në këtë pikë jemi të detyruar t'i bëjmë disa pyetje vetvetes:

Sa po përfitojmë prej flladeve shpirtërore, që vijnë prej asaj bahçeje të Xhenetit?

Sa i ngjan jeta jonë familjare jetës së tij familjare?

Sa i zbatojmë rregullat që vendosi ai në lidhje me tregtinë?

Sa i zbatojmë rregullat që vendosi ai në lidhje me jetën shoqërore?

Zemra e tij rrihte fort për të mjerët, të pashpresët, jetimët dhe ata që prisnin udhëzim. Po ne, sa të ndjeshëm jemi ndaj tyre?

Sa e përfaqësojmë ne, si umet i atij njeriu me moral të lartë, çiltërsinë, pastërtinë e shpirtit dhe zemrës, mirësjelljen, delikatesën dhe estetikën e islamit?

**Allahu Teala na bëftë robër të devotshëm dhe një umet që e meriton të quhet umeti i Muhamedit ﷺ! Na bëftë prej atyre që e lexojnë me syrin e zemrës Profetin ﷺ, të cilin Allahu i Madhëruar ia ka falur njerëzimit si**

**personalitetin më shembullor deri në ditën e kijametit! Na bëftë prej atyre që frymëzohen prej tij dhe që jetojnë me sunetin e tij! Na bëftë prej atyre që në ditën e kijametit do të mblidhen nën sanxhakun e tij, do të shijojnë prej ujit të Keutherit dhe do të kenë fatin të arrijnë shefatin (ndërmjetësimin) e tij!**

**Amin!..**



# Modestia

*Robëria ndaj Allahut fillon me perceptimin e brishtësisë përballë madhështisë së Allahut. Tek personi që është i vetëdijshëm për këtë nuk mund të shfaqet mendjemadhësia, egoja, uni dhe dëshirat e tepruara të materiale.*

*Ashtu si degët e pemëve, frutat e pjekura të të cilave bien poshtë dhe ushqejnë me bujari njerëzit, ashtu edhe njerëzit e ditur, të urtë, të zgjuar e të zgjedhur janë modestë e bujarë ndaj njerëzve. Kështu që njeriu duhet ta shndërrojë veten në një thesar prej të cilit përfitojnë të gjitha krijesat.*

# MODESTIA

“***Morali i bukur***”, i cili lind e gjallohet nga vlerat e besimit, është sekreti që e bën njeriun njeri duke e njohur atë me thelbin e qenies dhe duke e çuar drejt qëllimit final të krijimit të tij.

Pjekuria, virtytet dhe vlerat e vërteta të njeriut janë në përputhje me nivelin e moralit të tij. Për të qenë shërbëtor i Zotit në këtë dynja, në mënyrë që të fitohet kënaqësia e Tij, është e domosdoshme që njeriu të piqet në aspektin kuptimor. Por, në të njëjtën kohë pjekuria kuptimore lidhet ngushtë me “***Edukimin shpirtëror***”.

## MIQTË E ALLAHUT

Ashtu si çdo mjeshtri ka nevojë për një udhërrëfyes, po ashtu edhe mjeshtëria e ndërtimit të një personaliteti të bukur e të fortë ka nevojë për një shembull konkret e të qëndrueshëm, i cili të shndërrohet në pikë orientimi për njeriun. Në rastin konkret, këtë funksion e kryejnë “***Miqtë e Allahut***”. Në krahasim me të tjerët, ata kanë këto epërsi:

- Kanë skalitur në karakterin e tyre gërshetimin e diturive të dukshme e të padukshme.

- Kanë rrugëtuar në aspektin shpirtëror, duke kaluar shumë stacione të zuhdit e të takvasë, duke u përsosur në veprimet e tyre.

- Shikimin e tyre konceptual e kanë shtrirë në të dy botët, duke arritur kështu në lumturinë e të shijuarit të imanit e në thellimin emocional.

- Të gjitha përpjekjet e tyre janë në shërbim të shpëtimit të njerëzimit nga veset e këqija dhe kurthet e egos. Pra, ata janë të plotësuar në besimin e tyre, duke u bërë vepërmirë e besimdrejtë dhe me plot cilësi të tjera që e lartësojnë njerëzimin në moralin e bukur e në qiejt e dritës.

Ata e kujtojnë Allahun e Lartmadhëruar, sepse bota e tyre shpirtërore është vazhdimisht në kontakt me Atë. Ata që ecin në gjurmët e tyre pajisen me urtësinë e me marifetin e të shikuarit të jetës dhe ngjarjeve të ndryshme nëpërmjet dritares së Ahiretit.

Gjendjet dhe veprimet e miqve të Hakut janë tërësisht në përputhje me vullnetin dhe dëshirën e Tij. Në lidhje me këtë, Pejgamberi ﷺ na bën të ditur se Allahu i Lartmadhëruar ka thënë:

***"...Pasi unë e dua robin Tim, atëherë Unë bëhem gjuha me të cilën ai flet, zemra me të cilën ai mendon, veshi me të cilin ai dëgjon, syri me të cilin ai shikon, dora me të cilën ai bart dhe këmba me të cilën ai ecën..."*** (Buhari, Rikak, 38; Mexhmau'z-Zevaid, II. 284)

Morali i njerëzve të Hakut mbart në vetvete rrezatimet

shpirtërore të Pejgamberit ﷺ, i cili ishte edhe komentuesi praktik (me veprime konkrete) i Kuranit Fisnik.

Miqtë e Zotit, të cilët përpiqen me mish e shpirt të sendërtojnë në mënyrë sa më të përpiktë Sunetin e Diellit të Shpalljes, të Dërguarit të Allahut ﷺ janë si drita e hënës. Ata janë si pasqyra që reflektojnë qartazi bukuritë e moralit të të Dashurit të Allahut. Prandaj, ata që lidhen me miqtë e Hakut nëpërmjet dashurisë, duke vërejtur me zemër e kujdes të veçantë veprimet dhe gjendjet e tyre do të mund të bëhen dëshmitarë të manifestimeve të holla të moralit profetik.

Si rezultat i sinqeritetit që ata kanë, Allahu i Lartmadhëruar u dhuron në zemra, miqve të Tij, fuqi ndikuese dhe mrekulluese. Kjo sepse ata tregojnë qëndrueshmëri në të jetuarit e asaj që predikojnë. Kështu, me gjendjet dhe veprimet e tyre ata rezultojnë pashmangshmërisht rrezatues e ndikues tek të tjerët, duke u bërë ngado përfaqësuesit më të denjë të mirësjelljes dhe delikatesës islame.

Fjalët që nuk jetohen, ashtu si dhe veprimet sipërfaqësore që janë larg sinqeritetit, u ngjajnë dhuratave me ambalazh të bukur, por që brenda janë krejt bosh. Përballë furtunave të jetës, këto fjalë e vepra humbin e shuhen, duke mos lënë asnjë gjurmë pas. Sekreti i gjurmëve të pashlyeshme, që miqtë e Allahut lënë në zemrat e njerëzve, është sinqeriteti dhe dashuria e pamatë.

Prandaj, siç shprehet poeti i madh turk, Junus Emre, tasavvufi nuk qëndron tek taxhja, hërka apo në disiplinat e ndryshme të dhikrit, por thelbi i tij është vrapimi për tek Allahu, duke u thelluar shpirtërisht në manifestimet plot urtësi që na ofron universi dhe jeta. E tërë kjo është e mundur vetëm

në sajë të perceptimit të të qenit një hiç përballë rrezatimeve të fuqishme e të madhërishme të Allahut, duke jetuar në çdo frymë me përgjërimin ndaj Tij e duke thënë: "***Të lutem o Zoti im***" **(Aman ya rabbi).**

Miqtë e Allahut janë gjithandej burim mëshire dhe mirësie. Janë një prehër dhembshurie dhe dashurie për të gjitha shtresat shoqërore. Gjithashtu, ata i tërheqin njerëzit si magnete nga e vërteta, duke u shndërruar në qendër ndikimi pozitiv. Allahu i Lartmadhëruar i ka pajisur me moralin e Tij, duke i dashur dhe duke i bërë po kaq të dashur edhe tek të tjerët. Në një ajet kuranor thuhet:

***"Në të vërtetë, atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i Gjithëmëshirshmi do t'u dhurojë dashuri."*** (Merjem, 96)

Prandaj miqtë e Allahut nuk harrohen edhe pasi ndërrojnë jetë, sepse vazhdojnë të jetojnë në zemrat e dashamirësve të tyre. Kjo dashuri që Allahu i Lartmadhëruar ua dhuron shpirtërave fatlumë, është një nderim i madh, i cili bëhet shkak për arritjen e të shpëtimit. Pejgamberi ﷺ ka premtuar se në botën tjetër njeriu do të jetë së bashku me atë që do. Përpjekjet për t'iu gjendur afër këtyre njerëzve të veçantë e për t'i dashur për hir të Allahut, e afrojnë njeriun me Zotin e tij.

Në qoftë se ndjejmë dashuri për të dashurit e Allahut dhe nëse dëshirojmë që në botën tjetër të jemi së bashku me ta, atëherë duhet të punojmë që të pajisemi me moralin e tyre të bukur, sepse një nga shenjat e dashurisë është shkrirja e njeriut në gjendjet shpirtërore të atij personi që dashuron. Për t'u pajisur me moralin e të dashurve të Allahut, është e domosdoshme t'i vëzhgojmë me kujdes manifestimet e moralit

të bukur tek këta njerëz. Një nga tiparet më dallues të rrezatimit të moralit të bukur tek miqtë e Hakut është:

## MODESTIA – NJË EDUKATË E LARTË E ROBËRISË NDAJ ALLAHUT

Robëria ndaj Allahut është para së gjithash çështje vetëdije. Të kuptosh që je një hiç përballë rrezatimeve madhështore e të fuqishme hyjnore, ashtu siç hymë me dëshirën e Allahut nga mosekzistenca në ekzistencë, duhet të dimë se vetëm me dashjen dhe me ndihmën e Zotit është e mundur që qenia jonë të vazhdojë ekzistimin. Ne i jemi nevojtarë Atij në çdo frymëmarrje, e kjo përbën esencën e robërisë ndaj Allahut. Thënë ndryshe, robëria ndaj Allahut, kjo shkallë kaq e lartë shpirtërore, është e lidhur ngushtë me mundësimin e perceptimit të pozitës sonë të brishtë përballë pushtetit të Allahut të Lartmadhëruar, si dhe me vetëdijësimin në lidhje me kufijtë tanë. E te një njeri që mund ta vërejë me sytë e zemrës këtë të vërtetë, nuk mund të shfaqet mendjemadhësia, egoja, uni dhe dëshirat e tepruara të materiales, por nderimi, respekti dhe edukata. Te ai shfaqet një gjendje falënderimi dhe pëlqimi për gjendjen e robërimit ndaj Zotit, ashtu si një nga miqtë e Allahut, Hydaji, i cili mbështetej tek Allahu duke thënë *"Ti je ai që merr, Ti je ai që jep, Ti je ai që vepron! Çfarë na ke dhënë atë kemi, përtej saj asgjë!"*

Prandaj, themi se ata që nuk kanë modesti nuk mund ta perceptojnë fuqinë dhe madhështinë e Allahut të Lartmadhëruar.

Mevlana këshillon uljen e kokës, për të shprehur modestinë e vërtetë dhe të jetuarit së brendshmi, për të përjetuar ndjenjën e të qenit një hiç përballë fuqisë e pushtetit të Allahut.

Ai është shprehur kështu:

*"Unë u bëra rob, u bëra rob, u bëra rob. Unë jam një rob i dobët, pata turp që nuk mund të kryeja tërësisht obligimet e robërisë, prandaj e ula kokën poshtë. Të gjithë robërit gëzohen kur fitojnë lirinë. Ndërsa unë o Zot gëzohem që jam robi – skllavi Yt."*

Njëherë, nipi i Pejgamberit, Hasani, pasi bëri tavaf Qaben dhe pasi fali dy rekat në Makamin Ibrahim, iu lut Allahut me gjithë shpirt:

*"Ja Rabbi (o Zoti im)! Të erdhi në derën tënde robi Yt i dobët! O Allahu im! Të erdhi në derë shërbëtori Yt i pafuqishëm! Ja Rabbi! Të erdhi në derën Tënde lypsari Yt! Të erdhi në derën Tënde i varfëri Yt!.."*

Pasi Hasani u largua prej aty, hasi në rrugë disa të varfër që përpiqeshin të ngopeshin me një copë bukë. Ai u dha atyre selam! Ata e ftuan Hasanin që të ndanin me të ushqimin që Allahu u kishte bërë rrisk për të ngrënë atë ditë. Nipi i Pejgamberit, Hasani u ul pranë tyre dhe u tha: "*Sikur ta dija që kjo që ju po hani nuk është sadaka, do të haja së bashku me ju."*.

Më pas atyre u tha: "Ngrihuni të shkojmë në shtëpinë tonë!"

Pasi i ushqeu ata njerëz të varfër, u dha rroba e një shumë të hollash. Pastaj i përcolli përzemërsisht." (Ebshihi, *el-Mustatraf*, Bejrut 1986, I, 31)

Ja pra, kjo është një modesti e vërtetë, një edukatë e lartë robërie që e bën besimtarin të jetojë me dashuri të thellë për Zotin e për krijesat e Tij. Ata që do të mund ta skalisin mirë në

personalitetin e tyre këtë edukatë, do të jenë shumë të matur dhe të kujdesshëm në çdo gjendje dhe në çdo veprim të tyre. Allahu i Lartmadhëruar ka thënë në Kuranin famëlartë:

***"Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë..."*** (Furkan, 63)

***"Mos ec nëpër tokë me mendjemadhësi, se ti, në të vërtetë, nuk mund ta çash tokën e as të arrish lartësinë e maleve."*** (Isra, 37)

***"Mos i trajto njerëzit me nënçmim dhe mos ec në tokë me mendjemadhësi, se Allahu nuk i do mendjemëdhenjtë e mburracakët!"*** (Lukman, 18)

Në këto ajete kuranore është ndaluar të ecet në tokë me mendjemadhësi e me sjellje të ndryshme që tregojnë sadopak kryelartësi. Pejgamberi ﷺ ecte shpejt si të ishte në një tatëpjetë, por kokëulur, e kështu ai zotëri tregonte edukatën e tij të modestisë.

Të ecësh duke parë majat e gishtave të këmbës tregon modesti, edukatë, maturi, ruajtje të syrit nga harami, lidhje të besimtarit me urdhëresat e Allahut të Lartmadhëruar dhe ato të të Dërguarit të Tij ﷺ.

Jo vetëm në ecje, por edhe shprehja e modestisë në çdo gjendje e veprim bëhet shkak për të fituar dashurinë e Allahut.

Në një hadith, Pejgamberi është shprehur:

"...Allahu do ta lartësojë atë që tregon modesti për hir të Tij dhe do ta poshtërojë atë që tregohet mendjemadh..." (Hejthemi, X, 325)

Një nga miqtë e Allahut, Mevlana, me siguri pasi kishte

kuptuar sekretin e modestisë, në lidhje me të na këshillon të bëhemi si dheu:

"Allahu urdhëroi: 'O njeri, shiko me kujdes e vëre në trupit tënd, që e krijova nga dheu mbolla një farë nga shpirti im, e kështu e lartësova. Ti ishe pluhur i kësaj toke e mbi të gjitha krijesat, të lartësova ty. Të dhurova mendjen e të dhashë dashuri. Ti bëj një përpjekje e në vetvete mbill modestinë që Unë ta vë çdo gjë nën urdhrin tënd.'"

Kurse Sadi-i Shiraziu, për të na tërhequr vëmendjen drejt modestisë, si një ndër sekretet e lartësimit shpirtëror, na flet për urtësinë e ujit:

"Përmbytjes nga vërshimi i saj mendjemadh i imponohet të ulë kokën e të ecë duke u zvarritur përtokë! Ndërsa pikën e vesës, prej se është e vogël dhe e pafuqishme, dielli e lartëson me dashurinë e tij."

Modestia që Allahu i Lartmadhëruar dëshiron të shohë tek njeriu është shkak i shumë mirësive. Allahu i Lartmadhëruar ka thënë në një ajet kuranor:

***"Dhe jepu lajme të mira atyre që janë të përulur, atyre, zemrat e të cilëve frikësohen, kur përmendet Allahu, që*** *(janë)* ***të durueshëm për gjithçka që i godet, që falin namazet dhe që ndajnë nga ajo, që Ne ua kemi dhënë."*** (Haxhxh, 34-35)

Prandaj, sinqeriteti dhe modestia janë të një rëndësie themelore për plotësimin deri në përsosje të përgjegjësive tona të robërimit ndaj Hakut.

## SHPATA PRET QAFËN E KRYELARTIT

Njerëzit që qëndrojnë larg egos dhe unit, pra modestët, janë të siguruar nga shumë rreziqe shpirtërore. Këtë të vërtetë Mevlana na e shpjegon nëpërmjet kësaj ngjashmërie:

"Shpata pret qafën e kryelartit…, ndërsa hijen nuk është e zonja ta presë asnjë shpatë, sepse është shtrirë për tokë dhe është bërë njësh me të."

Modestia e vërtetë që e lartëson njeriun, bëhet shkak për urtësimin dhe për thellimin shpirtëror të tij. Në Methnevi thuhet shprehimisht:

"Si rezultat i modestisë, edhe nëse së jashtmi zvogëlohesh, Allahu të rrit së brendshmi e t'i hap sytë e zemrës, duke të të dhuruar mundësinë të shohësh thelbin e çdo gjëje. Kështu ia arrin fatlumësisë së hadithit, që thotë: «O Zoti im, na i shfaq të vërtetat e gjërave ashtu siç janë në të vërtetë!»"

Modestia bën të mundur të lindet mëshira, shërbimi dhe bujaria. Një njeri modest është hyzmeqar, i mëshirshëm e i dhembshur. Në të kundërt, ata që nuk kanë modesi janë mendjemëdhenj, kopracë dhe të privuar nga mirësitë e Allahut.

Në veprën *"El-Bahru'l-Mevrud"*, Imam Sharani është shprehur:

*Në kuvendimet shpirtërore përfitojnë më tepër njerëzit modestë e të thjeshtë. Kjo sepse mëshira hyjnore zbret në zemrat e atyre që janë modestë e të thjeshtë. A nuk i shihni që ujërat e shiut mblidhen vazhdimisht nëpër gropa e fusha dhe rrjedhin në përrenj!"*

## MODESTIA E PEJGAMBERIT ﷺ

Pejgamberi ﷺ ka thënë:

*"Allahu i Lartmadhëruar më shpalli: **'Jini deri në atë masë modestë ndaj njeri tjetrit, sa asnjëri nga ju të mos i kalojë kufijtë e tij duke i bërë vëllaut të vet ndonjë padrejtësi. Gjithashtu, asnjëri prej jush të mos mburret para të tjerëve duke e parë veten mbi të tjerët.'"*** (Muslim, Xhenet, 64)

Pejgamberi ﷺ, i cili ishte dërguar për të përsosur moralin e bukur, i përgjigjej ftesës së skllevërve, i mbante afër, pranonte dhuratat e tyre, qofshin ato edhe edhe dy pika qumësht, e dhuratave të tyre u përgjigjej po me dhurata. Ai tregohej shumë i kujdesshëm ndaj kërkesave dhe nevojave të individëve që i përkisnin shtresave të lodhura të shoqërisë.

Kur Pejgamberi ﷺ u nis bashkë me sahabet e tij drejt Bedrit, numri i deveve në dispozicion nuk ishte i mjaftueshëm, prandaj ata ishin të detyruar që të përdornin një deve të vetme për tre persona, duke hipur e zbritur me radhë. I Dërguari i Allahut ﷺ udhëtoi me të njëjtën deve me Aliun dhe Ebu Luhabe ؓ. Kur i erdhi radha Pejgamberit ﷺ të ecte në këmbë dy shokët i tij i thanë:

"*O i Dërguari i Allahut! Ju lutem mos zbrisni! Ne dëshirojmë të ecim edhe për ty*", Pejgamberi ﷺ u përgjigj:

*"Ju nuk do të mund t'i rezistoni ecjes më shumë se unë. Pastaj, unë nuk është se kam më pak nevojë se ju të fitojë sevape."* (Ibn-i Sa'd, II, 21)

Ngadhënjimi i Mekës ishte fitorja më e madhe që Allahu u dhuroi myslimanëve pas 20 vitesh vuajtjesh e padrejtësish.

Mirëpo, i Dërguari i Allahut ﷺ për të mos i lënë asnjë grimce të egos së tij mundësi zhvillimi, i bëri menjëherë sexhde Allahut, e duke qenë mbi deve u shpreh:

*"O Allah! Jeta e vërtetë është vetëm ajo e Ahiretit!"* (Vakidi, II, 824; Buhari, Rikak, 1)

Në ditën e çlirimit të Mekës tek Pejgamberi ﷺ, tërë frikë dhe duke u dridhur nga emocioni, erdhi një bashkëvendës i Profetit dhe e pyeti:

"*O i Dërguari i Allahut! Më mëso si mund të hy në islam!"*

Për ta qetësuar, Pejgamberi ﷺ i tha me modesti:

*"Qetësohu o vëllai im! Unë nuk jam mbret apo sundimtar!* (Duke pasur për qëllim nënën e vet) *Jam jetimi i komshies tënde, e cila i përkiste fisit të kurejshëve dhe që gjatë jetës së saj ka ngrënë mish të tharë në rreze të diellit!.."*[5]

Ditën ku Ebu Bekri kishte sjellë mbi kurriz babain e tij, shumë të shtyrë në moshë, që ai të pranonte islamin në prezencën e Pejgamberit ﷺ, ky i fundit i pati thënë Ebu Bekrit, mikut të tij më të ngushtë:

*"O Ebu Bekër! Po pse ia dhe rrugën deri këtu babait tënd të moshuar? A nuk mund të shkonim ne tek ai?!*[6]

Të gjithë atyre që tregonin respekt të tepruar ndaj tij, Pejgamberi ﷺ u thoshte:

*"Mos m'i rritni vlerat mbi atë që meritoj! Allahu i Lartmadhëruar, përpara se të më bënte të 'Dërguarin e Tij' më ka bërë 'Robin (shërbëtorin) e Tij'."* (Hejthemi, IX, 21)

5. Shih Ibn Mâxhe, Et'ime, 30; Taberânî, el-Mu'xhemu'l-Evsat, II, 64.
6. Shih Ahmed, VI, 349; Hejthemi, VI, 174; Ibn Sa'd, V, 451.

## MODESTIA E SAHABEVE

Brezi i sahabeve që u edukua nga Pejgamberi ﷺ, mori hisen e vet nga gjendjet e modestisë së të Dërguari të Allahut.

Kur Ebu Bekri ؓ, në lidhje me të cilin jo më kot i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: *"Ebu Bekri është prej meje, e unë jam prej tij..."*, u zgjodh halife, edhe pse nuk i mungonin aftësitë e plota për të kryer këtë detyrë të vështirë, në hutben e tij të parë u shpreh: *"O njerëz, mua më zgjodhën halife edhe pa qenë më i miri në mesin tuaj."*. Kështu, ai u tregua modest, duke shpresuar tek Allahu i Lartmadhëruar dhe te mirësia e Tij.

✿

Një ditë, kur Selmani ؓ ishte vali në Median, nga Shami erdhi një tregtar. Tek po kërkonte një hamall që t'ia lëshonte ngarkesën, ai takoi rastësisht në rrugë Selmanin ؓ. Duke mos e njohur Selmanin, ai iu drejtua me fjalët: "Eja e ma mbaj pak këtë ngarkesë!"

Selamani ؓ e vuri menjëherë mbi shpinë barrën e tregtarit. Duke parë se ngarkesën e tregtarit po e mbante mbi shpinë valiu i zonës, njerëzit nxituan menjëherë t'ia shpjegonin situatën tregtarit.

Tregtari nga Shami i kërkoi të falur valiut dhe deshi t'ia merrte ngarkesën, por Selmani ؓ iu përgjigj:

- Nuk ka asnjë problem. Nuk do ta ul këtë ngarkesë nga shpina, derisa ta kem çuar në shtëpinë tënde.

✿

Muezini i Pejgamberit, Bilali ؓ ishte i zi në ngjyrë. Ebu Dherri ؓ në një çast acarimi iu drejtua me fjalët: "O ti, i biri

i të zezës!". Pejgamberi ﷺ u zemërua shumë kur dëgjoi këto fjalë. Transmetohet se Ma'rur bin Suvejd ka thënë kështu në lidhje me ndryshimin e madh që Ebu Dherri ؓ ka bërë më pas:

"Unë pashë një ditë Ebu Dherrin të veshur me një rrobë shumë të mirë. Të njëjtën rrobë kishte edhe hyzmeqari i tij. E pyeta për arsyen e kësaj. Ai më sqaroi se një ditë ai kishte ofenduar nga nëna një person dhe e kishte e bërë atë të ndihej keq. Pas kësaj, Pejgamberi ﷺ ishte shprehur:

*"Ti je një njeri, tek i cili akoma vazhdojnë të jenë të pranishme veset e periudhës së injorancës. Ato janë hyzmeqarët tuaj e në të njëjtën kohë vëllezërit tuaj. Allahu i Lartmadhëruar jua ka besuar juve strehimin e tyre. Kush ka nën përkujdesje ndonjë nga vëllezërit e tij, duhet ta ushqejë atë me çka ushqehet edhe vetë dhe gjithashtu t'ia sigurojë veshmbathjen ashtu si vetes së tij. Mos t'i ngarkojë ata me më shumë detyrime nga ç'janë të aftë të bëjnë. E nëse janë të detyruar ta bëjnë këtë, atëherë duhet t'i ndihmojnë praktikisht ata."*

## MATURIA NË MODESTI

Teprimi në modesti e shpie njeriun në shkatërrim, indirekt në mendjemadhësi. Modestia e vërtetë është kapitali i njerëzve të urtë e me nivel të lartë shpirtëror. Të paraqiturit si modest pa qenë i tillë, është rroba ku fshihet mendjemadhësia dhe servilizmi.

Sa bukur e ka thënë Shejh Sadiu në veprën e tij:

*"Ai që pandeh se ka diçka në thelbin e tij, duke u kra-*

*hasuar me lajthinë, është si qepa prej së cilës dalin vetëm lëvozhga."*

Shprehjet e atyre që nuk kanë vlera të vërteta modestie janë shembuj tipik të hipokrizisë.

Ashtu si degët e pemëve, frutat e pjekura të të cilave bien poshtë dhe ushqejnë me bujari njerëzit, ashtu edhe njerëzit e ditur, të urtë, të zgjuar e të zgjedhur janë modestë e bujarë ndaj njerëzve. Kështu që njeriu duhet ta shndërrojë veten në një thesar prej të cilit përfitojnë të gjitha krijesat, e jo të përpiqet të bëjë famë me madhështi artificiale.

Ka prej atyre që, për të ngopur egon e tyre sillen në atë formë sa të tjerët të thonë: "Sa njeri modest është filani". Ky veprim kaq sipërfaqësor nuk është gjë tjetër veçse mendjemadhësi e shprehur nëpërmjet modestisë. Për shembull, fjalë të tilla si: *Unë jam një fakir e nevojtar, por kam mundur të bëj këto vepra të mira, bëj çdo ditë këto adhurime* etj., janë mirëfilli manifestime të egos nën perden e modestisë. Hasan Basriu ka thënë:

*"Ai që qorton së tepërmi veten e tij mes të tjerëve, në të vërtetë e ka lëvduar veten, e kjo është një ndër shenjat e dyftyrësisë."*

Prandaj, mund të themi se edhe modestia e tepruar është e rrezikshme. Mendjemadhësia është një ngjitje lart në mënyrë ireale, që miklon egon dhe mbyt shpirtin e njeriut. Në lidhje me këtë temë, Mevlana na tërheq vëmendjen kështu:

*"Ji modest si një skllav dhe ec në tokë si një kalë. Mos u përpiq të ngjitesh duke ecur si një arkivol mbi supet e njerëzve. Nefsi yt u faraonizua prej lëvdatave të tepërta.*

*Bëhu njeri i thjeshtë; sado i madh që të jesh, mos u paraqit si i tillë!"*

Modestia e vërtetë qëndron në makamin e robërisë së plotë ndaj Allahut dhe në të qenit i arsyeshëm e i drejtë përballë njerëzve. Pra, të pranosh vogëlsinë tënde dhe të metat tuaja duke iu përkushtuar me sinqeritet të plotë zbatimit të urdhrave të Allahut të Lartmadhëruar, por gjithashtu të tregohesh i kujdesshëm ndaj të drejtave të njerëzve e t'i pranosh fjalët e tyre kur janë të vërteta, pa rënë në debate të kota, të mbushura me inate e mendjemadhësi. Fudajl bin Ijaz – rahmetullahi alejh – ka thënë:

*"Modesti do të thotë të përkulesh e ta pranosh të vërtetën, edhe nëse e dëgjon atë nga një fëmijë apo nga një injorant (xhahil)."*

## MODESTIA NË EDUKIMIN SHPIRTËROR

Një fjalë e urtë thotë: "*Modestia i ngjan një gjuetari që gjuan nder*." Me të vërtetë për t'u lartësuar shpirtërisht, për të fituar nder dhe për të ngjitur shkallët e lartësimit nuk ka asnjë mjet më të efektshëm se modestia. Të kundërtën e kësaj, kultivimin e mendjemadhësisë dhe egos, Allahu i Lartmadhëruar e dënon. Ebu Bekri رضي الله عنه ka thënë:

*"Njeriun që krenohet me një gjë të kësaj bote, Allahu i Lartmadhëruar e urren deri sa ajo gjë t'i ikë duarsh."*

Edukimi shpirtëror fillon së pari me pastrimin e egos. Veset që shqiten më me vështirësi nga karakteri i njeriut janë mendjemadhësia dhe egoja. Një nga sufijtë e parë, Ebu Hashim es-Sufi ka thënë:

*"Të gërmosh në mendjemadhësinë që ka mbirë te një zemër, është njësoj si të gërmosh me një mal duke për dorur gjilpërën."*

*Megjithatë, kjo nuk duhet kuptuar si një gjë e pamundur për t'u bërë, sepse përndryshe qëllimi i fesë për të realizuar njeriun e përsosur do të ishte i kotë. Mevlana ka thënë:*

*"Nëse një njeri kapërcen veten duke arritur në gjendjen e të qenit një hiç dhe kjo gjendje hiçi e zbukuron shpirtin e tij, atëherë as atij, sikundër dhe Muhamedit ﷺ, nuk i mbetet asnjë hije. Kjo do të thotë se ai shpëton nga realiteti imagjinar dhe realiteti i hijeve."*

*Sa fatkeqësi e madhe është për qenien njerëzore të pretendojë egoizëm dhe mendjemadhësi, ndërkohë që vjen nga asgjëja e nuk është tjetër veçse një hiç. Të gjitha sukseset materiale dhe kënaqësitë egoiste janë vetëm kurthe që e shtyjnë njeriun drejt pavetëdijes. Njerëzit mendjemëdhenj që bien në këto kurthe u ngjajnë peshqve të cilët, për shkak të kënaqësisë së çastit të një karremi bien në grep dhe bëhen viktima të përjetshme. Sa bukur e shpjegon Mevlana këtë:*

*"Qenia dhe egoja (uni) e dehin shumë njeriun; ia marrin edhe mendjen edhe turpin. Shejtani ra në të tillë dehje, prandaj u shpreh: 'Pse Ademi të jetë më i madh se unë, pse ai të jetë shefi im?' Kështu ai meritoi mallkimin."*

*Prandaj, fatkeqësia e mendjemadhësisë dhe e egoizmit duhet të shqitet nga thellësitë e njeriut. Kjo detyrë është themelore në jetën e kësaj bote. Hasan Basriu ka thënë:*

*"Modesti do të thotë të pranosh çdo mysliman me të cilin takohesh si më të mirë se veten tënde."*

*Në vitet e para të rrugëtimit të tij shpirtëror, mbreti i arifëve, Nakshibendiu ka pastruar rrugët ku kalonin njerëzit, u ka shërbyer të sëmurëve, të pafuqishmëve, madje edhe kafshëve të plagosura (që kishin ndonjë plagë në trup). Ai ka pohuar se shumë grada të larta shpirtërore i ka arritur gjatë kësaj rruge, duke u bërë hiç dhe duke kultivuar modestinë. Sa bukur i ka shprehur ai përjetimet e tij shpirtërore përmes këtyre vargjeve plot kuptim:*

*Gjithësia është grurë, ndërsa unë kashtë*
*(Çdo gjë është grurë, ndërsa unë i shkreti kashtë.*
*Gjithësia është e plotë e unë i mangët.*
*(Çdo gjë është e përsosur, ndërsa unë i mangët).*

*Nëse një person arrin në këtë nivel perceptimi, atëherë mund të thuhet se ai ka hyrë në rrugën e zhvillimit shpirtëror. Ato që kanë arritur në këtë nivel shpirtëror, Mevlana u flet kështu:*

*"Nëse do të rrëzohesh rrugës, do të ta hapin atë. Nëse arrin të bëhesh hiç, do të të japin qenie ty."*

*"Çfarë është pasqyra e qenies? Pasqyra e qenies është mosqenia. O ti i dashuruari pas Hakut! Nëse nuk je budalla, te Zoti yt shko si mosqenie."*

*Me peshën e rëndë që ka mendjemadhësia dhe indiferenca, është e pamundur të bëhet përpara në aspektin kuptimor e shpirtëror. Haxhi Bajram Veliu ka thënë:*

*"Mendjemadhësia është si një gur i lidhur në bel. Më të as nuk mund të notohet e as nuk mund të fluturohet."*

*Kjo është arsyeja pse miqtë e Hakut, që të mund të pastronin nefsin e tyre, janë janë zhveshur fillimisht nga petku i qenies dhe i unit, për të veshur më pas rrobën e hiçit e të mosqenies. Më pas kanë mundur të lartohen në majat e kuptimeve shpirtërore.*

*Si përfundim, për të arritur pjekurinë shpirtërore është e domosdoshme të mos zhvishet asnjëherë petku i modestisë. Një robëri pa modesti është robëri e mangët. Uni dhe mendjemadhësia janë armiqtë më të rrezikshëm të njeriut, sepse rrezikojnë ta çojnë atë deri në kufër (mosbesim).*

*Pasi e kanë shkrirë modestinë në jetën e tyre, miqtë e Hakut kanë arritur mirësitë e shumta të Allahut të Lartmadhëruar, kanë arritur të bëhen yje në qiejt shpirtëror, si dhe udhërrëfyes për të tjerët si në gjallje ashtu edhe pas vdekjes së tyre.*

***Allahu na dhuroftë në zemrat tona atmosferën e modestisë dhe asgjësisë së miqve të Hakut. Na e bëftë të lehtë që të kryejmë detyrimet tona të robërisë ndaj Tij, me ndjenjën e përgjegjësisë, të edukatës, disiplinës dhe moralit të përsosur.***

***Amin...***



# Tolenranca dhe durimi ndaj të paditurve

*Pema që ka fruta gjuhet. Ashtu siç duhet të jetë e përgatitur për t'u gjuajtur me gurë pema me fruta, ashtu edhe besimtarët e pjekur duhet të jenë të përgatitur për vështirësitë dhe pengesat që do t'u bëjnë injorantët. Për hir të Hakut, të durosh e t'u rezistosh padrejtësive dhe vështirësive që do të të bëjnë njerëzit është një vetëdije e lartë besimi.*

*Xhelaleddin Rumiu thotë:*

*"Trëndafili ka erë dhe bukuri nga që ka duruar shoqërinë me gjembat."*

# TOLENRANCA DHE DURIMI NDAJ TË PADITURVE

Në perceptimin e njeriut, e mira dhe e keqja, e vërteta dhe e pavërteta, e drejta dhe e shtrembëra, qartësohet në sajë të shembujve të ndryshëm. Miqtë e Hakut, që jetojnë në atmosferën e Kuranit dhe Sunetit, janë për ne tregues konkretë, pra janë një shembull i gjallë në sytë tanë. Gjendjen tonë duhet ta përputhim me gjendjet e tyre, duhet të përpiqemi të mbushemi me energji shpirtërore si ata.

Trashëgimtarët e Pejgamberëve, pra Miqtë e Hakut, janë kulminacione përsosmërie, veprimi dhe udhëzimi, të shtrira në kohë të ndryshme. Për ata që nuk kanë pasur mundësi të shohin Pejgamberin dhe sahabët e tij, janë personalitete të fuqishme për t'u marrë shembull. Këshillat dhe udhëzimet e tyre, që me gjuhën e mëshirës gjallërojnë shpirtrat, janë vesa shpirtërore, të ardhura nga burime profetike.

Një tipar dallues i miqve të Hakut është shprehja e durimit ndaj vuajtjeve dhe ezgjeteve që u sjellin injorantët, nopranët, kabahët e megjithatë, qëndrimi në mesin e njerëzve për t'i udhëzuar ata.

Si në çdo gjë edhe në lidhje me mësimin e këtij virtyti, mund të themi se shkolla më e mirë është personaliteti i Pejgamberit ﷺ.

## DURIMI DHE QENDRESA E PEJGAMBERIT

Pejgamberi ﷺ, që u dërgua si shembull për tërë njerëzimin, kaloi shumë vuajtje dhe mundime. Ai ka thënë: *"...Në rrugën e Allahut jam sprovuar më shumë se askush tjetër me vuajtje e mundime."* (Tirmidhi, Kijamet, 34/2472)

Ai asnjëherë nuk u thye dhe nuk u mërzit nga vuajtjet dhe mundimet që hasi gjatë rrugës për të fituar pëlqimin e Allahut të Lartmadhëruar. Zemra e tij e ndjeshme dhe delikate vetëm këtë kërkonte. Nëse Ai shprehte pëlqimin ndaj tij, për të vuajtjet dhe mundimet që i sillnin gjërat e fundme kishin krejt pak rëndësi. Në një ajet të Kuranit thuhet:

***"Mos i dëgjo mohuesit dhe hipokritët! Mos i përfill fyerjet e tyre dhe mbështetu tek Allahu; Allahu mjafton për mbrojtës."*** (Ahzab, 48)

Aftësia që kishte Pejgamberi ﷺ, për të përballuar me sukses vuajtjet dhe mundimet që i sillnin njerëzit injorantë, ishte njëra nga cilësitë profetike të paralajmëruara edhe nga librat e shenjtë të shpallur më parë. Njëri nga dijetarët më në zë hebre, Zejd bin Sa'ne, e kishte lexuar këtë të vërtetë. Sa herë që e shihte Pejgmaberin, ﷺ, vërente të gjitha cilësitë e një pejgamberi të paralajmëruar. Një ditë ai e vuri Pejgamberin në provë për të parë nëse ai i falte me të vërtetë ata që silleshin në mënyrë të ashpër dhe injorante me të dhe nëse i rritej toleranca dhe butësia në raport të drejtë me sjelljet kabahe

dhe të ulëta që atij i bënin. Pasi vërejti këto vlera të mishëruara tek i Dërguari i Allahut, hyri në fenë islame i bindur tërësisht. (Shih Hakim, III, 700/6547)

Pejgamberi, ﷺ, toleronte jo vetëm sjelljet brutale të jobesimtarëve dhe të hipokritëve, por edhe sjelljet e papjekura të myslimanëve, të cilët akoma nuk e kishin konceptuar politesën, edukatën dhe delikatesën islame. Një beduin e thirri disa herë Pejgamberin në mënyrë të vrazhdë e duke bërtitur, kështu:

- *O Muhamed, o Muhamed!*

Ndërsa Pejgamberi i ktheu disa herë në mënyrë të ngrohtë e njerëzore këtë përgjigje:

- *Urdhëroni, çfarë dëshironi?* - duke mos ia lejuar vetes të shkelte asnjëherë rregullat e mirësjelljes.

Një herë tjetër nga shkretëtirat erdhi një beduin dhe prishi abdestin brenda në xhaminë e Resulit. Të gjithë sahabët filluan ta qortonin ashpër, ndërsa Pejgamberi, ﷺ, u tha:

- *Lëreni në terezinë e vet atë. Aty ku ai prishi abdestin hidhni një kovë ujë. Lehtësoni dhe mos vështirësoni.* (Buhari, Vudu 58, Edeb 80)

Kjo gjendje mëshire e Pejgamberit, ﷺ, mbolli farën e besimit dhe udhëzimit tek shumë njerëz. Në një ajet kuranor thuhet:

***"Në sajë të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta*** *(o Muhamed)*. ***Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje. Prandaj falua atyre gabimin dhe kërkoji falje Allahut për ata..."*** (Al-i Imran, 159)

Pejgamberi përballoi çdo vuajtje, madje edhe kur po përjetonte suksesin e kauzës së tij e, kur gjithashtu Allahu i

Lartmadhëruar u dha fuqi dhe fitore myslimanëve, ai kurrë nuk mendoi të tërhiqej në vetminë e tij për t'u larguar nga shqetësimet dhe vuajtjet që mund t'i shkaktonin njerëzit.

Një ditë teksa Pejgamberi, ﷺ, ishte ulur në gjunjë e po hante së bashku me sahabët e tij, erdhi një beduin. Ai u habit nga qëndrimi aq delikat dhe me edukatë i Pejgamberit dhe me habi u shpreh:

- Sa i çuditshëm dhe i ndryshëm po më duket ky qëndrimi yt krah për krah me të tjerët!

I Dërguari i Allahut të Lartmadhëruar u shpreh:

- *Allahu i Lartmadhëruar më krijoi mua me moral të lartë e të bukur, e jo inatçi dhe tiran.* (Ebu Davud, Et'ime, 17/3773)

Kështu, Pejgamberi, që me shpirtin e tij të hollë dhe të ndjeshëm u bë shembulli i të gjithë njerëzimit në politesë, edukatë dhe finesë, theksoi faktin se të qenët inatçi dhe tiran nuk ka asnjë lidhje me karakterin e një besimtari të sinqertë.

Xhaxhai i Pejgamberit, Abbasi رضي الله عنه, ndihej keq prej faktit se nipi i tij i dashur po vuante kaq shumë nga njerëzit me të cilët ai kishte të bënte. Dëshironte që Pejgamberi të ngjitej në një post të lartë, në mënyrë që të evitoheshin një pjesë e këtyre vuajtjeve dhe mundimeve. Ndërsa Pejgamberi, ﷺ, i qe shprehur:

- *Jo! Unë do të qëndroj në mesin e tyre derisa Allahu i Lartmadhëruar të më marrë afër Tij. Le të më shkelin këmbët, le të më tërheqin rrobat, le të më shqetësojnë me pluhurin që bëjnë për të më marrë frymën!* (Ibn-i Sa'd, II, 193; Hejthemi, IX, 21)

Ai u tërhoqi vëmendjen besimtarëve kështu:

*"Një mysliman që përfshihet me të tjerët, duke hequr vuajtjet që i shkaktohen nga ata, është më i mirë se besimtari që preferon vetminë për të mos u përballur me mundimet që i nxjerrin të tjerët."* (Tirmidhi, Kijamet, 55/2507)

Sa bukur shprehet Mevlana kur thotë:

*"Mosikja e hënës nga errësira, pra durimi që shfaq ajo, e shëndrit dhe e shkëlqen atë. Shoqërimi i trëndafilit me gjembin, pra durimi që ai shfaq, i jep atij erë të këndshme e ngjyrë shumë të bukur."*

*"Durimi dhe përballimi me qetësi e sukses i vuajtjeve dhe mundimeve nga Pejgamberët i bëri ata miq të Hakut dhe në aspektin shpirtëror mbretër të fitoreve dhe suksesit."*

*"Nëse do të dish ta jetosh bukur durimin, ai do të të bëhet krah, do të fluturosh lartësish të pafund! Shiko Mustafanë! Durimi atij iu bë Burak, Miraxh, Sidre-i Munteha. Durimi e lartësoi përtej qiejve. Bëri të mundur takimin me Zotin e Tij."*

Dobësia që Pejgamberi, ﷺ, kishte për umetin e tij, e bënte atë të harronte të gjitha vështirësitë që haste në udhëzimin e tyre. Atë nuk e mërziste asnjë gjë në përpjekjen që ai bënte të shpëtonte umetin, nuk ankohej asnjëherë nga mërzitë që i shkaktonin atij. Ai vazhdimisht lutej duke thënë *"umeti im, umeti im"* duke e braktisur çdo lloj rehatie personale.

## TOLERANCA DHE DURIMI I MIQVE TË HAKUT

Edhe trashëgimtarët e Pejgamberëve, miqtë e Hakut, nuk u jepnin rëndësi veprimeve të pamatura të njerëve, duke

u përfshirë në çdo lloj mundimi e vështirësie për t'i përmirësuar moralisht ata. Tekefundit, kjo gjendje a nuk është kushti i diturisë së vërtetë?

Ashtu siç është shprehur Ibrahim Hakk nga Erzurumi:

*"Të pranosh fatkeqësitë, të shprehësh durim ndaj arrogancës, të tregosh maturi në momente tronditjeje, është veçoria e velive."*

*"Fillimi i diturisë është butësia, ndërsa fillimi i urtësisë është të kaluarit mirë me njerëzit."*

Prandaj themi se të shprehësh mosdurim ndaj vuajtjeve që mund të të japin njerëzit dhe të treguarit intolerant ndaj tyre, lidhet me injorancën dhe mungesën e urtësisë. Ashtu siç janë të edukuar e plot politesë njerëzit e ditur, ashtu janë të ashpër, egoistë dhe të paedukatë të padriturit. Të jesh i painformuar dhe symbyllur ndaj edukatës fetare është injoranca më e madhe. A nuk është edukata njëra nga tiparet dalluese shpirtërore të fesë?! Mevlana, në disa vargje të tij shprehet:

*"Mendja e pyeti zemrën: 'Çfarë është imani?'. Zemra u përkul drejt veshit të mendjes dhe i tha: 'Imani është edep (edukatë)'."*

Ibn Abbasi, رضي الله عنه, kur zbriti ajeti ***"Nuk barazohet e mira me të keqen! Të keqen ktheje me të mirë e, atëherë armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë."*** (Fussilet, 34), bëri këtë koment:

"Me shprehjen "***të keqen ktheje në të mirë***" synohet durimi në momente nervozizmi dhe të falësh kur të të bëjnë ndonjë të keqe. Kur njerëzit bëjnë këto, atëherë Allahu i Lartmadhëruar i ruan ata, madje edhe armiqtë e tyre do t'i

përulen në shenjë respekti e miqësie". (Buhari, Tefsir, 41/1)

Ndërsa Enes bin Maliku, ﷺ, duke komentuar ajetin ***"...e atëherë armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë."*** (Fussilet, 34) ka thënë:

- Ai është aq njeri i edukuar dhe i kujdesshëm, saqë kur një njeri tjetër i thotë ndonjë fjalë të keqe, ai i thotë: "Nëse thua të vërtetën Allahu më faltë, e nëse gënjen atëherë të faltë ty!"

Allahu i Lartmadhëruar, në Kuran ka thënë:

***"Robërit e të Gjithmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër tokë dhe, kur të paditurit i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: "Paqe qoftë!""*** (Furkan, 63)

Miqtë e Allahut nuk u japin shumë rëndësi fjalëve të injorantëve, prandaj nuk hyjnë fare në debate me ta. E dinë se debati mund t'u zgjojë të keqen dhe inatin atyre e kështu situata mund të përkeqësohet edhe më.

Në lidhje me këtë temë Aliu na këshillon:

*- Mos mendo t'i kthesh xhevap një fjale të thënë me injorancë e pavetëdije!...Sepse personi që e ka thënë atë fjalë a shprehje ka edhe shumë fjalë a shprehje të ngjashme me të. Menjëherë, pas xhevapit tënd, do të të thotë një tjetër. Mos bëj kurrë shaka me injorantët!..Prej se ata kanë gjuhën me zehër, e ta helmojnë zemrën.*

Mevlana shprehet:

*- Pranë xhahilëve hesht si një libër!*

*- Personi me moral të mirë është ai që duron thashethemet e njerëzve, ai që sillet si i verbër dhe i shurdhër ndaj*

*të keqes së njerëzve.*

Pejgamberi, ﷺ, na ka informuar për moralin e bukur të njërit prej miqve të Allahut, duke u thënë një ditë sahabëve:

*-A nuk mundet njëri prej jush të jetë si Ebu Damdam?*

Sahabët të çuditur, pyetën:

- Kush është Ebu Damdam o i Dërguari i Allahut?

Pejgamberi iu përgjigj:

*-Njëri prej pjesëtarëve të umeteve që kanë ardhur para jush. Ai thoshte: "Unë ia bëj hallall çdo njeriu që më ka ofenduar dhe që më ka përgojuar."* (Ebû Davûd, Edeb, 36/4887)

Sa horizont madhështor shpirtëror... Dashuria e pafundme për Allahun e Lartmadhëruar sjell tek njeriu mëshirë, dhembshuri, falje dhe tolerancë. Miqtë e Hakut nuk dëshirojnë të bëhen shkak që njerëzit në botën tjetër të përjetojnë vështirësi. Ata shpresojnë që të gjithë njerëzit, si krijesa të të njëjtit Zot, të arrijnë Mëshirën Hyjnore.

Imam Gazaliu, për të treguar vlerën e madhe që ka përfshirja në mërzitë dhe hallet e njerëzve tregon:

Një dijetar kishte shkruar 360 vepra në lidhje më diturinë. Ai mendonte se kështu ishte lartësuar shpirtërisht dhe se ishte bërë mik i Hakut. Allahu i Lartmadhëruar i shpalli këtë mesazh pejgamberit të asaj kohe:

-Thuaji filanit që edhe pse ai ka bërë shumë vepra të mira, Unë asnjërën prej tyre nuk ia kam pranuar!

Pas kësaj, ky njeri u tërhoq në një shpellë. Atje, i vetmuar, i falej ditë e natë vetëm Zotit. Kështu ai mendonte me vete se

tani ia kishte arritur qëllimit për të fituar kënaqësinë e Allahut të Lartmadhëruar. Sërish pejgamberit të kohës, Allahu i Lartmadhëruar i shpalli këtë mesazh:

-Thuaji atij: "Pa hyrë në mesin e njerëzve dhe pa duruar vështirësitë dhe mërzitë e tyre, nuk do të arrish të fitosh kënaqësinë Time".

Me ta dëgjuar këtë, personi në fjalë doli në çarshi dhe u përfshi në mesin e njerëzve. Ecte, ulej, hante dhe pinte me ta.

Atëherë Allahu i shpalli pejgamberit të Tij:

- Lajmëroje atë besimtar. Tashti ai arriti të fitojë kënaqësinë Time të plotë. (Ihja, II, 610-611)

Në tasavvuf, edhe pse është parë si i përshtatshëm për përsosjen shpirtërore të njeriut asketizimi periudhor, asnjëherë nuk është këshilluar dhe preferuar, madje është ndaluar asketizmi apo murgëria si stil i vazhdueshëm jete. Duke qenë në hallk, të jesh i aftë të vazhdosh robërinë ndaj Hakut, thënë ndryshe në formë parimi sufi **"Të jesh së jashtmi në mesin e hallkut e së brendshmi i shkrirë tërësisht në qenien e Hakut"**. Në një formë tjetër kjo mund të shprehet edhe "**Njësia në shumësi**", pra që në mesin e kallaballëkut të jesh me të Vetmin e me më të Madhin. Padyshim, kjo gradë tregon edhe nivelin shumë të lartë të robërisë së besimtarit ndaj Allahut. Është bërë shumë e njohur shprehja *"Dora në qar e zemra në Jar" (tek i Dashuri, në rastin konkret tek Zoti)*, e cila tregon më së miri se të qenët në mesin e njerëzve nuk është pengesë që njeriu të jetë i murgëruar shpirtërisht tek Krijuesi i tij.

Poeti i madh Mevlana shprehet:

*- Asnjë qoshe e dynjasë nuk është pa kurthe e pa pasione. Nuk ka asnjë shpëtim, qetësi e rehati tjetër, veçse të gjeturit e Hakut në zemër, të mbështeturit tek Ai dhe të jetuarit shpirtërisht së bashku me Të.*

*- Betohem në Zotin Fuqiplotë, se ai që nuk ka durim, edhe nëse hyn në vrimën e miut, nuk do të shpëtojë nga kthetrat e maces.*

Ja një tregim i Muhamed Ikbalit:

Një kaproll i paditur po i qahej një kaprolli të urtë:

- Kam vendosur, ditët që më kanë mbetur, t'i jetoj në zonën më të sigurtë të botës, aty ku nuk lejohet gjuetia, pra në Qabe, në zonën e Haremit. Në fusha, gjuetarët na kanë ngritur pusi e kurthe për të na zënë. Tashmë e kam të nevojshme të ndihem i shpëtuar nga çdo kurth gjuetarësh. Dëshiroj të bëj një jetë krejt të qetë...

Kaprolli me shumë përvojë iu drejtua bashkëbiseduesit:

- O miku im i zgjuar! Nëse kërkon të jetosh, mos i ik rrezikut. Mprehe veten me rrezikun. Bëhu më i mprehtë se shpata. Niveli i besimit shihet përballë vështirësive të jetës. Vështirësitë të vënë në provë forcën tënde. Ato të tregojnë se çfarë takati ka shpirti e trupi yt.

*

Një cilësi tjetër e miqve të Hakut është edhe prirja e tyre e natyrshme për të zgjedhur të jenë të dhunuar e jo dhunues, në raste kur janë të imponuar nga rrethana të caktuara të zgjedhin njërën nga të dyja.

Kur Sa'd Bin Vekkasi i bëri këtë pyetje Profetit ﷺ:

- O Resulullah! Nëse në kohë fitnesh (ngatërresash, përçarjesh e intrigash), dikush hyn në shtëpinë time dhe më kërcënon me vrasje çfarë më këshillon të bëj?"

Ai iu përgjigj:

*-Bëj ashtu siç bëri djali i Ademit (Habili).* (Tirmidhi, Fiten, 29/2194)

Me fjalë të tjera kjo veçori mund të shprehej kështu **"Të durosh shqetësimet, problemet dhe fatkeqësitë që mund të të vijnë nga njerëzit, por ama vetëm për hatër të Allahut".**

Sa domethënës është rasti i njërit prej miqve të Hakut, Maruf-i Kerhit:

Maruf-i Kerhi mori në shtëpinë e tij një të sëmurë, që po shkonte drejt vdekjes, për t'i bërë hyzmet. I sëmuri, nga dhembjet e mëdha që kishte, nuk flinte asnjë moment. Thërriste dhe bërtiste aq shumë, sa nuk linte të flinte askënd. Sëmundja i rëndohej dita-ditës e, bashkë me të, rëndohej edhe i sëmuri. Përditë e më tepër ai bëhej edhe më i padurueshëm. Pjesëtarët e familjes në fjalë filluan të largoheshin me radhë e ta shtynin përkohësisht jetën diku tjetër. Në shtëpi mbetën burrë e grua, të vetëm. Maruf-i Kerhi nuk flinte as natën për t'ia përmbushur sa më mirë të gjitha nevojat të sëmurit. Mirëpo një ditë, prej pagjumësisë së theksuar, ai, në mënyrë të pavetëdijshme, kotet pak. Pasi i sëmuri mosmirënjohës e pa tek dremiste Maruf-i Kerhin, të cilit i ishte aq borxhli, i tha në mënyrë arrogante:

- Çfarë besimtari qenke ti! Njerëzit si ti kështu janë në fakt! Kanë shumë emër e nam tek njerëzit, por në të vërtetë janë hipokritë. Urdhërojnë të tjerët për devotshmëri, ndërsa

për vete nuk bëjnë asgjë. Si ka mundësi që ti fle, kur e sheh që unë nuk vë gjumë në sy për asnjë minutë? E si mundet një njeri që e mbush mirë barkun e që, gjithashtu fle, t'ia dijë hallin të sëmurit!..

Maruf-i Kerhi sërish i duroi edhe këto fjalë që dëgjoi. Gruaja e tij, së cilës i kishte ikur durimi tashmë, i tha që ta largonte nga shtëpia këtë të sëmurë kaq mosmirënjohës. Maruf-i Kerhi, duke buzëqeshur iu përgjigj:

- O e dashur! Pse u mërzite ti nga fjalët e të sëmurit? Nëse ai bërtiti, më bërtiti mua. Nëse ai u bë i paedukatë, u bë ndaj meje. Fjalët e tij të rënda, mua më duken të këndshme. A e sheh se sa në hall të madh është ai? Nuk ka vënë asnjë minutë gjumë në sy. Ti duhet të dish mirë se marifeti i vërtetë është të tregohesh i mëshirshëm dhe i dhembshur ndaj këtyre njerëzve, duke duruar çdo ezgjet dhe vështirësi që të nxjerrin…

Shejh Saadiu, në veprën e tij të famshme, Gjylistani dhe Bostani ka dhënë këtë këshillë:

*"Një zemër e mbushur me dashuri, është falëse. Nëse ti je i thatë dhe përbëhesh vetëm nga forma, atëherë së bashku me trupin tënd do të të vdesë edhe emri. Por në qoftë se je bujar dhe u shërben të tjerëve, do të vazhdosh të jetosh aq sa ke sakrifikuar dhe aq sa ke hyrë në zemrën e njerëzve…"*

T'i marrësh lehtë vështirësitë dhe mërzitë që të sjellin të tjerët, t'i durosh dhe t'i përballosh me gjakftohtësi ato, është në interesin shpirtëror të njerëzve të urtë, të cilët arrijnë ta shohin krijimin prej syrit të Krijuesit. Ata që përballë situatave të papëlqyeshme nevrikosen dhe humbasin toruan, si njerëzit

e masave, edhe në qoftë se kanë mbrojtur një të drejtë të tyre, kanë treguar se nuk janë të aftë të zbatojnë parimin e faljes, tolerancës dhe durimit e, kështu kanë humbur mundësinë e përfitimit shpirtëror dhe urtësimit nga sekreti i të sprovuarit nga Allahu i Lartmadhëruar.

Falja, toleranca dhe durimi që u shfaqet krijesave të Allahut të Lartmadhëruar, kanë një vlerë të jashtëzakonshme për të fituar mëshirën, kënaqësinë dhe dashurinë e Krijuesit. Në tasavvuf, tiparet e mësipërme konsiderohen si gjendje shumë të rëndësishme dhe një pasuri e çmueshme. Mevlana ka thënë:

*“Durimi ndaj të këqinjve për besimtarin është shkak për t'u rritur në grada shpirtërore. Në atë shpirt që ka etje për Hakun mbin e gjallon durimi.”*

Kjo mënyrë e të sjellurit shpesh është bërë shkak edhe për përmirësimin e njerëzve të paedukuar. Mirëpo, nëse ata nuk përmirësohen, atëherë gjendja e tyre do të përkeqësohet si në aspektin shpirtëror, ashtu edhe në atë material. Asnjëherë nuk duhet harruar se hakun e njerëzve vepërmirë, pra hakun e të dashurve të Zotit, e merr vetë Ai, i Cili i do ata. Kjo ndodhi është shumë interesante:

Një ditë Ibrahim Hakk, që i bënte hyzmet Ismail Fakirullahit, shkon tek një çezmë për të mbushur ujë. Tamam kur po mbushte shtambën me ujë, ia beh një kalorës, i cili, duke bërtitur i tha:

-Hiqmu sysh ore fëmijë i keq!

Ai e nxiti kalin të shkonte tek çezma. Kur Ibrahimi po përpiqej të merrte shtambën për t'u larguar, ka lorësi i ra

kalit me mamuze dhe e zuri fëmijën në një qoshe. Ibrahim Hakk, duke dashur të mbronte veten nga rreziku, lëshoi në mënyrë të pavetëdijshme shtambën nga duart, por ndërkohë, kali shkelmoi shtambën dhe e theu. Ibrahim Hakk erdhi me vrap duke qarë tek mjeshtri i tij dhe ia shpjegoi se çfarë kishte ndodhur. Mësuesi e pyeti:

- A i the gjë kalorësit?

- Jo, asnjë gjë nuk munda t'i them – iu përgjigj nxënësi.

Mjeshtëri e urdhëroi atë:

- Shko menjëherë tek ai dhe thuaja dy-tri fjalë!

Ibrahim Hakk shkoi tek çezma dhe aty gjeti kalorësin tek po kashaiste kalin e tij. Mirëpo nga edukata që kishte marrë, nuk arriti t'i thoshte asgjë. Kur u kthye tek mësuesi i tij, Fakirullahi e pyeti:

- A munde t'i thoshe gjë apo jo?

-Nuk munda t'i thosha gjë. E bëra nijet, por goja nuk m'i nxori dot ato fjalë! - u përgjigj Ibrahimi.

Mjeshtri, kësaj here duke bërtitur, i tha nxënësit të tij:

- Shko vrap tek ai njeri dhe thuaji diçka, se përndryshe do të ketë përfundim shumë të keq!

Kësaj here Ibrahimi vrapoi i vendosur drejt kalorësit. Kur ç'të shihte! Burri që i kishte thyer shtambën atij, pra kalorësi, qëndronte i pajetë në tokë nga shkelmimi që i kishte bërë kali. Me vrap u kthye tek mjeshtri i tij dhe ia shpjegoi atë çfarë kishte parë. Fakirullahu pikëllohet dhe thotë:

- Vaj medet! Një shtambë u bë shkak të vdesë një njeri.

Të pranishmit e tjerë nuk kuptuan asgjë nga këto fjalë, prandaj kërkuan sqarim. Atëherë Fakirullahu tha:

-Kalorësi e dhunoi Ibrahim Hakkun. I dhunuari nuk lëshoi asnjë fjalë, prandaj çështja i ka kaluar menjëherë Allahut të Lartmadhëruar. E kështu, Ai e dënoi duke u hakmarrë në emër të të dhunuarit. Sikur Ibrahimi t'i thoshte diçka, atëherë do të mbyllej kjo çështje, sepse do të ndaheshin hesapet nëpërmjet fjalëve. Mirëpo Ibrahimi preferoi heshtjen e plotë, duke u pozicionuar krejtësisht në rolin e të dhunuarit. Unë u përpoqa që situata të mos mbërrinte deri këtu, por nuk pata sukses.

Arifët, që e dinë mirë këtë sekret hyjnor, për të mos u bërë sebep që të tjerët të dënohen nga Fuqiploti, reagojnë përballë padrejtësive, aq sa të mos bëhen shkak për manifestimin e cilësisë Xhelal të Zotit.

Së fundi, besimtarët e pjekur përpiqen t'i kalojnë me sukses, durim e tolerancë vështirësitë dhe mundimet që duket sikur vijnë nga njerëzit, por që në fakt vijnë si sprovë nga Allahu i Lartmadhëruar. Poeti i shquar Mevlana, ka thënë:

*"Mali që ka në thellësinë e tij një mineral me vlerë, bëhet shkret nga goditjet që merr gjatë gërmimeve."*

Pema që ka fruta gjuhet. Ashtu siç duhet të jetë e përgatitur për t'u gjuajtur me gurë pema me fruta, ashtu edhe besimtarët e pjekur duhet të jenë të përgatitur për vështirësitë dhe pengesat që do t'u bëjnë injorantët. Për hir të Hakut, të durosh e t'u rezistosh padrejtësive dhe vështirësive që do të të bëjnë njerëzit është një vetëdije e lartë besimi.

**Allahu u dhuroftë shpirtrave tanë shikim të thellë, finesë dhe urtësi! Na ruajtë nga ngacmimet, veprimet**

kabahe të njerëzve të paditur e nopran si dhe nga mungesa e tyre e maturisë. Na dhëntë aftësinë të jetojmë me mendje të shëndoshë dhe na bëftë të mbërrijmë tek Ai me zemër të pastër!

Amin...



# Të keqes t'i përgjigjesh me të mirë

*Për të qenë besimtarë të përsosur duhet të thellohemi në parimet morale dhe t'i përcjellim ato në çdo aspekt të jetës. Përndryshe do të humbim vlerat tona njerëzore dhe do të shkatërrojmë lumturinë e përjetshme.*

*Të pajtuarit me të tjerët, duke ua falur gabimet vetëm për Bajram, nuk u ka hije besimtarëve të plotësuar në besim. Të kthyerit e këtij tipari në një pjesë të natyrshme të karakterit, është tregues i një besimi të lartë.*

# TË KEQES T'I PËRGJIGJESH ME TË MIRË

Parimet e Islamit janë tërësia e bukurive morale, të cilat rrezatojnë në jetë besimin e pastër që gjallon në zemrën e besimtarit. Profeti ﷺ ka thënë:

*"Unë u dërgova për të përsosur moralin e bukur."* (*Muvatta,* Husnu'l Hulk, 8)

Për të qenë besimtarë të përsosur duhet të thellohemi në parimet morale dhe t'i përcjellim ato në çdo aspekt të jetës. Përndryshe do të humbim vlerat tona njerëzore dhe do të shkatërrojmë lumturinë e përjetshme.

Pejgamberi, ﷺ, i ka dhuruar njerëzimit një qytetërim virtytesh nëpërmjet moralit që ai zotëronte. Evliyatë e Allahut janë trashëgimtarët e pejgamberëve që zbatojnë me dashuri dhe përpikmëri sunetin dhe qytetërimin që sollën pejgamberët.

Një ndër virtytet më të rëndësishme të pejgamberëve dhe evlijave të Allahut është: **"Të falësh për hir të Allahut ezijetet dhe vështirësitë që të paraqesin të tjerët, dhe gjithashtu t'ua kthesh atyre të keqen me të mirë."** Ky virtyt bën që

të këqinjtë, të cilëve u është kthyer shpirti në rrënojë, të zgjohen e të ringjallen në sarajin e mëshirës, dhembshurisë dhe rahmetit. Ky moral është edhe sihariq i frymës së fundit. Në një ajet kuranor thuhet:

***"Dhe ata që durojnë për të fituar dashurinë e Zotit të tyre, që falin namazin, që ndajnë fshehurazi dhe haptazi nga ajo që u kemi dhënë Ne dhe, që të keqen, e kthejnë me të mirë. Këtyre u takon shpërblimi në Shtëpinë e fundit."*** (Ra'd, 22)

Ai që dëshiron faljen dhe mëshirën e Allahut të Lartmadhëruar duhet ta kthejë në parim të jetës së tij mbylljen e syve ndaj të metave të të tjerëve e gjithashtu të gjejë fuqi tek vetja që të keqen të mos e kthejë me të keqe. Të gjithë Pejgamberët, prijësit e mirë, dijetarët e devotshëm dhe burrat e Hakut, të cilët janë shembull për njerëzimin, e kanë shpalosur gjatë gjithë jetës së tyre këtë tipar të moralit të bukur.

## SOT S'KA QORTIM PËR JU

Një ndër shembujt më të bukur të Kuranit, që dëshmon përmirësimin e të tjerëve nëpërmjet durimit dhe mirësjelljes, është historia e Jusufit, عليه السلام, me vëllezërit e tij:

Jakubi, عليه السلام, kishte dymbëdhjetë djem. Njëri prej tyre ishte Jusufi, عليه السلام, të cilin babai e shihte shumë të ngjashëm shpirtërisht me veten e tij. Kjo ishte edhe arsyeja për të cilën ai e donte më fort atë se të gjithë djemtë e tjerë. Vëllezërit filluan të bëheshin xhelozë. Ata të gjithë së bashku morën vendim ta mbysnin më të dashurin e babait të tyre duke e hedhur atë në pus. Jusufi, عليه السلام, shpëtoi nga vdekja nëpërmjet një karvani

që po kalonte andej pari. Mirëpo u dërgua në Misir ku u shit si skllav. Pas shumë peripecive, ai arriti të ngjitej e të bëhej mbikëqyrësi i thesarit të mbretit atje. Në njërin prej viteve kur pati zi buke, ai u ngarkua me detyrën e shpërndarjes së ushqimeve. Vëllezërit e tij erdhën për të kërkuar ushqime. Jusufi, عليه السلام, ua fshehu vëllezërve identitetin e tij. Po të donte, mund të hakmerrej ndaj tyre, sepse e kishte atë mundësi. Mirëpo ai, as nuk i dënoi e as nuk i dëboi ata. Bëri krejt të kundërtën, duke u treguar bujar dhe i mirë me ta. Kur vëllezërit e kuptuan se kush qe ai, u shprehën duke u ndjerë të turpëruar:

- Ti je Jusufi! Me të vërtetë Allahu i Lartmadhëruar të ka lartësuar ty mbi ne.

Jusufi, عليه السلام, iu përgjigj me të mirë:

***"Sot s'ka qortim për ju; Allahu do ju falë. Ai është më i mëshirshmi i mëshiruesve!"***[7]

Më pas, për të zbutur turpërimin e vëllezërve u shpreh:

-Atëherë në mesin tonë hyri shejtani.

Kështu përforcoi edhe më shumë vlerat e tij shpirtërore të durimit, mirësisë e tolerancës.

Ky është virtyti i vërtetë, atëherë kur njeriu ka mundësi t'i japë dënimin e merituar dëmbërësit, ta falë atë për hir të Allahut të Lartmadhëruar, duke shpresuar shpërblimin në botën tjetër. Të nervozohesh për çështje personale e të hakmerresh, nuk është gjë tjetër vetëm se ngopje e nefsit (egos) si dhe demonstrim force. Në raste të tilla një besimtar, duke falur dhe duke u sjellë mirë, shkelmon urrejtjen dhe tregon

7. Jusuf, 92.

zemërgjerësinë e tij. Por frenimi i vetes është i vështirë.

Ajo pjesë e jetës që të ka kaluar me zemërim, përbën historinë tënde më tragjike. Zemërimi është një gjendje kalimtare që nxjerr jashtë funksionit logjikën. Masa më e mirë parandaluese, në mënyrë që të frenohet zemërimi, është zotërimi i vlerave që të sjellin sevape dhe mbarësi, si falja e butësia. Allahu i Lartmadhëruar, në lidhje me njerëzit që kanë vullnet të mirë dhe rezistencë, në Kuran ka thënë:

***"Nxitoni drejt faljes së gjynaheve nga Zoti juaj dhe Xhenetit, hapësira e të cilit është sa qiejt e Toka dhe që është përgatitur për të devotshmit, të cilët japin lëmoshë, edhe kur janë në mirëqenie, edhe kur janë në vështirësi, e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve. Allahu i do bamirësit."*** (Al'i Imran, 133-134)

Kundërveprimi ndaj së keqes, sipas islamit, duhet të përshkallëzohet në tri etapa: Të mundet zemërimi, të falet gabimi dhe të kthehet me një vepër të mirë…

## UNË NUK JAM DËRGUAR PËR TË MALLKUAR...

Jeta e Pejgamberit, ﷺ, është e mbushur plot me durim dhe mirësi. Duke qenë se ishte dërguar mëshirë për njerëzimin, përfshinte me dhembshurinë, mëshirën dhe dashurinë e tij të gjithë njerëzit. Një ditë kërkuan prej tij që të mallkonte disa mushrikë që po e tepëronin me vështirësitë, pengesat dhe sjelljet e tyre të këqija.

Ndërkaq ai u shpreh:

*"Unë nuk jam dërguar si mallkimtar, por si mëshirë*

*për botërat."* (Muslim, Birr, 87) Tekembramja qëllimi i shpirtit të tij të madh, që ishte një thesar i pashoq dhembshurie dhe dashurie, ishte shpëtimi i të gjithë njerëzimit.

Kur ai shkoi në Taif për të përçuar islamin, populli injorant dhe idhujtar i Taifit e gjuajti atë me gurë. Tek po kthehej i pikëlluar, Allahu i Lartmadhëruar, për ta ngushëlluar dërgoi Xhebrailin, عليه السلام, së bashku me Melekun e Maleve. Nëse ai do të dëshironte, Meleku do ta shkatërronte popullin e Taifit me dy malet që gjendeshin aty. Ndërsa Mëshira e Botëve tha:

*-Jo, unë kërkoj prej Allahut të Lartmadhëruar vetëm që prej tyre të dalin njerëz që do ta adhurojnë Atë, duke mos i shoqëruar asgjë Atij."* (Buhari, Bed'u'l-Halk, 7; Muslim, Xhihad, 111)

Populli i Taifit, deri në vitin e 9-të hixhri, nguli këmbë në idhujtari dhe u bëri shumë dëme myslimanëve. Kur myslimanëve iu shterrua durimi ndaj tyre, sërish iu lutën Pejgamberit:

-O i Dërguari i Allahut! Shtizat dhe heshtat e fisit Sakif na shkatërruan. Mallkoji ata, që Allahu t'i dënojë!...

Ndërsa Pejgamberi, ﷺ, u shpreh:

*-Ja Rabbi! Udhëzoje Fisin Sakif! Shtoji radhët tona me të!*

Pas një periudhe të shkurtër, populli i Taifit erdhi në Medinen e Shndritshme dhe pranoi islamin. (Ibn Hisham, IV, 134; Tirmidhi, Menakib, 73/3942)

Pejgemberi, ﷺ, dha një shembull të përsosur në ditën e çlirimit të Mekës. Mushrikët e Mekës, të cilët nuk kishin lënë gjë pa bërë duke derdhur gjak dhe duke ushtruar terror ndaj myslimanëve, ranë në duart e tyre. Një fjalë që mund të dilte nga goja e Pejgamberit, ﷺ, ishte e mjaftueshme që ata të

merrnin dënimin që meritonin.

Pejgamberi, ﷺ, u drejtoi mekasve që ishin mbledhur në Qabe këtë pyetje:

*-Çfarë mendoni se do t'ju bëj, o Kurejsh?*

Kurejshët iu përgjigjën:

-Duke shpresuar në mirësinë tënde, ne mendojmë se do të na bësh më të mirën. Ti je vëllai ynë i mirë. Ti je djali i të mirit.

Pejgamberi, ﷺ, u shpreh:

*- Edhe unë, ashtu si Jusufi vllezërve të tij, do ju them: «...**Sot s'ka qortim për ju; Allahu do ju falë. Ai është më i mëshirshmi i mëshiruesve!**» Hajde ikni, jeni të lirë!*[8]2

Ky gjest i mrekullueshëm bëri që vendin e urrejtjes dhe armiqësisë që kishin mekasit ndaj tij, ta zinte dashuria, miqësia dhe sinqeriteti. Zemra e shumë prej tyre u ngroh me islamin dhe u udhëzua në të. Atë ditë tek mekasit u manifestua e vërteta e ajetit:

***"Nuk barazohet e mira me të keqen! Të keqen ktheje me të mirë e atëherë armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë."*** (Fussilet, 34)

Me të vërtetë njeriu mundet nga e mira. Mirësia mjafton për përmirësimin e armikut edhe më të flaktë.

## RRUGA PËR TË KAPËRCYER FATKEQËSITË

Nuk është cilësi e lartë t'i bësh mirë atij që të bën mirë, ndërsa atij që të bën keq t'i bësh keq. Meritë është t'ia kthesh

8. Shih Ibn Hishâm, IV, 32; Vâkidî, II, 835; Ibn Sa'd, II, 142-143.

me të mirë atij që të bën keq. Nëse ai që i bën një të mirë është armik, do të të bëhet mik, nëse është shok do të të afrohet edhe më shumë duke iu shtuar dashuria dhe sinqeriteti për ty. Atij të cilit i është bërë një e mirë, pasi ai ka bërë një të keqe, i është vënë një perde për të mos bërë përsëri ndonjë të keqe.

Mevlana e shpjegon kështu moralin profetik:

*"Dije mirë se mëshira e Allahut është më e epërme se hidhërimi i Tij. E prej kësaj mëshire çdo Pejgamber ka triumfuar ndaj armiqve të tij."*

*"Rruga për të larguar belatë nuk është kurrë dhuna. Zgjidhja është falja, bujaria dhe mirësia. Pejgamberi, ﷺ, ka thënë: «Sadakatë i shuajnë hidhërimet.» Kuptoje mirë kurimin e sëmundjeve dhe hidhërimit!.."*

Pejgamberi, ﷺ, në shumë situata ku mund t'i dënonte fajtorët, i ka falur, sepse besonte që falja në vetvete do t'i përmirësonte ata. Madhështia dhe mjeshtëria qendron në faljen dhe në frenimin e egos, atëherë kur të jepet mundësia për t'u hakmarrë. Në një hadith të Profetit thuhet:

*"Nuk është trim ai që e mund kundërshtarin e tij në mundje, por trim i vërtetë është ai që, kur zemërohet e mund nefsin e tij."* (Buhari, Edeb, 76)

Në lidhje me vlerat e lartpërmendura në Kuran jepet ky sihariq:

***"Shpërblimi për të keqen është i njëjtë me atë të keqe. Por, atë që fal dhe pajton, e pret shpërblimi i Allahut. Ai, në të vërtetë, nuk i do të padrejtët."*** (Shura, 40)

Përtej faljes së gabimeve dhe të metave, të besuarit se e

keqja mundet me të mirë, si dhe të jetuarit e kësaj me qëllimin e ndërtimit të paqes, qetësisë, miqësisë dhe vëllazërisë, ishte tipari dallues i Pejgamberit, ﷺ. Ne, duke qenë umeti i tij, duhet të trashëgojmë të njëjtën cilësi. Të pajtuarit me të tjerët, duke ua falur gabimet vetëm për Bajram, nuk u ka hije besimtarëve të plotësuar në besim. Të kthyerit e këtij tipari në një pjesë të natyrshme të karakterit, është tregues i një besimi të lartë.

Këto hadithe tregojnë shumë mirë këndvështrimin e Pejgamberit, ﷺ, në lidhje me temën në fjalë, këndvështrim ky që duhet të bëhet pikë referimi në aspektin moral për të gjithë besimtarët:

*"Asnjëri prej jush të mos bjerë në nivelin e atyre që nuk kanë personalitet e që thonë: «Unë jetoj në mesin e njerëzve. Nëse ata më bëjnë mirë, atëherë edhe unë u bëj mirë, e nëse më bëjnë keq, atëherë edhe unë u bëj keq»! Në fakt, e kundërta e kësaj vlen për një besimtar, nëse dikush i bën atij mirë, ai duhet t'ia kthejë me më të mirë atë,* ***e nëse i bën keq, atëherë ai shmang nefsin për të mos i hyrë në hak atij.*** (Tirmidhi, Birr, 63)

*"Mos i këput lidhjet me atë që kërkon të shkëputet prej teje! Jepi atij që nuk të ka dhënë!* ***Fale atë që të ka bërë ndonjë të keqe!"*** (Ahmed ibn Hanbel, Musned, IV, 148, 158)

*"Kudo që të jesh, ki frikë nga Allahu i Lartmadhëruar! Bëji mirë atij që të ka bërë keq, e kështu t'i këputen rrënjët së keqes. Ji i moralshëm dhe sillu mirë me njerëzit!"* (I.Xhanan, Kutub-i Sitte, v.5, fq.304)

*"Kam parë rezidencat që shihnin kopshtet e xhenetit dhe e kam pyetur Xhebrailin, عليه السلام:*

*- Për kë janë rezervuar?*

*Më është përgjigjur:*

*- Për ata që shtypin urrejtjen dhe zemërimin, duke e varrosur në veten e tyre dhe për ata që tolerojnë duke falur gabimet dhe të metat e të tjerëve.* (Ali el-Muttaki, nr: 7016; Avarif, fq. 253)

## FALJA DUHET BËRË ME VEND...

Duhet të theksojmë faktin se tendenca për të qenë falës para çdo lloj gabimi, nuk duhet të mendohet si virtytshmëri. Të falësh ka kuptim, kur gabimi lidhet në mënyrë të drejtpërdrejtë me falësin. Ka prej atyre gabimeve, të cilat prekin shenjtërinë e disa vlerave fatare, kombëtare dhe të drejtave të shoqërisë. Në situata të tilla, përtej faljes duhet të jepen dënime për të siguruar drejtësinë dhe për të qartësuar mirë të drejtën dhe të shtrembërën. Nëse falen këta njerëz që bëjnë të tilla gabime, atëherë në shoqëri do të përhapet e keqja, dhuna dhe terrori.

Nëna jonë, Aishja, në lidhje më këtë temë është shprehur:

*"...I Dërguari i Allahut, ﷺ, nuk i është hakmarrë asnjëherë dikujt për çështje personale. Vetëm atëherë kur është shkelur ndonjë ligj i Allahut, ai është hakmarrë në emrin e Tij ndaj shkelësit."* (Muslim, Fedail, 79; Ebu Davud, Edeb, 4)

Ashtu siç përhap fitne dhe fesat një zemërim i pavend, ashtu edhe toleranca e tepruar ka të njëjtat pasoja të rrezikshme në shoqëri. Të mund të urresh për hir të Allahut atëherë kur është e nevojshme, është një nga domosdoshmëritë e imanit. Fjala vjen, në kohë lufte, të tregohesh i egër ndaj armikut

shpreh atdhetarizmin dhe besimin tënd të lartë. Të shfaqësh të njëjtin zemërim ndaj atij që shkel të drejtat e shoqërisë si dhe vlerat shpirtërore dhe kombëtare është një tregues i një besimi fisnik.

Jeta e të Dërguarit të Allahut, ﷺ, ishte e mbushur me të tilla manifestime të larta morale. Atyre që i bënin ndonjë padrejtësi personale, ai jo vetëm që i falte, por i bënte edhe ndonjë mirësi, e kështu shpaloste vlerat e tij të larta duke u bërë shembull shumë i mirë për të gjithë umetin e tij.

## A NUK DËSHIRONI T'JU FALË ALLAHU I LARTMADHËRUAR?

Ebu Bekri, رضي الله عنه, i cili ishte tërësisht i shkrirë tek i Dërguari i Allahut, është njëri nga shembujt më të mirë të faljes dhe të të kthyerit me të mirë të së keqes së bërë:

Ebu Bekri, رضي الله عنه, e ndihmonte me ushqime dhe me çfarë kishte mundësi, një të varfër me emrin Mistah. Kur ai pa se në mesin e atyre që po hidhnin baltë mbi figurën e bijës së tij, Aishes, رضي الله عنها, ishte edhe Mistahu, u betua se asaj familjeje nuk do t'i bënte më asnjë mirësi. Mirëpo familja e Mistahit ra në një gjendje shumë të keqe, kur Ebu Bekri, رضي الله عنه, ia ndërpreu ndihmat. Në lidhje me këtë situatë u shpall ky ajet:

**"Njerëzit e ndershëm dhe të pasur ndër ju të mos betohen se nuk do t'u japin të afërmve, të varfërve dhe të mërguarve në rrugën e Allahut; le t'i falin ata dhe të mos ua marrin për keq! Vallë, a nuk doni ju që t'ju falë Allahu? Allahu është Falës e Mëshirëplotë."** (Nur, 22)

**"Mos e bëni pengesë betimin në Allahun për kryerjen**

**e veprave të mira, largimin prej të ligave dhe për pajtimin e njerëzve! Allahu i dëgjon dhe i di të gjitha."** (Bekare, 224)

Pas shpalljes së këtij ajeti, Ebu Bekri, ﵁, u shpreh:

- Unë me të vërtetë kërkoj prej Allahut të më falë!

Pastaj dhuroi keffaretin e betimit dhe vazhdoi ta ndihmonte atë familje. (Buhari, Megazi, 34; Muslim, Tevbe, 56)

Të falësh e, të falësh të tjerët për të merituar faljen e Allahut të Lartmadhëruar, është vizioni shpirtëror i çdo besimtari të pjekur.

## NË Ç'MASË DUHET BËRË MIRË PËRBALLË NJË TË KEQEJE?..

Një ditë sahabët e pyetën Pejgamberin se përse e donte aq shumë Aliun. I Dërguari i Allahut urdhëroi që ta thërrisnin Aliun. Ndërkohë që njëri prej sahabëve shkoi ta thërriste, i Dashuri i Allahut u tha sahabëve:

- *O sahabët e mi! Nëse ju i bëni dikujt ndonjë të mirë dhe ai ua kthen me një të keqe, çfarë do të bënit?*

Sahabët u shprehen njëzëri, duke i thënë se do të vazhdonin t'i bënin mirë atij. Pejgamberi, ﷺ, i pyeti sërish:

- *E nëse ai person sërish ju bën keq, çfarë do të bënit?*

Sahabët sërish u shprehën se do t'i bënin mirë atij. Atëherë Pejgamberi i pyeti prapë:

-*E nëse ai person prapë vazhdon t'ju bëj keq, çfarë do të bënit?*

Sahabët ulën kokën dhe nuk ishin më të zotët të jepnin përgjigje.

Më pas erdhi Aliu, ﷺ. Resuli bëri të njëjtën pyetje:

*- O Ali, nëse i bën një të mirë dikujt e ai ta kthen më të keqe, çfarë do të bëje?*

Aliu, ﷺ, u shpreh se do të vazhdonte t'i bënte mirë atij. Edhe pse Pejgamberi, ﷺ, e pyeti shtatë herë, ai i dha të njëjtën përgjigje. E në fund të përgjigjes së tij, shtoi edhe këtë shprehje:

*- Edhe në qoftë se ai njeri do të më bëntë keq aq herë sa unë do t'i bëja mirë, do të vazhdoja t'i bëja mirë atij.*

Aliu, ﷺ, ka thënë:

*"Më i keqi i njerëzve është ai që të mirës i kthehet me të keqe dhe më i miri i njerëzve është ai që të keqes i kthehet me të mirë."*

*"Bëni mirë, pa e çuar kurrë nëpër mend se ajo do t'ju kthehet me të keqe."*

## NJERIU MUNDET VETËM ME TË MIRË...

Transmetohet se një ditë, dikush ofendoi Aliun, që ishte djali i nipit të Aliut. Ai menjëherë hoqi rrobën me vlerë që kishte veshur dhe ia dhuroi ofenduesit. Gjithashtu urdhëroi që atij t'i jepeshin edhe 1000 dirhem. Me këtë veprim ai shpalosi pesë vepra të mira njëherësh:

E para, butësinë, sepse ai nuk u nevrikos. E dyta, hoqi një vështirësi. E treta, e afroi atë me Allahun e Lartmadhëruar. E katërta, atë njeri e orientoi drejt tevbes dhe pishmanllëkut.

Ndërsa e pesta, personin që po e shante e transformoi të-rësisht duke e bërë atë ta lavdëronte.

Një herë tjetër, një burrë e shau Ibn Abbasin, ndërsa Ibn Abbasi, ﷺ, nuk nxori fare zë. Më pas ai u kthye nga Ikrime dhe i tha:

- Nëse ka ndonjë nevojë ky person t'ia kryejmë!

Personi, kur i dëgjoi këto fjalë, uli kokën dhe u ndie në turp e faj.

## SY QË PËRLOTESHIN PËR ARMIQTË...

Shembulli i njërit prej burrave të Hakut, Fudajl bin Ijazit, është plot kuptim:

Një ditë e panë duke qarë dhe e pyetën për arsyen. Ai u përgjigj:

- Qaj, sepse jam i mërzitur për një mysliman të shkretë që më ka dhunuar! E gjithë mërzia ime është për vuajtjet që ai do të ketë në botën tjetër.

Një herë tjetër Fudajl bin Ijazit, i thanë:

- Filan person hedh fjalë mbi nderin tënd.

Ai u përgjigj:

- Vallahi nuk i nevrikosem atij, por iblisit që e bën të thotë këto fjalë.

Më pas ai bëri këtë dua:

"O Allah, nëse ai person ka thënë të vërtetën, më fal mua, e nëse ai gënjen, fale atë!"

Ndërsa Hasan Basriu, atij që përgojonte aq shpesh, i dërgonte dhurata, në vend që të zemërohej. E dinte shumë mirë se atij që përgojon i merren sevapet dhe i kalohen të

përgojuarit ose shumë gjynahe të të përgojuarit i merren dhe i kalohen përgojuesit.

Njëri nga ashikët më të veçantë të Zotit, Hallaxhi Mensur, tek po gjuhej me gurë, është shprehur:

"O Zoti im! Para se të më falësh mua, fal ata që po më gjuajnë."

Një ditë, kur Rebi bin Hajsemi po falte namaz, para syve të tij i vodhën kalin njëzet mijë dirhemësh. Mirëpo ai, në vend që të vraponte pas hajdutit, vazhdoi të falte namazin me qetësi e dashuri.

Kur miqtë e tij e dëgjuan këtë lajm, erdhën për ta ngushëlluar mikun e tyre për këtë humbje të madhe. Rebi bin Hajsemi u tha:

-Unë e pashë hajdutin tek po zgjidhte kalin. Mirëpo në atë çast isha i zënë me një punë më të rëndësishme dhe më të dashur për mua. Për këtë arsye nuk e përzura atë njeri. Ndërkohë miqtë e tij filluan ta ma-llkonin keqbërësin. Miku i Hakut u shpreh:

-Qetësohuni, o miqtë e mi! Mua nuk më ka dhunuar kush. Ai njeri ka dhunuar veten e tij. A thua se nuk i mjaftoka dhuna që ai i ka bërë vetes, që ta dhunojmë edhe ne?![9]

## ÇDO NJERI SHET ATË QË KA...

Njëherë Isai, عليه السلام, pati shkuar tek disa jahudi për t'u folur për misionin e tij. Jahudinjtë filluan t'i drejtonin fjalë të këqija e të pista. Ndërsa ai u foli ëmbël e me mirësi. Atyre që e pyetën

9. Shih Babanzâde Ahmed Naîm, Islâm Ahlâkının Esasları, s. 85-86.

se pse ai u fliste me të butë e me të mirë atyre, u tha:

-Çdo njeri shet atë gjë që ka.

Të gjitha gjendjet, veprimet dhe sjelljet e njeriut janë pasqyra e botës së tij të brendshme. Siç nuk mund të përftohet një vijë e drejtë me një vizore të shtrembër, ashtu nuk mund të presësh ndonjë vepër e mirë nga një fatkeq, që botën e tij të brendshme e ka të turbullt.

T'i kthehesh të keqes me të keqe, është forma e sjelljes së njerëzve të papjekur. Ndërsa të bësh mirë në çdo situatë, tregon arritjen e njeriut në nivele të larta shpirtërore. T'u bësh mirë njerëzve ka tri grada të larta virtytshmërie:

E para, **kthimi me të mirë të së mirës që të është bërë.** Ndaj një të mire që të është bërë, të jesh mirënjohës dhe falënderues, është detyra e çdo njeriu. Të mund t'ia kthesh të mirën dikujt me një të mirë edhe me të madhe, do të ishte edhe më me vlerë.

E dyta, **të bësh mirë pa pritur asgjë më pas prej njerëzve.** Këta që janë në këtë gradë të virtytit janë më lart shpirtërisht se të parët.

E treta dhe më e vlefshmja është **t'i bësh mirë edhe atij që të bën keq.** Tekefundit, vlera e një mirësie është në raport me vështirësinë që ajo shfaq. Sigurisht, është shumë e vështirë të presësh mirësi nga ai të cilët i është bërë keq. Prandaj, të parët tanë kanë thënë: **"Të bësh mirë pasi të kanë bërë mirë, është sjellja e gjithkujt, ndërsa të bësh mirë, kur të kanë bërë keq, është sjellja e njerëzve të arrirë."**

Sa bukur shprehet Mevlana në disa vargje të tij:

*"Uji ka me qindra të mira dhe madhështi. Pranon të papastrit në gjirin e vet dhe i nxjerr të pastër."*

Një besimtar i vërtetë duhet të jetë i pastër e i domosdoshëm si uji dhe si një oqean me shpirt të gjerë. Kur ai përballet me situata krejt të pakëndshme, duhet të shpërndajë mëshirë e rahmet si dhe duhet të shpalosë një karakter të pjekur në çdo rast. Ai duhet të ketë një shpirt të kulluar që pasqyron mirësjelljen, finesën dhe të bukurën.

Mevlana ka thënë: *"Bëhu si dheu."*. Dheu, edhe pse shtypet me këmbë përditë, tregohet bujar ndaj të gjitha krijesave. Dheu pastron jashtëqitjen e gjallesave dhe, po atyre, ua kthen në trajtë ushqimi të pastër dhe të dobishëm.

Për të marrë hise nga urtësia hyjnore duhet të shpalosim vlerat e ujit dhe të dheut. Njeriu duhet të ketë një vizion të thellë shpirtëror, për t'u thelluar në urtësinë e përbërësve të tij kryesorë, ujit dhe dheut.

**Dhëntë Allahu i Lartmadhëruar që të gjithë ne të arrijmë nivele kaq të larta shpirtërore. Na dhëntë forcë dhe lehtësi që duke falur të tjerët të bëhemi të meritueshëm për faljen e Tij dhe na bëftë besimtarë të devotshëm prej të cilëve njerëzimi do të shohë vetëm mirësi dhe bukuri! E bëftë thesar që nuk shuhet ekzaltimin shpirtëror që përftohet nga afrimi me Allahun e Lartmadhëruar duke marrë hise nga gjendjet e bukura të Miqve të Hakut!..**

**Amin!..**



# Buzëqeshja

*Qëllimi i fesë është të kultivuarit e njerëzve të tillë, të edukuar, plot mirësjellje, të bukur dhe të ndjeshëm. Besimtarët e vërtetë, me fytyrat e tyre të buzëqeshura, janë në një gjendje selami me trëndafilat, zymbylat, bylbylat dhe të gjithë krijesat. Bota e tyre shpirtërore u është hapur si një dritare të gjitha krijesave. Besimtarët e vërtetë thellohen në urtësinë e luleve që çelin, zogjve që cicërojnë, pemëve plot fruta e bëhen delikatë si lulet dhe bujarë si pemët plot fruta.*

# BUZËQESHJA

Jeta e kësaj bote rrjedh mes baticave dhe zbaticave të ndryshme, mes gëzimeve e hidhërimeve. Zemra e njeriut është një bujtinë, në të cilën, të gjitha hidhërimet dhe vuajtjet, gëzimet dhe lumturitë janë krejt kalimtare, si një mysafir. Asnjëra prej tyre nuk është e përhershme dhe e qëndrueshme. Prandaj, kur një besimtar e prezanton jeta me situata nga më të ndryshmet, nuk duhet të gëzohet apo të hidhërohet me tepri, duke humbur kështu ekuilibrin dhe qetësinë që dhuron fakti se kjo botë është kalimtare.

Jeta e Pejgamberit, ﷺ, i cili u dërgua për njerëzimin si një karakter model, ishte e mbushur me vështirësi, vuajtje e halle. Këtë gjendje, ai e ka shprehur kështu: *"…Në rrugën e Allahut unë kam hequr ezijetet më të mëdha…"* (Tirmidhi, Kijamet, 34/2472)

Mirëpo, asnjë vështirësi nuk ia ndali përpjekjet e nuk ia prishi ekuilibrin. Të gjitha këto, ai i priti me pjekuri dhe me një gjendje pëlqimi. Edhe pse zemra e tij përjetoi shumë hidhërime, buzëqeshja nuk i mungoi kurrë fytyrës së tij të trëndafiltë. Askush nuk e pa atë ndonjëherë me fytyrë të varur,

vetulla të vrenjtura apo me çehre të zymtë. Ai ishte gjithmonë i buzëqeshur prej kënaqësisë që përjetonte nga të qënit së bashku me Allahun e Lartmadhëruar. Gjithmonë reflektonte buzëqeshjen islame ndaj kujtdo.

Kështu ishin edhe ata që u shkrinë tërësisht tek Resulullahu, sahabët dhe evlijatë. Në fytyrat e tyre reflektonte bukuria shpirtërore dhe nuk mungonte asnjëherë buzëqeshja. Ummu Derda, ﵁, tregon:

“Ebu Derda buzëqeshte sa herë që fliste ndonjë fjalë. Një ditë e pyeta:

-Kam frikë se njerëzit do ta keqkuptojnë buzëqeshjen tënde, pasi reagojnë çuditshëm!

Ndërsa ai më tha:

-Kur i Dërguari i Allahut fliste ndonjë gjë, buzëqeshte me sezbën.” (Ahmed, V, 198, 199)

Resulullahu, ﷺ, me përpjekjet e tij në rrugën e Allahut dhe me buzëqeshjet e tij të këndshme ishte shembulli më i mirë i qetësisë që të fal të qenët vazhdimisht me Allahun e Lartmadhëruar.

Çdo njeri ndjen kënaqësi prej gëzimit. Mirëpo çdo gjë ka një masë. Kështu edhe gëzimi. Ashtu siç është e gabuar fundosja në mërzi të thellë deri në vetshkatërrim në raste fatkeqësish, ashtu është i gabuar edhe teprimi në gëzim deri në dehje e shkelje të çdo norme, gjendje këto që trondisin vlerat dhe karakterin njerëzor.

Një besimtar duhet të jetë i dashur, i butë, i ndjeshëm, plot politesë dhe në fytyrën e tij nuk duhet të mungojë kurrë ëmbëlsia e buzëqeshjes. Buzëqeshja është maturia e besimtarit

përballë pamaturisë së të qeshurës me të madhe, si dhe forca e tij joshëse përballë rrezatimit të akullt e antipatik të fytyrave të varura e të vrenjtura.

Mevlana na tërheq vëmendjen, duke na shpjeguar se edhe një gjest i vogël në dukje, si qeshja, tregon shumë në lidhje me karakterin e njeriut:

*"Nga mënyra e të qeshurit unë kuptoj se çfarë edukate ka një njeri, ndërsa nga arsyeja e të qeshurit kuptoj inteligjencën e tij."*

E qeshura dhe gëzimi i tepërt, e hedh shpesh njeriun në indiferencë dhe bën që ai të harrojë të vërtetën e të qënit të tij përkohësisht dhe për provë në këtë botë. Të harruarit e faktit se, lumturia e vërtetë dhe e përhershme është në botën tjetër, shpie në robërimin e shpirtit të njeriut nga kënaqësitë e përkohshme të kësaj bote. E nëse kjo vazhdon gjatë, atëherë të qeshurit deri në gajasje e helmon shpirtin, ndërsa zemra mbushet me mërzi, ngurtësohet dhe e humb ndjeshmërinë e saj.

Omeri, رضي الله عنه, na paralajmëron se në çfarë handikapi mund të të shpjerë e qeshura me tepri:

*"Atij që qesh shumë, i bie madhështia. Ai që e tepëron me shakatë, do të joshet shumë nga argëtimi. Çdo njeri njihet më së shumti me atë që bën më tepër. Ai që flet shumë, gabon shumë. Atij që i ikën turpi, i ikën edhe dëshira për t'u larguar nga gjërat e dyshimta. Atij që nuk largohet nga gjërat e dyshimta aq sa duhet, i vdes zemra."* (Ihja, III, 288)

Sëmundja më e rëndë shpirtërore është indiferenca. Ajo e mashtron njeriun, duke bërë t'i duket e përjetshme lumturia apo gëzimi që po përjeton. E shtyn njeriun drejt harresës së

stacioneve të vështira që e presin, si vdekja, ringjallja, llogaria, ura e siratit etj. Kjo veçori e përgjithshme njerëzore, në Kuran është shprehur kështu:

***"...dhe po qeshni e nuk po qani? Madje, jeni edhe të shkujdesur!"*** (Nexhm, 60-61)

Ndërsa Pejgamberi, ﷺ, ka thënë:

*"Sikur ju të dinit atë që di unë, pak do të qeshnit e shumë do të qanit."* (Buhari, Tefsir, 5/12)

Mevlana, me anë të kësaj këshille na shpjegon këtë të vërtetë:

*"Të zgjuarit qajnë në fillim; në fund buzëqeshin e lumturohen. Ndërsa budallenjtë qeshin e gajasen në fillim, e në fund qajnë e vajtojnë. O njeri! Vetëdijësohu qysh në fillim e shihi mirë të vërtetat, që në ditën e gjykimit të mos digjesh në zjarrin e pendimit!.."*

Imam Gazaliu rrëfen këtë ngjarje:

Një burrë, tek po e shihte të gajasej së qeshuri, i tha vëllait të tij:

-A të ka ardhur ndonjë lajm i mirë në lidhje më Ahiretin, je i sigurtë se do të shpëtosh nga xhehenemi?

Pasi nga vëllai i tij mori përgjigjen "Jo", ai i tha:

-Atëherë, si mund të qeshësh kështu? (Ihja, III, 288)

Tekefundit, asnjë njeri nuk e ka të siguruar xhenetin, veç Pejgamberit, ﷺ.

Vehb bin Verd, rahmetull-llahi alejh, u tha disa njerëzve që po gajaseshin së qeshuri me rastin e festës së bajramit:

“Nëse ju janë falur gjynahet, ky qëndrimi juaj nuk është qëndrimi i falënderuesve. E në qoftë se nuk ju janë falur, atëherë qëndrimi juaj nuk ka fare lidhje me frikën ndaj Zotit!” (Ihya, III, 288)

Muhamed bin Vasi, ka thënë: “Aq sa është i çuditshëm të qarët e një personi që ka fituar xhenetin, aq është e habitshme e qeshura deri në gajasje e një personi, që akoma nuk e di se ku do të jetë fundi i tij (në xhenet apo në xhehnem).” (Ihja, III, 289)

Kjo gjendje përmban një përmasë që islami kërkon të ndërtojë në karakterin e myslimanit. Edhe pse në botën e brendshme të një besimtari vlojnë vullkanet e shqetësimit e të frikës që lidhen me të përtejmen, fytyra e tij duhet të rrezatojë prehje dhe qetësi, si një liman i qetë. Ai nuk duhet, as të mefshtësohet, kur jeta e përball me gëzime e të mira e, as nuk duhet të bjerë në pesimizëm, kur shqetësimet dhe sprovat janë pjesë e caktimit hyjnor të tij.

Besimtari duhet të kultivojë me ndihmën e Zotit një gjendje shpirtërore mes **frikës** dhe **shpresës**. **Frika** është të gjendesh i lidhur me Zotin vazhdimisht dhe të strehohesh tek Ai, duke menduar dënimin e Tij, për të mos rënë në vetpëlqimin e veprave që t’i mund të kesh bërë, ndërsa **shpresa** është ajo forcë që nuk e lë njeriun të bjerë në pesimizëm, duke ia kujtuar njeriut vazhdimisht Mëshirën e pafundme të Allahut.

Halid Bagdati, në një letër dërguar nxënësit të tij, shkruan:

“Dëgjo, o djali im! Asnjërit prej adhurimeve që kam bërë deri më tani nuk ia kam besën! Shpresoj vetëm tek Mëshira e Allahut të Lartmadhëruar! Të lutem, bëj dua për mësuesin

tënd që ai ta mbyllë sa më mirë këtë jetë!"

Buzëqeshja, që është pjesë e natyrshme e besimtarit, shpreh qartë ekuilibrin e brendshëm të tij. Mirëpo edhe ky veprim kaq i dashur, mund të ketë rrezikshmërinë e tij të lartë, atëherë kur ai bëhet me qëllim të keq. Kur ajo shoqërohet me krenari, mendjemadhësi, ironi, përçmim dhe tallje, në botën tjetër do të ketë dënim shumë të rëndë. Ibn Abbasi, ﷺ, në ajetin: ***"...Të mjerët ne! Çfarë është ky libër, që nuk paska lënë asnjë vepër të madhe apo të vogël pa e shënuar!.."*** (Kehf, 49), frazën ***"vepër të vogël"*** e ka komentuar si buzëqeshje që bëhen me ironi e sarkazëm, ndërsa frazën ***"vepër të madhe"*** e ka komentuar si qeshjet me gajasje, ndërkohë që bëhen ironira dhe sarkazma. (Ihja, III, 294)

## MYSLIMANI KA BUZËQESHJEN NË FYTYRË, NDËRSA DËSHPËRIMIN NË ZEMËR...

Sipas atyre të vërtetave që u thanë më sipër, shpirti i besimtarit ka nevojë për një masë dëshpërimi dhe frike. Edhe pse shpirti duhet të zotërojë një masë dëshpërimi e frike, fytyra e tij duhet të ndriçohet vazhdimisht nga një buzëqeshje e ëmbël. Aliu, ﷺ, ka thënë:

*"Myslimani ka buzëqeshjen në fytyrë, ndërsa dëshpërimin në zemër."*

Trishtimi dhe lotët e një besimtari të plotësuar, shfaqen në vetmi, kur ai mendon të metat e tij në robërinë ndaj Allahut të Lartmadhëruar, kjo gjë përjetohet nga ana e tij e, në mënyrë të veçantë, në kohën e seherit. Gjendja e besimtarëve për të marrë në llogari vetveten dhe përlotja e vazhdueshme, tek

mendojnë dhe reflektojnë për të metat e tyre, përbën edhe burimin e nurit që reflektohet në fytyrat e tyre.

Sa bukur e shpjegon urtësinë e nurit të fytyrave të miqve të Hakut, kur shprehet: *"Unë nuk shoh fytyrën time, por tënden e shoh. Sikurse unë, ashtu edhe ti, nuk sheh fytyrën tënde, por sheh timen. Nuri i atij që arrin të shohë fytyrën e tij, është më i madh se nuri i të gjithë hallkut."*

Njëra nga arsyet e nurit të fytyrës, është dhënia përparësi nga njeriu e të metave të tij personale, pra të zhvilluarit e aftësisë së të shikuarit të të metave personale, para se të vërehen të metat e tjetrit. Arifëve u buron nuri i fytyrave prej se kanë arritur urtësinë *"Ai që njeh veten, njeh Zotin."* Për këtë është thënë: *"Pa ditur të metat e tij, njeriu nuk pajiset me dituri shpirtërore".*

Abdulkadër Gejlani ka thënë:

*"Besimtari i vërtetë duket nga fytyra e tij se është i gëzuar. Por në fakt ai është i trishtuar. Besimtari i vërtetë mediton shumë, mendon shumë, qan shumë, ndërkohë që qesh pak. Me buzëqeshje fsheh trishtimin. Së jashtmi duket sikur është duke u përpjekur për të siguruar jetesën, mirëpo në të vërtetë, zemra e tij është e zënë me përmendjen e Zotit. Ai duket sikur merret me fëmijët e tij, por në fakt është vazhdimisht me Zotin.*

*...Lërë ambicien, llastimin, epshin dhe dashurinë për jetën e kësaj bote! Zvogëloji pak gëzimin dhe harenë! Ki pak trishtim! Dije mirë se Pejgamberi ka urdhëruar buzëqeshjen për të qetësuar zemrën e të tjerëve..."*

Të qeshurit e tepërt është ifrat (kalim i masës). Zymtësia

e fytyrës është tefrit (mosarritje e masës). Të dyja këto gjendje janë fatkeqësi të mëdha për shpirtin e besimtarit. Ajo që qëndron në mesin e këtyre dy gjendjeve, pra buzëqeshja, është më e preferuara dhe më e pranuara.

## BUZËQESHJA E PEJGAMBERIT ﷺ

Të buzëqeshësh do të thotë të qeshësh pa nxjerrë zë, duke zbuluar, më së shumti, dhëmbët. Kështu qeshte i Dërguari i Allahut të Lartmadhëruar. Kur ai qeshte, asnjëherë nuk e kalonte masën. Aishja, رضي الله عنها, ka thënë:

*"Nuk e kam parë asnjëherë Pejgamberin duke qeshur deri në gajasje, në mënyrë që t'i shihet gjuha e brendshme. Ai vetëm buzëqeshte ëmbël e lehtë."* (Buhari, Edeb, 68; Muslim, Istiska, 16)

Sipas transmetimeve të shumë sahabëve, Profeti ﷺ, ishte njeriu më i edukuar dhe më me politesë. Gjithmonë ishte i buzëqeshur. Në fytyrën e tij kishte një shkëlqim dhe nur që nuk shuhej.

Ebu Kursafe, رضي الله عنه, ka thënë:

"Unë, nëna ime dhe tezja shkuam tek i Dërguari i Allahut, për të marrë bejat. Pasi u ndamë prej pranisë së mrekullueshme të tij, ato më thanë:

"Nuk kemi parë asnjëherë një njeri që t'i ngjajë atij! Nuk dimë të ekzistojë ndonjë njeri me fytyrë më të bukur se ai, me rroba më të pastra dhe më fjalëbutë e fjalëmbël sesa ai. A thua se prej gojës së tij përhapej vetëm nur!" (Hejthemi, VIII, 279-280)

Një nga dijetarët jahudi, Abdullah ibn Selami, e ka pyetur

me interesim të Dërguarin e Allahut, diçka gjatë hixhretit. Kur ia shikoi fytyrën u bë menjëherë mysliam dhe tha:

"Kjo fytyrë nuk mund të thotë diçka tjetër, veç së vërtetës."
(Tirmidhi, Kijamet, 42/2485; Ibn Maxhe, Et'ime 1, Ikamet 174)

Fytyra dhe paraqitja e përgjithshme e njeriut, është vitrina e tij. Përveç të gjitha gjuhëve të qenieve të ndryshme, ekziston edhe gjuha e gjendjes, e cila është më e rëndësishmja. Pra njeriu, edhe nëse nuk flet fare, me qëndrimin e tij shpreh qartë shumëçka. Fytyra e njeriut ka një shenjë prej shpirtit të tij. Të gjitha çehret, për sytë që munden të shohin, janë përkthyesit e botës së brendshme. Prej këtu themi se një buzëqeshje e nurtë në fytyrë, është reflektimi më i bukur i botës së brendshme.

Sa bukur është shprehur Mevlana:

*"Nëse do të marrësh një shegë, merr një të tillë që qesh, që është e çarë, kështu ajo të lajmëron për kokrrat e saj. Kështu është buzëqeshja e Arifëve, si një inxhi në kutinë e zemrës. Arifët tregojnë prej gojës çfarë kanë në zemër.*

*Shega që qesh bën edhe kopshtin që të qeshë, bahçen ku ajo ndodhet e jeton, e kënaq dhe e gëzon. Sohbeti i Arifëve bën që edhe ti të përfshihesh në gjendjet e tyre. Edhe në qoftë se ti je i ngurtë sa një gur a një copë mermeri, nëse arrin të kesh afër një të urtë shpirti, do të bëhesh xhevahir e flori."*

I Dërguari i Allahut, ﷺ, që me çehren e tij ndriçonte botët, kalonte pranë njerëzve ngadalë dhe duke buzëqeshur. Ishte vazhdimisht i buzëqeshur. Për të kënaqur shpirtrat e tyre, i dëgjonte me kujdes e përqendrim sahabët. Ai u buzëqeshte

atyre, aq sa i dukeshin edhe dhëmbët e tij të inxhinjtë. Të njëjtën gjë bënin edhe sahabët, të cilët shpesh mjaftoheshin edhe vetëm me buzëqeshjen e të Dërguarit të Allahut.

Xherir bin Abdullah, رضي الله عنه, shpjegon:

"Që kur pranova Islamin, i Dërguari i Allahut nuk më ka refuzuar kurrë të shkoja tek ai dhe, sa herë që më shihte, më buzëqeshte." (Buhari, Edeb, 68)

Ndërsa Abdullah bin Harith, رضي الله عنه, ka thënë:

"Nuk kam parë në jetën time një njeri që buzëqeshte, sa i Dërguari i Allahut." (Tirmidhi, Menakib, 10)

Në disa hadithe është thënë:

*"Mos nënvlerëso asnjë mirësi, qoftë ajo edhe një buzëqeshje dhuruar vëllait tënd të besimit."* (Muslim, Birr, 144)

*"Çdo mirësi është Sadaka. Të presësh vëllain tënd me buzëqeshje dhe të hedhësh ujë nga ena jote në enën e vëllait tënd mysliman, madje është Sadaka."* (Tirmidhi, Birr, 45/1970; Ahmed, III, 344; Buhari, el-Edebu'l-Mufred, nr: 304)

I Dërguari i Allahut, ﷺ, kur nuk kishte asgjë për t'u dhënë të varfërve, e kthente kokën në anën tjetër prej turpit. Në lidhje më këtë situatë, u shpall ky ajet:

***"Por nëse shmangesh nga ata** (kur nuk ke asgjë për të dhënë), **duke shpresuar në mëshirën e Zotit tënd, atëherë thuaju atyre ndonjë fjalë të butë."*** (Isrâ, 28)

Pas këtij urdhri hyjnor, i Dërguari i Allahut, ﷺ, kur nuk kishte mundësi, për të fituar zemrën e tyre, sillej me ta fytyrëqeshur e fjalëmbël.

Prandaj theksojmë faktin se, t'i buzëqeshësh vëllait tënd

mysliman, t'i japësh selam atij, t'i thuash fjalë të ëmbla, është një adhurim shoqëror, i cili nuk duhet të nënvlerësohet.

## BUZËQESHJA E MIQVE TË HAKUT

Edhe besimtarët e devotshëm, që u pajisën me moralin profetik, u bënë personalitete prej se arritën pjekurinë shpirtërore duke ndjekur në çdo gjë Pejgamberin, ﷺ. Me buzëqeshjet e tyre të pranverëta u jepnin shpirtrave gëzim dhe qetësi. Shikimet e tyra ishin puhizë për shpirtrat. Fytyrat e tyre të nurta të kujtonin vazhdimisht Allahun e Lartmadhëruar dhe Ahiretin. Ata ishin vazhdimisht në një gjendje kontakti me atmosferën profetike të të Dërguarit të Allahut, ﷺ.

Përballë furtunave të jetës, ajo që i shkon të bëjë umetit të Muhamedit, është të kultivuarit e një "karakteri të trëndafiltë", të ngjashëm me atë të Mahamedit, ﷺ dhe miqve të Hakut. Trëndafili, prej se duron gjembat e degëve, është në një gjendje buzëqeshjeje me erën e këndshme dhe bukurinë e papërshkrueshme. Ai sikur i thotë njeriut: *"Më lexoni me syrin e shpirtit e bëhuni si unë!"*

Qëllimi i fesë është pikërisht ky, të kultivuarit e njerëzve të tillë, të edukuar, plot mirësjellje, të bukur dhe të ndjeshëm. Besimtarët e vërtetë, me fytyrat e tyre të buzëqeshura, janë në një gjendje selami me trëndafilat, zymbylat, bylbylat dhe të gjithë krijesat. Bota e tyre shpirtërore u është hapur si një dritare të gjitha krijesave. Besimtarët e vërtetë thellohen në urtësinë e luleve që çelin, zogjve që cicërojnë, pemëve plot fruta e bëhen delikatë si lulet dhe bujarë si pemët plot fruta.

Njëri nga miqtë e Hakut, Xhunejd Bagdadi, është shpre-

hur se kushti kryesor i miqësisë me vëllain tënd të fesë, është dhurimi vazhdimisht i buzëqeshjes dhe përpjekja për ta gëzuar atë. Të njëjtën gjë ka thënë edhe Ebu Osman Hiri: "Gjithmonë, përveç se në gjynah, njeriu duhet të tregohet i buzëqeshur dhe i dashur me vëllezërit e tij besimtarë". Ndërsa Ebu Abdullah Selime tregon se gjuha e ëmbël dhe fytyra e qeshur janë ndër shenjat dalluese të miqve të Hakut.

Harith el-Mahasibi, kud-dise sirr-rruhu, ka thënë:

*"Karakteri i bukur ka tri tipare:*

*-Të duruarit e ezgjeteve që të japin injorantët.*
*-Të mos zemëruarit me tepëri.*
*-Të treguarit e dashurisë së islamit me buzëqeshje.*
*-Të zotëruarit e një gjuhe që të qetëson."*

Hasan Basriu e përkufizon moralin e bukur kështu:

"Shtylla e moralit të lartë është përhapja e së mirës, duke mos shqetësuar askënd dhe ruajtja e buzëqeshjes në fytyrën tënde."

Universi është mbrujtur me tharmin e dashurisë. Kur botët, që nga mikro e deri tek makro, shihen me syrin e zemrës, do të vërehet se në thelbin e çdo elementi të tyre ka gjurmë të dashurisë hyjnore. Manifestimet e cilësisë së bukurisë së Allahut të Lartmadhëruar, si kopshtet, burimet e ujit, lulet që çelin, fluturat me ngjyra të llojllojshme, zogjtë me cicërimat e tyre etj., i kujtojnë njeriut vazhdimisht buzëqeshjen hyjnore. Sa i trishtueshëm është fakti që njerëzit janë kaq indiferentë ndaj këtyre të vërtetave. Ajo çfarë i takon të bëjë qenies njerëzore, është perceptimi i kësaj buzëqeshjeje hyjnore dhe reflektimi i saj në fytyrën e tij ndaj të gjitha krijesave.

Një besimtar që e gjallëron jetën e tij me vepra të mira, do të përballet më buzëqeshjen më të bukur në momentin e vdekjes. Kjo gjendje shprehet shumë bukur në ajetet kuranore:

***“Me të vërtetë, atyre që thonë: “Zoti ynë është Allahu”, e pastaj vazhdojnë të vendosur në rrugën e drejtë, do t’u zbresin engjëjt*** *(para vdekjes)* ***e do t’u thonë: “Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni! Dhe gëzojuni Xhenetit që ju është premtuar.”*** (Fussilet, 30)

Në një ajet tjetër kuranor, thuhet:

***“Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t’u frikësuar dhe as për t’u dëshpëruar.”*** (Junus, 62)

Ata besimtarë që do të reflektojnë në fytyrat e tyre buzëqeshjen e dashurisë hyjnore, kushedi se me çfarë thesare buzëqeshjesh do të pëballen në botën tjetër.

Shejh Sadiu, në veprën *“Gjylistani dhe Bostani”* është shprehur:

“Na ishte njëherë një njeri me moral shumë të lartë. Ky njeri fliste vazhdimisht mirë për ata që i bënin atij keq dhe sillej gjithashtu mirë e butë me ta. Pasi ndërroi jetë, një mik i tij e pa atë në ëndërr. Në ëndërr miku i tha:

-Më shpjego diçka se ç’të ndodhi pas vdekjes!..

Personi që kishe vdekur, me dashamirësi dhe me një ton të këndshëm iu përgjigj:

-Në jetën time nuk jam sjellë ashpër e egër me të tjerët, kurrë nuk u kam treguar atyre fytyrën time të zymtë. (Të gjithëve u kam treguar fytyrë të ëmbël dhe të qeshur.) Për këtë arsye, këndej nuk u sollën me mua ashpër dhe keq.”

Në fytyrën e miqve të Allahut, zemrat e të cilëve janë bërë dergjah, nuk mund të shihet kurrë një fytyrë e varur, e vërenjtur dhe e mërzitur. Fizionomia e miqve të Allahut u dhuron shpirtrave qetësi dhe i tërheq ata drejt një bote shpirtërore. Ata i tërheqin të mërziturit drejt sarajit të shpirtit, duke u bërë për ta fole ngushëllimi. A thua se shpirtrat e tyre janë qendra qetësie dhe rehabilitimi shpirtëror.

Urtësia e kësaj qetësie lidhet ngushtë me kujtesën që ata arrijnë t'u transmetojnë njerëzve në lidhje me Ahiretin, si dhe me fuqinë që ata kanë për t'i larguar njerëzit nga orientimet e tyre drejt egos dhe kësaj dynjaje. U japin njerëzve istikamet në lidhje më faktin që lumturia dhe qetësia e vërtetë, arrihet duke u përpjekur vazhdimisht për lumturinë e përjetshme.

Një ndër arsyet e tjera, që lidhen me buzëqeshjen dhe me rrezatimet e qetësisë dhe kënaqësisë së miqve të Hakut, është përgjegjësia që ata ndjejnë për të udhëhequr njerëzit. Të jesh i buzëqeshur, është një urdhër hyjnor për të gjithë ata që thërrasin, udhëheqin dhe paralajmërojnë njerëzit për kah e vërteta. Buzëqeshja është një lidhje shpirtërore ndërmjet bashkëbiseduesve. Nuk ka metodë më të domosdoshme dhe efikase udhëheqjeje drejt besimit se sa buzëqeshja dhe fjala e ëmbël, të cilat janë mënyra më e mirë e të shikuarit të krijimit nëpërmjet syrit të Krijuesit. Në një ajet kuranor, Allahu i Lartmadhëruar, ka thënë:

***"Në sajë të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta*** *(o Muhamed)****. Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje."*** (Ali Imran, 159)

Në lidhje me temën, Shejh Sadiu, në veprën *"Gjylistani dhe Bostani"* transmeton një histori plot kuptim:

*"Një djalë i ri, me gjuhë të ëmbël dhe me fytyrë të qeshur, shiste mjaltë. Ai ishte aq i ëmbël e i mirë, sa të gjithë prekeshin thellë nga ëmbëlsia e tij. Myshterinjtë e tij ishin aq të shumtë sa nuk numroheshin.*

*Ishte një djalosh i ri, i cili, sikur edhe helm të shiste, njerëzit do ta pinin atë prej dorës së tij për mjaltë.*

*Një i pafytyrë, nga lakmia që kishte për fitimet e të riut, filloi të shiste mjaltë, duke imituar të riun në fjalë. Me tabelën e mjaltit të shkruar dhe me fytyrën e tij të uthullt, shëtiti në çdo mëhallë. Kudo ku shkonte bërtiste, «Mjaltë, mjaltë!». Mirëpo atij, jo vetëm që nuk iu afrua kush, por majltit të tij nuk iu qasën as mizat.*

*Kur u bë aksham, u kthye në shtëpi. Nuk kishte fituar asgjë. U mërzit së tepërmi, u tërhoq në një qoshe të shtëpisë dhe mendoi. Ai i ngjante një gjynahqari që frikësohej nga gjynahi i tij, një njeriu fatkeq që burgoset në festën e bajramit.*

*Gruaja e tij, me shaka i tha:*

*- Mjalti i njeriut me fytyrë të zymtë është i hidhur.*

*Veset e shpien njeriun në xhehenem. Ndërsa virtytet kanë dalë nga xheneti.*

*Mik, ec! Nëse është e nevojshme, pi ujë të ngrohtë lumi. Edhe nëse rreshkesh nën diellin zemërak, mos prano të pish sherbetin e freskët të njeriut me fytyrë të zymtë e të vërenjtur. Të hash bukën e një vetullngrysuri, është e dëmshme për shpirtin.*

*Mos prish e thyej punën, duke u nervozuar! Nevriku është fatkeq. E zëmë se nuk ke ar, argjend dhe asnjë gjë.*

*Nuk ke as gjuhë të ëmbël?"*

Fytyra e qeshur dhe gjuha e ëmbël janë ndër kapitalet më të rëndësishme për të udhëzuar njerëzit, të cilëve u mungon besimi. Edhe fytyra më e vërenjtur e një njeriu, që është duke shëtitur në një trëndafilishtë, mes lulesh plot aroma të llojllojshme dhe ngjyra të larmishme, buzëqesh e ngazëllehet. Kështu duhet të jenë orientuesit e njerëzve. Duhet të jenë të aftë të zbusin shpirtrat e egër dhe nopranë, t'u dhurojnë buzëqeshjen edhe fytyrave më të zymta e të ngrira.

Besimtarët e plotësuar duhet të jenë të durueshëm në të tilla gjendje shpirtërore; të jenë të buzëqeshur dhe të marrin përsipër përgjegjësinë e të ndarit me të tjerët të çdo halli e derti. Për t'i ftuar njerëzit në islam, është kusht që të zotërohet një shpirt i ndjeshëm, i cili është mbrujtur me urtësinë e Kuranit dhe Sunetit, si dhe një fytyrë të qeshur, e cila reflekton buzëqeshjen dashamirëse të islamit. Buzëqeshja dhe falënderimi në procesin e edukimit shpirtëror, duhet të bëhen pjesë e pashmangshme e karakterit të besimtarit.

**Allahu na bëftë prej besimtarëve të përsosur, me shpirt të hollë e delikat, që i afrohen çdo krijese me buzëqeshje, mëshirë dhe dhembshuri. Mos e mungoftë kurrë në zemrën tonë dashurinë e besimit si dhe fytyrën e qeshur të islamit…**

**Amin!**



# Edukata dhe mirësjellja

*Edukata është kapitali më i çmuar i një udhëtari që ndodhet në rrugë të Allahut. Njeriu nuk mund të jetë edhe fetar, edhe i paedukuar, sepse thelbi i shpirtit islam në besim, është teuhidi, ndërsa në vepra është edukata dhe mëshira.*

*Nuk duhet të harrojmë se shejtani i mallkuar, nuk u dëbua prej mëshirës së Allahut, për shkak të mungesës së diturisë apo punës, por për shkak të mungesës së edukatës. Pra, shejtanin e shkatërroi virtyti më i mirë, edukata.*

*Qëllimi i edukimit shpirtëror është që ta bëjë njeriun të vetëdijshëm se ndodhet gjithmonë nën vëzhgimin e kamerave hyjnore. Në sajë të kësaj vetëdijeje, do të mundësohet që virtytet e larta të njeriut, si mirësjellja, delikatesa, edukata dhe turpi, të bëhen themel i natyrës njerëzore.*

# EDUKATA DHE MIRËSJELLJA

Edukata është një element që e dallon njeriun nga krijesat e tjera. Njeriu fiton vlerë tek Allahu me edukatën, mirësjelljen, delikatesën dhe devotshmërinë e tij. Për këtë arsye, ndër cilësitë e të dashurve të Allahut, edukata dhe mirësjellja gëzojnë një vend të veçantë. Prandaj dhe mistikët e mëdhenj e kanë përkufizuar tasavufin si "moral të bukur dhe edukatë".

Shah Nakshibendiu, i cili u formua me edukatë dhe mirësjellje të veçantë nën kujdesin shpirtëror të të nderuarit Emir Kulal, në vitet e para të mësimeve, për të thyer krenarinë dhe mendjemadhësinë e nefsit (egos) të tij dhe për të arritur gjendjen e "hiç"-it përpara Allahut, u ngarkua me detyrën e shërbimit ndaj njerëzve të sëmurë, kafshëve të plagosura dhe me pastrimin e rrugëve. Për gjendjen e tij në atë kohë, ai tregon:

"Shërbeva për një kohë të gjatë në rrugën që më urdhëroi mësuesi im. Egoja ime u bë e atillë, saqë duke ecur, ndaloja në vend përpara çdo krijese të Allahut dhe vazhdoja rrugën vetëm pasi kishte kaluar ajo. Shërbimi im vazhdoi shtatë vjet rresht. Si rezultat i kësaj, fillova të dëgjoja edhe zërat e trishtuar të

krijesave që luteshin dhe kërkonin strehim tek Allahu".

Ja pra, për shpirtrat e ndriçuar me urtësi, çdo gjë në univers shfaq dhe tregon fuqinë dhe madhështinë hyjnore. Për të arritur këtë gjendje, është kusht që shpirti të fitojë butësi dhe delikatesë me anë të edukimit shpirtëror dhe të marrë mësim prej shfaqjeve hyjnore, duke u thelluar në urtësi. Kjo, sepse shumë të fshehta nuk mund të konceptohen me mendje, por vetëm me urtësi. Të fshehtat shpirtërore nuk bëhen të qarta pa u thelluar në urtësi.

Edukata është kapitali më i çmuar i një udhëtari që ndodhet në rrugë të Allahut. Njeriu nuk mund të jetë edhe fetar, edhe i paedukuar, sepse thelbi i shpirtit islam në besim, është teuhidi, ndërsa në vepra është edukata dhe mëshira. Prandaj mund të thuhet se feja islame me të gjitha parimet e veta, fund e krye përbëhet nga mirësjellja, delikatesa dhe pastërtia. Pra, nga "edukata e bukur". I nderuari Mevlana Xhelaledin Rumiu thotë:

"Hapi sytë dhe shihi fjalët e Allahut! I gjithë Kurani, ajet për ajet, është mësim edukate!"

Të dashurit e Allahut i kanë arritur gradat vetëm me edukatën e tyre të lartë. Imam Rabbani thotë:

"Ai që nuk respekton edukatën, nuk mund të përparojë në rrugë të Allahut, pra nuk mund të bëhet mik i Tij. Rruga e të mëdhenjve të fesë, është e gjitha edukatë".

## EDUKATA NDAJ ALLAHUT TEALA

Edukata më e rëndësishme, është ajo ndaj Allahut Teala, i Cili na ka krijuar.

Nuk duhet të harrojmë se shejtani i mallkuar, nuk u dëbua prej mëshirës së Allahut, për shkak të mungesës së diturisë apo punës, por për shkak të mungesës së edukatës. Pra, shejtanin e shkatërroi virtyti më i mirë, edukata. Mevlana shprehet:

"Kur iblisi kundërshtoi urdhrin e Allahut, duke mos i bërë sexhde Ademit عليه السلام, tha:

- Unë jam prej zjarrit, ndërsa ai prej baltës. A i shkon atij që është më lart, t'i bëjë sexhde atij që është më poshtë?"

Ja pra, iblisi u dëbua nga mëshira e Allahut dhe u mallkua, për shkak se iu përgjigj Allahut në një mënyrë të paedukatë. Mbi të gjitha, debatoi me Krijuesin e tij me arrogancë. (Fihi ma fih, faq. 159)

Ebu Ali ed-Dekkak (Allahu e mëshiroftë!), thotë:

"Braktisja e edukatës, meriton dëbimin prej mëshirës së Allahut. Kush tregohet i paedukatë para sulltanit, nxirret tek dera e, kush tregohet i paedukatë tek dera, nxirret në ahur". Të moçmit thoshnin: "Edukatën mësoje prej të paedukuarit". Kjo është një këshillë, që ne të marrim mësim prej përfundimit të atyre që nuk e respektojnë edukatën. Prandaj edhe ne duhet të marrim mësimin e duhur prej gjendjes në të cilën ra shejtani.

Robi, i cili tregon edukatën e duhur ndaj Allahut Teala, ruhet nga sjelljet e pakontrolluara dhe si rezultat, arrin të vërë re mangësitë dhe gabimet që mund të bëjë në adhurimet dhe veprat e tij. Gjithashtu, atë nuk e kap sëmundja e besimit të tepërt në punët e veta.

Të mos harrojmë se, sado të shumta të jenë punët tona të mira, ato janë vetëm sa një kovë ujë e hedhur në oqean.

Prandaj, adhurimet dhe punët tona duhet t'i shohim të pakta përpara mirësive që na ka falur Allahu i Madhëruar. Devotshmërinë tonë nuk duhet ta matim me nivelin më të ulët të shoqërisë, por me nivelin e sahabëve dhe të dashurve të Allahut, sepse Allahu i Madhëruar i ka bërë Ensarët dhe Muhaxhirët shembull për ne.

Ata që e jetojnë edukatën e devotshmërisë në mënyrën e duhur, janë të vetëdijshëm se **të gjitha mirësitë janë prej Allahut, ndërsa të gjitha mangësitë burojnë prej vetes së tyre**.

Thënia e dikujt që braktis adhurimet dhe futet në rrugë të keqe **"Ç'të bëj, kështu qenka thënë!"**, është shprehje injorance e nxitur nga shejtani. Ai që dëshiron të falë namaz, Allahu Teala ia bën të mundur të gjitha shkaqet që ai të falet. E nëse nuk dëshiron të falet, pasi t'i jetë bërë e ditur e vërteta, Allahu nuk e pengon atë në zgjedhjen e tij të lirë.

Të shfajësojmë veten tonë për gjynahet që bëjmë, është "shpifje ndaj kaderit (caktimit)", që tregon mendjelehtësi dhe mungesë edukate ndaj Allahut Teala. Kjo është pika ku i rrëshqiti këmba edhe shejtanit, i cili tregoi mungesë edukate ndaj Allahut. Prandaj dhe ajo që e çmend më së tepërmi shejtanin, është pika në të cilën gaboi vetë. Bindja, pranimi dhe dorëzimi që tregon besimtari ndaj Allahut, është **"edukata e besimit".**

Një nga qëllimet kryesore të tasavufit, është ta ndërgjegjësojë njeriun për "ndjenjën e mirësisë". Ta ndërgjegjësojë atë se është gjithmonë në prezencën e Allahut dhe ta bëjë të veprojë me edukatë ndaj Allahut edhe në shoqëri edhe në vetmi. Mistikët e mëdhenj kanë thënë:

*“Kapu pas edukatës haptas apo fshehtas qofsh, sepse, nëse dikush tregon mungesë edukate kur është i hapur, merr një dënim të hapur. Por, nëse tregon mungesë edukate kur është në fshehtësi, merr një dënim të fshehtë. Kush humbet edukatën, është larg Allahut, edhe nëse ai kujton se është afër. Gjithashtu, edhe në kujton se është i pranuar, ai është i refuzuar.”* (Ruhu'lBejan, X, 401.)

Prandaj, në vend që të debatojmë si shejtani për gjërat që Zoti ynë ka dëshiruar për ne, të ulim kokën menjëherë, të pranojmë, të dorëzohemi dhe të jemi të bindur se ajo është gjëja më e mirë për ne. Kjo është më e rëndësishmja e edukatës së fshehtë.

*

Një ditë, një prej dijetarëve të hadithit, u kënaq shumë kur pa djaloshin e ri Bejazid Bistamin dhe për t'i matur botëkuptimin dhe zgjuarsinë e pyeti:

-Djalë i mbarë! A di ta falësh namazin?

Bejazid Bistami tha:

-Po, mundem me lejen e Allahut.

-Si?- e pyeti ai.

Bejazid Bistami vazhdoi:

-Them: Urdhëro o Allah. Po qëndroj para teje për të zbatuar urdhrin tënd dhe bëj tekbir. Lexoj Kuranin në mënyrë të qartë dhe ulem me madhështi në ruku. Ulem me modesti në sexhde dhe përshëndes duke dhënë selam.

Dijetari i mahnitur e pyeti:

-O djalë i zgjuar! Me gjithë këtë botëkuptim të thellë që

ke, përse i lejon njerëzit të të përkëdhelin kokën? (Dijetari mendonte se lëvdatat dhe komplimentet do ta çonin në mburrje dhe se ai nuk duhej t'i lejonte këto gjëra.)

Bejazid Bistami iu përgjigj me një urtësi të madhe:

-Ata nuk më përkëdhelin mua, por bukurinë me të cilën më ka zbukuruar Allahu Teala. Si mund t'i pengoj të prekin diçka që nuk më përket?

Ja pra, një pjesë tjetër prej edukatës së devotshmërisë, është të qenët i ndërgjegjshëm se të gjitha bukuritë janë prej Allahut dhe të mos ia atribuosh vetes.

Edukata më e madhe është madhështia që tregohet ndaj Allahut Teala. Shfaqja më e bukur e kësaj tregohet gjatë adhurimeve. Të dashurit e Allahut kanë thënë:

"Adhurimet e çojnë njeriun në xhenet. Ndërsa edukata dhe madhështia që tregohet gjatë adhurimeve, e çojnë atë tek Allahu dhe e bëjnë mik me Të."

Enes bin Malik رضي الله عنه, ka thënë:

"Edukata në vepra, është tregues se ajo vepër është pranuar".

Hidri عليه السلام, ka këshilluar që të bëjmë këtë dua:

"O Allah! Më fal edukatë të bukur, që të jem i devotshëm ndaj Teje"

Të dashurit e Allahut, përveç se zotëronin këtë edukatë të fshehtë, ata gjithmonë kanë jetuar me vetëdijen se ndodhen në prezencën e Allahut. Prandaj, ata i kanë dhënë shumë rëndësi edukatës në shoqëri. Kjo mund të shprehet duke ruajtur të njëjtën gjendje nënshtrimi dhe edukate që tregohet gjatë adhu-

rimeve dhe jashtë tyre. Allahu i Madhëruar ka urdhëruar:

**“...e që janë të vazhdueshëm në faljet e tyre.”** (Me’arixh, 23)

**“...e që i falin namazet rregullisht.”** (Me’arixh, 34)

Mevlana i nderuar, duke komentuar këto ajete, thotë:

*“Robi e ruan gjendjen e namazit edhe pas tij. Kështu që, e gjithë jeta e tij kalon me nënshtrim dhe edukatë. Gjithashtu, gjuha dhe zemra e tij janë të ruajtura. Kjo është gjendja e të dashuruarve të vërtetë, pra e miqve të Allahut...”*

Qëllimi i edukimit shpirtëror është që ta bëjë njeriun të vetëdijshëm se ndodhet gjithmonë nën vëzhgimin e kamerave hyjnore. Në sajë të kësaj vetëdijeje, do të mundësohet që virtytet e larta të njeriut, si mirësjellja, delikatesa, edukata dhe turpi, të bëhen themel i natyrës njerëzore.

I nderuari Davud-i Tai tregon:

“Kam qëndruar njëzet vjet me Ebu Hanifen. Gjatë gjithë kësaj kohe kam vënë re se ai edhe kur ishte vetëm, edhe kur ishte në prezencë të dikujt tjetër, nuk ka qëndruar kurrë me kokë të zbuluar dhe asnjëherë nuk i ka zgjatur këmbët, qoftë edhe për t’i çlodhur. Njëherë e pyeta:

- Ç’të keqe ka nëse i zgjat këmbët, kur je i vetmuar Ai më tha:

- Të tregosh edukatë përpara Allahut të Madhëruar është më e virtytshme.

Edhe i nderuari Mahmud Sami Ramazanoglu nuk është

parë kurrë të jetë ulur duke zgjatur këmbët ose të ketë ngrënë, duke qenë i mbështetur diku. Sami Efendi (Allahu e mëshiroftë!), në bisedat e tij shpesh përsëriste këtë bejte:

*Edukata është një kurorë prej dritës hyjnore*
*Vendose atë kurorë dhe sigurohu nga çdo bela…*

Edhe i nderuari Hysejn Efendiu prej Samsunit, kaloi një jetë plot edukatë dhe mirësjellje. Vëllai ynë Mustafa Okutan, i cili përgatiti xhenazen e Hysejn Efendiut, tregon një ndodhi që e ka jetuar vetë:

"Kur isha duke larë trupin e Hysejn Efendisë, këmba e djathë i ishte mbështetur në kraharor dhe nuk mundëm t'ia hapnim. Por kur e vendosëm në varr, papritur u kthye në të djathtë".

Padyshim që kjo ishte një ndodhi që na kujton faktin se "Njeriu do të vdesë ashtu siç ka jetuar dhe do të ringjallet ashtu siç ka vdekur".[10] Allahu i Madhëruar, i shfaq disa të fshehta, në mënyrë të atillë që prej tyre të merret mësim.

Edhe ata që ndodhen në prezencën e një të dashuri të Allahut, nuk sillen të shkujdesur siç sillen kur janë në ndonjë vend apo kohë tjetër. Miqtë e Allahut janë të vetëdijshëm se ndodhen gjithmonë në prezencën e Allahut dhe zotërojnë shpirtra të ndriçuar edhe pa pasur nevojë për prova. Pra, ata jetojnë gjithmonë me vetëdijen se ndodhen çdo çast me Allahun:

وَهُوَ مَعَكُمْ اَيْنَ مَا كُنْتُمْ

10. Munavi, Fejzu'lKadir, V,663.

***"...Ai është me ju kudo që të gjendeni..."*** (Hadid, 4) Për këtë arsye, edukata e tyre u jep formë të gjitha sjelljeve të tyre.

Kjo është edhe arsyeja që të dashurit e Allahut janë gjithmonë të edukuar, madje edhe kur ndodhen larg syve të njerëzve. Mbulimi i kokës në namaz shpreh respekt për Allahun. Por të dashurit e Allahut, që jetojnë çdo çast në atmosferën e adhurimit, e respektojnë këtë element edhe jashtë namazit.

Kur një prej sahabëve e pyeti Profetin e Allahut ﷺ, se a mund të sillej lirisht në lidhje me veshjen, kur ishte larg syve të njerëzve, i Dërguari i Allahut iu përgjigj:

*"Allahu e meriton më shumë se njerëzit që të kihet turp prej Tij."* (Ebu Daud, Hammam, 2/4017)

Edhe të parët tanë, shpirtrat e të cilëve u brumosën me edukatën islame, kanë shfaqur një nivel të lartë edukate, me të cilën kanë mahnitur gjithë botën. Prifti protestant Salomon Schëeigger, i cili ishte një fanatik i madh, në sejahatnamen (ditarin e udhëtimit) e tij, kur flet për myslimanët, tregon:

*"Myslimanët mbulohen edhe kur hyjnë në hamam. Sa njerëz të edukuar! Edukatën dhe namusin duhet ta mësojmë prej këtyre njerëzve, të cilët i quajmë barbarë."*[11]

Mbulesa është diçka që mund të diskutohet vetëm për njeriun. Për krijesat e tjera as që mund të zihet në gojë. Mbulesa është një edukatë e lindur e devotshmërisë. Ademi عليه السلام dhe gruaja e tij Havaja, u turpëruan nga lakuriqësia e tyre, edhe pse në xhenet nuk kishte njerëz të tjerë. Kjo do të thotë se

11. I. Ortayli, Osmanliyi Yeniden Kesfetmek, s. 88

mbulesa dhe motivuesit shpirtërorë të saj, edukata dhe turpi, janë prej cilësive rrënjësore që gjenden në natyrën e njeriut.

Edukata që duhet të tregohet në prezencë të Allahut, duhet të tregohet edhe ndaj të gjitha krijesave të tjera, sipas radhës së afërsisë me Të. Pra, pas edukatës që tregohet ndaj Allahut, në radhë të dytë vjen edukata ndaj Profetit ﷺ.

## EDUKATA NDAJ PROFETIT ﷺ

Sahabët e nderuar kanë shfaqur ndjenjën më të lartë të edukatës dhe respektit që duhet treguar ndaj të Dërguarit të Allahut ﷺ. Këtë gjë ata e kanë shprehur në mënyrën më të bukur, duke thënë:

*"Sikur mbi kokat tona kishte ndonjë zog dhe, nëse lëviznim, do të ikte".*[12]

Edukata që tregonin sahabët ndaj Profetit ﷺ, ishte e tillë, saqë (në të shumtën e rasteve) e quanin guxim t'i bëje pyetje (Profetit). Edhe pse ndonjëherë tek Profeti vinte ndonjë bedevi (endacak shkretëtire) dhe bëhej shkak për bisedë, sahabët prisnin gjithmonë me padurim që të përfitonin nga bisedat e Profetit ﷺ.

Edhe ata që gjendeshin vazhdimisht bashkë me Pejgamberin ﷺ, prej edukatës dhe respektit që kishin për të, shumë rrallë e kanë parë fytyrën e tij lirshëm dhe për një kohë të gjatë. Madje, gjatë bisedave që zhvillonin me Profetin ﷺ, përveç Ebu Bekrit dhe Omerit رضي الله عنهما, të cilët mund të shkëmbenin shikime me Profetin ﷺ, të gjithë sahabët e tjerë shikonin përballë

12. Shih: EbuDaud, Sunnet, 23-24/4753; Ibn-i Maxhe, Xhenaiz, 37.

vetes. (Tirmidhi, Menakib, 16/3668) Këtë fakt e ka treguar më vonë në fundin e jetës së tij Amr bin As رضي الله عنه, i cili ka kaluar në histori si çlirimtari i Egjiptit:

*"Kam qëndruar një kohë të gjatë me Profetin. Mirëpo, për shkak të respektit dhe turpit që kisha ndaj tij, s'kam mundur ta ngre kokën dhe ta shoh fytyrën e tij të ndritur, aq sa të ngopem. Nëse sot do të më kërkonin ta përshkruaja atë, më besoni se nuk do të mundesha."* (Muslim, Iman, 192)

Edhe ne kërkojmë falje e strehohemi në oqeanin e mëshirës së Allahut ndaj mangësive që mund të tregojmë padashur gjatë përshkrimit të Profetit ﷺ, me fjalët tona të kufizuara dhe të pamjaftueshme.

Gjithashtu edhe thënia e salavateve, kur përmendet emri i të Dërguarit të Allahut, Muhamedit ﷺ, është prej edukatës së bukur. Në një ajet fisnik, Allahu i Madhëruar urdhëron:

***"Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për të. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me "selam"!"*** (Ahzab, 56)

Megjithëse në Kuranin Kerim profetët e tjerë përmenden me emrat e tyre, Profeti ﷺ, në asnjë ajet nuk është thirrur me emër, p.sh., O Muhamed. Për të gjithmonë është përdorur "O Nebi, O Resul". Prandaj dhe Allahu i fton të gjithë besimtarët në një edukatë të tillë:

***"Mos ia drejtoni thirrjen të Dërguarit, njësoj si thirrjen që ia bëni njëri-tjetrit!..."*** (Nur, 63)

Ibën Abbasi رضي الله عنه, në lidhje me ajetin e mësipërm thotë:

*"Njerëzit e thërrisnin Profetin ﷺ, "O Muhamed ose O Ebu'lKasëm". Por Allahu Teala, për të ngritur nderin e të*

*Dërguarit të Tij, i ndaloi ata nga këto thënie. Që nga ajo kohë, njerëzit e thërrisnin Profetin; "O Profet i Allahut ose O i Dërguari i Allahut"."* (Ebu Nuajm, Delail, I, 46)

Prandaj, përmendja e Profetit ﷺ, vetëm me emër, bie ndesh me parimet e të qenit umet i tij. Bashkë me emrin e tij, duhet të përmendim edhe cilësi dhe virtyte të larta. Gjithashtu, duhet të tregojmë respekt dhe mirësjellje edhe ndaj çdo gjëje që ka afërsi me Profetin ﷺ.

Javuz Selim Hani, është një prej sulltanëve Osmanllinj, që e ka dashur shumë Profetin ﷺ. Në vitin 1517 çliroi Egjiptin dhe iu la amanet detyra e halifes. Në hutben që u mbajt në xhaminë Melik Muejjed, ditën e xhuma, më 20 shkurt, hatibi, duke folur për Javuz Selim Hanin, tha: **"Hakimu'l-Haramejni'sh-Sherifejn"** (Sundimtari i dy qyteteve të bekuara Meke dhe Medine). Sulltani ndërhyri, duke e ndërprerë hatibin dhe me sy të përlotur, tha:

**"Jo, jo! Hadimu'l-Haramejni'sh-Sherifejn"** (Shërbyesi i dy qyteteve të bekuara).

Më pas, ngriti tapetin dhe, duke bërë sexhde në tokë, falënderoi Allahun. Pastaj, për të shprehur qartë se ishte shërbyesi i dy qyteteve të bekuara, vendosi në çallmën e tij një kreshtë që ngjante si fshesë.

Respekt të madh ndaj qytetit të Profetit ﷺ, ka treguar edhe sulltani dëshmor, Abdulaziz Hani.

Një ditë, kur ishte i shtrirë në shtratin e tij, i sëmurë dhe i pafuqishëm, iu tha:

- Ka ardhur një kërkesë prej popullit të Medines.

Abdulaziz Hani u tha ndihmësve të tij:

- Më ngrini menjëherë! Kërkesat që vijnë prej Haramejnit dua t'i dëgjoj në këmbë! Kërkesat e fqinjëve të Resulullahut nuk dëgjohen duke zgjatur këmbët kështu, në mënyrë të paedukatë...

Sa herë që vinte postë prej Medine-i Muneveres, merrte abdest, i puthte letrat, i vinte në ballë dhe thoshte: "Këto kanë pluhur të Medine-i Muneveres!", pastaj ia zgjaste sekretarit të parë dhe i thoshte: "Hape dhe lexoje!".

## EDUKATA NDAJ MIQVE TË ALLAHUT

Ebu'l -Lejsi (Allahu e mëshiroftë!), pas komentimit të ajetit ***"Mos ia drejtoni thirrjen të Dërguarit, njësoj si thirrjen që ia bëni njëri-tjetrit!.."*** (Nur, 63), *thotë:*

*"Gjithashtu, nga ky ajet kuptojmë se edhe mësuesit e sinqertë që mësojnë të tjerët me dituri të dobishme, duhen respektuar. Pra, në këtë ajet nënkuptohet se edhe mësuesit dhe njerëzit e virtytshëm duhen respektuar.*

*Prandaj, kur përmenden njerëzit e dashur të Allahut, duhen përdorur fjalë që tregojnë respekt, në çfarëdo gjuhe qofshin. Kjo, sepse ne jemi të urdhëruar që të mos i thërrasim në emër as baballarët tanë biologjikë. Pra, mendoni se sa mungesë edukate do të ishte, nëse do t'i thërrisnim në emër baballarët tanë shpirtërorë!"* (Ruhu'l Bejan, VII, 447)

Për përparimin në rrugën shpirtërore, duhet qëndruar me edukatë e modesti pranë dijetarëve, që njëkohësisht, janë edhe trashëgimtarët e profetëve dhe të të dashurve të Allahut duke ndjekur dhe praktikuar këshillat e tyre. Qëndrimin pranë të dashurve të Allahut dhe marrjen e edukatës prej tyre, duhet

t'i shohim si një mirësi e madhe, sepse kush shkon tek ata me edukatë, përfiton shumë prej tyre.

Profeti ﷺ, thotë:

*"Ruhuni nga urtësia e besimtarit, sepse ai sheh me dritën e Allahut!"* (Tirmidhi, Tefsir, 15) Paralajmërimi i hadithit, që shprehet me fjalën "Ruhuni!", nënkupton; "Mos shkoni tek besimtarët e përsosur me synime të fshehta dhe me zemër të turbullt! Ata, me një urtësi të veçantë, shohin edhe ato që ju mundoheni t'i fshihni". Për këtë arsye, është thënë: "Pranë dijetarit ruaj gjuhën, pranë evlijasë ruaj zemrën!".

Prandaj duhet treguar një respekt i madh dhe i veçantë ndaj të dashurve të Allahut, të cilët gëzojnë një vend të veçantë në mëshirën e Allahut Teala. Është normë edukate, që në prezencë të tyre të mos flasësh, të mos ulesh dhe ngrihesh pa leje. Të tregosh mungesë edukate, sa të prishësh atmosferën shpirtërore, mund të nxisë edhe hidhërimin e Allahut të Madhëruar.

Sulltani i zemrave, Javuz Selim Hani, kur hynte tek ndonjë veli (i dashur i Allahut), tregonte edukatë dhe nuk fliste asnjë fjalë pa qenë nevoja. Njëherë, kur shkoi për vizitë tek i nderuari Muhamed Bedahshi, një nga velitë e mëdhenj të Shamit, nuk foli asnjë fjalë, por vetëm dëgjoi dhe po në atë mënyrë u nda prej tij. Shoqëruesit e tij, shumë të habitur nga kjo gjë, e pyetën:

- O sulltan! Ju vetëm dëgjuat dhe nuk folët asnjë fjalë. Ku qëndron urtësia?

Javuz Selim Hani u përgjigj:

- Nuk është e përshtatshme të flasësh në mexhlisin e

të dashurve të Allahut, kur ata janë duke folur, qofsh edhe sundimtar i botës. Edhe pse jemi sulltanë, gjithmonë jemi nevojtarë për urtësitë e këtyre sulltanëve shpirtërorë. Nëse do ishte nevoja të flisja, ata do të ma kërkonin vetë këtë gjë.

Ja pra, kjo ishte edukata dhe respekti që tregonte Javuz Selim Hani ndaj njerëzve të zemrës. Respektin që ndjente për ta, ai e ka shprehur edhe në një poezi të tijën:

*Të jesh padishahu i gjithë botës,*
*diçka pa kuptim,*
*Të lidhesh pas një veliu*
*më mirë se çdo rrugëtim...*

Edhe pashallarët edhe populli, kanë treguar respekt të veçantë për njerëzit e dashur të Allahut. Kapitenët dhe udhëtarët që udhëtonin me anije përgjatë ngushticës së Bosforit, deri në periudhën e fundit të perandorisë Osmane, këndonin "Fatiha"-në, sa herë që kalonin pranë varreve të Aziz Mahmud Hudait (Allahu e mëshiroftë!) në Yskydar, Jahja Efendisë në Beshiktash dhe pranë Jushës, në Bejkoz. Ky ishte respekti që tregonte njëherë e një kohë populli i Stambollit ndaj velive të mëdhenj që prehen në qytetin e tyre.

Shkurtimisht, edukata është një element që islami ua mëson njerëzve dhe i jep një rëndësi të veçantë. Kjo ndjenjë tregohet ndaj Allahut, Profetit, të dashurve të Allahut, prindërve, besimtarëve dhe të gjitha krijesave me radhë. Pasuria e arit dhe argjendit shkon, por pasuria e edukatës ngelet përgjithmonë. Prandaj, ne si besimtarë, duhet të mësojmë rregullat e edukatës, duhet t' i mbajmë të gjalla dhe të mundohemi që, duke u bërë shembull, t'ua mësojmë edhe të tjerëve. Për këtë, duhet të lexojmë librat e rregullave të edukatës dhe të mësojmë

se si mund ta përmirësojmë veten tonë. Por më e rëndësishme është të shoqërohemi me besimtarë të edukuar e të sinqertë, që janë si libra të gjallë dhe të përfitojmë prej tyre.

**Allahu na mundësoftë të edukohemi me edukatën e Resulullahut ﷺ, të cilin Vetë Allahu e ka edukuar me edukatën hyjnore! Allahu na bëftë besimtarë të edukuar e të sjellshëm, të cilët përfitojnë prej dijetarëve dhe të dashurve të Allahut.**

**Amin!..**



# Mënyra e të folurit, e cila këshillohet në Kuran

*Besimtari, të cilit i drejtohet kjo mrekulli e fjalës, Kurani, duhet të edukohet me moralin e tij (Kuranit) dhe duhet të punojë që t'i afrohet bukurisë së fjalëve të tij. Pra, Kurani Kerim, i cili është edhe pasqyrimi i fuqisë së fjalës më të përsosur, kërkon prej nesh shprehje të bukura dhe të larta.*

*Urtësitë dhe fshehtësitë e Kuranit janë të thella si një oqean dhe gjithkush mund të përfitojë prej tij sipas thellësisë së shpirtit të vet. Nëse thellësia e shpirtit të dikujt është sa gishtëza e rrobaqepësit, aq do të përfitojë edhe ai nga oqeani i paanë e pafund.*

# MËNYRA E TË FOLURIT
## e cila këshillohet në Kuran

Besim, është lidhja me Allahun me një dashuri të sinqertë. Kapitali më i mirë i njeriut në rrugën drejt Allahut, është dashuria. Mirëpo, dashuria vetëm me fjalë, e cila nuk pasqyrohet tek veprat, nuk është e mjaftueshme. Rezultati i plotë i dashurisë mund të arrihet me respektimin e edukatës.

Edukata është si aroma e trëndafilit, e cila rehaton shpirtin. Duhet që kjo aromë të ndikojë thellësisht në zemrën e besimtarit dhe të ndihet në çdo pjesë të jetës së tij. Kur cilësitë zotëruese të sjelljeve të jenë edukata, mirësjellja dhe delikatesa, atëherë edhe besimi do të jetë i kompletuar. Mevlana Xhelaleddin Rumi shprehet:

*"Mendja pyeti zemrën time: "Ç'është besimi?" Ndërsa zemra, duke u përkulur tek veshi i mendjes, tha: "Besimi është edukatë!"*

Prandaj, çdo punë dhe sjellje e besimtarëve të vërtetë janë leksione edukate dhe mirësjelljeje. Zoti ynë i Madhëruar, me anë të parametrave të cilat na i ka bërë të ditura në Kuranin

Famëmadh, na fton në edukatën e devotshmërisë.

Në krye të sjelljeve njerëzore, të cilat përfshihen në rregullat e edukatës, vjen "të folurit". Të folurit është si një pasqyrë e shndritshme, e cila tregon nivelin mendor dhe shpirtëror të individit dhe gjendjen e besimit dhe moralit të tij.Të moçmit kanë thënë: *"Njeriu është i fshehur nën gjuhën e tij "*. Prandaj, edhe të folurit e një besimtari me shpirt të pastër dhe delikat, bëhet me mirësjellje dhe edukatë. Sa shembull i mirë është kjo ndodhi:

Kubas bin Ushejmi, ﷺ, tregon:

- Unë dhe Profeti ﷺ, kemi lindur në vitin e elefantit.

Osman bin Affan, ﷺ, e pyet:

- Kush është më i madh, ti apo Profeti?

Ky sahab i nderuar, i jep një përgjigje me një delikatesë të pashoqe:

- Profeti ﷺ, është shumë më i madh se unë, por unë jam më i vjetër se ai..." (Tirmidhi, Menakib, 2/3619)

Ja pra, kjo është delikatesa shpirtërore e atij brezi shembullor, e cila është pasqyruar në gjuhë... Duhet të mendojmë pak mbi këtë... Fryti i cilit edukim që nxit përdorimin e një gjuhe kaq të bukur dhe njerëzore, është ky shpirt delikat?..

Të gjitha qeniet në univers dhe secila në gjuhën e vet, vazhdimisht janë të angazhuara me përmendjen e Allahut. Por ndër të gjitha krijesat, njeriut i është falur mënyra më e sofistikuar e të folurit. Prandaj, në Kuranin Kerim thuhet:

***"I Gjithëmëshirshmi ua ka mësuar Kuranin*** (robërve të Tij)***, ka krijuar njeriun dhe i ka mësuar atij të folurit***

***e qartë."*** (Rrahman, 1-4)

Do të gjejmë shumë urtësi, nëse mendojmë ashtu siç duhet mbi këtë ajet. Pikësëpari, Allahu kërkon prej robërve të Tij që, gjatë marrëdhënieve me njerëzit, të përdorin një gjuhë, e cila është edukuar dhe formuar nën ndikimin e parametrave të caktuara në Kuran.

Në fakt, një nga cilësitë më të rëndësishme të Kuranit Kerim është gjuha e bukur dhe e pastër që përdor, pra vlera letrare e tij. Çdo vepër njerëzore bëhet e mërzitshme kur lexohet disa herë. Por Kuranit i shtohet ëmbëlsia, sa herë që lexohet. Në një ajet fisnik urdhërohet:

***"Allahu ka shpallur Fjalën më të bukur në formën e një libri, pjesët e të cilit ngjasojnë me njëra-tjetrën dhe përsëriten..."*** (Zumer, 23)

Për këtë arsye, poetët arabë, të cilët zinin vendin e parë nëpër panairet e letërsisë, kur panë fuqinë e bukurisë së fjalëve të ajeteve kuranore, u detyruan t'i ulnin poshtë poezitë e tyre, të cilat ishin varur në muret e Qabesë.

Prandaj, besimtari, të cilit i drejtohet kjo mrekulli e fjalës, Kurani, duhet të edukohet me moralin e tij (Kuranit) dhe duhet të punojë që t'i afrohet bukurisë së fjalëve të tij. Pra, Kurani Kerim, i cili është edhe pasqyrimi i fuqisë së fjalës më të përsosur, kërkon prej nesh shprehje të bukura dhe të larta. Për të zotëruar një të folur të bukur dhe ndikuese, duhet të kesh një gjuhë që qetëson zemrat dhe të rrjedhshme si uji i pastër, sepse bukuria e islamit, delikatesa dhe hijeshia e tij shprehen me bukurinë e gjuhës.

## TË FAMILJARIZOHESH ME GJUHËN E MËSHIRËS SË KURANIT...

Urtësitë dhe fshehtësitë e Kuranit janë të thella si një oqean dhe gjithkush mund të përfitojë prej tij sipas thellësisë së shpirtit të vet. Nëse thellësia e shpirtit të dikujt është sa gishtëza e rrobaqepësit, aq do të përfitojë edhe ai nga oqeani i paanë e pafund. Të gjithë besimtarët, populli dhe paria, ulen në gjunjë përpara një rahleje (mbajtëse Kurani) dhe lexojnë Kuran. Por çdokush përfiton sipas nivelit shpirtëror që zotëron, ndërsa kuptimet e Kuranit bëhen të qarta, aq sa ai ka afrimitet me Allahun.

Atëherë duhet të pyesim veten: A është interesi ynë ndaj Kuranit, letrës që na ka dërguar Krijuesi i Madhëruar që ka krijuar çdo gjë nga asgjëja, në mënyrë të pakrahasueshme më i madh se ndaj letrave që na vijnë nga njerëzit? Sa e lexojmë dhe sa mundohemi t'i kuptojmë urtësitë e tij?

Kur t'u përgjigjemi në mënyrë të kënaqshme pyetjeve të tilla, mund të familjarizohemi me gjuhën e mëshirës së Kuranit.

Të mendojmë pak për mundin që tregohet në mësimin e një gjuhe njerëzore, duke synuar jetën dhe të mirat e kësaj bote: Veçanërisht sot, kur po jetojmë në një botë të globalizuar, për të mësuar një gjuhë të huaj vazhdohen kurse të ndryshme dhe harxhohet mund dhe para e madhe. Madje një pjesë e jetës harxhohet në ato vende ku flitet ajo gjuhë dhe kjo gjë është kthyer edhe në biznes.

Sigurisht që mësimi i një gjuhe është gjë e bukur. Mirëpo, "**Gjuha e Kuranit**" është gjuha e parë të cilën Krijuesi i të

gjitha gjuhëve ka dëshiruar që ne ta mësojmë, me qëllim që të jetojmë duke ruajtur nderin dhe vlerat njerëzore. Kjo nuk do të thotë të mësojmë thjesht arabishten, por të mësojmë që të flasim me gjuhën e mëshirës së Kuranit. Dhe kjo arrihet pikësëpari, duke rregulluar dhe edukuar gjuhën sipas mësimeve të Kuranit, pastaj duke e zbukuruar me këshillat hyjnore.

Në ditët tona, shumë prej vështirësive që hasen në marrëdhëniet ndërnjerëzore, rrjedhin nga përdorimi i gabuar i gjuhës. Gjuha mund të jetë çelësi i mirësisë, por kur nuk përdoret në mënyrën e duhur, mund të shndërrohet edhe në çelësin e së keqes. Prandaj, du het të bëjmë kujdes që gjuha jonë të mos kthehet në një gjemb që lëndon zemra. Të moçmit e urtë kanë thënë: *"Plaga e shpatës shërohet, por ajo e gjuhës nuk shërohet".*

Prandaj duhet të mendohemi para se të flasim dhe të llogaritim mirë se ku do të shkojë fjala që do të themi. Të flasësh, është njësoj sikur të marrësh një gur dhe ta hedhësh. Duhet bërë kujdes se ku do të bjerë ai gur. Profeti ﷺ, këtë të vërtetë e ka shprehur kështu:

*"...Mos thuaj asgjë, për të cilën do të të duhet të kërkosh falje!.."* (Ibën Maxhe, Zuhd 15)

Fjala e thënë është si shigjeta e dalë nga harku. Nuk është e mundur që ajo të kthehet më mbrapsht. Fjala e pathënë është nën zotërimin e njeriut, pasi të thuhet, njeriu bëhet skllav i saj. Një fjalë e pathënë, ka mundësinë të thuhet në çdo kohë. Por një fjalë e thënë, gjithmonë duhet të mbrohet ose të jepet llogari për të.

Besimtarët e vërtetë, para se të flasin, mendojnë në dobinë që mund të ketë ajo që do të thonë. Nëse ajo fjalë do t'i bëjë

dëm vetes së tyre ose bashkëbiseduesve të tyre, ata zgjedhin heshtjen. Veçanërisht, ata tregojnë shumë kujdes se çfarë fjale do thonë, në çfarë niveli dhe si do ta thonë. Sa bukur e ka thënë Ebu Bekri ﷺ:

*"Mendoje mirë se çfarë thua, kujt ia thua dhe kur e thua!"*

Besimtari duhet të jetë i zgjuar dhe duhet ta rregullojë mënyrën e të folurit, sipas dëgjuesit që ka përballë. Një fjalë që mund të gëzojë dikë, mund të hidhërojë dikë tjetër. Prandaj, më parë duhet të konstatojmë gjendjen psikologjike të dëgjuesit dhe të mendojmë dy-tre hapa më përpara. Pra, një fjalë që duhet ta themi në fund, nuk duhet ta themi në fillim. Njerëzit tërhiqen shumë nga personat me zgjuarsi të tillë dhe i respektojnë shumë këshillat dhe mësimet e tyre.

Për këtë arsye, edhe Profeti ﷺ, u afrohej njerëzve me tema që ngjallnin interesin e tyre dhe e rregullonte mënyrën e të folurit sipas nivelit të bashkëbiseduesve të tij. Ai i mësonte bedeviut (endacakë shkretëtire) gjërat bazë, të cilat ai mund t'i kuptonte. Ndërsa sahabëve me intelekt të lartë, u tregonte të fshehta dhe urtësi të nivelit të tyre. Një herë, Omeri ﷺ, u bë dëshmitar i një bisede të veçantë midis Profetit ﷺ, dhe Ebu Bekrit ﷺ. Por me gjithë diturinë dhe urtësinë që zotëronte, tha:

*"Midis tyre ngela si dikush që nuk di arabisht. Nuk munda të kuptoj asgjë nga fjalët e tyre".*

Për shkak se Profeti ﷺ, nuk dëshironte që çështjet e larta të kuptoheshin gabim nga persona me kapacitet të ulët, ka thënë:

*“O Ibën Abbas! Mos u thuaj njerëzve fjalë që mendjet e tyre nuk mund t’i kuptojnë. Nëse vepron kështu, do të bëhesh shkak që ata të bien në fitne (ngatërresa)”.* (Dejlemi, V. 359)

Ndërsa Mevlana i nderuar ka thënë:

*“Mos shit pasqyra në pazarin e të verbërve dhe mos thur poezi në pazarin e të shurdhërve!”*

Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ, ishte duke udhëtuar mbi devenë e tij, ndërsa shokët e tij ecnin para. Muadh bin Xhebeli ؓ, pyeti:

- O i Dërguari i Allahut! Nëse nuk ju bezdis, a më lejoni të vij pranë jush?

Me t’i dhënë leje Profeti ﷺ, Muadhi ؓ, tha:

- Të qoftë falë jeta ime o i Dërguari i Allahut! I lutem Allahut që të na e marrë shpirtin para teje. Qoftë larg, por, nëse ti ndërron jetë para nesh, çfarë adhurimesh të bëjmë pas teje?

Profeti ﷺ, nuk iu përgjigj kësaj pyetjeje. Por Muadhi ؓ, pyeti përsëri:

- A të bëjmë xhihad në rrugën e Allahut?

Pas kësaj Profeti ﷺ, urdhëroi e tha:

*“Xhihadi në rrugën e Allahut është gjë e bukur, por për njerëzit ka diçka më të mirë se ai”.*

- Pra, të agjërosh dhe të japësh zekat apo jo? - tha Muadhi ؓ.

*“Edhe të agjërosh dhe të japësh zekat është gjë e bukur”.* - tha Profeti ﷺ.

Pas kësaj, Muadhi ؓ, përmendi të gjitha të mirat që

mund të bëjë njeriu. Por i Dërguari i Allahut ﷺ, vazhdonte të thoshte:

*"Për njerëzit ka diçka më të mirë se ajo".*

Më në fund Muadhi رضي الله عنه, pyeti:

- Të qofshin falë jeta e babait dhe nënës sime. Çfarë është më e mirë për njerëzit?

Profeti ﷺ, u përgjigj:

*"Nëse (një person) nuk flet diçka të mirë, le të heshtë!"*

- A do të japim llogari edhe për ato që flasim?- pyeti Muadhi رضي الله عنه.

Profeti ﷺ, duke e rrahur lehtë gjurin e Muadhit, tha:

*"Allahu të dhëntë mirësi o Muadh! E çfarë tjetër, përveç gjuhës së tyre, i zvarrit njerëzit për fytyre në xhehenem? Kush i beson Allahut dhe ditës së gjykimit, ose të flasë fjalë të mira ose të heshtë. Të mos flasë fjalë të këqija! Përfitoni duke thënë fjalë të mira dhe arrini paqen dhe qetësinë duke mos thënë fjalë të këqija".* (Hakim, IV, 319/7774)

Për këtë arsye, besimtari nuk duhet ta harrojë kurrë se fjalët që nxjerr nga goja regjistrohen nga kamerat hyjnore. Në një ajet fisnik thuhet:

***"Për çdo fjalë që ai thotë, ka pranë vetes një mbikëqyrës të gatshëm** (për ta shënuar atë).**"*** (Kaf, 18)

Nëse nuk japim llogari për fjalët që nxjerrim nga goja në këtë botë, do të japim në botën tjetër. Për këtë arsye, aq sa bëjmë kujdes për kafshatën që hyn në gojë, aq duhet të bëjmë kujdes edhe për fjalët që dalin nga goja. Prandaj edhe Kurani i jep shumë rëndësi edukatës së të folurit.

## POR ÇFARË MËNYRE TË FOLURI KËRKON KURANI PREJ NESH?

Pikësëpari, Kurani na fton të përdorim fjalë të bukura dhe shprehje të hijshme. Ai i urdhëron njerëzit të thonë ***"kaul-i hasene"***[13], pra fjalë të bukura.

Ai na urdhëron të themi ***"kaulen kerima"***[14], pra fjalë të buta dhe përgëzuese ndaj prindërve dhe të mos u themi madje as **"of"**.

Nëse nuk kemi diçka për t'u dhënë të varfërve dhe të mjerëve, Kurani na urdhëron që të paktën t'u themi ***"kaulen meysura"***[15], pra fjalë dashamirëse, të cilat u qetësojnë shpirtin dhe i ngushëllojnë.

Në vend të një lëmoshe përçmuese dhe lënduese, Kurani na urdhëron që më mirë të themi ***"kaulun ma'rufun"***[16], pra fjalë të ëmbla.

Ai, përsëri na urdhëron që ndaj jetimëve, të cilët kanë nevojë për mbrojtje si të ishin zogj krahëthyer, ndaj të afërmve dhe të vetmuarve të themi ***"kaulen ma'rufa"***[17]. Edhe për ata që kanë sëmundje në zemrat e tyre, Kurani na urdhëron të themi ***"kaulen ma'rufa"***[18], pa i fajësuar dhe pa u bërë shkas ngatërresash dhe keqkuptimesh.

Ndërsa për të zbutur zemrat e zullumqarëve, Kurani na urdhëron të themi ***"kaulen lejjina"***[19], pra fjalë të buta.

13. Bekare, 83; Isrâ, 53.
14. Isrâ, 23.
15. Isrâ, 28.
16. Bekare, 263.
17. Nisa, 5, 8.
18. Ahzab, 32.
19. TaHa, 44.

Përdorimi i fjalëve të ashpra dhe fyese gjatë bisedës, nuk do të ketë tjetër përveçse ndikim negativ. Prandaj Kurani na këshillon që, duke buzëqeshur, të flasim fjalë të ëmbla pa nxitur urrejtje. Madje të flasim në një mënyrë që shton dashurinë dhe zbut zemrat.

Përsëri, Kurani na urdhëron që gjatë bisedës të përdorim ***"kaulen beliga"***[20], pra fjalë që ndikojnë në zemër. Që fjala jonë të jetë ndikuese dhe të arrijë në zemër, ajo duhet të dalë nga zemra, përndryshe, fjalët që dalin thjesht nga gjuha, nuk bëjnë gjë tjetër veçse hyjnë nga njëri vesh e dalin nga tjetri.

Gjatë bisedës dhe davetit nuk duhet të përdorim fjalë të çfarëdoshme. Me qëllim që fjalët tona të ndikojnë në zemrat e të tjerëve, duhet të përdorim fjalë të bukura, të urta, poetike e të zgjedhura me kujdes. Në një ajet fisnik thuhet:

***"Thirr në rrugën e Zotit tënd me mençuri dhe këshillë të bukur..."*** (Nahl, 125)

Shpirtrat tërhiqen nga urtësia. Fjala e urtë është ushqimi i shpirtit. Aliu ﷺ, ka thënë:

*"Qetësojini shpirtrat tuaj me fjalë dhe sjellje të urta, sepse ashtu siç lodhet trupi, lodhet edhe shpirti".*

Pra, gjuha e besimtarit duhet të jetë një krua që rrjedh bukuritë e përshpirtshme të të vërtetave hyjnore.

Përsëri, Kurani Kerim na këshillon se, nëse duam drejtësi për veten, nëse duam që punët tona të shkojnë mbarë dhe Allahu të na falë gjynahet, duhet që edhe ne, në çdo çështje të jemi të drejtë, të sinqertë e të themi ***"kaulen sedida"***[21], pra fjalë të drejta.

20. Nisa, 63.
21. Nisa, 9; Ahzab, 70.

Të jesh fjalëdrejtë dhe të mos mashtrosh kurrë, është një kusht i domosdoshëm i myslimanizmit tonë. Myslimani thotë të vërtetën, edhe nëse ajo është e hidhur dhe kundra vetes së tij. Profeti i Allahut ﷺ, nuk ka përdorur shprehje jo të vërteta, qoftë edhe në shakatë që bënte. Zemra e tij ishte brumosur aq shumë me drejtësi, saqë, kur një grua e thirri djalin e vet dhe i tha: "Eja këtu. Shiko se çdo të jap!" Profeti menjëherë e pyeti gruan se çdo t'i jepte djalit. Kur gruaja tha se do t'i jepte disa hurma, Profeti i Allahut ﷺ, tha:

*"Nëse nuk do t'i kishe dhënë ndonjë gjë, fjalët e tua do të shkruheshin si gjynah".* (Ebu Daud, Edeb, 80/4991)

Ja pra, udhëzuesi ynë, Kurani Kerim, në qindra ajete na këshillon ne besimtarëve të flasim fjalë të drejta, të hijshme, të buta dhe të ëmbla. Gjithashtu na ndalon nga fjalët e këqija dhe të pahijshme.

## MËNYRA E TË FOLURIT QË NDALON KURANI

Kurani Kerim na bën të ditur se fjalët e rreme të jobesimtarëve janë ***"fjalë me gjynahe të mëdha"***[22], ***"fjalë boshe"***[23] dhe ***"fjalë kontradiktore"***[24]***.*** Çdo ***"fjalë e rreme"***[25] dhe çdo gjë që bëhet kundër Allahut, si shirku, dyfytyrësia, ofendimi etj., janë të ndaluara rreptësisht. Me të vërtetë, kërcënimi i Kuranit ndaj atyre që bëjnë dëshmi të rreme, është shumë i ashpër.

22. Isrâ, 40.
23. Rad, 33.
24. Dharijat, 8.
25. Haxh, 30.

Allahu i Madhëruar i ka ndaluar ***"fjalët e këqija"***[26] dhe sjelljet e pahijshme (përveç atyre që u është bërë padrejtësi). Bërja publike e disa sjelljeve të këqija, bëhet shkak që ato të mësohen dhe të përhapen edhe më shumë. E tillë është edhe e folura pa edukatë. Në një hadith fisnik thuhet:

*"Të flasësh në mënyrë të pistë* (poshtë belit), *është një pjesë prej dyfytyrësisë".* (Tirmidhi, Kitabu'l-Birr ue's-Sila, 80)

Është e nevojshme që të ruhemi edhe nga mësimi i gjuhës me shprehje të pahijshme. Ja një shembull shumë i bukur në lidhje me këtë çështje:

Isai عليه السلام, rastis në rrugë një derr dhe i thotë:

*"Largohu nga rruga në paqe!"*.

Ata që ishin me të e pyesin:

"Po ia thua këtë një derri?".

Ndërsa Isai, duke dashur t'u tregonte se ai e ruante gjuhën edhe nga shqiptimi i fjalës derr, tha:

*"Unë ruaj gjuhën time nga fjalët e shëmtuara!"* (Muvatta, Kelam, 4)

Fjalët e kota dhe të pahijshme nuk i shkojnë asnjë besimtari. Në një hadith fisnik thuhet:

*"Më i keqi tek Allahu është ai person me të cilin të tjerët nuk takohen më, për shkak të gjuhës së tij të prishur".* (Buhari, Edeb, 48)

Profeti i Allahut ﷺ, kurrë nuk dëshironte të përdorte fjalë fyese dhe të shëmtuara gjatë bisedës. Prandaj ai këshillon që të përdoren fjalë të njëjta në kuptim dhe që janë më afër

26. Nisa, 148.

edukatës dhe moralit të bukur.

Kurani e ndalon edhe të folurit me fjalë të zbukuruara për të mashtruar njerëzit. Pra përdorimin e ***"fjalëve të zbukuruara"***[27] dhe të ekzagjeruara për të treguar një gjë ndryshe nga ç'është në të vërtetë. Besimtari duhet të bëjë kujdes që fjalët e tij të jenë lehtësisht të kuptueshme. Ai nuk duhet të harrojë kurrë se qëllimi i të folurit është shprehja e një kuptimi në mënyrë të qartë. Të folurit në mënyrë jo të natyrshme, duke u munduar të dukesh si i ditur dhe orator, cenon vlerat dhe respektin në sytë e bashkëbiseduesve që ke përballë. Pra, bëhet shkas që të tjerët të mendojnë se je duke folur thjesht për t'u dukur. Profeti i Allahut ﷺ, na ka njoftuar se sjellje të tilla nxisin dënimin hyjnor dhe për këtë arsye ka thënë:

*"Kush mëson përdorimin e fjalëve për të ndikuar në zemrat e njerëzve dhe e zgjat fjalën më tepër se ç'duhet (aq sa t'i mërzisë njerëzit), në ditën e gjykimit, Allahu nuk t'ia pranojë as adhurimet farz dhe as ato nafile!"* (Ebu Daud, Edeb, 86/5006)

Për këtë arsye, duhen përdorur shprehje të shkurtra e të përmbledhura, pa e zgjatur shumë fjalën. Fjalët tona duhet të jenë të pastra si uji i kthjellët, të thjeshta dhe rrjedhëse. Mevlana i nderuar ka thënë: *"Fjalën e zgjat ai që nuk di të shprehë qëllimin"*. Zgjatja e fjalës, duke i rënë vërdallë dhe duke përsëritur të njëjtat gjëra, jo vetëm që e mërzit dëgjuesin, por e vë atë edhe në pozitën e idiotit.

Për të folur bukur, është kusht që në fillim të mësosh të dëgjosh. Allahu i ka falur njeriut dy veshë dhe një gojë, me

27. En'am, 112.

qëllim që të dëgjojë shumë dhe të flasë pak. E folura e tepërt e ul njeriun në sytë e të tjerëve. Gjithashtu duhet të ruhemi edhe nga shpërdorimi i kohës duke u marrë me debate të gjata e të padobishme.

Imam Evzai thotë:

*"Nëse Allahu dëshiron të dënojë një popull, u hap derën e debateve të kota dhe i largon ata nga puna".*

Prandaj, debatet e kota dhe fjalët boshe janë prej shpërdorimit të fjalës. Profeti ﷺ, ka thënë:

*"Fjalët e birit të njeriut nuk janë në dobi të tij por kundër tij. Përveç fjalëve që përdor për të urdhëruar në të mirë dhe për të ndaluar nga e keqja".* (Ibën Maxhe, Fiten, 64)

"*O Hafsë! Ruhuni nga të folurit e tepërt. Nëse nuk është përmendje e Allahut, ajo që thuhet vret zemrën. Prandaj përmende shumë Allahun, sepse ajo e ngjall zemrën."* (Ali el Muttaki, nr: 1896)

*"...Të thuash fjalë të dobishme, është më mirë se të heshtësh. Ndërsa të heshtësh është më e mirë se të thuash fjalë të këqija".* (Hakim, III, 343; Bejhaki, Shuab, 256/4993)

Prandaj, duhet të kemi kujdes se ku, kur dhe sa do të flasim. Sa bukur shprehet Saadi Shirazi:

*"Dy gjëra tregojnë mendjelehtësinë: Të heshtësh aty ku duhet të flasësh dhe të flasësh aty ku duhet të heshtësh".*

Gjithashtu, duhet të bëjmë kujdes që edhe tonin e zërit ta rregullojmë sipas gjendjes së dëgjuesit. Edhe të folurit me zë të lartë dhe në mënyrë që të gërric veshin, është prej mënyrave të të folurit, të cilën e ndalon Kurani Famëlartë. Në një ajet fisnik thuhet:

**“Ec me kujdes e i përmbajtur dhe fol me zë të ulët; se zëri më i vrazhdë është zëri i gomarit”!”** (Lukman, 19)

Gjithashtu, në disa raste kur sahabët kanë folur me zë të lartë në prezencë të Profetit ﷺ, janë qortuar kështu nga Allahu i Madhëruar:

**“O ju që keni besuar! Mos e ngrini zërin tuaj mbi zërin e Profetit dhe mos i flisni atij me zë të lartë, siç bëni me njëri-tjetrin, në mënyrë që të mos ju humbin veprat tuaja pa u ndier fare”.** (Huxhurat, 2)

Veçanërisht gjuha duhet ruajtur edhe nga thashethemet, përgojimet, shpifjet dhe hamendjet. Këto janë katastrofat e gjuhës që tregojnë prishjen e zemrës.

Shkurtimisht, një besimtar i cili është edukuar me moralin e Kuranit Kerim, duhet ta ledhatojë shpirtin me bukurinë dhe aromën e këndshme si një lule e sapoçelur. Çdo fjalë e tij duhet të përbëhet nga shprehje të arta, të cilat ushqejnë shpirtin. Në fytyrën e tij nuk duhet të mungojë kurrë buzëqeshja dhe me gjuhën e ëmbël duhet të përhapë mëshirë. Personaliteti dhe sjelljet e tij duhet të jenë në nivelin e “të mirës, të bukurës dhe të së kompletuarës”.

**I mirë**. Çdo punë e tij duhet të jetë e dobishme dhe përreth tij duhet të përhapë gjithmonë mirësi.

**I bukur**. Duhet të zotërojë një delikatesë dhe butësi që i jep paqe shpirtit dhe qetëson zemrën.

**I kompletuar**. Duhet të jetë i pjekur dhe i përsosur.

Çdo punë dhe vepër e një besimtari të tillë, pasqyron bukurinë, madhështinë, estetikën, paqen dhe ëmbëlsinë e islamit.

Në veprat, të cilat flasin për pamjen dhe personalitetin e

Profetit ﷺ, ai përshkruhet si një njeri me fytyrë të shndritshme, me gjuhë të ëmbël dhe të rrjedhshme, me sjellje të hijshme, me fjalë të bukura dhe me oratori të mahnitshme. E folura e tij ishte shumë e ëmbël dhe të ledhatonte shpirtin. Fjalët e tij nuk ishin as të mangëta dhe as të tepërta. Ai nuk fliste shpejt duke i radhitur fjalët njëra pas tjetrës, por fliste qetë dhe i nxirrte fjalët një nga një, saqë çdokush që e dëgjonte, e kuptonte shumë lehtë. Në fakt, ai ishte njeriu, i cili fliste më bukur, më urtë, më kuptueshëm ndër të gjithë dhe çdo kuptim e shprehte në mënyrën më të drejtë.

Ebu Kursafe ﵁, tregon:

- Unë, nëna dhe tezja ime i dhamë besën të Dërguarit të Allahut ﷺ dhe pasi u ndamë prej tij, nëna dhe tezja më thanë:

"Biri im, ne nuk kemi parë kurrë si ai njeri! Nuk njohim dikë tjetër që të ketë fytyrë më të bukur, veshje më të pastra dhe gjuhë më të ëmbël se ai. Prej gojës së tij të bekuar sikur përhapej dritë". (Hejthemi, VIII, 279-280)

**Allahu na bëftë prej robërve, të cilët mësohen me gjuhën e mëshirës së Profetit të mëshirës! Na bëftë prej atyre që edukohen me moralin e Kuranit dhe prej atyre që çdo vepër të tyre e bëjnë në përshtatje me mësimet Kuranore!**

**Amin!...**



*"...Bëju mirë të tjerëve, ashtu si të ka bërë mirë ty Allahu..."*

*(Kasas, 77)*

*Sadi Shirazi thotë:*

*"Miqtë e Allahut të Lartmadhëruar edhe pazarin e bëjnë në dyqanet në të cilat nuk shkon askush."*

# Bujaria dhe dhurimi

*Besimtari duhet të jetë zemërdhembshur si flladi dhe bujar si shiu i lehtë, në kërkim të kënaqësisë së Zotit duke i dhuruar prehje dhe qetësi çdokujt dhe çdo gjëje që ndodhet përreth tij.*

*Kjo është arsyeja që miqtë e Zotit i ngjasojnë me bujaritë e tyre përrenjve të begatë, duke rrjedhur e shkuar drejt Zotit të tyre pasi kanë kaluar udhë të gjata nëpërmjet të cilave u kanë dhuruar qetësi dhe prehje mijëra krijesave, njerëzve, kafshëve, pemëve, zogjve, trëndafilit dhe zymbylit. Dhurimi i vërtetë është kërkimi i kënaqësisë hyjnore, ndërkohë që i drejtohesh mbarë krijesave me një zemër dhe shpirt të mbushur me sinqeritet, mëshirë dhe vetëmohim.*

# BUJARIA DHE DHURIMI

Shenja më e qartë dhe shfaqja më e plotë e mëshirës, frytit të parë të besimit, është dhurimi. Dhurim do të thotë t'ia dedikosh qenien dhe pasurinë Allahut. Jetët e profetëve, që janë kulmi i virtytit jerëzor, dhe të dijetarëve të fesë, arifëve dhe velive, që janë pasardhësit e pejgamberëve, janë të mbushur plot e për plot me rrëfime të panumërta të shembujve të tyre të mëshirës dhe dhurimit.

## GARAT PËR PUNË TË MIRA

Një ditë prej ditësh profeti Muhamed ﷺ pasi e fali namazin e sabahut sëbashku e sahabët e tij, u kthye drejt tyre dhe i pyeti: - *A ka agjëruar ndokush prej jush sot?* Umeri ؓ i tha: - O i dërguari i Allahut! Nuk më ka ardhur ndërmend mbrëmë që të agjëroja ditën e sotme.

Ndërsa Ebu Bekri ؓ tha: - Unë që mbrëmë mendova që të agjëroja, prandaj sot kam gdhirë agjërueshëm. Profeti Muhamed ﷺ sërish pyeti: - *A ka vizituar ndonjëri prej jush ndonjë të sëmurë sot?* - O i dërguar i Allahut, - ia priti Umeri,

- sapo kemi falur namazin e sabahut dhe nuk kemi pasur asnjë çast kohë të shkojmë të vizitojmë ndokënd. - Unë mora vesh se Abdurrahman bin Avf qe sëmurë, prandaj ndërsa po vija për në xhami ndala tek shtëpia e tij ta pyesja se si ishte me shëndet sot, - tha Ebu Bekri. - *A keni ushqyer ndonjë të varfër sot*,- pyeti për të tretën herë profeti Muhamed ﷺ.

- O i dërguar i Allahut,- ia priti Umeri, - sapo jemi falur dhe ende nuk kemi dalë nga xhamia.

- Ndërsa unë, - tha Ebu Bekri, - pashë një të vobegtë teksa po hyja në xhami. Ia mora nga dora copën e bukës birit tim Abdurrahmanit dhe ia dhashë atij të ngrati.

Pas këtyre fjalëve profeti Muhamed ﷺ tha:

- *Të përgëzoj me xhenet, o Ebu Bekër!*

Umeri filloi të rënkonte dhe thoshte me zë të ulët "xheneti, ah xheneti!" Profeti Muhamed i tha atij:

- *Allahu e mëshiroftë Umerin, Allahu e mëshiroftë Umerin. Sa herë që dëshiron të kryej një vepër të mirë Ebu Bekri ia kalon atij."* (Ebu Davud, Zekat, 36/1670)

Mësimi më i rëndësishëm që nxjerrim nga ky hadith është fakti që besimtari duhet të jetë çdo çast në kërkim të kryerjes së një vepre dhe akti që do të bëhej shkak që ait ë fitonte kënaqësinë e Allahut. Në ajetin fisnik thuhet **"Prandaj, kur të çlirohesh** (nga punët e ndryshme)**, përpiqu fort** (në adhurim) **dhe vetëm ndaj Zotit tënd përkushtohu!"** (Inshirah, 7-8) Një herë profeti u tha kështu sahabeve të tij:

- Nuk ka njeri që do të vdes dhe nuk do të pendohet! Kur sahabet e pyetën se për ç'arsye çdo njeri do të pendohet ai iu përgjigj:

- Në qoftë se njeriu që vdes ka qenë bamirës dhe njeri i mirë do të pendohet që nuk është përpjekur të jetë edhe më shumë bamirës dhe të kryente vepra të mira, ndërsa në se ai është keqbërës, do të pëndohet që nuk ka arritur ta frenojë veten nga të këqiat dhe ta përmirsonte jetën e tij fetare. (Tirmidhi, Zuhd, 59/2403)

Allahu i përkufizon në këtë mënyrë në Kuranin e shenjtë njerëzit e mirë me të cilët ai është i kënaqur: **"...Ata nxitojnë për të bërë punë të mira..."** (Ali Imran, 114) Besimtarët duhet ta kthejnë në natyrën e tyre këtë garë për kryerjen e sa më shumë veprave të mira. Besimtari duhet të jetë zemërdhëmbshur si flladi dhe bujar si shiu i lehtë, në kërkim të kënaqësisë së Zotit duke i dhuruar prehje dhe qetësi çdokujt dhe çdogjëje që ndodhet përreth tij. Kjo është arsyeja që miqtë e Zotit i ngjasojnë me bujaritë e tyre përrenjve të begatë, duke rrjedhur e shkuar drejt Zotit të tyre pasi kanë kaluar udhë të gjata nëpërmjet të cilave u kanë dhuruar qetësi dhe prehje mijëra krijesave, njerëzve, kafshëve, pemëve, zogjve, trëndafilit dhe zymbylit. Dhurimi i vërtetë është kërkimi i kënaqësisë hyjnore, ndërkohë që i drejtohesh mbarë krijesave me një zemër dhe shpirt të mbushur me sinqeritet, mëshirë dhe vetëmohim. Të rendësh në ndihmë të nevojtarëve me të gjitha mundësitë që ke në mënyrë që të përmbushësh privimet në këtë jetë të të tjerëve. Zoti ynë e ka vlerësuar si një ndër obligimet shoqërore më të rëndësishme dhurimin, si rezultat i natyrshëm i nderit njerëzor dhe shprehja më fisnike e ndërgjegjeve të kulluara të mbrujtura me ndjenja mëshire dhe keqardhjeje. Nuk ka dyshim se kjo është një nga favoret e Tij të veçanta. Pra Zoti i ka urdhëruar njerëzit që një pjesë të vogël të mirësive dhe begative të kësaj jete që Ai u ka falur, t'ia kthejnë sërish Atij

në shenjë falenderimi nëpërmjet dhurimit në emër të Zotit, duke e shndërruar këtë akt në një shkak për faljen e gjunaheve dhe një portë të rëndësishme që të shpie në lumturinë e përjetshme.

## VIRTYTI QË E LARTËSON FENË: BUJARIA

Bujaria është kapitali i vetëm i zemrës i nevojshën për përmbushjen e adhurimit të dhurimit.

Do të ishte e kotë që nga kopshtet e shpirtërave, në të cilat nuk është shpërndarë fara e bujarisë, të kërkoje të mblidhje frutat e dhurimit. Në hadithin profetik tregohet me këto fjalë se si bujaria shndërrohet në mjet për fitimin e dashurisë dhe afinitetit hyjnor:

"Allahu është bujar, bamirës, prandaj e do fort edhe bujarinë, edhe moralin e lartë…"(Sujuti, Xhamiu's-sagir, I, 60)

Bujaria, shija e vërtetë e besimit, bën që të fitohet si dashuria e njerëzve, ashtu edhe ajo e Zotit.

Në një hadith kudsi thuhet: **"Kjo është feja që unë gjodha për Veten time dhe jam i kënaqur met ë. Asaj i ka hije vetëm bujaria dhe morali i lartë. Përsakohë që jetoni si muslimanë, lartësojeni fenë me këto dy virtyte."** (Hejthemi, VIII, 20; Ali el-Muttaki, Kenz, VI, 392)

Bujaria është rezultat i besimit të plotë tek Allahu dhe ahireti. Sa bukur e shpreh këtë të vërtetë Aliu: "Besimi është si një pemë, rrënja e të cilit është njohja e sigurtë, degët e saj është devotshmëria, drita e saj është turpi dhe fruti i saj është bujaria." Sadi Shirazi e ka shprehur me këto fjalë privimin nga ky virtyt i lartë, duke e përngjasuar këtë fakt me një copë

dru që hidhet në zjarr:

*“Bujari është si pema që jep fruta, ndërsa koprraci është si pema që rritet në mal.”*

## DY SËMUNDJET E MËDHA: SHPENZIMI PA FRE DHE KOPRRACIA

Shpërdorim do të thotë të shpenzosh vetëm për vete, ndërsa koprraci do të thotë të grumbullosh vetëm për vete. Që të dyja janë shfaqje të egoizmit dhe grykësisë. Një rob i Zotit me këto cilësi është i refuzuar nga kënaqësia hyjnore.

**“Mos e shtrëngo dorën, as mos u bëj dorëshpuar e të mbetesh i qortuar dhe i mjerë.”** (Isra, 29)

**“Dhe ata që, kur shpenzojnë, nuk janë as dorëshpuar, as dorështrënguar, por i përmbahen së mesmes;”** (Furkan, 67)

Gazaliu e ka përkufizuar bujarinë si “ekuilibri që vendoset ndërmjet shpërdorimit dhe koprracisë”. T’i japësh hakun pasurisë që zotërohet është e mundur vetëm nëse njeriu nuk e shpenzon atë në vende të ndaluara fetarisht dhe duke qëndruar larg dy rreziqeve të mëdha për pasurinë që janë shpërdorimi dhe kopracia. Fatkeqësia e kamjes janë syri i pangopur, kopracia dhe dëshira për t’u pasuruar përherë e më shumë, ndërsa shërimi prej tyre arrihet nëpërmjet bujarisë.

Nga ana tjetër, fatkeqësia e bujarisë është shpërdorimi, pra të shpenzosh gjërat duke i bërë rrush e kumbulla me mendimin se je duke u treguar bujar dhe të shpenzosh paratë në vende të panevojshme.

Por teksa flasim rreth dhurimit duhet të tërheqim vëmendjen rreth faktit që shpërdorim nuk do të thotë vetëm të shpen-

zosh në sasi të mëdha. Ashtu sikur se shpenzimi qoftë në sasi të mëdha ose në sasi të vogla numërohet për shpërdorim, ashtu edhe shpenzimi në një vend të duhur nuk vlerësohet për shpërdorim në qoftë se është në sasi të mëdha, përkundrazi meriton të vlerësohet dhe të merret për shembull.

Shembullin më të bukur rreth kësaj të vërtete e ka shprehur Ebu Bekri ﵁ kur e dhuroi të gjithë pasurinë e tij për hir të udhës në të cilën ftonte i dërguari i Allahut.

Nga ana tjetër, kopraci nuk do të thotë të japësh në sasi të vogla, por të mos dhurosh në atë masë që zotëron të ardhura material, sepse të gjithë njerëzit janë përgjegjës në masën që ata kanë mundësi të kryejnë vepra të mira.

Dhurimi i gotës së ujit, pas betejës së Jermukut, të cilën tre shehidët kërkonin t'ia dhuronin njëri-tjetrit edhe teksa po jepnin frymën e fundit, por që në fund mbeti e papirë nga asnjëri prej tyre, i ka tejkaluar mijëra e mijëra shembuj dhurimesh që mund të vlerësohen të mëdha për shkak të vlerave monetare që janë shpenzuar. Ajo që ishte e rëndësishme nuk qe një gotë ujë, por madhështia e pasurisë shpirtërore që u ekspozua atë ditë.

E parë nga ky aspekt, poqese dhurimi i sasive të vogla monetare do të numërohej për kopraci, atëherë vetëm njerëzit e kamur do të kishin të drejtë të ilësoheshin për bujar. Por, pasuria dhe varfëria janë një caktim hyjnor që shoqërohen në këtë botë sëbashku me enigmën e sprovimit në këtë jetë. Njeriu nuk e ka në dorë të jetë i kamur apo i varfër.

Prandaj bujaria dhe kopracia nuk janë çështje pasurie dhe të ardhurash material, por çështje zemre. Kjo do të thotë se edhe një besimtar pa të ardhura mund të jetë bujar dhe duhet

të jetë, sepse kështu na mëson feja jonë. Prandaj bujaria dhe kopracia është e varur jo me faktin se sa zotërojmë mundësi material, por në ç'masë i dhurojmë ne ato.

Profeti Muhamedi ﷺ e nxiste çdo besimtar mysliman, të varfër apo të pasur që të dhuronin për hir të Allahut, dhe u pat shprehur kështu për njeriun që nuk ka të dhuroj përveç se një hurme: *"Shpëtojeni veten nga zjarri i xhehenemit, qoftë edhe me një gjysëm hurme, poqese nuk zotëron qoftë edhe një kokërr hurme, atëherë ruajeni veten nga ai zjarr duke folur vetëm fjalë të mira dhe të sinqerta."* (Buhari, Edeb, 34)

Ja edhe disa shembuj nga fjalët inkurajuese të profetit në lidhje me këtë çështje:

*"O Aishe! Mos e kthe të varfërin mbrapsht, qoftë duke i dhuruar edhe një gjysëm hurme."* (Tirmidhi, Zuhd, 37)

*"Buzëqeshja ndaj vëllezrve tuaj të fesë është sadaka."* (Tirmidhi, Bir, 36)

Profeti e pat këshilluar me këto fjalë sahabin e tij Ebu Derda që dihej se nuk kishte të ardhura:

*"Kur të gatuash supë hidhi ujë asaj në mënyrë që të mund t'u japësh ndonjë gjë edhe fqinjëve tuaj që nuk kanë se ç'të hanë."* (Ihja, I, 626)

## ILAÇET E ZEMRËS SË SËMURË: BUJARIA DHE DHURIMI

Pas çdo adhurimi që kryhet zemra dhe shpirti i besimtarit fitojnë hijeshi, virtyte dhe vlera shpirtërore të veçanta dhe të rralla, të cilat janë shumë të rëndësishme që njeriu të mund të shpëtojë nga cilësitë bruto të vetvetes në mënyrë që të

shndërrohet në një besimtar të përkryer.

Umer bin Abdulaziz ﷺ ka thënë:

*"Namazi të shpie në gjysmë të udhës për tek Zoti, agjërimi të ndihmon të mbërrish tek porta e Tij, ndërsa sadakaja të mundëson të takohesh me Të."*

Po qe se do të analizohet me kujdes kuptimi i fjalës "dhurim", do të vërehet se një urtësi e këtij adhurimi është superioriteti që i fal ai shpirtit, karakterit dhe personalitetit të njeriut duke e shpëtuar atë nga robëria e materies për ta ngritur drejt botës shpirtërore. Prandaj mund të thuhet se nga ky aspekt dhurimi është në mesin e adhurimeve të tjera që i fal shpirtit njerëzor përfitimin më të madh, "prehjen dhe qetësinë shpirtërore".

Ali Isfehani e ka shprehur me këto fjalë këtë të vërtetë:

*"...Kërkova të mësoja se si mund të mos punoja gjunahe dhe e gjeta zgjidhjen vetëm atëherë kur braktisja pjesën më të madhe të mubaheve me frikën se mos kryej diçka të dyshimtë fetarisht; kërkova rrugën që të jepja leht llogari dhe e gjeta shpëtimin tek heshtja; kërkova prehjen dhe qetësinë dhe e gjeta në dhurimin me bujari."*

Çdo besimtar është përgjegjës ndaj rrethit të tij dhe nuk mund të qëndrojë indiferent ndaj klithmave të nevojtarëve dhe të shtypurve. Ai duhet të jetë i pushtuar nga emocionet që të falin bujaria, dhurimi, dhembshuria, altruizmi, zemërbutësia.

Allahu e ka shndërruar në shkak për njëritjetrin njerëzit në mënyrë që ata ta sigurojnë rizkun e tyre. Prandaj, të interesohesh për nevojtarin dhe të ndash për të pjesë nga begatitë që na ka dhuruar Allahu në këtë jetë është një virtyt sublim

dhe një favor hyjnor. Zemra e besimtarit nuk gjen ngushëllim përderisa ai nuk i fashit me anë të dhurimit klithmat e nevojtarëve.

Mevlana e ka shprehur me këto fjalë këtë të vërtetë:

*"Dije mirë se, mbase të duket se pasuria që ke është duke të të dalë duarsh kur ti e dhuron atë, por në të vërtetë jeta shpirtërore e bamirësit fiton mijëra jetë!"*

Pasuria e kësaj bote duhet fituar me qëllim fitimin e prehjes shpirtërore dhe lumturisë së ahiretit duke filluar me ndihmën material ndaj të afërmëve për të përfundua tek të ngratët, të papërkrahurit dhe të mjerët e shoqërisë. Po qe se fitimi i pasurisë bëhet me këtë qëllim vendin e ngurtësisë, sëmundjeve, krizave dhe shqetësimeve që i shkaktojnë zemrave kokëçarjet dhe dyshimet e kësaj jete do ta zenë qetësisa dhe prehja shpirtërore.

Le ta dëgjojmë nga goja e bekuar e profetit ilaçin e shërimit të zemrës së ngurtë që përbën një ndër sëmundjet më të mëdha të ditëve.

*"Po qe se dëshiron të të zbutet zemra, ushqe të varfërin dhe përkëdhele kokën e një jetimi!.."* (Ahmed bin Hanbel, II, 263)

Mevlana shprehet kështu si të ishte duke e shpjeguar këtë hadith:

*"Zemrat që mbyten në varfëri ngjasojnë me një shtëpi që e ka mbytur tymi. Në qoftë se dëshiron që t'ia dëgjosh hallin që kanë atëherë hap një dritare nga të dal ai tym dhe kështu shpirti yt të edukohet."*

Shpirtërat dhe zemrat e zbutura dhe të përsosura në sajë të dhurimeve me bujari përjetojnë gëzimin që të fal kundrimi

i mbrojtjes hyjnore në këtë jetë në sajë të dhurimeve dhe bamirësive që kryejnë.

Pasuria që dhurohet bën që pjesa e mbetur të mos pakësohet, të mos humbasë, përkundrazi të begatohet në masë të sinqeritetit që qëndron pas këtyre dhurimeve. Pasuria që dhurohet në rrugën e Allahut do të begatohet ashtu sikurse një pemë frutore që kur ia krasisim degët bëhet edhe më e frytshme.

**"Ata që e shpenzojnë pasurinë e vet në rrugë të Allahut, i shëmbëllejnë atij që mbjell një kokërr nga e cila dalin shtatë kallinj, ku secili kalli ka nga njëqind kokrra. Allahu ia shton** (shpërblimin) **edhe më tepër kujt të dëshirojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm."** (Bekare, 261)

Pasuria që nuk dhurohet dhe u shpërndahet të varfërve ngjason me ujin që nuk rrjedh dhe i vjen erë.

Zeqati dhe sadakaja e pastrojnë pjesën e pasurisë që mbetet dhe shndërrohen në një koracë brojtëse kundër fatkeqsive dhe kokëçarjeve që mund t'i bien në kokë dhuruesit. Në një hadith fisnik thuhet:

*"Nxitoni të jepni sadaka, sepse fatkeqësitë nuk kalojnë përpara vendeve ku është dhuruar ajo."* (Hejthemî, *Mexhmau'z-Zevâid*, III, 110)

Në më shumë se 200 ajete të Kuranit fisnik urdhërohet dhurimi nga pasuria që zotërohet ose inkurajohen besimtarët për një gjë të tillë.

## DHURO PJESËN QË MBETET PASI KE PLOTËSUAR NEVOJAT TUAJA

Kur në zemra lëshon rrënjë dashuria ndaj Allahut, stadi shpirtëror i besimtarit kalon në shkallën e zuhdit, pasuria dhe paraja nuk të hyn më në zemër dhe as në sy, por marrin vlerë në masën se sa e plotësojnë ato të qenit mjet për afinitetin hyjnor. Besimtari që kërkon kënaqësinë e Allahut shkon një jetë të thjeshtë dhe pa salltanate duke ditur të mjaftohet vetëm me masën e nevojshme dhe duke kërkuar rrugët se ku mund ta shpenzojë pasurinë e tij.

Brezi i sahabeve që u rrit në klimën e Kuranit dhe sunetit nuk u dhanë pas luksit dhe salltaneteve megjithëse ata u pasuruan me pasuritë që shkonin drejt Medines si rezultat i ekspeditave zgjeruese të ushtrive muslimane, duke mos e ndërruar mënyrën e tyre të përkorë të jetesës dhe dekorin e thjeshtë të banesave të tyre. Ata përjetuan prehjen shpirtërore të pasurisë së vërtetë dhe mbretërinë e zemrës së kënaqur duke e dhuruar pasurinë që ata meritonin. Konsumi pa kufi, obezitizmi, luksi dhe krekosja me pasuri, që janë sëmundjet më të egra të kohëve tona, përbënin një stil jetese që brezi i sahabeve nuk e patën njohur kurrë, sepse ata jetonin me vetëdijen se "varri është ndalesa e fundit tek e cila do të shkojnë shpirtërat të nesërmen".

Rrëfehet se halifi Umer ﷺ e kryente detyrën e haxhit duke u treguar i kujdesshëm që të mos shpenzonte përmbi nevojat dhe të mjaftohej vetëm me përmbushjen e nevojave personale, në mënyrë që paratë që i tepronin të mund t'i dhuronte si lëmoshë për nevojtarët. Allahu ﷻ e ka sqaruar me shprehjen "**pjesën që mbetet pas përmbushjes së nevojave**" masën se

kur fillon detyra e dhënies. Prandaj, mund të thuhet se kufiri minimal i bujarisë është dhurimi i asaj që tepron nga pasuria dhe për të cilën nuk kemi nevojë.

Profeti ﷺ në lidhje me këtë çështje ka thënë:

*"O njeri! Të dhurosh si sadaka pasurinë që të tepron pasi të kesh plotësuar nevojat tuaja është në të mirën tënde, mos ta dhurosh atë është në të keqen tënde. Mos harro se dora që dhuron është më e mire se dora që merr."* (Muslim, Zekat, 97)

Kjo do të thotë se duhet pasur parasysh gjatë dhënies së lëmoshës mos tejkalimi i sasisë së "nevojës" në shpenzimet personale, caktimi i kësaj sasie brenda kufijve të pranueshëm dhe mundësia për të përdorur mundësitë materiale që e kalojnë këtë kufi.

## PËRPJEKJA PËR TË SHTUAR DOZËN E BUJARISË

Ahmed bin Ebu Verd i përmbledh me këto fjalë cilësitë e miqve të Zotit:

*"Tre gjëra janë që kur forcohen dhe shtohen tek veliu atëherë shtohen edhe tre cilësi të tjera:*

1. *Kur rriten në post, u shtohet përkorësia dhe modestia.*
2. *Sa më gjatë të jetojnë, aq më shumë i shërbejnë fesë dhe njerëzve.*
3. *Sa më të pasur të bëhen, aq më shumë bëhen bujar dhe bamirës."*

Secili në ditët e sotme duhet të përpiqet ta përjetojë këtë moral të lartë me aq sa ka mundësi, qoftë edhe në sajë të sakrificave të vogla që mund të bëjë duke privuar nga rehatia personale, zbukurimi i shtëpisë dhe shpenzimet e përditshme. Gjendja në të cilën gjenden nevojtarët, të shtypurit dhe të skamurit përbëjnë një tablo të mjaftueshme për personat që kanë mundësi të ndihmojnë të tjerët.

## KOPRACIA TË VERBON!

Për të mundur të bëhesh një dhurues dhe bamirës i vërtetë është kusht të jetosh një jetë brenda konsistencës së ihsanit, pra të jetosh një jetë adhurimi si të jesh duke e parë Allahun. Të shohësh fuqinë dhe madhështinë hyjnore në çdo vend dhe çdo herë është e varur me faktin se sa i çelur është syri i zemrës. Të arrish të bëhesh një bujar i vërtetë është e domosdoshme ndjenja e besimit të shëndoshë që do t'i mundësojë besimtarit që ta ndjejë thellë në shpirt që çdo dhurim i kryer do ta shohë edhe në ahiret.

Me të vërtetë që koprracia e verbon zemrën përballë vdekjes që është fundi i kësaj jete dhe asaj që do të ndodh pas vdekjes dhe është njëkohësisht një shfaqje e tmerrshme e mosmirënjohjes ndaj zotit që ka krijuar gjithçka për t'ua servirur njerëzve.

Allahu në shumë ajete Kuranore na ka tërhequr vëmendjen për rrezikun e verbërimit të zemrës.

**"Atëherë, çfarë keni që nuk shpenzoni në rrugën e Allahut, ndërkohë që vetëm Atij i përket trashëgimia e qiejve dhe e Tokës? Nuk janë të barabartë ata që kanë**

**shpenzuar dhe kanë luftuar para fitores me ata që kanë shpenzuar dhe kanë luftuar më pas. Ata kanë shkallë më të lartë, mirëpo Allahu u premton të gjithëve më të mirën** (Xhenetin)**. Allahu e di mirë atë që bëni ju. Zoti ynë! Mos na ua privo zemrave tona ekstazën e besimit, shpirtrave tanë harenë e bujarisë dhe ndërgjegjes sonë prehjen e dhurimit!”** (Hadid, 10)

**“Ata thonë: “Mos u jepni kurrgjë atyre që janë me të Dërguarin e Allahut, me qëllim që të largohen prej tij!” Por Allahut i takojnë thesaret e qiejve dhe të Tokës, ndonëse hipokritët nuk kuptojnë.”** (Munafikun, 7)

**“Ja, juve ju bëhet thirrje të shpenzoni në rrugën e Allahut, por disa prej jush janë koprracë. Kush tregohet koprrac, ta dijë se i bën dëm vetes, sepse Allahu është i Pasur** (s’ka nevojë për asgjë)**, ndërsa ju jeni të varfër.”** (Muhamed, 37)

Zotëruesi absolut i gjithçkaje është Allahu, çdo gjë që zotërojmë ne është fryt i bujarisë dhe mëshirës së Allahut. Prandaj besimtari në asnjë mënyrë nuk duhet të tregojë koprraci por vazhdimisht duhet të gjendet pranë nevojtarit.

## DHURO QË TË DHUROHET

Mëshira dhe bujaria ndaj krijesave të Zotit  është treguesi më i qartë i dashurisë ndaj Allahut dhe mënyra më e mirë për të falënderuar Allahun për mirësitë e dhuruara. Ne jemi të detyruar të jemi bujarë dhe bamirës ndaj krijesave nevojtare të Allahut sepse ata janë një mjet sprove për ne në këtë botë.

Allahu në një hadith Kudsi thotë:

"O biri Ademit dhuro që të dhurohet" (Buhari, Tevhid, 35)

**Zoti ynë! Mos na ua privo zemrave tona ekstazën e besimit, shpirtrave tanë harenë e bujarisë dhe ndëgjegjes sonë prehjen e dhurimit!**

**Amin…**



# Disiplina e dhurimit

*Besimtari është njeri bujar. Bujaria e vërtetë është të dhuruarit me plot shpirt, pa t'u dridhur qerpiku, pa t'u dridhur dora, me rehatinë e natyrshmërinë e shiut që bie nga qielli. Mirësitë për të pasur vlerë tek Allahu i Lartmadhëruar, duhet të bëhen në mënyrë aq të natyrshme e pa hasur ndonjë vështirësi të brendshme, siç sillen natyrshëm lulet me aromën e tyre të këndshme në mjedisin ku gjallojnë!..Vetëm dhurimet e tilla arrijnë tek Allahu i Lartmadhëruar.*

*Sa bukur e ka shprehur Shejh Saadiu:*

*Ti që nuk ke nevojë të dalësh derë më derë për të lypur, falëndero, duke mos kthyer asnjërin prej tyre duarbosh! Mos ua rrudh fytyrën atyre, por honepsi ata me buzëqeshje..."*

# DISIPLINA E DHURIMIT

Nëse do t'i hedhim një vështrim thelbit dhe qëllimit të tasavvufit, do të vërejmë se mjeti me të cilin ai realizon zhvillimin shpirtëror, është "dashuria", ndërsa majën e këtij zhvillimi e realizon me "disipilinë (edukatë)". Besimtari, aq sa ka arritur ta qendërzojë në shpirtin e tij Allahun dhe të Dërguarin e Tij, aq hapa ka hedhur drejt afrimit me Krijuesin. Ndërsa shenja më e dukshme e kësaj arritjeje është të pajisurit e tij me moralin e Profetit.

Thelbin e moralit profetik e përbën "**ndjenja e turpit**". Sipas sahabëve, Pejgamberi, ﷺ, ishte më i turpshëm se një vajzë e virgjër që fshihet në mbulesën e saj. Për të shprehur edukatën që natyrshëm zotëronte, ai ka thënë: *"Mua më ka edukuar Zoti dhe edukatën time e ka bërë më të lartën."* (Sujuti, *el-Xhamiu's-Sagir*, I, 12)

Në lidhje me moralin dhe edukatën, që përbën edhe pikën më të lartë të virtytit njerëzor, Mevlana ka thënë:

*"Nëse do t'i shtypësh kokën djallit, hap sytë dhe shih mirë; ajo gjë që e shkatërron shejtanin është edukata. Nëse njeriu nuk ka edukatë e moral, me të vërtetë ai nuk është njeri..."*

*Mendja ime pyeti zemrën: «Çfarë është imani (besimi)?». Zemra i tha mendjes në vesh: «Imani (besimi) është edukata, morali i lartë.»*

Edukata që përbën thelbin e besimit është një gjendje që rrok çdo etapë të jetës së besimtarit. Në mënyrë të veçantë, jetën e tij të adhurimit dhe të veprimit (muamelat)... Allahu i Lartmadhëruar është shprehur qartë, kur thotë se qenien njerëzore e ka krijuar vetëm e vetëm për ta adhuruar Atë. Për këtë arsye, adhurimet dhe veprimet (muamelat) janë zemra e shprehjes sonë të robërisë ndaj Tij. Nuk mund të mendohet një jetë kushtuar robërisë ndaj Zotit, pa adhurime dhe pa maturi në veprime (muamelat).

Sa ç'ka rëndësi kryerja e çdo obligimi fetar, po aq rëndësi ka cilësia e kryrjes së tij. Të kujdesurit për rregullat e edukatës (disiplinës) gjatë adhurimeve dhe gjatë aplikimit të rregullave të sheriatit, përbën kushtin kryesor të dashurisë dhe pëlqimit të Hakut. Për këtë arsye, nëse adhurimet kryhen gati si për inerci dhe për forcë zakoni e, jo sipas rregullave dhe mënyrave të caktuara, prej tyre nuk fitohet asnjë sevap ose nuk përftohet asnjë mirësi. Atij, që detyrimet fetare i kryen në këtë formë, i mbetet vetëm lodhja e stërmundimi i kotë. Në një hadith thuhet:

*"Sa shumë agjërues ka, agjërimi i të cilëve është vetëm uri! Sa shumë ka prej atyre që falen natën e që namazi i natës së tyre është vetëm pagjumësi!"* (Ibn-i Maxhe, Sijam, 21)

Siç ka namazi kushtet e tij të jashtme e të brendshme, ashtu ka rregullat e tij zekati, sadekaja *dhe dhurimi për hir të Allahut. Bashkësia e këtyre rregullave përbën edukatën, disiplinën e zekatit, sadekasë dhe infakut (dhurimit), të*

*cilat duhen ndjekur me përpikmëri. Përndryshe, ashtu siç thuhet në Kuran për përfundimin e keq të atyre që falin namazin të hutuar e të pavetëdijshëm **"Mjerë për ata, të cilët falen..."** (Mâûn, 4), të njëjtin fund do të kenë edhe ata që janë të pakujdesshëm gjatë kryerjes së adhurimit të dhurimit.*

## MOS I ÇONI DËM DHURIMET DHE LËMOSHAT TUAJA!...

*Allahu i Lartmadhëruar, në lidhje me kujdesin që duhet shfaqur kur dhurojmë, ka thënë:*

**"Ata që shpenzojnë pasurinë e vet në rrugë të Allahut, pa e përcjellë atë me përgojim apo fyerje, do të kenë shpërblim te Zoti i tyre dhe nuk do të kenë pse të frikësohen apo pikëllohen.**

**Fjala e mirë dhe falja e gabimit janë më të vlefshme se lëmosha që përcillet me fyerje. Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Butë** (nuk nxiton në dënime)**.**

**O besimtarë! Mos i çoni dëm lëmoshat tuaja duke ua kujtuar ato** (atyre që ua keni dhënë) **dhe duke fyer, siç vepron ai që e shpenzon pasurinë e vet për sy e faqe të botës dhe nuk beson në Allahun dhe Ditën e Fundit!.."** (Bekare, 262-264)

Në ajetet e mësipërme, Allahu i Lartmadhëruar e shpjegon në mënyrë të qartë edukatën që duhet të ndjekim kur bëjmë ndonjë të mirë. Tek Allahu i Lartmadhëruar nuk ka asnjë vlerë ajo mirësi që bëhet duke e përçmuar nevojtarin, duke e vënë në siklet dhe duke ia përmendur të mirën që i është

bërë. Kështu, ata që japin dhe ndihmojnë pa dashuri e zemër të pastër, i zhdukin të gjitha sevapet e ndihmesave të tyre!..

Dhurimi, bujaria dhe mirësia, kur përmenden, jo vetëm që shkojnë dëm, por sjellin edhe dënimin e Allahut të Lartmadhëruar. Njëherë, Pejgamberi, ﷺ, ka theksuar tri herë këtë hadith:

- Ekzistojnë tre persona me të cilët, nuk do të flitet në Ditën e Kiametit. Atyre nuk do t'u hidhet fare shikimi dhe ata nuk do të pastrohen nga mëkatet. Për ta ka një dënim të dhembshëm.

Ebu Dherr, رضي الله عنه, ka vijuar:

- U shofshin emrat e tyre, mos e arritshin kurrë atë që shpresojnë dhe dënimi i kaploftë! Kush janë këta që sapo përmende, o i Dërguari i Allahut?

Pejgamberi, ﷺ, i është përgjigjur:

- *Ai që (me mendjemadhësi) e zvarrit rrobën për tokë, ai që betohet duke gënjyer, për ta shitur mallin e tij dhe ai që ia përmend dikujt të mirat (të dhuruarat, lëmoshat etj), për ta ulur e përçmuar atë."* (Myslim, Iman, 171)

Dhurimet e lëmoshat, të cilat përmenden më vonë e që janë dhënë sa për sy e faqe, në vend që të bëhen sevape, sepse janë vepra të pëlqyeshme, bëhen gjynahe, duke sjellë dënime e vuajtje. Zemrat janë vendi ku Allahu i Lartmadhëruar hedh shikimin. Prandaj nuk bën që të thyhen dhe të shqetësohen…

Zekati dhe lëmoshat janë përcaktuar nga Allahu i Lartmadhëruar, prandaj themi që nga pasuria e të kamurve, ato janë e drejta (haku) e natyrshme e çdo të varfëri. T'u japësh

hakun të varfërve nga pasuria që të është dhuruar nga Allahu i Lartmadhëruar, nuk është ndonjë mirësi e madhe, por është thjesht dorëzimi i asaj që i takon merituesit. Pasuria e kësaj bote është një amanet hyjnor. Prej se Zoti të ka zgjedhur ty për t'i dhënë robit të Tij nevojtar nga mirësitë e Tij, ti tregon një gjendje hutimi, indiference dhe injorance, po të biesh në kurthet e nefsit e të japësh sa për sy e faqe një gjë që do të të shërbente më shumë si argument përmendjeje në të ardhmen, sesa sinqeriteti e vetëdijeje.

Në dhurim nuk duhet të krenohemi. Nuk duhet ta përçmojmë nevojtarin, por duhet të mendojmë se një ditë edhe ne mund të biem në gjendjen e tij. Pasuria ose varfëria, edhe pse lidhet pak me përpjekjen e njeriut, tekefundit është rrisk. Allahu i Lartmadhëruar mund ta bëjë të pasurin të varfër dhe të varfërin të pasur. Tek Allahu i Lartmadhëruar, këto nuk janë parametra vlerësimi ose nënvlerësimi. Të dyja gjendjet, si pasuria ashtu edhe varfëria, janë forma sprovimi, që lidhen me jetën e kësaj bote. Epërsia ose vlerat e vërteta lidhen me takvanë (devotshmërinë). Të krenohesh përballë nevojtarëve me atë që ke, gjoja duke e dhuruar atë, tregon nivelin tënd të pavetëdijes, në lidhje me sekretin e qenies së kësaj bote vetëm një sprovë. Shejh Saadiu, në veprën e tij *Gjylistani dhe Bostani*, është shprehur:

*"Kur t'i bësh mirë ndonjë njeriu, mos u mburr, duke thënë: «Unë jam zotëri, ndërsa ai ma ka nevojën mua!» Mos thuaj që koha e ka goditur atë! Shpata që godet akoma nuk ka hyrë në këllëf. Mundet që një ditë, shpata në fjalë të të godasë edhe ty."*

*Të kamurit duhet të dinë të vendosin veten në vendin*

*e fukarenjve dhe të mund të mendojnë kështu: "Allahu i Lartmadhëruar mund të na krijonte në gjendjen e tyre, ndërsa ata në gjendjen tonë. Ai na i la amanet të varfërit duke na dhuruar të mira materiale. Ai ka dashur që të varfërit t'i strehojë tek të pasurit, na ka bërë përgjegjës për ta dhe ka urdhëruar që t'i shprehim Atij falënderimet tona, duke u dhuruar atyre prej të mirave që vetë Ai na i ka besuar..."*

Sa kuptimplote këshilla që Shejh Saadiu na ka dhënë në të njëjtën vepër:

*"Nëse të troket ndonjë hallexhi në derë, mos e nis atë duarbosh! Larg qoftë, ndoshta një ditë bëhesh ti vetë i tillë, e detyrohesh të trokasësh derë më derë.*

*Intersohu për zemërthyerit, kujdesu sa të mundesh për ta! Ndoshta një ditë edhe ti do të biesh në gjendjen e tyre.*

*Ti që nuk ke nevojë të dalësh derë më derë për të lypur, falëndero, duke mos kthyer asnjërin prej tyre duarbosh! Mos ua rrudh fytyrën atyre, por honepsi ata me buzëqeshje..."*

*Në Kuran thuhet:*

***"A nuk ishe nevojtar e të bëri të mos ia kesh nevojën askujt? Prandaj, mos e shtyp jetimin, lypësin mos e shty me ashpërsi dhe shpalli dhuntitë e Zotit tënd!"*** (Duha, 8-11)

Mirësjellja ndaj nevojtarëve duhet shprehur duke mos ua përmendur të mirat që u ke bërë, duke mos i bërë të ndihen keq dhe duke i harruar menjëherë të mirat që u ke bërë. Sa bukur shprehet Llokman Hakimi:

“Mos harro dy gjëra: Allahun e Lartmadhëruar dhe vdekjen.

Ndërsa këto dy gjëra harroji menjëherë: Të mirat që i ke bërë ndokujt dhe të keqen që të ka bërë ndokush.”

Të arrish të jesh nga besimtarët dhurues, është një mirësi që të fal qetësi, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër. Për ata që e kryejnë siç duhet adhurimin e dhurimit, Allahu i Lartmadhëruar ka paralajmëruar shpëtim nga dëshpërimi dhe frika në momentet aq të vështira të Kijametit. Në qindra ajete kuranore, i Plotmëshirshmi, por edhe Muhamedi, ﷺ, që dridhej nga dhembshuria për umetin e tij, në shumë hadithe, na nxisin që të arrijmë të përjetojmë lumturinë dhe qetësinë e dhurimit, nga ajo që zotërojmë në mënyrë të përkohshme.

Mirëpo Allahu i Lartmadhëruar, në lidhje me dhurimin për hir të Tij, mirësi kjo, vlera e së cilës në mënyrë të plotë do të kuptohet në botën e amshuar, na tërheq vëmendjen që të mos e çojmë dëm me veprime të pamatura e injorante, duke u shprehur “**Mos i çoni dëm lëmoshat tuaja!**”

Besimtari është njeri ***bujar***. Bujaria e vërtetë është të dhuruarit me plot shpirt, pa t’u dridhur qerpiku, pa t’u dridhur dora, me rehatinë e natyrshmërinë e shiut që bie nga qielli. Mirësitë për të pasur vlerë tek Allahu i Lartmadhëruar, duhet të bëhen në mënyrë aq të natyrshme e pa hasur ndonjë vështirësi të brendshme, siç sillen natyrshëm lulet me aromën e tyre të këndshme në mjedisin ku gjallojnë!..Vetëm dhurimet e tilla arrijnë tek Allahu i Lartmadhëruar. Tekefundit, në një ajet kuranor thuhet “**Allahu është Ai që i merr sadakatë** (lëmoshat, bamirësitë).” (Tevbe, 104)

Mevlana e shpreh kështu mirësinë e të dhuruarit për hatër të Zotit:

"Dhuro nga pasuria jote ashtu siç duhet, fito më mirë një zemër! E kështu, duaja (lutja) e asaj zemre do të japë ty dritë në jetën e varrit, në atë natë aq të frikshme e të zezë!.."

Ashtu siç nuk duhet ta shtrëngojmë pasurinë tonë dhe mundësitë tona ndaj nevojtarëve, nuk duhet ta kursejmë as buzëqeshjen dhe mirësjelljen ndaj tyre.

## TË DHUROSH PËR TË SHLYER BORXHIN E FALËNDERIMIT

Mirësjellja dhe disiplina islame të shpie në perceptimin e aftësisë për të dhuruar, si mirësi në vetvete. Ai që jep duhet ta falënderojë shumë atë që merr, sepse ky i fundit, bëhet shkak që dhënësi të fitojë sevape e mirësi të mëdha. Në një ajet kuranor thuhet:

**"...Çfarëdo të mire që të jepni, është në dobinë tuaj, nëse ju këtë e bëni vetëm për hir të Allahut! Çfarëdo që të jepni nga të mirat, do t'ju rikthehet e plotë dhe nuk do t'ju bëhet padrejtësi."** (Bekare, 272)

Kur bëhet ndonjë mirësi, sevapi dhe qetësia i takon atij që e ka kryer atë. Shpërblimi do të bëhet në raport me sinqeritetin që është përjetuar gjatë aktit të bamirësisë. Kur diçka dhurohet për hir të Allahut të Lartmadhëruar, duket sikur po përfiton marrësi, por në të vërtetë, nga ajo vepër përfiton më shumë dhënësi. Për këtë, ai që dhuron, nuk duhet ta ngarkojë atë që merr me detyrimin e mirënjohjes, por të përjetojë vetë mirënjohje ndaj personit që po i dhuron diçka. Shabiu ka thënë:

"Një të pasuri, që nuk mendon se, më shumë ka*nevojë*

*ai vetë për sevapin e sadekasë, sesa i varfëri për lëmoshën e tij, nuk i pranohet dhurimi.”*

Ka shumë njerëz që bëjnë mirësi për interesa të kësaj bote, duke e vënë në siklet dhe duke ia përmendur atë mirësi tjetrit. Ata që janë të vetëdijshëm për vlerën e dhurimit, për hir të Allahut, janë krejt pak. Njeriu duhet të falënderojë fort Allahun e Lartmadhëruar për mundësinë që i ka dhënë për të dhuruar për hir të Tij e, për këtë, duhet t'i jetë shumë mirënjohës nevojtarit, pa të cilin ky adhurim nuk do të kryhej dot.

Shejh Saadiu, në lidhje me temën në fjalë, ka thënë:

*“Falëndero Allahun e Lartmadhëruar që të ka dhënë mundësinë të bësh mirë! Allahu nuk të la ty pa mirësitë e Tij. Ai që i shërben Padishahut, nuk mundet ta ngarkjë atë me detyrimin e mirënjohjes. Të duhet ty të jesh mirënjohës, për arsye se ai ta besoi ty shërbimin ndaj tij.”*

Mevlana, në vargjet e tij të famshme, ka thënë:

*“Nevojtarët janë pasqyra e të pasurve. Mos i thuaj kurrë asaj fjalë fyese, që thyejnë zemrën, në mënyrë që ajo të mos vishet me avull.”*

*“Ashtu siç ka nevojë një i varfër për bujari dhe mirësi, ashtu edhe një bujar dhe mirëbërës ka nevojë për të varfërin. Ashtu si kërkojnë të bukurat pasqyrë të pastër, të pandryshkur dhe të shndritshme, për të vëzhguar bukurinë e tyre, ashtu edhe të pasurit, me atë dëshirë e përpjekje duhet të kërkojnë të varfërit e nevojtarët.”*

*“Të varfërit janë krijesat ku manifestohen cilësitë e të qënit bujar të Zotit. Ata të varfër, të cilët kërkojnë prej njerëzve bujarë e të ndershëm dhe u hapin zemrën atyre, duke ua treguar të gjitha hallet.”*

Nëse një nevojtar vjen tek ne dhe na e beson hallin, duhet kuptuar si një mirësi nga Allahu i Lartmadhëruar dhe si një nder robërie ndaj Tij. Sa bukur e shpreh Aliu, ﵁, këtë të vërtetë:

*"Dy gjëra më lumturojnë më së shumti, por nuk e di se cila më shumë se tjetra. E para, kur një njeri vjen tek unë dhe ma beson hallin e tij, me plot sinqeritet. Ndërsa e dyta, kur Allahu i Lartmadhëruar mundëson që nëpërmjet meje t'ia zgjidhë apo t'ia lehtësojë zgjidhjen e hallit njeriut në fjalë. Më parë do të zgjidhja t'i bëhem ndihmë besimtarit, sesa të kisha në zotërim ar dhe argjend sa kjo botë.* (Ali el-Muttaki, *Kenzu'l-Ummal*, VI, 598/17049)

Të krenuarit e të priturit falënderim dhe mirënjohje gjatë aktit të dhurimit, i fshin të gjitha sevapet dhe lumturitë që sjellin mirësitë e bëra. Ai që dhuron, nuk duhet të ketë asgjë tjetër në mendje veç pëlqimit të Allahut. Pra pritshmëritë duhet t'i ketë të orientuara vetëm nga Allahu i Lartmadhëruar. Nuk duhet harruar se, të kërkosh qoftë edhe dua apo falënderim, mundet ta dëmtojë ihlasin (sinqeritetin) e këtij adhurimi.

Ajeti që erdhi për të përgëzuar dhurimin që bënë Aliu dhe Fatimeja, ﵄, duhet të shërbejë si model për të gjithë dhuruesit:

**"Ata i ushqejnë të varfërit, jetimët dhe të zënët rob, edhe pse vetë janë nevojtarë, duke thënë: «Ne ju ushqejmë vetëm për hir të Zotit. Për këtë, nuk duam shpërblim e as falënderim! Ne i frikësohemi Zotit tonë në një Ditë të ashpër, që do t'i bëjë fytyrat të jenë të vrenjtura.» Por Allahu do t'i ruajë ata nga tmerret e asaj Dite e do t'u japë shkëlqim dhe gëzim"** (Insan, 8-11)

Shembulli i nënave të këtij umeti, në lidhje me dhënien e lëmoshës vetëm për hir të Allahut, duke mos pritur as falënderim që të mos u zvogëlohen sevapet, është shumë i bukur:

Aishe dhe Ummu Seleme, kur u dërgonin fukarenjve ndonjë gjë, kërkonin nga dërguesi të mësonte përmendsh duanë e fukarenjve, në mënyrë që edhe ata të bënin të njëjtën dua për ta. Ato mendonin se duaja e të varfërve do të shlyhej me të njëjtën dua që ato bënin për ta. Ato nuk prisnin as dua prej të varfërve, sepse mendonin që të kesh sadopak pritshmëri të çfarëdollojshme ua ulin sinqeritetin dhe vlerat bamirësisë. (*Ihja*, I, 601)

## RRUGA QË TË SHPIE TEK PËRKUSHTIMI I VËRTETË...

Për të na bërë t'i afrohemi sa më shumë, Allahu i Lartmadhëruar, me anë të ajetit **"Nuk keni për ta arritur përkushtimin e vërtetë, derisa të ndani** (lëmoshë) **nga ajo** (pasuri) **që doni..."** (Âl-i imrân, 92) na ka treguar objektivin më të lartë të robërisë ndaj Tij.

Njëri nga kushtet themelore të disiplinës që duhet plotësuar me rigorozitet, në aktin e dhurimit, është: **"Të mund të ndajmë** (lëmoshë) **nga ajo** (pasuri) **që duam".** Kjo tregon nivelin e dashurisë së imanit (besimit) të besimtarit ndaj Krijuesit të tij.

Ajo që na bie si detyrë, është përcaktimi i gjërave më të dashura në mesin e atyre që zotërojmë dhe përpjekja e të fituarit të kënaqësisë së Allahut të Lartmadhëruar, nëpërmjet tyre. Kështu do të hedhim hapa konkrete në rrugën e devot-

shmërisë dhe përkushtimit. Duhet të japim sadeka (lëmoshë), duke e vënë veten në vendin e të varfërit dhe duke menduar se çfarë do të dëshironim të na dhurohej neve. Në një ajet kuranor thuhet:

**"O besimtarë! Jepni pa u kursyer nga të mirat që keni fituar dhe nga ato që jua kemi nxjerrë Ne nga frytet e tokës. Mos dhuroni nga ato gjëra të pavlefshme të pasurisë suaj, të cilat ju nuk do t'i pranonit ndryshe, veçse symbyllur. Ta dini se Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Denjë për çdo lëvdatë."** (Bekare, 267)

Njeriu nuk duhet të mendojë se po jep sadeka, kur jep atë, që po t'i dhurohej atij, nuk do ta preferonte. Nuk konsiderohet sadeka ajo ndihmë që bëhet me gjëra të vjetra, që nuk i përdor më askush e as ushqime të ndenjura apo një ndihmë simbolike që shërben vetëm për një çast. Çdo ndihmë, që tekefundit të varfërin e lë prapë keq dhe në mesin e halleve, nuk konsiderohet në kuptimin e plotë sadeka.

Besimtari është njeri bujar. Ndërsa bujaria e vërtetë nuk shprehet me shuma të papërfillshme e simbolike, por me dhurimin e asaj që ka vlerë e është e dëshirueshme për ne, dhurim i cili ka për t'ia zgjidhur problemet të varfërit dhe ka për t'ia shuar dhembjet atij.

## NDIHMOJENI NJËRI-TJETRIN NË PUNË TË MIRA DHE NË DEVOTSHMËRI

Qëllimi i dhurimit është të shpëtuarit tërësisht të nevojarit nga vështitësitë ekonomike. Sigurisht, jo çdokush ka mundësi të mjaftueshme ekonomike për ta bërë vetëm këtë. Prandaj

në vepra të mira duhet të bashkohemi dhe të ndihmojmë njeri-tjetrin.

**“...Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në devotshmëri...”** (Maide, 2)

Për sa kohë që nuk është formuar një forcë shumëplanëshe, që do të shuante çdo hall a vështirësi të besimtarëve, duhet bërë një përpjekje serioze për të hedhur në jetën tonë praktike urdhrin e Allahut të Lartmadhëruar **“ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në devotshmëri”.**

Një besimtar është vazhdimisht në kërkim të punëve të mira. Nëse nuk zotërojmë diçka materiale për të dhuruar, atëherë, duke dhënë kohën dhe energjitë tona, mund të bëhemi shkak për realizimin e një bamirësie.

Nuk duhet të biem edhe ne pre e mendimit të gabuar, por shumë të përhapur në kohët tona, që të varfërve t'u jepet diçka simbolike, sa për t'i larguar prej nesh dhe sa për të qetësuar apo gënjyer ndërgjegjen tonë. Duhet të mendojmë me shqetësim, sa jemi duke dhuruar nga të mirat që na ka dhënë Allahu i Lartmadhëruar, për hatër të Tij?...Në çfarë raporti qëndrojnë shpenzimet që bëjmë për vete me dhurimet, lëmoshat dhe ndihmat që u bëjmë të tjerëve? Apo ngushëllojmë veten me shuma krejt të papërfillshme që ne dhurojmë, duke u krahasuar me të tjerët që nuk e kanë vetëdijen e dhurimit për hir të Allahut të Lartmadhëruar? Por në fakt, besimtari nuk duhet të krahasohet me të pavetëdijshmit, por me Pejgamberin, ﷺ, apo me sahabët e tij të zgjedhur. Allahu i Lartmadhëruar, në një ajet kuranor, urdhëron çdo besimtar që të marrë shembull apo model njerëzit e devotshëm:

**“...Sa u përket besimtarëve të parë, prej muhaxhirëve dhe ensarëve, Allahu është i kënaqur me ta dhe me të**

**gjithë të tjerët që i pasuan me vendosmëri e përkushtim në besim…"** (Tevbe, 100)

Gjenerata e sahabëve, të cilën Allahu na e paraqet në kuran si shembull e model, **fillimisht** pagoi çmimin e besimit me jetën dhe pasurinë e saj, kur ishte në Meke. **Së dyti,** kur ata ishin në Medine paguan çmimin e të jetuarit si myslimanë, duke u ballafaquar me çdo mësymje të jobesimtarëve. **Së treti,** me përpjekjen që ata bënë në rrugën e davetit (ftesës për në fenë islame), duke bartur dritën e udhëzimit përgjatë shekujve, paguan çmimin e përgjegjësisë së besimit.

Ata jetuan me vetëdijen e ajetit **"Pastaj, atë Ditë, do të pyeteni për çdo të mirë që u është dhuruar!"** Ne duhet të marrim shembull sahabët dhe të jetojmë në përputhje me tri veçoritë e tyre kryesore.

## AI QË BËHET SHKAKTAR PËR NJË TË MIRË ËSHTË NJËSOJ SI TA KISHTE KRYER VETË

Në rast dhurimi, duhet të sigurohemi që, ajo çfarë dhurohet do të shërojë plagët e shoqërisë. Kur mbetemi vetëm dhe të pamjaftueshëm për t'ia arritur kësaj, nuk duhet të themi: *"Unë vetëm kaq pata mundësi, për më tepër më ndjeni…"*, e kështu të lihet nevojtari i vetëm dhe i zhytur në hallet e tij. Një besimtar duhet të mendojë: *"A thua mundem të gjej ndonjë person t'ia heq hallin?"* Në këtë mënyrë, do të ndërtohen ura komunikimi midis të varfërve dhe të pasurve, detyrë kjo e çdo besimtari. Në një hadith thuhet:

*"Ai që bëhet shkaktar për një punë të mirë, është njësoj si ta ketë kryer vetë atë."* (Tirmidhi, Ilim, 14)

Si përfundim, themi se besimtari që dhuron, është njeri me tipare të theksuara **empatie**. Ai di të ekuilibrojë shumë mirë përpjekjet për shpëtimin e vetes dhe të tjerëve. Allahu e ka refuzuar tipin e njeriut që mendon veç për interesin e tij, si egoist, kabah dhe koprrac. Nuk duhet të harrojmë kurrë se, aq sa ndjejmë përgjegjësinë për të tjerët, aq herë më të lehtë do të japim llogari në botën tjetër.

**Allahu na dhuroftë dëshirën për t'u përpjekur me të gjitha forcat për fenë tonë të bukur! Dhëntë Allahu i Lartmadhëruar që të bëhemi nga njerëzit që dhurojnë, duke mos shkelur edukatën dhe parimet e dëshiruara prej Tij, vetëm për hir të Allahut dhe vetëm me shpresën tek Ai. E Allahu e bëftë të mundur që prej këtyre dhurimeve të përjetojmë kënaqësinë dhe lumturinë që të fal ky adhurim!**

**Amin!..**



# Singeriteti në dhurim

*Tek paraja ekziston ligji i tërheqjes së ngjashmërive, pra paraja hallall terheq njeriun hallall, ndërsa ajo haram tërheq njeriun që është po ashtu haram. Paraja është si gjarpëri: del nga po ajo vrimë që hyn. Fitimi hallall bëhet shkak për punë të mira dhe të hajrit, ndërsa fitimi haram humbet në rrugë të mëkatit. Parë nga ky aspekt, qenia e një malli hallall apo haram mund të vërtetohet duke parë se nga shkon kjo pasuri, pra ku dhe si harxhohet.*

*Pozita shpirtërore e infakut mund të vërehet lehtësisht. Kur ajo çka dhurohet fal kënaqësi dhe qetësi shpirtërore, atëherë mund të dëshmojmë per hallallin e fitimit të asaj pasurie.*

# SINQERITETI NË DHURIM

Ihlasi është sinqeriteti në robëri dhe pastërtia në qëllim. Takvaja dhe Ihlasi janë dy anët e fshehta të robërisë, të cilat nuk ndahen nga njëra tjetra, ashtu si dy forma të ndryshme shprehjeje që synojnë të përcjellin të njëjtin mendim. Ihlasi është takimi i njeriut në zemrën e tij me Krijuesin, ose thënë ndryshe shpërfaqja në zemër e cilësive të bukura të Allahut, si: mëshira, dhembshuria, falja, qetësia shpirtërore, si dhe e cilësive tjera të bukura. Ihlasi është të kërkuarit e pëlqimit të Allahut në çdo gjendje, në çdo veprim, madje në çdo frymëmarrje.

Kur zemra e njeriut zhvishet nga sinqeriteti, atëherë njeriu i dorëzohet tërësisht interesave të egos së tij. Fundi i këtij udhëtimi nëpër shtigjet e interesave të egos përbën të robëruarit ndaj diçkaje tjetër përveç Zotit, të paktën me zemër. Në një ajet kuranor thuhet:

**"A e ke parë ti atë, që epshin e vet e ka marrë për zot? A do t'i bëhesh mbrojtës atij?"** (Furkan, 43)

Në lidhje me mungesën e ihlasit në veprimet e njeriut, Pejgamberi ﷺ shprehet:

*"Më shumë, në lidhje me umetin tim, më frikëson shirku. Me fjalën shirk nuk nënkuptoj adhurimin e hënës, të diellit apo adhurimin e idhujve, por kam parasysh çdo vepër që bëhet për çdo qëllim tjetër përveçse për të fituar kënaqësinë e Allahut, dhe egon e fshehtë (dëshira për t'u shfaqur e dukur)."* (Ibn Maxhe, Zuhd, 21)

Për këtë arsye, të gjitha adhurimet që nuk kryhen për të fituar kënaqësinë e Zotit, por për servilizëm e për t'u dukur, ngjajnë me një gjeometri të thatë e të zbrazur, janë vepra, mirësia e të cilave është shkatërruar. Jo më kot në një hadith profetik thuhet:

*"Veprat shpërblehen sipas qëllimit..."* (Buhari, Iman, 41)

Kështu, Sinqeriteti në Dhurim është dhënia vetëm e vetëm për hir të Allahut, duke pasur si qëllim vetëm kënaqësinë e Tij, duke menduar se je duke ia blatuar këtë dhuratë Lartmadhërisë së Tij.

Pejgamberi ﷺ ka thënë:

*"Çdo sadaka (lëmoshë) që jepet nga malli hallall, është Allahu i Gjithëmëshirshëm që e merr me dorën e tij duke e pranuar."*

*"S'ka asnjë dyshim që sadakaja (lëmosha) kalon në dorën e Allahut pa kaluar ende në dorën e nevojtarit."* (Munavi, Kunudhul Hakaik, fq. 34)

Gjatë aktit të dhurimit ne kemi të bëjmë drejtpërsëdrejti me Allahun e Lartmadhëruar, arsye për të cilën duhet të tregohemi të kujdesshëm dhe të jemi në një gjendje të lartë shpirtërore. Duhet të arrijmë të japim e të dhu rojmë, duke thënë "*O zoti im, vetëm e vetëm për Ty*", pa pritur asnjë lloj

komplimenti apo urimi nga qeniet e përkohshme (njerëzit), duke qëndruar larg dëshirës për t'u dukur, larg dëshirës për famë, pa u pushtuar nga nefsi dhe pa pasur kurrfarë qëllimi tjetër tokësor. Kjo përbën gjënë më thelbësore në ihlasin e dhurimit.

## SHENJA E IHLASIT: TË MUND TË GJESH NEVOJTARIN E VËRTETË

Të përpiqesh t'i japësh sadakanë atij që e meriton, është një kusht i rëndësishëm i dhurimit. Pra, ideja nuk është të jepet në mënyrë të pakujdesshme duke neglizhuar interesimin se kujt i jepet zekati. Në ajetin kuranor: ***"Ata që bëjnë përpjekje për të dhënë zekatin."*** theksohet rëndësia që ka dhënia e zekatit me vetëdijen e adhurimit, gjithnjë duke u përpjekur të gjejmë personin që e meriton atë ndihmë.

Ashtu siç tregohemi të kujdesshëm në rastin kur dëshirojmë të blejmë diçka për vete, të njëjtin interesim duhet të shfaqim edhe në lidhje me kujdesin që amaneti i të Madhit të shkojë tek i zoti, duke treguar përkushtim kohor dhe energji. Dhurimi është tregti shpirtërore nëpërmjet së cilës, duke dhënë një pjesë nga begatitë e kësaj jete të përkohshme, të cilat edhe ato janë dhuruar nga Allahu, të mund të blejmë mirësitë e botës tjetër, që është e përhershme. Përmbushja e kësaj tregtie në mënyrën sa më të mirë të mundshme lidhet në mënyrë të drejtpërdrejtë me kërkimin dhe gjetjen e nevojtarit të vërtetë. Gjithashtu, kjo tregon edhe nivelin e lartë të ihlasit që ka në zemër ai që dëshiron të dhurojë diçka për hir të Allahut.

Në një ajet kuranor thuhet:

“(Lëmosha) **u takon të varfërve, të cilët kanë hyrë në rrugën e Zotit e nuk janë në gjendje të udhëtojnë** (për të fituar)**. Kush nuk i njeh ata, kujton se janë të kamur, për shkak se ata nuk lypin. Do t'i njohësh nga pamja e tyre...**” (Bekare, 273)

Kur lëmosha është e sinqertë, tek njeriu lind dhe zhvillohet një aftësi shpirtërore për ta njohur në fytyrë nevojtarin që e meriton shumën që i është lënë amanet për t'ia dhënë atij.

Në një hadith, Pejgamberi ﷺ ka thënë:

*“I varfër i vërtetë është ai, i cili edhe pse nuk zotëron të ardhurat të mjaftueshme për të mbuluar nevojat e tij të domosdoshme, edhe pse nuk e ndihmon askush nga ata që ia dinë hallin, prapëseprapë nuk del të lypë e të kërkojë nga njerëzit e tjerë.”* (Buhari, Zekat, 53)

Duke u frymëzuar nga këto të vërteta, Emir Kylali e këshillon kështu nxënësin e tij, Bahauddin Nakshibendiun:

*Shiko të lumturosh ndonjë zemër, bëju hyzmeqar i të dobtëve! Mbroji të dobtit dhe ata që e kanë zemrën e thyer! Ata janë njerëz të atillë, që edhe pse nuk kanë asnjë të ardhur nga populli, prapëseprapë e shtyjnë jetën me qetësi shpirtërore, me modesti dhe shqetësim. Kërkoji dhe gjeji ata!*

Ja pra, virtyti i vërtetë është të mund të mbash në dorën tënde një nevojtar të tillë. Në ajetin e mësipërm, Allahu urdhëron që t'i gjejmë këta besimtarë të devotshëm të cilët e fshehin nga turpi gjendjen e tyre të keqe ekonomike; gjithashtu, na urdhëron ta kultivojmë zemrën deri në atë masë sa të arrijmë t'i njohim këto njërëz që nga pamja e jashtme.

Sigurisht, ky nivel shpirtëror arrihet nepërmjet fitimit hallall të të ardhurave dhe nga sinqeriteti që ke në zemër.

Dhurimi i bërë me gjithë shpirt, duke pasur si qëllim vetëm fitimin e kënaqësisë së Allahut nga pasuria hallall, me ndihmën e Zotit nuk shkon dëm por arrin tek nevojtarët e vërtetë.

Ndërsa kur ndihmohet një person që i është përkushtuar rrugës së Allahut, kjo është më e vlefshme se ndihma që mund t'i bëhet njëqind personave. Me përkushtimin që ka ndaj Allahut, ai nuk do të shpenzojë kot as edhe një qindarkë.

Pejgamberi ﷺ shfaqte interesim të veçantë ndaj "as'habu suffe", duke i nxitur sahabet e tjerë të kamur që të kontribuonin me mundësitë e tyre ekonomike për plotësimin e nevojave të domosdoshme të "ashab-i suffe", të cilët i ishin përkushtuar tërësisht njohjes së Islamit.

Gjithashtu, sa i takon rëndësisë që ka kujdesi që duhet të tregojmë në lidhje me gjetjen e nevojtarit të vërtetë e për t'i dhënë atë që është e tija, amanet, i cili na është lënë nga Allahu, Mevlana shprehet: *"Çfarë është drejtësia? Është të ujisësh pemë frutore. Çfarë është padrejtësia? Është të ujisësh gjembat..."*

Është e rëndësishme të tregojmë kujdes ndaj infakut, që të mund ta dimë nëse do të gjelbërojnë kopshtet tona të shpirtit apo gjembat e egos e të nefsit tonë.

Vlera e dhurimit (infakut) është në raport të drejtë me masën e hallallit të mallit tonë. Me ndihmën e Zotit, mirësitë që bëhen me mallin hallall shkojnë tek ai që e meriton më shumë atë. Nga ky këndvështrim, infaku është skaneri (rontgeni) shpirtëror i fitimeve (të ardhurave) tona.

Njërin nga miqtë e Allahut, Ebu Abbas Nihavendin, e pati pyetur në lidhje me zekatin një prej nxënësve të tij që merrej me tregti. Ebu Abbas Nihavendi i qe përgjigjur:

"***Jepja atij që të thotë zemra***!"

Pasi largohet nga mësuesi i tij, nxënësi takon në rrugë një lypsar të verbër. Meqenëse i vjen keq për të, nxjerr nga xhepi një qese me florinj dhe ia jep si zekat. Lypësi i verbër, pasi e kontrollon mirë qesen dhe bindet se ajo është plot e përplot, largohet gjithë gëzim prej aty. Të nesërmen e asaj dite, nxënësi në fjalë kalon në të njëjtën rrugë dhe sheh se i verbëri i djeshëm, të cilit i kishte dhënë zekatin ishte duke folur me një shok të tij, i cili ishte gjithashtu i verbër. Nga biseda që po bënin dy shokët e verbër, atij i zuri veshi këto fjali:

"*Dje, një njeri fisnik më dhuroi një qese plot me florinj. Dhe unë shkova në mejhane dhe piva për qejfin tim...*"

Kjo gjë e mërziti shumë nxënësin. Ai shkoi menjëherë tek Ebu Abbasi. Sapo arriti atje, ende pa filluar t'ia sqarojë mësuesit të vet meselenë, Ebu Abbasi kërkoi prej tij që t'i dhuronte personit të parë që do të haste në rrugë një shumë parash, të cilën e kish fituar nga shitja e një qylafi.

Nxënësi largohet menjëherë për të kryer detyrën që i la mësuesi. Ashtu siç qe porositur, shumën e parave ia dhuroi njeriut të parë që takoi në rrugë. Më pas u bë kurioz dhe filloi ta ndjekë atë nga pas. Burri në fjalë hyri në një rrënojë aty afër. Nxori nga rrobat e tij një thëllënzë të ngordhur dhe e la aty. Teksa ai po largohej prej aty, nxënësi i doli përpara dhe e pyeti:

- O njeri! Më thuaj çfarë po ndodh, pashë hatrin e Zotit!

Çfarë është kjo thëllënzë e ngordhur që sapo hodhe këtu?

Kur shikoi parballë njeriun, që pak më parë i kishte dhuruar shumën e parave, burri tha me zërin që i dridhej nga emocionet:

- Tash shtatë ditë nuk kam mundur të siguroj kurrfarë ushqimi për fëmijët e mi. Unë dhe gruaja po e duronim urinë, por fëmijët nuk ishin në gjendje të duronin më!.. Megjithatë, s'më bëhej të dilja për të lypur. Duke u sjellë andej këndej me gjithë këtë shqetësim, gjeta në rrugë këtë thëllënzë të ngordhur. Në pamundësi për të siguruar ndonjë ushqim tjetër, mendova ta çoja në shtëpi këtë shpend të ngordhur prej ditësh. Ndërkohë, po i lutesha Allahut me gjithë shpirt: *"O Zoti im, më ndihmo të dal nga kjo gjendje kaq e vështirë!"*. Pastaj, para syve të mi u shfaqe ti. Unë e falenderova Zotin me të gjithë forcën e shpirtit dhe e flaka atë shpend të ngordhur që do të hanim me pahir. Tani do të shkoj në Pazar dhe do t'i blej familjes diçka për të ngrënë me atë shumë parash që më dhurove ti…

Shumë i çuditur nga kjo situatë, nxënësi vrapoi drejt mësuesit të tij shpirtëror. Kur nxënësi arriti te Ebu Abbasi, ky i fundit nuk i dha fare kohë të shpjegohej, por i tha:

"O biri im! Nga e gjithë kjo histori, unë po kuptoj se gjatë punës tënde ti nuk paske treguar kujdes të veçantë ndaj gjërave të dyshimta ose gjërave haram. Kështu që, edhe pse ti u përpoqe të zgjidhje të varfërin, zakati yt shkoi për konsum vere. Gjërat, ashtu siç fitohen, po ashtu edhe largohen nga dora jonë. Urtësia, e cila bëri të mundur që ajo shumë parash të arrinte te i varfëri i vërtetë, qëndron në faktin se ato para ishin krejt hallall…"

Mundësia e arritjes së sadakasë tek ai që e meriton lidhet

direkt me mënyrën se si ajo është fituar. Mund të themi se tek paraja ekziston ligji i tërheqjes së ngjashmërive, *pra paraja hallall terheq njeriun hallall, ndërsa ajo haram tërheq njeriun që është po ashtu haram*. Paraja është si gjarpëri: del nga po ajo vrimë që hyn. Fitimi hallall bëhet shkak për punë të mira dhe të hajrit, ndërsa fitimi haram humbet në rrugë të mëkatit. Parë nga ky aspekt, qenia e një malli hallall apo haram mund të vërtetohet duke parë se nga shkon kjo pasuri, pra ku dhe si harxhohet.

Pozita shpirtërore e infakut mund të vërehet lehtësisht. Kur ajo çka dhurohet fal kënaqësi dhe qetësi shpirtërore, atëherë mund të dëshmojmë per hallallin e fitimit të asaj pasurie.

Feja jonë nxit dhënien apo dhurimin në çdo situatë. Në qoftë se ky detyrim kryhet me ihlas (sinqeritet), atëherë Allahu bën të mbijnë prej saj mirësi të veçanta. Madje, edhe atëherë kur duket se ajo që dhurohet nuk ka shkuar tek personi i duhur, mundet që në një të ardhme ajo ta zgjojë përfituesin nga gjumi i indiferencës dhe të bëjë që në zemrën e tij të fillojnë të çelin filizat e prirjejeve të natyrshme drejt mirësisë.

Në lidhje me këtë të vërtetë, i Dërguari i Allahut ﷺ është shprehur:

Dikur një burrë bëri nijet të jepte sadaka dhe në terr të natës ia dha sadakanë një hajduti. Natën e dytë ia dha një prostitute, ndërsa natën e tretën ia dha sadakanë një të pasuri. Me ta marrë vesh këtë, populli e kritikoi me shprehje fyese e denigruese, por personi në fjalë, si rezultat i sinqeritetit të tij, tregoi se gjatë gjumit atë natë u bë dëshmitarë i këtyre shpjegimeve:

***"Sadakaja që i ke dhënë hajdutit ndoshta do ta bëjë atë të turpërohet dhe të heqë dorë nga ky ves i shëmtuar. Mbase prostituta do të bëhet pishman e do t'i kthehet një jete të pastër e të ndershme. Kurse i pasuri mund të marrë mësim, dhe në të ardhmen mund të dhurojë sadaka nga pasuria që i ka dhuruar Allahu atij."*** (Shih. Buhariu, Zekat, 14; Muslim, Zekat, 78)

Një shembull të ngjashëm me atë të mësipërmin e shohim edhe në jetën e njërit prej miqve të Zotit Sami Efendiut (k.s.).

Në një udhëtim drejt Anadollit, në Yrgyp, një udhëtar kërkon nga Shejh Sami Efendiu një shumë lekësh për të blerë duhan.

Edhe pse shumica e atyre me të cilët po udhëtonte Shejhu nuk ishin dakord, duke shprehur kundërshti dhe habi, Sami Efendiu ia dha fakirit shumën e parave të kërkuara, duke thënë: "*Meqë i kërkon paratë, duhet t'ia japim*". Pasi i mori me gëzim ato para, po në atë çast dhe në mënyrë të pavetëdijshme i varfëri ndërroi nijetin dhe ndërsa po largohej tha: "*Me këtë shumë parash po shkoj të marr pak bukë*".

Ja pra ndikimet pozitive që mund të bëjë sadakaja tek marrësi, kur dhurohet me sinqeritet e vetëm për hatër të Zotit!

Për këtë arsye, Shejh Saadiu na tërheq vëmendjen:

***"Mirësinë mos e hidh në një qese e mandej t'ia mbyllësh grykën! Mos e kurse mirësinë tënde ndaj asnjërit! Mos thuaj ky është hipokrit e ky tjetri hileqar! Ata le të jenë si të duan, çfarë po të intereson ty kjo!?"***

## NË QOFTË SE E KE QËLLIMIN E PASTËR ALLAHU E SHTON MIRËSINË

Allahu ia shton bereqetin, një personi që është i sinqertë në nijetin e tij. E shpërblen me shumë sevape për një vepër të mirë që ka bërë, qoftë ajo edhe e vogël. Një dirhem i dhuruar me gjithë shpirt vlen më shumë se një mijë dirhem të dhëna pa shpirt. Nuk është e rëndësishme sasia e shumës së dhuruar, por është e rëndësishme të dihet raporti që ekziston mes pasurisë që zotërojmë dhe shumës së dhuruar, si dhe me sa shpirt dhurohet kjo shumë.

Në një hadith, profeti Muhamed ﷺ ka thënë: *"Nijeti i besimtarit është më me vlerë se vepra e tij."* (Sujuti, Xhamiu's – Sagir, II, 194)

Parë nga ky këndvështrim, një vepër e mirë, sado e vogël që të jetë, rritet kur bëhet me sinqeritet. Dhurimet materiale që kryhen me shpirt, i bëhen kefaret gjynaheve.

I Dërguari i Allahut ﷺ na bën të ditur se një grua gjynahqare fitoi xhenetin vetëm duke treguar mëshirë ndaj një qeni të etur, të cilit i dha ujë për të pirë në mes të shkretëtirës. Nga ana tjetër, një grua e përkushtuar në jetën adhurimore dënohet më hyrje në xhehenem vetëm për shkak të keqtrajtimit të maces së saj, pra vetëm për shkak të mungesës së mëshirës ndaj maces së saj. (Shih. Muslim, Selam, 151-153)

Kështu, mund të themi se për t'u përsosur si besimtarë duhet të bëjmë përpjekje serioze e me plot sinqeritet në rrugën e fitimit të kënaqësisë së Allahut, duhet të tregohemi të gatshëm e të etur për të bërë punë të mira, pa shikuar nëse ajo punë është e vogël apo e madhe. Koncepti ynë i dhurimit

duhet të shtrihet edhe përtej dhurimeve që u bëjmë njerëzve, pra duhet të përfshijë edhe kafshët, gjë që do të thotë se duhet të përvetësojmë shikimin mëshirues që Krijuesi ka ndaj krijesave.

Një nga shfaqjet shumë të rëndësishme të mirësisë që derdh Allahu i Lartmadhëruar kur sheh se tek njeriu gjendet sinqeriteti në dhurim, është edhe jetëgjatësia e shërbimit të institucioneve që ndërtohen për hir të Allahut. Institucionet që ndërtohen me sinqeritet dhe nëpërmjet pasurisë hallall, e sigurojnë vazhdimësinë e tyre për aq kohë sa të jetë i pranishëm plani shpirtëror.

Historia islame është e mbushur me shembuj që lidhen me këtë temë. Ne po përmendim vetëm njërin prej tyre, atë të kompleksit Sulejmanije që ka furnizuar Stambollin me energji shpirtërore për vite me radhë. Kanuni Sulltan Sulejmani, i cili e ndërtoi këtë kompleks, ishte një njeri që i frikësohej hakut të njerëzve, e që gjithashtu ishte një halife që përpiqej të ishte i drejtë. Kur përfundoi së ndërtuari kompleksi, gurin e themelit të së cilit e vendosi Shejhulislam Ebussuud Efendiu, Kanuni i mblodhi të gjithë, që nga arkitektët e deri tek punëtorët e thjeshtë, të cilët kishin kontribouar në ndërtimin e kësaj vepre madhështore. Pasi falënderoi Allahun ai u tha:

*"O vëllezërit e mi të fesë, ndërtimi i kësaj xhamije me ndihmën e Zotit përfundoi. Në qoftë se gabimisht ose për shkak të harresës dikush nga ju nuk është paguar (pra nuk ka marrë pagën ose shpërblimin) ose i është ngrënë haku, le të vijë këtu e ta marrë tani atë çfarë i takon. Mundet që ndonjëri të mos jetë i pranishëm tani. I lutem atyre që ndodhen këtu, që t'ua përcjellin këto fjalë atyre që mungojnë."*

Madje edhe për kafshët që do të përdoreshin aty për të punuar, kishte një program të veçantë. Kishte orare të veçanta pushimi dhe ushqyerjeje për kuajt, gomerët dhe mushkat. Siç shihet, është treguar një kujdes i veçantë edhe ndaj të drejtave të kafshëve. Mbase kujdesi i treguar ndaj të drejtave të njeriut dhe të kafshëve gjatë ndërtimit të kësaj faltoreje mund të jetë një nga arsyet themelore të rrezatimit shpirtëror të kësaj faltoreje.

Ndërtimin e kësaj faltoreje madhështore e ka realizuar gjeniu dhe njeriu me personalitet të lartë, arkitekt Sinani. Madje gjatë ndërtimit të faltores, ky njeri me grada të larta shpirtërore ka bërë kujdes që edhe gurët të mos të preken pa abdest. Fjalët që qarkullojnë në popull janë tërësisht të vërteta:

*"Pronari i Sulejmanijes është Sulltan Sulejmani, ndërsa imani dhe besimi i saj është arkitekt Sinani..."*

Në ceremoninë e inagurimit të xhamisë në fjalë, në shenjë mirënjohjeje Kanuni tha:

- Këtë faltore të shenjtë le ta hapë Sinani! Ai ka punuar më shumë!

Ndërsa Sinani i tha përzemërsisht Padishahut:

- Mbreti im! Hattati1 Karahisari humbi dritën e syve duke bërë shkrimet e kësaj xhamije. Le t'ia dhurojmë atij këtë nder.

E kështu, pas gjithë këtyre sjelljeve të virtytshme, kjo faltore e shenjtë u hap nga hattati Karahisar.

Në arkitekturën e xhamisë Sulejmanije ndihet kudo atmosfera shpirtërore e adhurimit. Kjo e emocionon besim-

tarin dhe e shpie në një gjendje të thellë shpirtërore. Në atë xhami ka fituar kuptim jo vetëm guri, por edhe dheu. Kjo faltore është pasqyrimi i islamit në materie, në mënyrën më të shenjtë. Kjo faltore është si një njeri që hesht, por që me heshtjen e tij flet shumë.

Atmosfera shpirtërore e brendësisë së xhamisë ndikon shumë në shpirtin e njeriut. Kjo është diçka që vihet re shumë qartë. Madje edhe turistët që i përka sin feve të tjera, pohojnë se u qetësohet shpirti e zemra nga atmosfera shpirtërore që përmban kjo faltore monumentale.

Ja pra, kjo është mirësia e dhurimit me sinqeritet. Që prej pesë shekujsh, kjo vepër madhështore vazhdon të qëndrojë krenare në këmbë edhe pas disa termeteve të rëna kohët e fundit. Ajo e mbron popullin me bukurinë e artit islam, por gjithashtu zbukuron qiejt me zërin e ezaneve. Sigurisht, jetëgjatësia e kësaj faltoreje është një mirësi, që Allahu ia dhuroi sinqeritetit…

## ATË ÇFARË JEP DORA E DJATHTË TË MOS E DIJË DORA E MAJTË

Veprat e mira që bëhen nga shpirtërat e mbetur pa sinqeritet, pra që bëhen të nxitura nga hipokrizia dhe dëshira për tu dukur, nuk kanë asnjë vlerë. Në këtë pikë, rreziku më i madh qëndron në faktin se personi që bën një dhurim, mund ta bëjë këtë për ndonjë përfitim vetjak apo për ndonjë interes material që lidhet me këtë botë. Një ndër rrugët më të efektshme për të shpëtuar nga kjo sëmundje e zemrës, e cila asgjëson sevapet dhe shkatërron sinqeritetin, është aplikimi i dhurimit në fshehtësi.

Në një ajet kuranor thuhet:

**"T'i jepni lëmoshat haptazi është gjë e mirë, por t'ua jepni ato të varfërve fshehurazi, është edhe më mirë dhe ju shlyen disa nga gjynahet tuaja. Allahu e njeh mirë çdo vepër që ju bëni."** (Bekare, 271)

Pra, atij që dhuron diçka në mënyrë të fshehtë, Allahu ia mbulon të metat dhe gabimet. Një dhurim i tillë, ashtu siç i bëhet kefaret gjynaheve, i bëhet pengesë prirjes së mendjemadhësisë apo nevojës që ka njeriu për tu dukur, duke mos lejuar shkatërrimin e sevapeve.

Në një hadith thuhet:

"*Allahu i Lartmadhëruar ia shkruan të fshehtë shpërblimin një robi që e kryen atë në mënyrë të fshehtë. Nëqoftëse ky njeri e bën në mënyrë të hapur këtë vepër, atëherë Allahu i Lartëmadhëruar e regjistron atë tek veprat publike. Nëqoftëse veprën që ai ka bërë e tregon, atëherë Allahu ia shkruan atë në fletoren e hipokrizisë."* *(Ihja, I 595)*

Sipas ajetit të mësipërm, ata që e fshehin infakun e tyre, do të jenë të lumtur në botën tjetër nën hijen e arshit, në tmerrin e Ditës së gjykimit. (Shih. El- Bekare 271; Buhari, Ezan, 36)

Por, ngadonjëherë, është mirë që infaku të bëhet në mënyrë të hapur. Kështu, nxiten edhe të tjerët për të dhuruar. Në lidhje me ajetin: **"T'i jepni lëmoshat haptazi, është gjë e mirë, por t'ua jepni ato të varfërve fshehurazi, është edhe më mirë dhe ju shlyen disa nga gjynahet tuaja. Allahu e njeh mirë çdo vepër që ju bëni."** (Bekare, 271), mufesirët kanë thënë se zekati duhet dhënë haptazi, në mënyrë që të nxiten edhe të tjerët në dhënien e tij, ndërsa sadakaja dhe mirësitë

e tjera të ngjashme me të duhen bërë fshehtas.

Si përfundim, mund të themi se punët e mira duhen bërë fshehtazi apo haptazi në varësi të kushteve dhe situatave. Nëse ruhet pastërtia e njetit të zemrës, nuk ka asnjë të keqe që dhurimi material të bëhet publikisht, sepse kjo do të nxisë edhe njerëzit e tjerë të bëjnë të mira, madje, në raste të veçanta duhet të jepet haptazi. Në të dy rastet e dhurimit të infakut, në dhënien e diçkaje fshehurazi apo haptazi, thelbësore mbetet ruajtja e zemrës nga hipokrizia dhe nga dëshira për t'u dukur, pra ruajtja e devotshmërisë dhe e sinqeritetit.

Te disa njerëz dhënia e sadakasë haptazi mund të sjellë zhvillimin e paturpësisë; mospasja turp, tek disa njerëz mund të sjellë për pasojë pritshmëri të larta nga ti, por kjo nuk duhet të bëhet shkak të humbasë përpjekja dhe puna e bërë për t'iu gjendur afër njerëzve në nevojë nëpërmjet infakut. Gjithashtu, dhënia publikisht e infakut mund të sjellë zhvillimin e krenarisë, të mendjemadhësisë dhe të vetëkënaqësisë tek personi që e jep. Gjithashtu, mund të lëndohet edhe individi, të cilit i jepet infaku. Në raste të tilla, si këto që përmendëm më sipër, është më e preferuar të dhurosh diçka në mënyrë të fshehtë, jo publike.

Omeri رضي الله عنه, gjatë netëve merrte mbi shpinë thasë me miell dhe endej lagjeve të varfra, pa u parë prej askujt, që të gëzonte zemrat e fukarenjve.

Nipi i Aliut, Imam Zejnelabidini mbante netëve mbi shpinë thasë me ushqime, të cilat i linte fshehurazi në dyert e shtëpive të nevojtarëve të Medinës.

Një mënges ata vërejtën që nuk kishin më thasë me ushqime pas dyerve të tyre. Atë ditë u hap lajmi që Imam

Zejnelabidini, nipi i Aliut kishte ndërruar jetë. Trishtimi i asaj dite u përjetua nga të gjithë.

Kur po lanin trupin e pajetë të Imam Zejnelabidinit, vërejtën që në shpinën e tij kishte disa plagë. Pasi u pyetën të afërmit për arsyen e kësaj, u kuptua që plagët ishin shkaktuar nga pesha e rëndë e thasëve të ushqimeve që ai u shpërndante të varfërve.[28]

Ja pra, këto janë rrezatimet e sinqeritetit të një zemre besimtare të mbushur me mëshirë, e gjithashtu ky është kujdesi që shfaq ky lloj besimtari i sinqertë ndaj **aparencialitetit** dhe ndaj përkëdheljeve të krenarisë nga të tjerët.

Të parët tanë kanë qenë shumë të kujdesshëm në këtë pikë. Ata janë modele shembullore për t'u ndjekur. Fatih Sulltan Mehmet Han, në një nga pikat e rregullores së një shoqate bamirësie shprehet kështu:

**"*Unë, ngadhënjyesi i Stambollit, një rob nevojtar i Zotit, Fatih Sulltan Mehmeti, 136 dyqanet e mija të fituara me djersën e ballit ia dhuroj këtij vakëfi, sipas kushteve të mëposhtme*: Në vendin e gatimit që unë kam ndërtuar në kompleksin tim, të gatuhet ushqim për gratë e shehitëve, për jetimët dhe të varfërit e Stambollit! Të sëmurëve që nuk mund të vinë e të marrin ushqimin apo të ushqehen këtu, t'u dërgohet ushqimi në enë të mbyllura, në të errur të ditës, në mënyrë që të mos shihet nga askush."**

Siç e shohim, në rregulloren e kësaj shoqate bamirësie, Fatih Sulltan Mehmet Hani ka vendosur rregulla në mbrojtje

28. Shih. Ibn-I Kesir, el-Bidaye, IX, 112, 122; Ebu Nuajm, Hilje, III, 136.

të individëve nevojtarë dhe të dobët të shoqërisë.

Të parët tanë e kishin traditë që ta fusnin zekatin në zarf dhe ta vendosnin nën disa gurë të posaçëm që gjendeshin në xhamitë e vendit; kështu, ai që e jepte zekatin nuk e shihte atë që e merrte dhe e anasjellta. Në këtë mënyrë, personi që merrte zekatin nuk vihej në siklet, por njëkohësisht as tek dhënësi nuk mund të lindte ndjenja e epërsisë dhe mendjemadhësisë.

**Allahu e bëftë bashkësinë tonë prej asaj bashkësie që bën çmos në ruajtjen e sinqeritetit, dhe na bëftë prej vepërmirëve që i kryejnë veprat me sinqeritet! Allahu përcjelltë tek ne copëza nga gjendjet e bukura shpirtërore të evlijave dhe të të parëve tanë!**

**Amin!..**



# Isâr

*Isari është një gjendje shpirtërore, që shënon kulmin e sakrificës dhe të bujarisë e, që, në mënyrë të veçantë, e hasim tek Pejgamberët dhe tek miqtë e Allahut të Lartmadhëruar. T'i dhurosh një besimtari tjetër një mundësi ose të drejtë për të cilën edhe ti ke shumë nevojë, duke hequr dorë nga një e drejtë e jotja e duke sakrifikuar vetveten. Në çdo situatë e në çdo gjendje të mendosh para vetes qetësinë dhe lumturinë e vëllait tënd mysliman. E gjithë kjo shënon kalimin nga egoizmi në altruizëm, pra gjendjen në të cilën njeriu para së të thotë* ***"unë"*** *të mund të thotë* ***"ai"***.

# ISÂR

Isari është një gjendje shpirtërore, që shënon kulmin e sakrificës dhe të bujarisë e, që, në mënyrë të veçantë, e hasim tek Pejgamberët dhe tek miqtë e Allahut të Lartmadhëruar. T'i dhurosh një besimtari tjetër një mundësi ose të drejtë për të cilën edhe ti ke shumë nevojë, duke hequr dorë nga një e drejtë e jotja e duke sakrifikuar vetveten. Në çdo situatë e në çdo gjendje të mendosh para vetes qetësinë dhe lumturinë e vëllait tënd mysliman. E gjithë kjo shënon kalimin nga egoizmi në altruizëm, pra gjendjen në të cilën njeriu para së të thotë ***"unë"*** të mund të thotë ***"ai"***.

Kur e pyetën Hakim Tirmiziun: "Çfarë është infaku?", ai u përgjigj: "Infaku është qëtësia shpirtërore që njeriu përjeton kur dikush gëzohet."

Faktori kryesor që i bën miqtë e Allahut të jenë vazhdimisht në këtë gjendje kaq të bukur morali është të mbrujturit e ndërgjegjes së tyre me mëshirë. Ata edhe në momente të vështira e kritike e kryejnë me dëshirë dhe kënaqësi adhurimin duke e zbatuar praktikisht ajetin **"Në të vërtetë, besimtarët janë vëllezër…"** (Huxhurat, 10)

Isari është kulminacion bujarie. Tekefundit bujari është të dhurosh atë që ke tepër, të dhurosh atë që nuk të duhet. Ndërsa Isari është ta shkëpusësh nga vetja, të japësh një diçka për të cilën ke vetë nevojë. Të arrish t'i mundësh kundërshtimet e egos, dhe t'u bëhesh pengesë dëshirave të papërmbajtura të saj, është një fitore e shpirtit. Allahu i Lartmadhëruar në një ajet kuranor ka thënë:

**"Ata i ushqejnë të varfrit, jetimët dhe të zënët rob edhe pse vetë janë nevojtarë, duke thënë: "Ne ju ushqejmë vetëm për hir të Zotit. Për këtë, nuk duam shpërblim e as falënderim! Ne i frikësohemi Zotit tonë në një Ditë të ashpër, që do t'i bëjë fytyrat të jenë të vrenjtura." Por Allahu do t'i ruajë ata nga tmerret e asaj Dite e do t'u japë shkëlqim dhe gëzim."** (Insan, 8-11)

Të dhurosh kur je i pasur nuk është shumë e vështirë. Kjo gjë nuk e vë në siklet dhuruesin, pasi ai po jep të tepërtën, pa hyrë fare në ndonjë ngushtësi. E vështirë është të jesh një njeri bujar duke qenë në mesin e varfërisë.

Aliu ka thënë:

"Kur jeta të ofron pasuri të ndryshme, bëhu bujar. Tekembramja të dhurosh nuk e pakëson pasurinë. Por, edhe kur të mirat do të të pakësohen, ti sërsish jep e dhuro. Ato jo gjithmonë do të qëndrojnë me ty."

Tek Isari, pra në të dhuruarin e një gjëje për të cilën ke nevojë, duhet të shfaqësh durim ndaj stuhive të tmerrshme të nefsit, si dhe ta bësh këtë dhurim plot sakrificë, duke shpresuar në fitimin e pëlqimit të Allahut të Lartmadhëruar e duke iu dorëzuar tërësisht Atij. Kjo, sigurisht, nuk është punë që mund ta bëjë gjithkush. Të mund të shpalosësh një moral kaq

të lartë, kërkon një pjekuri dhe pastërti shpirtërore.

Shpërblimi i çdo vepre të mirë është i lidhur me sakrificën që është bërë për të. Prandaj shpërblimi i Isarit do të jetë më i madh se shpërblimet e dhurimeve të tjera. Kjo është edhe arsyeja për të cilën Miqtë e Hakut këtë vlerë kaq të madhe morale e kanë konsideruar si pasuri shumë të madhe shpirtërore. Ata ia kanë arritur kësaj pasurie shpirtërore, pra pasurisë së brendshme që ta dhurosh atë për të cilën ke shumë nevojë "**pa pasur frikë nga varfëria**", me shpresën e lumturisë dhe të mirave të pafundme të botës tjetër.

Sa bukur e shpreh Mevlana këtë të vërtetë në vargjet e tij:

*"Nëse do t'i bien gjethet një çinari, atëherë Allahu i Lartmadhëruar i jep fuqi atij të jetojë edhe pa to. Nëse për shkak të bujarisë nuk të mbetet asgjë nga pasuria, si mendon ti se ndihma e Allahut të Lartmadhëruar do të lejojë që të tjerët të të shklasin me këmbë?!"*

Prandaj isar është të japësh duke rriskuar. Të tregosh madhështinë e bujarisë duke i dhënë vëllait tënd besimtar çfarë ke e duke marrë parasysh edhe urinë dhe të mbeturit vetë në nevojë. Të japësh për hir të Allahut, sado që t'i vijë e vështirë nefsit, pa e shtrembëruar fytyrën dhe me gjithë kënaqësinë e shpirtit.

## ISAR PËR ÇDO MIRËSI

Isari nuk është një sakrificë që lidhet vetëm me paratë apo me pasurinë. Isar do të thotë të dhurosh në rrugë të Allahut të Lartmadhëruar çdo gjë që Ai na ka dhënë me mirësinë e Tij, duke hedhur në plan të dytë rehatinë dhe interesin

tonë personal. T'i bëhesh pengesë kopracisë së nefsit, duke sforcuar çdo mundësi tënden. Pra, isar do të thotë të dhurosh nga të gjitha llojet e mirësive, si shpirtërore ashtu edhe materiale, nga të gjitha aftësitë dhe talentet tuaja, nga dituria dhe urtësia jote.

Për shembull, një mësues i Kuranit kurrë nuk duhet të shprehet: "Çfarë mund të dhuroj unë, kur nuk kam asgjë?" Ai duhet ta shohë si një mirësi shumë të madhe mundësinë që Allahu i Lartmadhëruar i ka dhënë për të kontribouar në mësimin e të tjerëve Kuranin. Ai duhet ta vazhdojë shërbimin e tij në këtë fushë, madje edhe në kohë pushimesh. Që në këtë mënyrë edhe ai të përfshihet në bashkësinë e isarit.

Pejgamberi ﷺ u gjuajt me gurë tek po ftonte në Taif njerëzit për të hyrë në fenë e pastër islame. Vetëm një skllav e pranoi islamin dhe kjo ia lehtësoi të gjitha vuajtjet Pejgamberit. Pas këtij udhëtimi plot vuajtje, pa pushuar dhe pa marrë mirë frymë, shkoi tek një grup njerëzish që kishin ardhur për të bërë haxhin e xhahilijetit (injorancës). U shpjegoi atyre sesi myslimanët terrorizoheshin nga vendasit dhe u kërkoi ta shpinin tek populli i tyre për t'u shpjeguar edhe atyre bukurinë e islamit. Për ta kryer detyrën e thirrjes së njerëzve në fenë e bukur islame, vrapoi nga njëra vuajtje në tjetrën, duke harruar krejtësisht rehatinë e tij personale. Allahu i Lartmadhëruar në Kuran ka thënë:

"**Prandaj, kur të çlirohesh** (nga punët e ndryshme)**, përpiqu fort** (në adhurim) **dhe vetëm ndaj Zotit tënd përkushtoju!**" (Inshirah, 7-8)

Kështu, duke sakrifikuar gjithçka tonën për t'u përpjekur vazhdimisht, pa u ndalur e pa u demoralizuar, duke braktisur

rehatinë tonë, do të arrijmë të hyjmë edhe ne në bashkësinë e isarëve me ndihmën e Zotit të Madhërueshëm.

## ISARI I TË DËRGUARIT TË ALLAHUT DHE SAHABEVE TË TIJ

Si në çdo temë edhe në temën e isarit shembujt më të mirë janë i Dërguari i Allahut dhe ata që u edukuan në atmosferën e tij shpirtërore, sahabet e zgjedhur.

Nuk është parë asnjëherë që Pejgamberi ﷺ, të ketë kthyer duarbosh ndokënd, i cili mund të ketë shkuar për t'i kërkuar ndonjë gjë. Kur atij i kërkohej diçka të cilën nuk e zotëronte, bënte çmos për t'ia siguruar atë që i këkohej e kështu përfshihej në infak (dhurimin për hir të Allahut). Një ditë erdhi tek ai një njeri në nevojë dhe i kërkoi diçka. I Dërguari i Allahut i tha:

*"Nuk kam asnjë gjë për të të dhënë, shko diku dhe blej çfarë ke nevojë në emrin tim. Kur të kem mundësi, do ta paguaj unë."* Këtë e dëgjoi Omeri رضي الله عنه dhe tha:

"O Resulullah! Nëse keni diçka për t'i dhënë jepjani, nëse nuk keni, atëherë Allahu i Lartmadhëruar nuk ju ngarkon me përgjegjësi të cilën nuk mund ta mbani!"

Pejgamberit ﷺ, nuk i pëlqeu shumë fjala e Omerit. Njëri nga Ensarët tha:

"Edhe nëna edhe babai im t'u bëfshin kurban, o Resulullah! Jep! Mos ki frikë se Pronari i Arshit do të ta zvogëlojë atë që ke!"

Fjalët e sahabiut të fundit, i pëlqyen shumë Profetit ﷺ, i cili duke buzëqeshur tha:

*“Unë jam urdhëruar me këtë.”* (Hejthemi, X, 242)

Pra Pejgamberi ﷺ, ishte aq bujar, sa edhe merrte borxh për të përjetuar kënaqësinë e të dhuruarit për hir të Allahut të Lartmadhëruar. Kjo delikatesë dhe finesë që ai kishte në altruizëm, për ne si umeti i tij, janë parametër shumë i rëndësishëm praktik.

Kur Pejgamberit ﷺ, i sillnin qumësht. Ai fillimisht qeraste me të sahabet e Suffes. Nuk mendonte të ushqente veten kur sahabet ishin të uritur. Në gjykimin e tij kënaqësia e infakut (dhurimit për hir të Allahut) dhe ajo e altruizmit nuk krahasoheshin me asnjë kënaqësi tjetër. Një poet gjendjen e isarit të Pejgamberit ﷺ, e shpreh kështu:

*“Nëse një ditë ndonjëri do të të krahasonte me retë për nga bujaria, do të gabonte. Sepse retë kur japin qajnë, kurse ti kur jep qesh.”*

Pas ndërrimit jetë të tyre, Pejgamberi dhe Ebu Bekri, u varrosën në dhomën e nënës sonë Aishe. Në vendin bosh që kishte mbetur në këtë dhomë Aishja shpresonte të varrosej vetë, afër dy më të dashurve të saj, Pejgamberit dhe babait të saj, Ebu Bekrit. Por, pas plagosjes së rëndë të Omerit رضي الله عنه, me hanxhar, dërgoi të birin për t’ia kërkuar vendin e mbetur. Aishja ia dhuroi atë vend Omerit duke sakrifikuar aq shumë dëshirën e saj për të qenë përjetësisht afër dy më të dashurve të saj.

Një herë tjetër, kur Aishja رضي الله عنها, ishte agjërueshëm, ia beh një i varfër për të kërkuar ushqim. Nëna jonë, Aishja, kishte në shtëpi vetëm një somon (bukë e rrumbullakët) për yftar. Ajo i tha hyzmetqarit të saj që t’ia jepte atë somon të vetëm që kishte mbetur. Edhe pse hyzmetqari i saj e kundërshtoi,

ajo insistoi t'ia dhuronte të varfërit. Kur u bë kohë akshami, një njeri i solli nënës sonë, Aishes një mish të pjekur deleje. Aishja e thirri hyzmeqarin e saj dhe i tha:

"Urdhëro e ha, kjo është edhe më e mirë sesa ajo copë bukë (të cilën hezitove ta dhurosh)!" (*Muvatta,* Sadaka, 5)

Ata e dinin shumë mirë se Allahu i Lartmadhëruar është më bujar se krijesa e Tij, e kështu Ai nuk do t'i linte ata në vështirësi. Ai dhuron një gjë edhe më të mirë sesa ajo gjë që dhurohet. Në një ajet kuranor thuhet:

**"...Ai ua zëvendëson atë që ndani ju..."** (Sebe', 39)

Duke ditur këtë të vërtetë, të dhuruarit për hir të Allahut, në mesin e besimtarëve është kthyer në burim të madh kënaqësie. Sa bukur e ka shprehur këtë Mevlana:

*"Shitësi i kumashit, kur sheh se kumashi që ai tregton do t'i sjellë shumë të ardhura, i ftohet dashuria që ka për të dhe përpiqet menjëherë ta shesë. Por nëse vëren se kumashi që ai ka nuk do t'i sjellë shumë të ardhura, lidhet mbas tij dhe nuk dëshiron ta heqë nga duart e tij."*

*"Pasuaria nuk pakësohet fare nëpërmjet sadakasë. Përkundrazi, të bësh mirë me të, e ruan pasurinë nga të shkuarit dëm të saj."*

Ja pra horizonti shpirtëror i besimtarëve që kanë arritur një nivel të lartë altruizmi...Të mund të thuash në fillim "ai" e jo "unë"... Një tjetër shembull i këtij morali altruizmi lidhet me Duvud-i Tai.

Një ditë, nxënësi që i bënte hyzmet, i tha:

- Kam pjekur pak mish. Si thua, të hamë pak tani? Mësuesi heshti dhe kjo nënkuptoi për nxënësin miratim. Mirëpo, Davud-i

Tai, tek po shikonte mishin që nxënësi i solli, e pyeti atë:

- A kemi ndonjë gjë të re për gjendjen ekonomike të filan jetimëve, evlad?

Nxënësi iu përgjigj:

- Nuk ka asnjë gjë të re në lidhje me ta, vetëm të vjetra, ato që edhe ti i di.

Ai mik i Allahut të Lartmadhëruar tha:

- Atëherë këtë drekë dërgojua atyre, menjëherë!

Nxënësi i tij i sinqertë, që dëshironte ta ndante këtë ushqim me mësuesin e tij, këmbënguli duke i thënë:

- Zotëria im, ka kohë që ju nuk keni ngrënë aspak mish!..

"O evlad, nëse unë do ta ha këtë mish që ti e ke sjellur dhe përgatitur enkas për mua, pas pak do të dalë jashtë, por nëse mishin në fjalë do ta hajnë jetimët, ai do të ngjitet deri në Arshi Ala, ku do të na paraqitet si sevap në botën tjetër!..."

Një mik i Allahut, Ubejdullah Ahrari shpjegon:

"Një ditë dola në pazar. Isha shumë i varfër. Një person erdhi tek unë dhe më tha që ishte shumë i uritur. Në atë moment nuk kisha me vete asgjë. Kisha vetem çallmën time të vjetër. E mora të urriturin me vete dhe së bashku shkuam në një lokal të vogël e të lirë ngrënieje. Kërkova kuzhinierin dhe i thashë:

"- Merre këtë çallmën time. Është e vjetër, por e pastër. Mund ta përdorësh për të tharë enët e kuzhinës. Por në këmbim të saj, a mund të ma ushqesh këtë mikun tim?"

Kuzhinieri e ushqeu atë dhe gjithashtu ma ktheu çallmën.

Mirëpo unë nuk e mora, pasi i kisha dhënë fjalën. Edhe pse, unë isha shumë i uritur, ndenja aty deri sa i varfëri u ngop mirë." (*Hadâiku'l-Verdije*, s. 651)

Ubejdullah Ahrari, me kalimin e viteve, u bë shumë i pasur, aq sa në çifligun e tij punësoi me mijëra punëtorë. Ai na shpjegon:

"Një herë mora në shërbimin tim katër të sëmurë të medresesë Mevlana Kutbuddin të Samerkandit. Sëmundja e tyre evoluoi aq shumë, sa ato nuk ishin të zotët të kryenin as nevojat e tyre personale. Unë i laja e i pastroja ata me duart e mia. Prej se unë u bëja vazhdimisht hyzmet, m'u ngjit edhe mua sëmundja e tyre. Edhe pse unë u sëmura njësoj si ata, përditë mbushja shtambën me ujë dhe i laja e i pastroja me të gjitha." (*Hadâiku'l-Verdije*, s. 653)

Sa domethënës është shembulli i Ubejdullah Ahrarit! Ky zotëri, duke pasur të gjitha ato mundësi ekonomike, do të kishte mundur që të punësonte disa njerëz për t'u shërbyer katër nxënësve. Mirëpo nuk dëshironte ta privonte veten nga ndjenja e isarit, prandaj sakrifikonte nga rehatia me dëshirën më të madhe për të fituar kënaqësinë e Allahut të Lartmadhëruar.

Abbas bin Dehkam transmeton:

"Nga ata që unë njoh, i vetmi person që ka ikur nga kjo dynja, ashtu siç ka ardhur, është Bishr bin Haris. Në këtë dynja erdhi dhe shkoi lakuriq. Kur ai ishtë në shtratin e vdekjes, erdhi një njeri për të lypur. Në atë çast nuk kishte asnjë gjë tjetër veç këmishës së shtatit. Edhe atë kërkoi t'ia hiqnin nga trupi për t'ia dhuruar të varfërit. Pastaj mori një këmishë hua nga një tjetër dhe kështu vdiq. Pra, kur vdiq nuk kishte as edhe një këmishë. Erdhi në këtë botë pa këmishë e, pa këmishën

e shtatit iku e shkoi!"

E rëndësishme në rrugën e shërbimit për hir të Allahut të Lartmadhëruar është të bësh atë që nuk arrin të bëjë askush: t'i dalësh për zot atij që askush për zot si del. Prandaj, *"Miqtë e Allahut të Lartmadhëruar edhe pazarin e bëjnë në dyqanet në të cilat nuk shkon askush."* Të mund të japësh edhe atë që i dhimbset gjithkujt. E nëse është e nevojshme, të dhurosh edhe veten...

## PIKA MË E LARTË E ISARIT: ISARI I VETES

Fryti më i lartë i përpjekjeve fetare është isari. Me fjalë të tjera, isari është triumfi i dashurisë për Profetin mbi dashuritë e tjera. Pejgamberi ﷺ, i është shprehur Omerit ؓ, e gjithashtu gjithë umetit të tij:

*"Nuk do të jesh besimtar i përsosur pa më dashur mua më shumë se veten tënde!"* Kështu Omeri ؓ, pagoi çmimin e dashurisë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij, duke shkuar shehid (dëshmor) tek Zoti i tij.

Dashuria për Allahun kërkon shumë sakrifica. Ajo arrihet vetëm duke hequr dorë nga dashuritë e përkohshme. Kandari i dashurisë dhe ashkut është sakrifica. Koston më të lartë njerëzit e paguajnë për dashurinë. Kjo, sepse secili njeri sakrifikon në vartësi të nivelit të dashurisë për atë që do. Kur dashuria dhe ashku arrin përsosjen, atëherë edhe sakrifica arrin pikën e saj më kulmore. Edhe vuajtjet do të të bëhen kënaqësi e lumturi.

Ata që jetojnë një dashuri të tillë janë gati të sakrifikojnë edhe jetën e tyre. Në natën kur Pejgamberi ﷺ, do të bënte

hixhretin dhe shtëpia e tij ishte rrethuar nga armiqtë, la në shtratin e tij Aliun. Kështu, Aliu ﵁, iu lëshua shtratit të Pejgamberit duke mos iu frikësuar as vdekjes.

Në lidhje me ata që jetojnë në lartësitë e isarit, në Kuran thuhet:

**“Ka njerëz që e flijojnë veten, për të fituar pëlqimin e Allahut.”** (Bekare, 207)

Sa bukur e shpreh Mevlana këtë gjendje:

*“Për sa kohë që tek një njeri nuk ka gjë më të shenjtë se shpirti, atëherë ai (shpirti) me të vërtetë është i shenjtë. Mirëpo, nëse diçka fiton më vlerë se shpirti, atëherë ai as nuk do të permendet fare (do të harrohet). Pasuria dhe shpirti shkrihen si bora. Por nëse ato harxhohen në rrugën e Allahut, atëherë është pikërisht Allahu që i merr ato. Në Kuran thuhet:* **“Allahu i Lartmadhëruar i bleu shpirtrat dhe pasuritë e besimtarëve në këmbim të xhenetit…”**

Kundërshtari i njohur i sufinjve, Gulam Halili, ushqente një urrejtje të madhe ndaj të gjithë sufinjve. Ai, një ditë, organizoi arrestimin e një grupi sufinjsh, në mesin e të cilëve ishte edhe Ebu’l Hysejin en-Nuri. Në lidhje me ta u mor vendimi i dënimit me vdekje. Kur xhelati po i priste kokën njërit prej sufinjve, Ebu’l- Hysejni kërkoi që i pari në radhën e të dënuarve të ishte ai vetë. Populli u çudit shumë nga ky veprim. Xhelati e pyeti:

“O trim! Ti po kërkon të jesh i pari, por shpata nuk është diçka që duhet pëlqyer, kur ajo të sjell vdekjen. Nuk të ka ardhur akoma radha ty, përse po ngutesh?”

Ebu’l-Hysejni iu përgjigj:

"Rruga ime e jetës është isari. Gjëja më me vlerë në këtë dynja është shpirti, jeta. Unë kam dëshirë ta sakrifikoj këtë kohë disafrymëshe që më ka mbetur, për hir të Allahut, në mënyrë që miqtë e mi të kenë mundësi të jetojnë edhe pak çaste më shumë. Tekefundit çdo çast i kësaj jete është vetëm mjet për të fituar kënaqësinë e Allahut të Lartmadhëruar, ndërsa jeta e amshueshme është të qëndruarit afër Tij. Afërsia me Allahun e Lartmadhëruar fitohet duke u shërbyer të tjerëve. Për këtë arsye, këto pak frymë që më kanë mbetur, dua t'i sakrifikoj për miqtë e mi."

Jeta e kësaj bote, pasuria dhe fëmijët janë gjërat më të dashura të njeriut. Për këtë arsye, të sprovohesh me këto tri gjëra, është shumë e vështirë dhe e rëndë. Allahu i Lartmadhëruar në lidhje me këto tre elemente kaq të dashur të jetës për njeriun, ka vënë në provë shumë besimtarë, për të matur nivelin e sinqeritetit të robërisë së tyre ndaj Tij.

Ibrahimi عليه السلام, arriti të fitonte gradën e lartë shpirtërore "***Halil - Mik i Allahut"***, në sajë të kalimit me sukses të sprovave në lidhje me tre elementet e lartpërmendura. Ai, duke mos pasur frikë nga varfëria, e dhuroi të gjithë pasurinë e tij për hir të Allahut جل جلاله, u hodh në zjarrin e Nemrudit, duke sakrifikuar edhe jetën e tij në rrugën e tevhidit (njësisë së Zotit), e gjithashtu, u bë simboli i robërisë ndaj Zotit جل جلاله, me bindjen që tregoi për të bërë kurban evladin e tij.

Fëmijët janë sebepi i vazhdimësisë së llojit, në një farë mënyre, ata ngopin dëshirën që rri fshehur tek çdo njeri- për të qenë i perjetshëm. Kjo mund të jetë edhe arsyeja për të cilën çdo njeri bën gjithçka për fëmijën e tij. Fëmijët janë një pjesë e vazhdimësisë së prindërve të tyre.

Ibrahimi ﷺ, duke u urdhëruar të flijonte djalin e tij, Ismailin, u vu në provën më të vështirë të kësaj bote. Prej se ata iu dorëzuan tërësisht dëshirës hyjnore, Allahu i Lartmadhëruar zbriti nga qielli një dash. Ndërsa kujtimi i mirë i sakrificës së tyre për Allahun, iu dhurua njerëzimit si një adhurim që do të vazhdojë deri në Ditën e Kijametit.

Në fakt, kurbani është një rit fetar, nëpërmjet të cilit njeriu i jep fjalën Krijuesit se, po të lindë nevoja, do të sakrifikojë edhe jetën për hatër të Hakut. Gjithashtu kurbani është mundësia më e mirë për të fituar devotshmërinë si dhe për të shprehur bindjen dhe dorëzimin tonë Allahut të Lartmadhëruar. Në lidhje me kurbanin në Kuran thuhet:

**"Tek Allahu nuk arrin as mishi, as gjaku i tyre, por arrin përkushtimi juaj."** (Haxh, 37)

Sa bukur e shpreh Mevlana isarin e vetes në vargjet e tij:

"Pejgmaberi ﷺ ka thënë:

Dy melekë luten vazhdimisht kështu: "O Zoti ynë! Ngopi bujarët që kujdesen për nevojat e të varfërve, shpërblejua me 1000 dirhem, çdo dirhem që ata japin..."

Po ashtu atyre që japin jetën e që kurban bëhen për hatër të Krijuesit... Ata, të cilët kanë zgjatur qafën dhe janë gati të flijohen në rrugën e Allahut. Mirëpo Ai, i Lartmadhëruari, nuk ua pret kurrë qafat atyre."

"Nëse ti për hir të Allahut do të japësh bukë, do të të japin edhe ty. Nëse do të japësh shpirtin në rrugën e Allahut, shpirt do të të japin."

"Sikur të mund ta shihje bujarinë e Allahut, a do ta kurseje

shpirtin tënd? Si mund të pikëllohesh kaq shumë për veten tënde? Ai që kursen ujin, duke qenë buzë një lumi, është i verbër nga sytë e shpirtit."

## BEGATIA E MREKULLUESHME E ISARIT

Një dirhem që jepet duke e bërë nefsin të të dhembë, vlen më shumë se qindra mijë dirhem që jepen pa përjetuar këtë. Në një hadith thuhet:

Një ditë Resulullahu ﷺ, tha:

*"Një dirhem, ia kaloi një mijë dirhemit."*

Sahabet pyeten:

- Si ka mundësi kjo?

Pejgamberi ﷺ, iu përgjigj:

- *Një njeri kishte vetëm dy dirhem. Njërin prej tyre e fali për hir të Allahut (duke falur kështu gjysmën e pasurisë së tij). Një tjetër ishte shumë i pasur dhe dhuroi në rrugën e Allahut vetëm njëmijë dirhem.* (Nesâî, Zekât, 49)

Kjo do të thotë se, më shumë se sasia e asaj që dhurohet, ka rëndësi niveli i sakrificës së saj. Prandaj themi se pasurimi i vërtetë nuk është pasja e shumë të mirave materiale, por të qenët në nivel të lartë shpirtëror në mënyrë që të ndihesh i ngopur, ndërsa bujaria e vërtetë është ajo që realizohet duke sforcuar mundësitë, për të shijuar kënaqësinë e të dhënit.

Sehl bin Abdullah et-Tusteri tregon:

Musai عليه السلام, iu lut Allahut të Latmadhëruar duke i thënë:

"- O Zoti im! Më trego vendin që do të ketë Profeti

Muhamed ﷺ, së bashku me disa besimtarë të veçantë të umetit të tij, në xhenet!"

Nga Allahu vjen një përgjigje e tillë:

"- O Musa! Nuk do ta përballosh këtë që po më kërkon. Mirëpo unë po të të tregoj njërën nga gradat e tyre të larta të xhenetit. Me këtë gradë Unë i lartësova ata mbi të gjithë të tjerët."

Mandej, atij i hapet njëra nga dyert e botës së qiellit. Për pak sa humbi ndjenjat, kur pa afërsinë e Pejgamberit ﷺ, me Allahun e Lartmadhëruar, si dhe dritën e gradave të tij në xhenet. Musai عليه السلام, i çuditur pyeti se si i kishte fituar Pejgamberi ato grada. Allahu جل جلاله, iu përgjigj:

"- I ka fituar nepërmjet moralit të bukur që Unë i kam dhënë."

E kur Musai عليه السلام, e pyeti se çfarë është morali i bukur. Allahu i Lartmadhëruar tha:

"- Morali i bukur është isari, dhënia gjithmonë përparësi nevojave të tjetrit, para nevojave të tua personale. Kush vjen me këtë moral tek Unë, nuk do ta gjykoj fare dhe do ta vendos në vendin që ai do të dëshirojë në xhenet. (Ihjâ, III, 570-571)

Sigurisht, ngjitja deri në lartësi të tilla nuk është e mundur për çdo njeri. Mirëpo, aq sa do të mund t'i afrohemi këtij vizioni, aq do të kemi edhe përfitime. Nuk duhet të harrojmë kurrë faktin që, qoftë edhe një hap i vogël që do të hedhim në moralin e isarit, mund të na bëjë të fitojmë përjetësinë.

Hadithi i Pejgamberit ﷺ, "Nuk është besimtar ai që fle i ngopur, ndërkohë që komshiu i tij është i uritur", duhet të na

kujtojë vazhdimisht përgjegjësinë tonë të madhe në lidhje me këtë temë. Siç e ndjen i gjithë trupi dhembjen e një organi të vetëm, ashtu duhet që myslimanët të ndjejnë vuajtjet e njëri-tjetrit.

Kështu që edhe ne jemi të detyruar të përjetojmë vuajtjet dhe hallet e myslimanëve, duke filluar nga ata që kemi afër e duke vazhduar me vëllezërit tanë ne Afrikë, e kudo që ndodhen.

**Allahu i Lartmadhëruar na e gjallëroftë jetën tonë me flladet plot mëshirë të atmosferës së brezit të artë si dhe të miqve të Hakut! E bëftë prehjen e brendshme që do të përjetojmë nga sakrificat e bëra për t'u zgjatur dorën e ndihmës të tjerëve, manifestim të lumturisë së përjetshme që në këtë dynja!**

**Amin...**



# Nxitimi në punë të mira

*Allahu i Lartmadhëruar, në suren Asr, duke u betuar **"Pasha kohën"**, na tërheq vëmendjen drejt kuptimit dhe përbërjes së jetës. Koha është si një thikë me dy presa. Nëse shqyrtohet në atmosferën e Kuranit dhe të Sunetit, ajo nuk është asgjë tjetër veçse mjet për të fituar xhenetin. Ndërsa për ata që i janë dorëzuar nefsit të tyre, koha është si një vërshim prurjesh. Nuk duhet që njeriu të bëhet si një kërcu fatkeq në mesin e këtij vërshimi prurjesh. Jeta e kësaj bote është faza përgatitore për në botën e përtejme, është si një thesar, pronari i të cilit je ti, por në mënyrë të përkohshme. Prandaj jetës duhet t'i dihet mirë vlera dhe t'i jepet asaj çfarë meriton.*

# NXITIMI NË PUNË TË MIRA

Allahu i Lartmadhëruar, në suren Asr, duke u betuar "**për kohën**", na tërheq vëmendjen drejt kuptimit dhe përbërjes së jetës.

Koha është si një thikë me dy presa. Nëse shqyrtohet në atmosferën e Kuranit dhe të Sunetit, ajo nuk është asgjë tjetër veçse mjet për të fituar xhenetin. Ndërsa për ata që i janë dorëzuar nefsit të tyre, koha është si një vërshim prurjesh. Nuk duhet që njeriu të bëhet si një kërcu fatkeq në mesin e këtij vërshimi prurjesh.

Kohën që ke humbur nuk mund ta zotërosh më. Koha nuk mund të grumbullohet, nuk mund të merret a të jepet borxh, nuk mund të blihet. Njeriu edhe në qoftë se jep gjithë pasurinë e tij, nuk mund ta shtyjë, vonojë apo tjetërsojë exhelin (vdekjen) e tij.

Jeta e kësaj bote është faza përgatitore për në botën e përtejme, është si një thesar, pronari i të cilit je ti, por në mënyrë të përkohshme. Prandaj jetës duhet t'i dihet mirë vlera dhe t'i jepet asaj çfarë meriton. Ta shkatërrosh mirësinë e jetës, është një gabim i cili nuk mund të kompensohet më.

Ta çosh dëm kohën, duke vrapuar pas dëshirave të nefsit, a thua se ajo (koha) nuk do të mbarojë kurrë, duke neglizhuar apo shtyrë vazhdimisht detyrat e robërisë ndaj Zotit, do të bëhet një pendim pikëllues në frymën e fundit!..

Jeta, një korridor kaq i ngushtë, që nga djepi e në tabut, përbëhet nga një numër i caktuar frymësh. Ky numër është i paditur për njeriun. Ndër këto frymë, sigurisht ajo që të shtyn të mendosh më shumë, është "**fryma e fundit**". Fryma e fundit, me përfundimin e kësaj jete dhe me fillimin e tjetrës, përbën edhe momentin kritik të pikëprerjes së dy jetëve. Ky kalim është shumë i vështirë dhe i mundimshëm. Çdo besimtar me vizion dhe pjekuri, mendon dhe mediton thellë e në mënyrë të vazhdueshme, për këtë kalim kaq të vështirë, duke u përpjekur që t'i përshtasë të gjitha gjendjet e tij me frymën e fundit.

Fryma e fundit, që është edhe skena e fundit e jetës, është një pasqyrë në të cilën pasqyrohet qartazi fundi i çdokujt. Njeriu e njeh më së miri veten e tij, kur është përpara pasqyrës së frymës së fundit. Nuk duhet të harrojmë se, ndërsa ne mbi këtë tokë të përkohshme jemi duke konsumuar frymët tona, që janë copëza të çmuara të kohës, kamerat hyjnore janë duke regjistruar çdo moment. Kaseta e jetës që po mbushim, do të na jepet për t'u parë në një ditë kur do të urdhërohemi; **"Lexo librin tënd"**. Në atë çast, do ta njohim edhe më mirë veten tonë.

Për arsye se ne nuk e dimë kohën e frymës së fundit, sot është dita e përgatitjes për një llogari që do të na lumturojë në jetën e pafundme. Ky është thelbi i punëve të mira, të cilat janë furnizimi ynë për në botën tjetër. Në hadithet fisnike,

paralajmërohemi se do të japim llogari për çdo të mirë që zotërojmë dhe na këshillohet që të mos jemi të pavëmendshëm në lidhje me këto të mira. Profeti, ﷺ, thotë:

*"Në ditën e Kiametit (gjykimit), asnjë rob nuk do të lëvizë nga vendi pa u pyetur se ku e ka harxhuar jetën, çfarë ka vepruar me diturinë e tij, si e ka fituar dhe si e ka shpenzuar pasurinë dhe ku e ka konsumuar trupin e tij".* (Tirmidhi, Kiamet, 1)

*"Shfrytëzo pesë gjëra, pa ardhur pesë të tjera: Rininë, pa ardhur pleqëria, shëndetin, pa ardhur sëmundja, pasurinë, pa ardhur varfëria, kohën e lirë, pa ardhur angazhimi, jetën, pa ardhur vdekja."* (Buhari, Rikak, 3; Tirmizi, Zuhd, 25)

## RËNDËSIA E NXITIMIT NË DHËNIEN E SADAKASË

Rëndësinë e nxitimit në dhënien e sadakasë, Profeti, ﷺ, na e ka treguar me dhjetëra shembuj gjatë gjithë jetës së tij. Njërin prej këtyre shembujve e sjell Ukbe bin Harisi رضي الله عنه, i cili thotë:

Një herë, isha duke falur namazin e ikindisë pas Resulullahut, ﷺ. Resulullahu, ﷺ, pasi dha selam, u ngrit me shpejtësi dhe, duke nxituar, shkoi në dhomën e njërës prej bashkëshorteve. I gjithë xhemati u shqetësua prej nxitimit të tij. Por pas pak, Profeti, ﷺ, u kthye përsëri. Pasi e vuri re se xhemati ishte shqetësuar prej asaj që ndodhi, filloi të shpjegojë duke thënë:

*"U kujtova se në dhomën tonë ndodhej pakëz flori (ose argjend). Prandaj, që të mos më pengonte për nxitim në punë të mira, urdhërova që të shpërndahej."* (Buhari, Ezan

158, el-Amel fi's-Salat 18; Nesai, Sehv, 104)

Në një hadith tjetër, Profeti, ﷺ, thotë:

*"Nxitoni në dhënien e sadakasë, sepse ajo pengon fatkeqësitë."* (Hejthemi, Mexhmau'z-Zeuaid, III, 110)

Siç është më i vlefshëm namazi, kur falet në kohën e tij, ashtu edhe sadakaja është më e vlef shme kur jepet pa u vonuar. Ky moral profetik, ka gjetur zbatim veçanërisht në jetën e dijetarëve, të cilët janë edhe trashëgimtarët e profetëve. Një ndodhi mësimdhënëse është edhe kjo ngjarje e Hasan Basriut (Allahu e mëshiroftë!):

Një nxënës kërkon diçka prej Hasan Basriut dhe ai ngrihet menjëherë e i jep këmishën e vet. Ata që ndodheshin aty thanë:

- O Hasan, do të ishte më mirë të shkoje dhe t'i jepje diçka prej shtëpisë!

Hasan Basriu tha:

- Një herë, një i varfër erdhi në mesxhid dhe tha: "Kam uri". Ne u treguam të pakujdesshëm dhe nuk i sollëm menjëherë diçka për të ngrënë. E lamë atë në mesxhid dhe shkuam në shtëpitë tona. Kur erdhëm në namazin e sabahut, pamë se ai kishte vdekur. E qefinosëm dhe e varrosëm. Ditën tjetër, në një aspekt shpirtëror, tek mihrabi pashë qefinin me të cilin kishim qefinosur njeriun e varfër dhe mbi të shkruhej: **"Merreni qefinin tuaj. Allahu nuk e pranoi!"**.

Atë ditë u betova: "Këtej e tutje, nëse shoh ndonjë nevojtar, nuk do t'ia vonoj ndihmën." (Suyuti, Tarihu'l-Hulefa, s. 103.)

Ja pra, Allahu i Madhëruar, ua qartëson në mënyrë të mahnitshme robërve të Tij të dashur, disa të vërteta. Qëllimi

është që të ndikojë në zemrat e njerëzve dhe t'i udhëzojë në rrugën e drejtë. Nga kjo ndodhi, kuptojmë se vlera dhe fisnikëria e një të mire është kur bëhet në kohën e vet, pa u vonuar.

## NJË PAMJE MËSIMDHËNËSE NGA FRYMA E FUNDIT

Ja se si na e pasqyron Rebi bin Hejthem (Allahu e mëshiroftë!) gjendjen e trishtuar të njeriut që i shtyn punët e mira për më vonë dhe që nuk e ka pastruar shpirtin e tij:

*"Njeriu e dorëzon shpirtin e tij ashtu siç ka jetuar. Një herë u gjenda pranë një njeriu i cili po jepte shpirt. Unë e këshilloja të thoshte "La il-lahe il-lall-llah!", por ai lëvizte gishtat sikur po numëronte paratë."*

Në të shumtën e rasteve, njeriu i shtyn punët e mira duke thënë "e bëj më vonë", por "më vonë" nuk gjen më kohë. Për këtë arsye, njerëzit e ditur kanë thënë: *"U shkatërruan ata që thanë -e bëj nesër-"*, sepse në çdo moment mund të vijë një ditë e cila nuk ka të nesërme.

Ebu Hurejre tregon:

Një njeri erdhi tek Resulullahu, ﷺ dhe e pyeti se cila sadaka e ka shpërblimin më të madh. Profeti, ﷺ, u përgjigj:

*"Sadakaja të cilën e jep kur je i shëndetshëm, dorështrënguar, i frikësuar nga varfëria dhe dëshiron pasuri. Mos e vono atë (dhënien e sadakasë), deri kur të të afrohet vdekja dhe pastaj të thuash: «Jepini filanit kaq e filanit aq». Në të vërtetë, pasuria jote do të ndahet. Do t'i atij e këtij (sipas rregullave të trashëgimisë)."* (Buhari, Zekat, 11)

Në një hadith tjetër Profeti ﷺ, thotë:

*"Një dirhem që jepet sadaka, kur njeriu është i shëndetshëm, është më i vlefshëm se njëqind dirhem që jepen sadaka, kur ai është duke vdekur."* (Ebu Daud, Vasaja, 3/2866)

Shejh Sadi, duke u frymëzuar nga kjo e vërtetë, këshillon:

*"Furnizimin për në botën tjetër, bëje vetë! Sepse, pasi të kesh vdekur, të afërmit e tu mund t'i kapë ambicia dhe nuk bëjnë asnjë bamirësi për shpirtin tënd. Floririn dhe të mirat që ke, jepi sot sa je gjallë! Pasi të kesh vdekur, këto të mira nuk mund t'i kesh më!*

*Ai që e përgatit vetë furnizimin për në botën tjetër, ka bërë punën më të rëndësishme. Kurrizin tim, duke menduar për mua, mund ta kruajë vetëm thoi im dhe askush tjetër.*

*Çfarëdo lloj pasurie të kesh, vendose në pëllëmbë të dorës dhe jepe aty ku duhet dhënë! Nëse nuk jep, nesër do të pendohesh dhe do të kafshosh duart."*

Me të vërtetë, nëse ke pasuri dhe nuk e jep në kohën e duhur, por ua lë trashëgim atyre që nuk kanë edukim shpirtëror dhe nuk dinë se si ta harxhojnë atë, në botën tjetër do të kesh mbi supe një llogari të rëndë. Kjo nuk është puna e një mendjeje të shëndoshë.

Sa urtësi ka në këto fjalë të Ebu Dherrit ؓ:

*"Një mall ka tre ortakë. I pari është i zoti i mallit, pra, ti. I dyti është kaderi (caktimi). Se çfarë do të të sjellë (ai mall), mirësi apo fatkeqësi, nuk të pyet ty. Ndërsa i treti është trashëgimtari yt. Ai pret me padurim që ti ta vësh*

*kokën në tokë (të vdesësh) dhe, pasi të kesh vdekur, ai merr mallin tënd, kurse ti jep llogari për të. Nëse ke mundësi, mos u bëj më i dobëti i këtyre tre ortakëve!..”* (Ebu Nuajm, Hilje, I, 163)

Njerëzit e kamur që falimentojnë kur vdesin, e kujtojnë veten e tyre të pasur në këtë botë fantazish. Por kur zgjohen me vdekjen në mëngjesin e së vërtetës, shohin se nuk zotërojnë asgjë nga ato që kishin në këtë botë. Këta pra janë të varfërit e pafundësisë. Pasuria e vërtetë, është të mos falimentosh me ardhjen e vdekjes. Pra, të arrish pasurinë e përjetshme.

I nderuari Mevlana thotë:

*“Kjo botë nuk është tjetër, veçse një ëndërr. Të jesh i pasur në këtë botë, është si të gjesh një thesar në ëndërr. Pasuria e kësaj bote qëndron po në këtë botë duke u trashëguar nga brezi në brez.”*

*“Kur meleku i vdekjes i merr shpirtin të pasurit të pakujdesshëm, e zgjon atë nga gjumi i kësaj bote. Ndërsa ai, i habitur bën “o bobo” kur kupton se në këtë botë qenka rropatur për një pasuri që në të vërtetë nuk është e tij. Mirëpo, tashmë çdo gjë ka mbaruar.”*

Pasi të kenë hyrë në dhe, edhe i varfëri edhe i pasuri bëhen e njëjta gjë. Çfarë të kenë vepruar, atje do ta gjejnë. Ata që shkojnë nga kjo botë, le të shkojnë në daç si skllevër, në daç si mbretër, kapitali i tyre do të jetë vetëm ajo që kanë marrë me vete. Atje është vendi ku ndahet shapi nga sheqeri. Ku vihet nën këmbë tirani që shëtiste mbi kokat e njerëzve. Ku shumë skllevër do të jenë mbretër dhe shumë mbretër do të jenë skllevër. Ku do të fshihen të gjitha postet dhe gradat të cilat nuk janë përdorur për hir të Allahut. Ku shumë të varfër

do të bëhen të pasur dhe shumë të pasur të pakujdesshëm do të bëhen të varfër të përjetshëm dhe lypësit e mahsherit. Atje do të bëjnë dobi vetëm besnikëria e robit ndaj Allahut dhe zemrat e sinqerta dhe të drejta.

Në krye të gjërave, me të cilat Allahu i Madhëruar e sprovon njeriun në këtë botë, janë jeta, pasuria dhe fëmija. Nëse këto përdoren në rrugë të drejtë, janë mirësi, por nëse përdoren në rrugë të gabuar, bëhen shkak i një dënimi të dhembshëm. Ai që na e tregon të vërtetën të vërtetë dhe mirësinë mirësi, është vetëm zëri i fesë.

Në një ajet fisnik urdhërohet: **"O besimtarë! Mos lejoni që pasuria dhe fëmijët tuaj t'ju largojnë nga të përmendurit e Allahut. Ata që e bëjnë këtë, do të humbin. Prandaj jepni prej atyre mirësive që ju kam dhënë Unë, para se t'i vijë vdekja ndonjërit e ai të thotë: "O Zoti im! Sikur të më kishe lënë edhe një kohë të shkurtër në jetë, do të kisha dhënë lëmoshë dhe do të bëhesha ndër të mirët!"** (Munafikun, 9-10)

Ndërsa gjendjen e atyre që, me pakujdesinë e tyre e çojnë dëm jetën e kësaj bote, Allahu i Madhëruar e shpreh kështu:

**"Atje ata do të thërrasin: "O Zoti ynë! Nxirrna se do të bëjmë vepra të mira e jo nga ato që kemi bërë."** (Atyre do t'u thuhet)**: "Vallë, a nuk jua zgjatëm jetën aq sa të mund të mendohej ai që donte të kujtonte** (Allahun)**?! Madje, juve ju erdhi edhe paralajmëruesi. Ndaj, shijoni** (dënimin)**! Për keqbërësit nuk ka kurrfarë ndihmësi!"** (Fatir, 37)

I nderuari Imam Gazzaliu na këshillon:

*"Biri im! Mendo sikur vdiqe dhe u ktheve prapë në këtë botë. Mendo për emocionet e asaj gjendjeje! Që sot e tutje mos iu afro gjynahut dhe mosbindjes dhe mos e ço dëm asnjë çast të kësaj dite, sepse çdo frymë është një mirësi e paçmueshme."*

Pra, çdo ditë e re që na hapet prej kalendarit të jetës, duhet ta vlerësojmë si një afat të ri. Prandaj, pa humbur kohë, të nxitojmë në punë të mira.

## ÇDOKUSH NDJEN PENDESË...

I Dërguari i Allahut, ﷺ, për të na paralajmëruar ne, umetin e tij, ka thënë:

*"Çdo njeri që vdes, pendohet."*

Kur u pyet: "Çfarë është ai pendim, o i Dërguari i Allahut?". Profeti, ﷺ, u përgjigj:

*"(I vdekuri), nëse ka qenë një njeri i devotshëm, do të pendohet se pse nuk ka mundur ta shtojë edhe më tepër këtë devotshmëri, por, nëse ka qenë njeri i keq, do të pendohet se pse nuk e ka rregulluar gjendjen e tij, duke hequr dorë nga e keqja."* (Tirmidhi, Zuhd, 59/2403)

Pra, edhe vepërmirët do të pendohen, se nuk i kanë shfrytëzuar më tepër të mirat që zotëronin në rrugë të Allahut. Ndërsa pendesa e të pakujdesshmëve as që mund të tregohet me fjalë.

Pyetjes se *"Çfarë ka më shumë nën tokë?"*, i nderuari Behlul Dana, i përgjigjet vetë duke thënë: *"Ka thëniet e të vdekurve - ah sikur - i mjeri unë!"*. Atëherë, pa ardhur ende dita e pendesës, të nxitojmë në çdo punë që gjendet kënaqësia

e Allahut dhe të ruhemi nga shpenzimi i kohës sonë me gjëra të kota. Me vetëdije të thellë ta jetojmë çdo ditë si ditën tonë të fundit dhe me një zemër vigjëlente ta mbushim kohën me punë të mira.

Allahu i Madhëruar i këshillon robërit e Tij, të cilët në shumicën e rasteve e çojnë dëm kohën e tyre, kështu:

**"Prandaj, kur të çlirohesh** (nga punët e ndryshme)**, përpiqu fort** (në adhurim) **dhe përkushtohu vetëm ndaj Zotit tënd!"** (Inshirah, 7-8)

Kur të mbarosh një punë të mirë ose adhurim, nxito menjëherë në një punë apo adhurim tjetër. Pra, asnjë moment të jetës sate nuk duhet ta kalosh larg bamirësisë dhe adhurimit. Sa bukur e thotë Mevlana i nderuar:

*"Prova se adhurimet e tua janë pranuar, është nxitimi yt për në adhurime të tjera të njëpasnjëshme, menjëherë pas adhurimeve të para."*

Siç thotë përsëri Mevlana: *"Duhet të japësh çdo gjë që duhet dhënë, pa ta marrë vdekja atë që të është dhënë."*

Ndërsa në një ajet fisnik urdhërohet kështu:

**"O besimtarë! Jepni pa u kursyer nga të mirat që ju kemi dhënë Ne, para se të vijë Dita** (e Gjykimit)**, në të cilën nuk ka shitblerje, as miqësi, as ndërmjetësi! Jobesimtarët janë keqbërësit e vërtetë."** (Bekare, 254)

Profeti, ﷺ, në një hadith të nderuar thotë:

*"Nxitoni në punë të dobishme, sepse në një të ardhme të afërt, disa fitne (ngatërresa) do ta kaplojnë vendin siç e kaplojnë netët e errëta. Në atë kohë, njeriu do të gdhihet besimtar dhe do të ngryset si kafir (mohues). Do të ngryset*

*besimtar dhe do të gdhihet kafir. Ndërsa fenë e tij do ta shesë për diçka të vogël.”* (Muslim, Iman 186)

Prandaj, nxitimi në punë të mira dhe përgatitja për të udhëtuar në botën tjetër, duhet të jetë qëllimi kryesor i çdo besimtari. Nuk duhet të mashtrohemi prej të mirave kalimtare të kësaj bote dhe, pa harruar se ato të mira që zotërojmë janë si thesari i gjetur në ëndërr, të përgatitemi për botën e vërtetë dhe të përjetshme.

## PASURIA E VËRTETË ËSHTË AJO QË NJERIU DËRGON NË BOTËN TJETËR

Familja e Profetit, ﷺ, kishte bërë kurban një dele dhe mishin e saj e kishte dhuruar. Kur Profeti, ﷺ, pyeti se çfarë kishte ngelur prej deles, u përgjigjën:

“Ka ngelur vetëm kocka e kofshës.”

Por Profeti, ﷺ, me largpamësinë e tij profetike u shpreh:

*“Pse nuk thoni se përveç kockës së kofshës, e gjitha na paska ngelur ne!”* (Tirmidhi, Kiamet, 33)

Abdullah bin Shihir رضي الله عنه, tregon:

- Një ditë, Profeti, ﷺ, po lexonte suren Tekathur. Kur e mbaroi së lexuari, tha:

*“Biri i Ademit rri veç duke thënë, pasuria ime, pasuria ime. O biri i Ademit! A mos ke pasuri tjetër përveç asaj që ha dhe konsumon, asaj që vesh dhe e vjetëron dhe asaj që e dërgon në botën tjetër si shpërblim që ke fituar, duke dhënë sadaka!?”* (Muslim, Zuhd, 3-4)

Ndërsa në një hadith tjetër, Profeti, ﷺ, na sjell një skenë prej ditës së kiametit:

*"Allahu do të flasë me ju pa përkthyes. Njeriu do të shohë në të djathtë dhe nuk do të vërejë, përveçse ato që ka dërguar më parë në botën tjetër. Do të shohë në të majtë dhe nuk do të vërejë, përveçse ato që ka dërguar më parë në botën tjetër. Do të shohë përballë dhe nuk do të vërejë, përveç xhehenemit. Prandaj, edhe sikur të mos keni asgjë, ruajeni veten prej zjarrit të xhehenemit, qoftë edhe me një gjysmë hurme. Ndërsa ai që nuk e gjen edhe atë, ta ruajë veten, qoftë edhe më një fjalë të mirë (duke i fituar zemrën dikujt)."* (Buhari, Zekat, 9-10, Rikak, 31, Teuhid, 36)

Pra, të mirat apo të këqijat, me të cilat do të përballet njeriu në botën tjetër, varen nga ato që ai bën në këtë botë. Për këtë arsye edhe Allahu i Madhëruar i ka paralajmëruar besimtarët në këtë mënyrë:

**"O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe çdo njeri le të shikojë se çka përgatitur për të nesërmen! Kijeni frikë Allahun, sepse Ai di çdo gjë që bëni ju!"** (Hashr, 18)

Shejh Sadiu thotë:

*"Njerëzit e mençur e marrin pasurinë e tyre edhe kur shkojnë në botën tjetër. Ndërsa dorështrënguarit shkojnë duke lënë gjithçka në këtë botë."*

## SHPËTO PREJ SËMUNDJES SË KOPRRACISË!..

Të bëhesh koprrac dhe të qëndrosh larg bamirësisë, vë në rrezik jetën e botës tjetër. Në një ajet fisnik, Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Shpenzojeni pasurinë në rrugën e Allahut dhe mos e çoni veten tuaj në shkatërrim, por bëni të mira; Allahu me të vërtetë i do bamirësit."** (Bekare, 195)

Pasuria dhe malli që nuk shpenzohet në rrugë të Allahut, janë si shoku i pabesë. Vjen një ditë, kur ato mbarojnë dhe e tregojnë pabesinë e vet, duke e lënë njeriun të varfër dhe të mjerë. Ata që shpresojnë besnikëri prej pasurisë dhe mallit, duhet t'i dërgojnë në botën tjetër, duke i shpenzuar ato në rrugë të Allahut. Për këtë, duhet të shpëtosh prej koprracisë së egos. Në një ajet fisnik shprehet shumë mirë se, për të arritur shpëtimin e përjetshëm, duhet të shpëtosh prej koprracisë:

**"...Kushdo që ruhet nga ambicia dhe koprracia e egos, me siguri që do të jetë fitues."** (Hashr, 9)

Mirëpo, iblisi, për t'ia nxirë të ardhmen njeriut, aplikon çdo lloj dredhie, duke hedhur në zemrat e tyre farën e dyshimit. Megjithëse rriskun e jep Allahu, ai (iblisi) mundohet të ndikojë në mendjen e njeriut. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"Shejtani ju frikëson me skamje e varfëri dhe ju urdhëron të bëni vepra të pamoralshme. Kurse Allahu ju premton faljen dhe mirësinë e Tij..."** (Bekare, 268)

Halifi i katërt, Aliu رضي الله عنه, i cili i njihte mirë këto dredhi të shejtanit, valitë (prefektët) e tij i këshillonte gjithmonë të ishin altruistë dhe bujarë:

*"Kini kujdes! Në këshillin tuaj, mos e fusni koprracin, i cili do t'ju frikësojë me varfëri dhe do t'ju pengojë nga bamirësia! Mos fusni as frikacakun, i cili do t'ju dobësojë ambicien për punë të mëdha. Gjithashtu, mos fusni as lakmitarin, që do t'jua ëmbëlsojë lakminë, e cila do t'ju çojë në padrejtësi!"*

Atyre që shpëtojnë prej koprracisë së egos dhe dyshimeve të shejtanit, nuk do t'u humbë asgjë nga ajo që kanë dhuruar. E dinë shumë mirë se ajo që kanë dhënë, është kthyer në një kapital lumturie, që po i pret në botën tjetër. Në lidhje me këtë, Profeti, ﷺ, thotë:

*"Për tri gjëra mund të flas duke u betuar. Dëgjojini mirë: Nuk pakësohet pasuria duke dhënë sadaka. Allahu ia shton fisnikërinë atij që duron, kur i bëhet padrejtësi. Atij që hap derën e lypjes, Allahu i hap derën e varfërisë..."* (Tirmidhi, Zuhd, 17)

Sa bukur e shpreh Mevlana faktin se sadakaja nuk e pakëson pasurinë:

*"A mund të mos mbijë fara e pastër dhe e shë ndetshme që hidhet në tokën e Allahut?"*

*"Nëse kjo tokë e përkohshme dhe kalimtare nuk resht së dhëni bimë, fruta dhe prodhime të ndryshme, a është e mundur që bota e vërtetë (dhe e përjetshme) e cila është më e gjerë se ajo, të mos japë frytet e saj?"*

*"Prodhimi që jep toka e kësaj bote është i pallogaritshëm. Madje edhe prej një kokrre dalin shtatëqind të tjera. Shikoje mirë këtë dhe kuptoje vetë se sa do të jetë prodhimi i botës tjetër! Nuk pakësohet pasuria duke dhënë sadaka. Bamirësia e ruan pasurinë!"*

Adhurimet dhe punët e mira, të cilat përbëjnë kapitalin e paçmueshëm të çdo çasti të jetës së kësaj bote, janë xhevahiret e përjetësisë dhe farat e botës tjetër. Nëse njeriu i mbjell këto farëra në tokën e kësaj bote, do t'i korrë ato në botën tjetër. Por, nëse hutohet dhe i çon dëm, duke i hedhur në rrugën e

dëshirave të egos, ku do të zvarriten në rrëketë dhe vorbullën e së keqes, këto farëra do të kthehen në fryte të xhehenemit. Mjerë për ta! Ndërsa koha që zbukurohet me shpirtin e Kuranit dhe Sunetit, është fara e lumturisë që do të lulëzojë në kopshtet e përjetshme të xhenetit.

Pra, ndërsa pasuria që nuk shpenzohet në rrugë të Allahut është si një shok i pabesë, ajo që shpenzohet në rrugë të Allahut është si një shok besnik. Këtë e shprehin shumë bukur edhe këto hadithe:

*"Sa shok i mirë është pasuria për një mysliman! Mjafton që atë pasuri t'ia japë të varfrit, jetimit dhe udhëtarit!"* (Ahmed, III, 21)

*"Derisa të fillojë llogaridhënia (në ditën e gjykimit), të gjithë do të jenë nën hijen e sadakasë."* (Ibën Hibban)

Ndërsa Ubejd bin Umejr ﷺ, në lidhje me këtë çështje, thotë:

*"Në ditën e kiametit, njerëzit do të ringjallen me një uri dhe etje të madhe dhe të zhveshur. Mirëpo, Allahu do ta ushqejë atë që ka ushqyer për hir të Tij. Do t'i japë të pijë atij që ka dhënë të pijë për hir të Tij dhe do të veshë atë që ka veshur për hir të Tij."*

Në një ajet fisnik, Allahu i Madhëruar shprehet kështu, në lidhje me ata që do të shpëtojnë në ditën e vështirë të kiametit:

**"Ata që japin nga pasuria e tyre natën dhe ditën, fshehurazi dhe haptazi, do të kenë shpërblim te Zoti i tyre; ata nuk do të kenë pse të frikësohen apo pikëllohen."** (Bekare, 274)

Me një fjalë, duke e kthyer dhurimin në një pjesë të naty-

rës, të mundohemi që në çdo kohë dhe me të gjitha mundësitë të dhurojmë dhe të nxitojmë në punë të mira, duke e ditur vlerën e kohës. Allahu i Madhëruar urdhëron; **"Betohem në agimin!"**. Çdo agim hap për ne një faqe të re nga kalendari i jetës. Si do ta mbushim këtë faqe? Sa do të punojmë për veten dhe sa do të jemi altruistë dhe të gjendemi pranë të mjerëve dhe të të vetmuarve? Çfarë do të shkruajnë melekët Kiramen Katibin në dosjen tonë? Ja pra, besimtari duhet ta shpenzojë kohën e tij në punë të mira, duke analizuar këto të vërteta me një zemër të pastër. Duhet që fjalët e Omerit ﷺ: *"Gjykojeni veten, para se të gjykoheni (nga Allahu)"*, t'i bëjë parim të jetës së tij.

Për ne është e rëndësishme të jemi të përgatitur që të dalim me zemër të pastër para Allahut, në ditën kur të përmbushet kontrata e jetës sonë dhe në ditët në vijim.

Ashtu siç thotë edhe Omer bin Abdulazizi:

*"Përgatituni për të shkuar në botën tjetër, atje ku dëshironi!"*

E mbyllim fjalën tonë, duke i thënë "amin" kësaj duaje të Ebu Bekrit ﷺ:

**"O Allah! Bëj që periudha më e mirë e jetës sime të jetë fundi, pjesa më e mirë e punëve të mia të jetë rezultati dhe dita më e mirë e ditëve të mia të jetë dita, kur do të takohem me Ty."** (Sujuti, Tarihu'l-Hulefa, faq 103)

**Amin!**



# Vëllazëria

*Në një hadith fisnik thuhet:*

*"Shtatë grupe njerëzish do të jenë në hijen e Arshit atë ditë, kur nuk do të ketë asnjë hije tjetër..., (ndër ta bën pjesë) grupi i njerëzve që duan njëri- tjetrin vetëm për hir të Allahut, ata që takohen me njëri-tjetrin për hir të kësaj dashurie, por që edhe ndahen me këtë dashuri..." (Buhari, Edhan, 36)*

*Kushti i parë i të kaluarit mirë me vëllain tënd të fesë, është të kujdesesh që të mos biesh në ato pozita, sa të bëhesh barrë për tjetrin, përkundrazi, duhet t'ia lehtësosh barrën atij. Miqësia e atij, që nuk i bëhet rëndë kujt dhe dashuria e atij, që nuk i fut të tjerët në vështirësi, është e vazhdueshme.*

# VËLLAZËRIA

Vëllazëria islame është një dashuri hyjnore që Allahu i Lartmadhëruar e ka vendosur tek besimtarët e sinqertë, e cila, nëse kultivohet ose përjetohet, do të ketë një shpërblim të jashtëzakonshëm. Është burimi i qetësisë, gëzimit dhe lumturisë së individit, por edhe i shoqërisë. Vëllazëria islame nënkupton përfshirjen e të gjithë besimtarëve në ngrohtësinë e atmosferës dashurore të shpirtit, nënkupton të bëhesh mik shpirti me çdonjërin që ndan të njëjtat të vërteta besimore me ty, të gëzohesh me gëzimet e vëllezërve të fesë tënde dhe të hidhërohesh me hidhërimet e tyre, të bëhesh burim ngushëllimi e, nëse është nevoja, të jesh gati të sakrifikohesh.

Pejgamberi, ﷺ, ka thënë:

"Ka disa njerëz, të cilët nuk janë as nebi e as shehidë, mirëpo në botën tjetër, do të kenë aq grada të larta, sa do t'i kenë zili edhe nebitë edhe shehidët."

Sahabët e nderuar pyetën:

- Kush janë këta dhe çfarë veprash të mira kanë bërë, o i Dërguari Allahut? Na informo, në mënyrë që edhe ne t'i

duam dhe t'u qëndrojmë afër!

I Dashuri i Allahut, ﷺ, u tha:

- Këta janë një grup njerëzish, të cilët, pa pasur asnjë lidhje farefisnore apo tregtare, pra vetëm për hir të Allahut të Lartmadhëruar, e duan shumë njëri-tjetrin. Betohem në Allahun e Lartmadhëruar, fytyrat dhe mimberet, ku ata do të ndodhen, janë të nurta. Në ditën e Gjyqit të Madh, kur të gjithë do të jenë të kapluar nga frika, ata do të jenë të çliruar tërësisht; atëherë kur njerëzit e tjerë do të jenë të trishtuar, ata do të jenë të lumtur.

Më pas, Pejgamberi, ﷺ, u lexoi këtë ajet kuranor:

**"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar.** (Të tillë janë) **ata që besojnë dhe që** (i) **frikësohen** (Allahut)**. Ata i pret lajmi i mirë në këtë jetë dhe në tjetrën. S'ka ndryshim në fjalët e Allahut; kjo është fitorja madhështore."** (Junus, 62-64) (Ebu Davud, Buju 76/3527; Hakim, IV, 170)

Në një hadith tjetër, Pejgamberi, ﷺ, në lidhje me dashurinë e vëllait mysliman, që bëhet shkak për të fituar kënaqësinë e Allahut të Lartmadhëruar, ka thënë:

"Një besimtar u nis për rrugë, për të vizituar vëllain (e tij të fesë) në fshatin tjetër. Për ta sprovuar *atë, Allahu i Lartmadhëruar dërgoi një Melek (në siluetën e njeriut), i cili e pyeti:*

*-Ku po shkon?*

*Ai iu përgjigj:*

*-Në fshatin këtu afër, kam një vëlla mysliman.*

*Meleku sërish e pyeti:*

*-Ke ndonjë interes me të?*

*Burri u përgjigj:*

*-Jo! Unë atë e dua vetëm për hir të Allahut të Lartmadhëruar. Kjo është e vetmja arsye, për të cilën po shkoj t'i bëj vizitë.*

*Pas kësaj, Meleku u shpreh:*

*-Ashtu siç e do ti vëllain tënd mysliman, ashtu të do edhe ty Allahu i Lartmadhëruar. Mua më dërgoi Allahu i Lartmadhëruar për të të dhënë këtë sihariq.* (Muslim, Birr, 38; Ahmed, II, 292)

Në një hadith tjetër thuhet:

*"Shtatë grupe njerëzish do të jenë në hijen e Arshit atë ditë, kur nuk do të ketë asnjë hije tjetër...,* (ndër ta bën pjesë) *grupi i njerëzve që duan njëri- tjetrin vetëm për hir të Allahut, ata që takohen me njëri-tjetrin për hir të kësaj dashurie, por që edhe ndahen me këtë dashuri..."* (Buhari, Edhan, 36)

Qëllimi i dashurisë, që besimtarët e plotësuar ndjejnë për vëllezërit e tyre, është vetëm arritja e pëlqimit të Allahut të Lartmadhëruar. Përfitimi nga duaja e vëllait tënd mysliman dhe miqësimi me të, lidhet vetëm me një qëllim, me atë të mundësisë së të qënit më afër me Allahun e Lartmadhëruar.

Në tasavvuf fjala "**ihvan**", që do të thotë "**vëlla**", shpreh ndihmën reciproke në rrugën që të shpie tek Allahu i Lartmadhëruar, mbështetjen e ndërsjelltë në çështjet fetare dhe shpirtërore, plotësimin e mangësive dhe ndarjen e çdo derti me njëri-tjetrin, duke u jetuar kështu vëllazëria islame në nivelin

më të plotë dhe të thellë.

Një herë, Bishri Hafi dërgon Esved bin Salimin tek Maruf Kerhi. Esved bin Salimi, pasi arrin tek Maruf Kerhi, i thotë atij:

-Bishri Hafi dëshiron të vëllazërohet me ty. Mua më dërgoi tek ti për të ta thënë këtë. Ai kërkon prej teje ta pranoni vëllazërinë e tij.

Maruf Kerhi u shpreh:

-Unë nuk dëshiroj të ndahem as natën e as ditën prej atij me të cilin vëllazërohem. Pastaj lexoi shumë hadithe që flasin për vlerat e dashurisë për hir të Allahut të Lartmadhëruar. Ai u shpreh kështu, në lidhje më faktin se si duhet të jetë vëllazëria:

*"I Dërguari i Allahut, ﷺ, duke bërë Aliun رضي الله عنه, vëlla, e bëri atë shok (ortak) në diturinë e tij. I dha atij vajzën, aq të dashur për të. Bëhu dëshmitar ti, meqë ty të ka dërguar Bishri Hafiu për këtë çështje, se unë për hir të Allahut të Lartmadhëruar e pranoj vëllazërinë me të. Thuaji atij se do të shihemi në sohbete. Tani e tutje të mos më fshehë asnjë gjë që lidhet me të, të më informojë mua për çdo gjë..."*

Kur Ibn Salimi ia transmeton fjalët Bishri Hafiut, ai lumturohet dhe pranon me dëshirë çdo kërkesë të Maruf Kerhit.

## VËLLAZËRIA ISLAME ËSHTË MË ME VLERË...

Vëllazëria islame është një lidhje aq e shenjtë, sa nuk mund të krahasohet as me shoqëritë e përkohshme, as me miqësitë që zgjasin sa jeta, madje as me vëllazërinë e gjakut.

Pejgamberi, ﷺ, i cili i ka mësuar njerëzimit disiplinën

dhe edukatën e vëllazërimit, ka thënë:

*"Nëse do të pranoja nga njerëzit ndonjë mik, do të zgjidhja Ebu Bekrin. Mirëpo, vëllazëria islame është shumë më me vlerë."* (Buhari, Salat, 80)

Vëllazëria islame përbën pikën kulmore të miqësisë. Pejgamberi, ﷺ, e mban më lart vëllazërinë islame se sa miqësinë, kur përmend Ebu Bekrin, رضي الله عنه, për të cilin ka thënë se ai është "Shoku i Shpellës", ndër të tretët, i dyti që është më afër Allahut të Lartmadhëruar, Besniku më i madh!.. *"Të mbyllen të gjitha dyert, veç derës së Ebu Bekrit..."*; *"Ebu Bekri është nga unë, ndërsa unë jam nga ai..."*, për arsye të lidhjes së tij me Pejgamberin, ﷺ, vetë i Dërguari i Allahut i ka vënë atij epitetin **"më i afërti me sekretet e profetësisë"**...

Vëllazëria e gjakut lidhet në mënyrë direkte me këtë dynja të përkohshme dhe relative. Kur erdhëm në këtë botë, ashtu siç nuk zgjodhëm prindërit, nuk zgjodhëm as vëllezërit. Në lidhje me këtë temë, njeriut nuk i është dhënë e drejta e zgjedhjes. Ndërsa në temën e përzgjedhjes së vëllezërve të fesë, ne kemi liri të plotë, pra është lënë në iniciativën tonë. Dhe saktësia e përzgjedhjes së këtyre vëllezërve, është ajo që i sjell dobi njeriut.

Hasan Basriu رضي الله عنه, ka thënë:

*"Miqtë dhe vëllezërit tanë (nga feja) janë më të dashur tek ne, se pjesëtarët e familjes. Familjarët tanë na përmendin vetëm në këtë dynja, ndërsa miqtë do të na kërkojnë edhe në Mahsher."* (*Ihya*, v. II, fq. 437)

Muhamed bin Jusuf Isfehani رضي الله عنه, ka thënë:

*"Si mund të jetë njëlloj familja më vëllazërinë e fesë?*

*Të parët marrin pasurinë tënde dhe kalojnë kohë të bukur duke e harxhuar atë. Ndërsa të dytët mbajnë matem (zi) për ty, mendojnë për gjendjen tënde të varrit e të bëjnë dua, kur ti je nën dheun e zi."*

Njëri ndër kushtet themelore të vëllazërisë islame është mirënjohja. Të kultivuarit e dashurisë me vëllezërit e fesë gjatë gjithë jetës, por edhe pasi ndonjëri prej tyre ndërron jetë, të vazhduarit e miqësisë me familjarët, të afërmit e tij, bërja e duasë vazhdimisht për të, është pjesë e mirënjohjes.

## VËLLAZËRIA NDËRMJET ENSARËVE DHE MUHAXHIRËVE

Që ne të kuptojmë se si duhet të jetë vëllazëria e vërtetë, Allahu i Lartmadhëruar ka dhënë shembullin e vëllazërisë ndërmjet Ensarëve dhe Muhaxhirëve. Ai dëshiron që ta organizojmë gjendjen tonë duke vëzhguar ata.

Marrëveshja vëllazërore Muhaxhir-Ensar, që realizoi Pejgmberi, ﷺ, është një tablo e pashoqe virtyti. Ensarët nuk fshehën asnjë gjë nga pasuria dhe shprehën gatishmëri të plotë për ta ndarë atë në mënyrë të barabartë me vëllezërit e tyre, Muhaxhirë. Përballë bujarisë së Ensarëve, Muhaxhirët u treguan të matur dhe të pjekur dhe, në një gjendje shpirtërore, që nuk e njihte lakminë dhe pangopësinë, u shprehën:

"Allahu i Lartmadhëruar e bekoftë pasurinë tuaj! Mjafton të na tregoni rrugën se si mund ta fitojmë vetë atë."

Ata dhanë shumë shembuj gjatë jetës së tyre, duke treguar se vëllazëria islame është më e lartë dhe më me shumë vlera se lidhja farefisnore.

Në luftën e Bedrit, që shënon qëndresën e parë ndaj kufrit (pabesimit), u gjendën përballë shpatë për shpatë, Ebu Bekri, ﷺ, me të birin, Ebu Ubejd bin Xherrah, ﷺ, me të atin, Hamzai, ﷺ, me të vëllanë. Kështu, lidhja që kultivonte feja qëndronte mbi çdo lidhje tjetër...

Ja si i shpjegon Zubejr bin Avvami, ﷺ, skenat vëllazërore që janë jetuar në luftën e Uhudit:

"Nëna ime, Safije, nxori dy hërkat që kishte sjellë dhe tha:

«I solla që t'i përdorni si qefin për Hamzanë.»

I morëm hërkat dhe erdhëm tek Hamzai, ﷺ. Aty afër ishte një shehid (dëshmor) tjetër nga Ensarët, për të cilin akoma nuk ishte gjetur një qefin për ta mbuluar. Na erdhi turp të mbulonim me dy qefinë Hamzanë ﷺ dhe të linim shehidin tjetër krejt të pambuluar. Menduam që me njërin prej tyre të mbulonim Hamzanë ﷺ, ndërsa me tjetrin shehidin ensar. Njëra herkë ishte e madhe e tjetra e vogël, prandaj hodhëm short, në mënyrë që të ishim sa më të drejtë." (Ahmed, I, 165)

Allahu i Lartmadhëruar e ka shprehur pëlqimin e Tij ndaj kësaj vëllazërie, duke e përfshirë atë në Kuran e duke përjetësuar kështu mesazhin dhe kujtimin e vëllazërisë së tyre:

**Ndërsa ata që banojnë në Medinë dhe që e kanë pranuar besimin qysh më parë, i duan mërgimtarët që vijnë në Medinë dhe në zemrat e tyre nuk ndjejnë kurrfarë rëndimi, për atë që u është dhënë atyre, por duan t'u bëjnë më mirë mërgimtarëve sesa vetes, edhe pse vetë janë nevojtarë...** (Hashr, 9)

Ajeti i mësipërm përfshin shumë elementë të drejtësisë së vëllazërimit. Sipas këtij ajeti, vëllazëria islame nuk ka për

qëllim vetëm afërsinë dhe miqësinë në kohë të mira, nëpërmjet bisedave, kafeve e çajave, por afërsia, miqësia dhe mbështetja që shfaqet në kohë të vështira, duke u bërë ortak në hallin e vëllait tënd mysliman. E në mënyrë të veçantë, vëllazëria islame kërkon të vendosësh veten para tjetrit.

## MOS IU BËJ BARRË, POR MIK, TJETRIT!

Njëherë, dikush e pyeti Xhunejd Bagdadin:

-Në kohët tona është zvogëluar shumë vëllazëria e vërtetë islame. Ku janë sot ata që duheshin për hatër të Zotit? Xhunejd Bagdadi iu përgjigj:

-Në qoftë se ti kërkon dike, me të cilin të ndash hallet e tua e, që ai të të ndihmojë, nuk do ta gjesh, sepse në kohët tona nuk ka njerëz të tillë. Por ama, nëse dëshiron të gjesh ndonjë vëlla, të cilit ti do t'i bëhesh ndihmë e mbështetje, të tillë ke sa të duash.

Pejgamberi, ﷺ, ka thënë:

*"Besimtari ia kalon mirë me të tjerët dhe të tjerët ia kalojnë mirë me të. Nuk ka hajër (mirësi) tek ai, i cili nuk shkon mirë me të tjerët dhe me të cilin të tjerët nuk shkojnë mirë.* (Ahmed, II, 400; V, 335; Hakim, I, 73/59)

Kushti i parë i të kaluarit mirë më vëllain tënd të fesë, është të kujdesesh që të mos biesh në ato pozita, sa të bëhesh barrë për tjetrin, përkundrazi, duhet t'ia lehtësosh barrën atij. Miqësia e atij, që nuk i bëhet rëndë kujt dhe dashuria e atij, që nuk i fut të tjerët në vështirësi, është e vazhdueshme.

Në vëllazërinë islame ka disa kushte, ndaj të cilave duhet treguar shumë vëmendje dhe rëndësi. Këto janë kushtet që

përbëjnë edhe detyrimet tona ndaj vëllazërisë islame. I Dërguari i Allahut, ﷺ, i ka shprehur në mënyrë të përmbledhur këto detyrime:

*"Myslimani ka gjashtë detyra ndaj vëllait të tij mysliman: Kur takohet, ta përshëdesë me selam, nëse vëllai i tij kërkon këshillë, ta këshillojë atë, kur ai të teshtitet, t'i thotë «Jerhamukell-llah», t'i bëjë vizitë atij kur sëmuret dhe kur ai vdes t'i shkojë në xhenaze."* (Muslim, Selam, 5)

*"Përhapeni selamin, ushqeni të varfërit, bëhuni kështu vëllezër, siç ju urdhëron i Madhërishmi, Allahu."* (Ibn-i Maxhe, Et'ime, 1)

Vizionin e drejtësisë dhe të detyrimeve tona ndaj vëllazërisë islame duhet ta kemi shumë të gjerë. Niveli ynë i vëllazërisë tregon edhe nivelin tonë shpirtëror. Prandaj themi:

1. Ai besimtar, që ka gjendjen e mirë, duhet të ndihmojë vëllain e tij besimtar që është në nevojë, kur ai ia kërkon një gjë të tillë. Kjo përbën edhe kushtin e parë të vëllazërisë islame. Allahu i Lartmadhëruar ka thënë në Kuran:

**"...Bëju mirë të tjerëve, ashtu si të ka bërë mirë ty Allahu..."** (Kasas, 77)

Aliu, رضي الله عنه, ka thënë:

"Dy janë mirësitë që më gëzojnë më së shumti, por nuk e di se cila më gëzon më tepër. E para lidhet me besimin që një njeri tjetër ndjen ndaj meje, duke ardhur tek unë për të qarë hallin e tij në mënyrë të sinqertë e duke kërkuar kështu ndihmë prej meje. Ndërsa e dyta, kur Allahu i Lartmadhëruar më bën mua sebep (shkak) për zgjidhjen e nevojës që njeriu në fjalë ka ose për lehtësimin e saj. Të bëhem sebep për largimin

e mërzisë nga një mysliman, është për mua më më vlerë sesa kjo dynja e mbushur me ar dhe argjend." (Ali el-Muttaki, *Kenzu'l-Ummâl*, VI, 598/17049)

2. Niveli i dytë është t'i gjendesh në ndihmë vëllait tënd mysliman, pa e detyruar atë të ta kërkojë, duke arritur urtësinë e ajetit, në të cilën Allahu i Lartmadhëruar ka thënë: **"...Do t'i njohësh nga pamja e tyre..."** (Bekare, 273) Ky ajet kuranor kërkon prej nesh që të arrijmë një nivel aq të lartë shpirtëror, sa të mund t'i dallojmë vëllezërit në nevojë nga fytyrat e tyre. Nga turpi dhe nga morali, ata nuk mund të lypin. Është detyra jonë t'i dallojmë që nga fytyra. E ky është një nivel i lartë vëllazërie.

Ky ishte niveli shpirtëror i Omerit, ﷺ, i cili me thasë mielli në shpinë, shëtiste në errësirën e natës, shtëpi më shtëpi, tek njerëzit nevojtarë e me shumë halle.

3. Një nivel edhe më i lartë është arritja e "**birr**" (detovshmërisë), që do të thotë të arrish të kërkosh për vëllain tënd atë që kërkon për vete. Të mund të mos e shohësh atë si të huaj, pra ta shohësh atë si pjesën tënde.

Duke shkuar në luftën e Bedrit, sahabët përdorën nga pamundësia, një deve tre vetë, duke hipur me radhë. Të njëjtën gjë bëri edhe Pejgamberi, ﷺ, tek po udhëtonte përkrah Aliut, ﷺ, dhe Ebu Lubbabes, ﷺ. Edhe pse këta dy sahabë dëshironin me gjithë shpirt që t'ia falnin radhën Profetit, ﷺ, ai nuk pranoi, pasi nuk bënte dallim mes tyre dhe vetes. (Shih Ibn Sa'd, II, 21)

Pejgamberi, ﷺ, ka thënë:

*"Ai që nuk dëshiron për vëllain e tij mysliman, atë që*

*dëshiron për vete, nuk mund të jetë mysliman i vërtetë."* (Buhari, Iman, 7)

Një shembull tjetër i këtij niveli të lartë shpirtëror është Osmani, ﵁. Kur në Medine kishte pllakosur thatësira, ai, duke paguar një shumë të lartë, bleu pusin Rume, të cilin ua dhuroi myslimanëve. Sipas transmetimeve të ndryshme, ai hynte në radhë si gjithë të tjerët për të mbushur ujë.

4. Ndërsa niveli më i lartë i vëllazërisë islame është makami i **isarit**, të zgjedhësh vëllain tënd mysliman ndaj vetes tënde, të mund t'ia dhurosh atij atë që të takon ty, duke i dhënë përparësi ndaj vetes. Të mendosh nevojën e vëllait tënd mysliman para nevojës sate, duke shprehur durimin e mjaftueshëm për ta bërë këtë. Kjo është edhe grada më e lartë e dashurisë reciproke mes njerëzve, për hatër të Zotit, gradë e cila gjendet tek besnikët, të devotshmit dhe vepërmirët.

Pejgamberi, ﷺ, më shumë se për vete, mendonte për umetin e tij. Çfarëdo që të kishte, ua jepte njerëzve në nevojë. Kishte raste, kur nuk ndizej me ditë oxhaku i shtëpisë së tij, kur nuk gjendej asnjë kafshatë buke.

Njëri nga sahabët, Ebu Hurejre, ﵁, kishte lidhur një gur në stomak, pasi nuk kishte gjetur asgjë të hante. Në këtë gjendje, takoi Ebu Bekrin, ﵁, të cilin, me shpresën se do ta ndihmonte, e pyeti për një ajet kuranor. Ebu Bekri, ﵁, ia ktheu përgjigjen dhe menjëherë u largua. Më pas, andej pari u duk Omeri, ﵁, i cili bëri të njëjtën gjë që bëri Ebu Bekri. Ata të dy nuk kishin pasur asnjë mundësi materiale për ta ndihmuar Ebu Hurejren, ﵁, prandaj në heshtje e të mërzitur ishin larguar prej tij. Ndërkohë Pejgamberi, ﷺ, e pa Ubu Hurejren, e kuptoi gjendjen e tij nga fytyra, prandaj e ftoi në

shtëpi. Në shtëpinë e Pejgamberit, ﷺ, kishin sjellë një enë të vogël me qumësht. Ebu Hurejre, ﵁, u gëzua shumë kur pa qumështin, mirëpo Pejgamberi, ﷺ, i tha atij që të thërriste sahabët e Suffes. Sahabët e Suffes ishin mysafirët e islamit. Ata nuk kishin as familje, as pasuri e askënd ku të strehoheshin. Kur Pejgamberit, ﷺ, i dërgonin ndonjë sadaka, menjëherë ua jepte banorëve të Suffes, ndërsa prej tyre nuk pranonte asgjë. Kur atij i bënin ndonjë dhuratë, një pjesë të dhuratës e mbante për vete, ndërsa pjesën tjetër ua dërgonte atyre.

Kur i Dërguari i Allahut ftoi sahabët e Suffes, Ebu Hurejre u mërzit pak. Qumështi nuk mjaftonte as për banorët e Suffes e jo më të tepronte edhe për të. Ai iu bind urdhërit të të Dërguarit të Allahut dhe shkoi t'i ftonte banorët e Suffes. Pejgamberi, ﷺ, urdhëroi Ebu Hurejren, ﵁, t'i qeraste të gjithë sahabët e Suffes. Secili prej tyre piu qumësht nga ena, deri sa u ngop. Kur të gjithë sahabët e Suffes u ngopën, Ebu Hurejra, ﵁, ia zgjati enën me qumësht Resulullahut, ﷺ. Ai e mori enën në dorë dhe iu drejtua Ebu Hurejres:

*-Ulu dhe pi!*

Ai u ul dhe piu, deri sa u ngop. Sa herë që Ebu Hurejre, (r.a.), ia drejtonte enën Pejgamberit, ﷺ, ai zotëri i thoshte:

*-Ulu dhe pi*

Më pas Ebu Hurejre, ﵁, i tha Pejgamberit, ﷺ:

-Betohem në Atë që të ka dërguar ty si Pejgamber të së vërtetës, nuk mundem më të pi as edhe një pikë qumësht.

Më pas Pejgamberi, ﷺ, e mori enën në duart e tij, falënderoi Allahun e Lartmadhëruar, tha besmelenë dhe piu qumështin e mbetur në enë. (Shih. Buhari, Rikak, 17)

Kjo histori, që është jetuar në ditët e luftës së Hendekut, është shumë domethënëse:

Kur sahabët po gërmonin tokën për të bërë një hendek, hasën në tokë një shkëmb aq të madh, sa nuk mund ta thyenin. Shkuan tek Pejgamberi ﷺ dhe e informuan. Pejgamberi, ﷺ, i cili nuk kishte futur gjë në gojë për tri ditë radhazi, zbriti në hendek, e goditi shkëmbin dhe e bëri copë e grimë. Ndërkohë Xhabiri, رضي الله عنه, i kërkoi Resulullahut, ﷺ, leje për të shkuar në shtëpi. Kur mbërriti, i tha gruas së tij se i Dërguari i Allahut, ishte në një gjendje të tmerrshme urie. Ai e pyeti atë:

-Çfarë ka për të ngrënë në shtëpi?

Gruaja i tha se kishte pak elb dhe një kec. Xhabiri, رضي الله عنه, e preu kecin dhe e bloi elbin. Mishin e vendosi në tenxhere, ndërsa bukën në furrë dhe menjëherë vrapoi tek i Dërguari i Allahut, të cilit i tha:

-O i Dërguari i Allahut! Kam pak ushqim për ju. Na urdhëroni, së bashku me dy-tre vetë!

Profeti ﷺ e pyeti se sa ushqim kishte. Xhabiri, رضي الله عنه, ia tregoi sasinë e ushqimit. Më pas Pejgamberi ﷺ tha:

*-Sa mirë, paska ushqim edhe të bollshëm edhe të mirë. Shko e thuaji bashkëshortes që, deri sa të vij unë, të mos e heqë tenxheren nga zjarri dhe të mos e nxjerrë bukën nga furra!*

Mandej u tha sahabëve që të ngriheshin të gjithë së bashku, Muhaxhirë dhe Ensarë e të shkonin për të ngrënë. Xhabiri, رضي الله عنه, erdhi tek bashkëshortja e tij shumë i merakosur. Ai i tha gruas së tij të dashur:

-Medet çfarë na gjeti! Pejgamberi, ﷺ, po vjen së bashku

me shumë sahabë, nga Muhaxhirët dhe Ensarët.

Gruaja i tha:

-A të pyeti sa ushqim kemi?

Kur Xhabiri, رضي الله عنه, i tha se e kishte pyetur, ajo u shpreh se nuk kishte vend për telash, duke e qetësuar kështu bashkëshortin e dashur të saj. Nuk kaloi shumë kohë dhe sahabët mbërritën në shtëpi. Pejgamberi, ﷺ, u tha sahabëve:

- *Hyni, pa u shtrënguar me njëri-tjetrin!*

I Dërguari i Allahut, ﷺ, e ndante bukën dhe vendoste mishin mbi të. Sa herë e bëntë këtë e mbyllte tenxheren dhe furrën. Pejgamberi, ﷺ, bëri të njëjtën gjë, deri sa sahabët u ngopën. Në fund ushqimi teproi. I Dërguari i Allahut iu drejtua gruas së Xhabirit:

*-Ha nga kjo, qeras edhe komshinjtë, sepse uria po i shkatërron njerëzit!* (Shih. Buhari, Megazi, 29; Vakidi, II, 452)

Kjo shprehje e Ibn Omerit, رضي الله عنه, që shpalos pjekurinë shpirtërore të periudhës së artë, kur jetuan sahabët, të cilët i jepnin përparësi tjetrit ndaj vetës së tyre, është shumë kuptimplote:

"Ne kemi parë ato kohë, kur të gjithë mendonin thellëthellë se secili prej nesh vlente më shumë se ari dhe argjendi. Tani jetojmë në një kohë tjetër, kur njerëzit duan më shumë se vëllain e tyre mysliman, arin dhe argjendin." (Hejthemi, X, 285)

Kjo tablo merr një kuptim shumë më të madh, në kohët tona, kur ekuilibri mes materiales dhe shpirtërores është prishur, dashuria besimore ka humbur dhe shpirtrat janë plogështuar. Myslimanët janë prishur e janë ftohur me njëri-tjetrin për interesa të ngushta të kësaj bote. Vëllazëria islame është dobë-

suar nga injoranca, egoizmi dhe shterpësia emocionale.

Ndërsa Pejgamberi, ﷺ, urdhëron që të kultivohet në mënyrë të sinqertë atmosfera dashurore ndërmjet besimtarëve, duke i dhënë përparësi njëri-tjetrit e jo nefsit apo egos personale.

Duhet theksuar mirë fakti se dashuria nuk është një kauzë e zbrazur. Nuk mund të mendohet për ekzistencën e dashurisë pa u shkrirë me hallet e të tjerëve, pa sakrifikuar për të tjerët, e pa ua falur të metat atyre.

Vëllazëria islame nuk përbëhet nga fjalët e bukura, të cilat nuk shkrihen dot në praktikë. Ajo mund të jetohet vetëm kur shprehet në mënyrë konkrete me vepra të bukura. Ata që përgëzon Pejgamberi, ﷺ, me sihariqin e vëllazërisë islame, janë njerëzit e plotësuar që ia dalin të jenë të suksesshëm me vepra konkrete në dashurinë vëllazërore.

Një ditë Pejgamberi, ﷺ, u tha sahabëve:

*-Do të dëshiroja shumë të shihja vëllezërit e mi. Sa më ka marrë malli për ta!*

Sahabët e nderuar e pyetën:

-A nuk jemi ne vëllezërit e tu, o i Dërguari i Allahut?

I Dashuri i Allahut u përgjigj:

*-Ju jeni sahabët e mi. Vëllezërit e mi janë ata që akoma nuk kanë ardhur* (në këtë dynja). (Muslim, Taharet, 39, Fedail, 26)

Që të mund ta meritojmë *gjendjen e të qenit vëlla* me Pejgamberin, ﷺ, duhet medoemos të shkrihemi me hallet e vëllezërve tanë dhe t'u shërbejmë me mish e me shpirt atyre. Ai që u shërben njerëzve, i ka shërbyer Allahut të Lartmadhëruar. Ai që i shërben umetit, i ka shërbyer Pejgamberit, ﷺ.

**Na bëftë Allahu nga robërit e tij të dashur, që meritojnë fermanin e shpëtimit nga të çuarit në vend të përgjegjësisë së vëllazërimit, duke reflektuar dhe zbatuar siç duhet dashurinë vëllazërore në çdo çast të kësaj jete kalimtare. Na i mbushtë Zoti zemrat tona me rrezatimet shpirtërore të vëllazërisë islame!**

**Amin!**



# Gjallërimi i vëllazërisë

*Zoti ynë, urdhëron që besimtarët të jenë si dy duar që lajnë njëra-tjetrën. Kuptimi i dy duarve që lajnë njëra-tjetrën, është plotësimi i mangësive materiale dhe shpirtërore të njëri-tjetrit, ndarja e gëzimeve dhe hidhërimeve, falja e gabimeve, qarja e halleve, këshillimi dhe konsiderimi i vëllait si më të mirë dhe më të pastër se vetja.*

# GJALLËRIMI I VËLLAZËRISË

Allahu i Madhëruar i ka shpallur besimtarët vëllezër të njëri-tjetrit. Dhe për të bërë të qarta kushtet dhe detyrat e vëllazërisë, ka dërguar Pejgamberin ﷺ, si shembull i përsosur për robërit e Tij. Ndërsa sahabët fisnikë dhe njerëzit e devotshëm, i ka bërë prijës të cilët kanë shpërndarë në kohë shpirtin dhe vetëdijen e vëllazërisë. Mbrojtja e këtij thesari të veçantë lumturie që u është falur vetëm besimtarëve në këtë botë, është një nga detyrat më të rëndësishme të besimtarëve. Kjo, sepse vlerat të cilave nuk u dilet për zot, humbasin me kohën.

Mbrojtja e vlerave të vëllazërisë, varet nga përjetimi i saj (vëllazërisë) me ndjenjën e butësisë, mëshirës, mirësjelljes dhe përgjegjësisë. Neglizhenca dhe shkujdesja në këtë çështje, i hap derën shejtanit, i cili përfiton nga çdo mundësi për të përçarë besimtarët. Kur shejtani -lanetullahu alejh- e arrin këtë mundësi, nuk vonon të fusë zemërim ndërmjet besimtarëve duke provokuar egot e tyre.

## NXITJA NË LUMTURINË E PAJTIMIT

Zemërimi dhe mërzitja e besimtarëve me njëri-tjetrin dhe

vazhdimi i kësaj, në sytë e Islamit konsiderohet si një gjynah shumë i rëndë. Pejgamberi ﷺ, ne umetit të tij, na tërheq vërejtjen në këtë çështje duke thënë:

*"Kush e braktis vëllain e tij të fesë dhe zemërohet me të për një vit, i konsiderohet gjynah sikur ka derdhur gjakun e tij."* (Ebu Daud, Edeb, 47/4915.)

*"Besimtari nuk e ka të lejuar të qëndrojë i zemëruar me vëllain e tij më shumë se tre ditë. Nëse kanë kaluar tre ditë, le t'i japë selam kur të takohet me të. Nëse i përgjigjet selamit, marrin sevape që të dy. Por nëse nuk i përgjigjet, hyn në gjynah vetëm ai që nuk përgjigjet. Ndërsa ai që jep selam, nuk quhet më i zemëruar."* (Ebu Daud, Edeb, 47/4912)

*"Mos u bëni të ziliqarë ndaj njëri-tjetrit. Mos u përpiqni të nxirrni inatin dhe zemërimin tek njëri-tjetri. Mos hetoni të metat e njëri-tjetrit. Mos përgjoni bisedat e të tjerëve... O robërit e Allahut! Bëhuni vëllezër!"* (Muslim, Birr, 30)

Përsëri, në një hadith tjetër, Rasulallahu ﷺ, ka thënë: Veprat e njerëzve ngrihen tek Allahu ditën e Hënë dhe të Enjte. Të gjithë robërve që nuk i bëjnë shirk Allahut, u falen gjynahet, përveç atyre që kanë armiqësi me vëllain e tyre të fesë. Ndërsa melekët porositen: "Faljen e këtyre dy robërve, shtyjeni derisa ata të pajtohen me njëri-tjetrin!" (Muslim, Birr, 35-36; Ebu Daud, Edeb, 47)

Fakti se cenimi i vëllazërisë islame, është një dobësi e rëndë besimi që të privon nga mëshira e Allahut, shprehet kështu në këto ajete fisnike:

**"Në të vërtetë, besimtarët janë vëllezër, andaj pajtojini vëllezërit tuaj midis tyre dhe kijeni frikë Allahun, në**

**mënyrë që të mëshiroheni.”** (Huxhurat, 10)

**“...Frikësojuni Allahut, rregulloni marrëdhëniet midis jush dhe binduni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, nëse jeni besimtarë të vërtetë!”** (Enfal, 1)

Në këto ajete, në mënyrë të qartë, urdhërohet pajtimi i besimtarëve të zemëruar me njëri-tjetrin. Pra, vëllazëria fetare kërkon mbylljen e debateve “unë kam të drejtë, ti s’ke të drejtë”, të harrohen armiqësitë e shkuara dhe, nëse është nevoja, të sakrifikosh duke treguar virtytin e faljes së vëllait besimtar. Të qëndrosh i zemëruar, është mosbindje ndaj urdhrit të Allahut. Një besimtar i pjekur, sido që të jetë, kurrë nuk tregohet i pabindur në mënyrë të vetëdijshme ndaj urdhrit të Allahut. Pejgamberi ﷺ, në lidhje me marrëdhënien e vëllazërisë Islame me besimin, është shprehur:

*“Nuk mund të hyni në xhenet pa besuar. Nuk keni për të besuar plotësisht, pa e dashur njëri-tjetrin. Po ju them diçka, që nëse e bëni, do ta doni njëri-tjetrin. Përhapni selamin midis jush!”* (Muslim, Iman, 93)

Nisur nga kjo, vigjilenca në mbrojtjen e vëllazërisë fetare dhe mos shkaktimi i armiqësive, është një domosdoshmëri e besimit.

**Ahnef bin Kajs**, thotë:

“Vëllazëria është një xhevahir delikat. Nëse nuk e ruan, cenohet. Ruaje atë duke e mbizotëruar gjithmonë zemërimin tënd, që ai i cili të bën padrejtësi të vijë e të kërkoj vet falje. Mjaftohu me atë që ke. Mos kërko më tepër për veten dhe mos e shiko të metën e vëllait tënd.” (Ihja, II, 466)

Në Kur’anin Fisnik, kur flitet për cilësitë e besimtarëve,

ndër të tjera thuhet; **"...e mposhtin zemërimin dhe ua falin fajet njerëzve..."** (Al-i Imran, 134)

Ndërsa Mevlana i nderuar, faktin se besimtarët duhet ta përjetojnë vëllazërinë duke i bërë mirë dhe duke ia falur gabimet njëri-tjetrit për hir të Allahut, e shpreh me këto fjalë:

"Nëse i ke parë një të keqe vëllait të fesë, kujto se ai ka edhe njëmijë të mira!.. Mirësia, është si ndërmjetës kundër gjynahut."

Kur sheh ndonjë gabim apo të metë tek vëllai i fesë, në vend që t'i zemërohesh, duhet të mendosh të gjitha virtytet e mira që ka ai, ta falësh atë për hir të tyre dhe ta dish, se në fakt, në këto raste ai ka më tepër nevojë për ndihmë.

## URREJTJE NDAJ GJYNAHUT, MËSHIRË NDAJ GJYNAHQARËVE...

Tregojnë, se njëri prej dy vëllezërve, doli nga rruga e drejtë. Ndërsa tjetrit i thonë:

"-Largohu tashmë prej këtij vëllai!" Mirëpo ai thotë:

"-Ç'është ajo fjalë?! Përkundrazi, ai tani ka më tepër nevojë për mua. Nuk është aspak e drejtë ta braktisë në këtë kohë! Unë do ta këshillojë dhe do t'i lutem Allahut që ai të rregullohet."

Një nxënës i **Xhunejd-i Bagdadit**, turpërohet prej një gjynahu që bën dhe largohet nga teqeja ku merrte mësim. Pas njëfarë kohë, ky nxënës, zemra e të cilit ishte rrënuar komplet, i zë syri Xhunejd-i Bagdadin, i cili po kalonte me miqtë e tij në pazar. Sapo e pa mësuesin e tij, largohet menjëherë prej turpit. Mirëpo Xhunejdi -Allahu e mëshiroftë- e kupton

dhe u thotë atyre që kishte afër:

"-Ju kthehuni! Mua më ka ikur një zog nga foleja!" Pastaj, i shkon pas nxënësit. Nxënësi kthehu kokën pas dhe kur vuri re se mësuesi i tij po e ndiqte, e kapi paniku dhe filloi të shpejtonte hapat. Ai hyri në një rrugicë qorre dhe prej panikut që i shkaktoi kjo gjendje, pa dashje përplas kokën në një mur. Por kur e pa mësuesin para vetes, menjëherë ul kokën i turpëruar. Ndërsa mësuesi i tij, me një zë të butë, thotë:

"-Biri im! Ku po shkon, prej kujt po ikën? Ndihma dhe mbrojtja e një mësuesi ndaj nxënësit të tij, pikërisht në këtë kohë të vështirë dhe me probleme duhet." Pas këtyre fjalëve, e merr përsëri në teqe. (shih. Tedhkiretu'l-Evlija, 469)

Vëllazëria Islame, është si vëllazëria e gjakut, madje edhe më e fortë. Siç është e palejueshme të fshish nga lista të afërmin gjynahqar, ashtu nuk është e pranueshme të refuzosh plotësisht dhe të përjashtosh nga shoqëria edhe vëllain e fesë për shkak të gabimeve dhe gjynaheve të tij. Ajo që duhet bërë, është ta kapësh përkrahu e ta ngresh përsëri. Për këtë arsye, Allahu i Madhëruar, e ka urdhëruar Pejgamberin ﷺ, në lidhje me të afërmit e tij, duke i thënë:

**"E, nëse nuk të dëgjojnë, thuaju: "Unë nuk jam përgjegjës për ato që bëni ju"."** (Shuara, 216) Nëse shohim me kujdes, vërejmë se Allahu e ka urdhëruar Pejgamberin të thotë; **"Unë nuk jam përgjegjës për ato që bëni ju"** dhe jo **"Unë nuk jam përgjegjës për ju!"...** Pra, urrejtja ndaj gjynahut nuk duhet të reflektohet edhe mbi gjynahqarin.

Besimtari, duhet të ruhet nga fjalët që vëllai i tij nuk i pëlqen, qoftë në prezencë e qoftë në mungesë tij. Mirëpo, në lidhje me urdhërimin e të mirës dhe pengimit nga e keqja,

heshtja nuk është e pranueshme. Pra, kur është e nevojshme, e kemi për detyrë ta qortojmë vëllain tonë të fesë me një gjuhë të përshtatshme, larg syve të njerëzve, duke e këshilluar vetëm për vetëm. Në një rast të tillë, nuk shihet, i pëlqen apo s'i pëlqen atij. Edhe pse këto qortime në dukje mund t'i duken të rënda, në të vërtetë ato janë një mirësi e madhe për të.

Një nga të dashurit e Allahut, i nderuari **Abdullah bin Mubarek**, kishte udhëtuar me një person me vese të këqija. Kur ata u ndanë në fund të udhëtimit, Abdullah bin Mubareku nisi të qajë me dënesë. Miqtë e tij që u çuditën me këtë, e pyetën se përse po qante. Ai mik i Zotit me shpirt të butë, mori frymë thellë dhe me sy të lagur tha:

"Edhe pse udhëtova për një kohë të gjatë me bashkudhëtarin tim, nuk arrita t'ia ndreqë dot veset e tij të këqija dhe nuk e zbukurova dot moralin e tij! Mendoj; a mos vallë për shkak të të metave të mia nuk i bëra dobi atij? Nëse ai nuk u drejtua për shkak të gabimeve dhe të metave të mia, si do të vejë halli im nesër (para Allahut)?" Dhe vazhdoi të qajë !

Në një hadith fisnik, thuhet:

*"Kur takohen dy vëllezër që e duan njëri-tjetrin për hir të Allahut, bëhen si dy duar që lajnë njëra-tjetrën. Kur takohen dy besimtarë, Allahu i Madhëruar bën që ata të kenë dobi ndaj njëri-tjetrit."* (Ihja, V. II, fq. 394)

Zoti ynë, urdhëron që besimtarët të jenë si dy duar që lajnë njëra-tjetrën. Kuptimi i dy duarve që lajnë njëra-tjetrën, është plotësimi i mangësive materiale dhe shpirtërore të njëri-tjetrit, ndarja e gëzimeve dhe hidhërimeve, falja e gabimeve, qarja e halleve, këshillimi dhe konsiderimi i vëllait si më të mirë dhe më të pastër se vetja.

Një tjetër gjë, e cila tregon edukatën vëllazërore, është edhe mos paragjykimi i menjëhershëm në mënyrë negative kur sheh një gabim të vëllait të fesë, por afrimi me mendim të mirë, duke parë nëse ky veprim ka apo jo ndonjë arsye të pranueshme. Besimtarët, duhet të shkojnë gjithmonë mirë dhe nuk duhet ta përçmojnë njëri-tjetrin. Madje, ata duhet të besojnë, se vëllezërit e tyre, janë më të mirë se ata tek Allahu.

## ESENCA E BASHKIMIT DHE UNITETIT: VËLLAZËRIA ISLAME

Pejgamberi ﷺ, i ka përqafuar myslimanët e parë me një mëshirë dhe mirësi hyjnore, si një stinë pranvere; ai i përqafoi me dashuri dhe në një atmosferë vëllazërie të veçantë fiset arabe, që ishin armiq të përgjakshëm të njëri-tjetrit. Ky fakt, shprehet me këto fjalë në këtë ajet fisnik:

**"Të gjithë mbahuni fort për litarin e Allahut** (Kuranin) **dhe mos u përçani! Kujtoni dhuntinë e Allahut ndaj jush, sepse kur ishit në armiqësi, Ai i pajtoi zemrat tuaja e, në saje të dhuntisë së Tij, u bëtë vëllezër…"** (Al-i Imran, 103)

Sa bukur e shpjegon Mevlana vëllazërinë Islame:

"Pejgamberi ﷺ, thotë se; *«Myslimanët janë si një shpirt i vetëm».* Ashtu janë me të vërtetë, por në sajë të tij, u bën të tillë. Më parë, ata ishin armiq të përbetuar të njëri-tjetrit. Në Medinë, ishin dy fise me emrat «Evs» dhe «Hazrexh». Këta ishin aq të armiqësuar, sa mund të pinin edhe gjakun e njëri-tjetrit.

Në sajë të urtësisë së Pejgamberit ﷺ dhe dritës Islame, mori fund dhe urrejtja e vjetër midis tyre. Në fillim, ata armiq

të vjetër u lidhën e u bënë vëllezër me njëri-tjetrin si kokrrat e rrushit në bistak. Mirëpo, kur zbriti ajeti «**Besimtarët janë vëllezër**», në sajë të frymëzimit shpirtëror të tij, ata u bashkuan dhe u bën si lëngu i rrushit të shtrydhur; u bënë vëllezër me kuptimin e vërtetë të fjalës."

Shkretëtirat e beduinëve, të cilat në periudhën e injorancës ishin kthyer në pellgje gjaqesh për shkak të padrejtësisë, egërsisë, injorancës dhe gjakmarrjeve të frikshme, në sajë të dritës së Islamit, u kthyen në kopshte të një qytetërimi të lartë. Vëllazëria Islame që ka ardhur sot deri tek ne si një trashëgimi e shenjtë, është në sajë të begatisë së asaj periudhe të artë. Gjithashtu, në sajë të vëllazërisë Islame, besimtarët kanë jetuar të bashkuar dhe në paqe për shekuj të tërë, pavarësisht nga dallimet racore, kombëtare, fisnore dhe medhhebore. Humbja e kësaj paqeje, është humbja më e hidhur individuale e shoqërore. Ilaçi i vetëm i ambicieve dhe çështjeve egoiste, grindjeve dhe përplasjeve politike, zemërimit dhe urrejtjes, të cilat i kanë vënë kazmën bashkimit dhe unitetit, është "vëllazëria Islame".

Vëllazëria e vërtetë për hir të Allahut, është si të jetosh me një zemër në trupa të ndryshëm. Mëshira dhe begatia e Allahut, zbret mbi ata që janë një dhe të bashkuar. Forca dhe suksesi lindin prej bashkimit.

Tregohet, se një njeri i urtë që ishte në shtratin e vdekjes, thirri bijtë e tij për t'u lënë amanetet dhe u kërkoi të sillnin të gjithë nga një shkop. Më pas, i mori shkopinjtë, i bëri tufë dhe u tha bijve të tij:

"-Thyejini këto!" Djemtë nuk mundën t'i thyenin ashtu së bashku, prandaj ai e zgjidhi tufën e shkopinjve dhe u tha përsëri:

"-Tani merrini dhe thyejini një nga një!" Të gjithë morën nga një shkop dhe i thyen të gjitha. Pas kësaj, njeriu i urtë, tha:

"-Bijtë e mi! Pas meje, do të jeni si këta shkopinj. Për sa kohë të jeni së bashku, nuk do të mund t'ju thyej njeri. Por nëse ndaheni, do të thyheni dhe do të shpartalloheni lehtë."

Kur'ani i lavdëron ata që mbërthehen me njëri-tjetrin për hir të Allahut; që qëndrojnë sup më sup dhe punojnë së bashku, duke u shprehur:

**"Vërtet, Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij, të radhitur si të ishin një ndërtesë solide."** (Saff, 4)

Ndërsa në një hadith fisnik, duke u shprehur se besimtarët duhet të bëhen një trup dhe një zemër, thuhet:

*"Besimtarët ndaj njërit-tjetrit, janë si ndërtesa e cila përbëhet nga pjesë të mbërthyera me njëra-tjetrën."* Për ta bërë më të qartë këtë, Pejgamberi ﷺ, gërshetoi gishtat e dy duarve duke i mbërthyer fort. (Buhari, Salat, 88)

I nderuari Mevlana, shprehet:

"Njerëzit fisnikë, edhe nëse janë njëmijë vetë, nuk janë më tepër se një njeri."

## TË SHQETËSOHESH ME SHQETËSIMET E VËLLAIT TË FESË

Në sajë të këtij bashkimi zemrash, besimtarët e devotshëm gëzohen me gëzimet e vëllezërve të tyre dhe hidhërohen me vuajtjet e tyre. Pejgamberi ﷺ, e ka shpjeguar këtë me një shembull të tillë:

*"Besimtarët, në dashuri, në mëshirë dhe në mbrojtje*

*të njëri-tjetrit, ngjajnë me trupin. Kur sëmuret një organ i trupit, edhe organet e tjera shqetësohen dhe sëmuren me temperaturë."* (Buhari, Edeb, 27; Muslim, Birr, 66)

Të shqetësohesh me shqetësimin e vëllait të fesë dhe të kërkosh rrugëzgjidhje për të, është një adhurim shoqëror me të cilin fitohet kënaqësia e Allahut. Ndërsa indiferenca ndaj tyre, është egoizëm. Nisur nga kjo, çdo besimtar, është i detyruar ta ndjejë në zemër shqetësimin e vëllait të tij.

I nderuari **Ebu'l Hasan Harakani**, ndjenjat e tij në lidhje me këtë çështje, i ka shprehur duke thënë:

"Nëse në gishtin e njërit prej vëllezërve të mi të fesë që ndodhen midis Turkistanit dhe Shamit ngulet ndonjë gjemb, është njësoj sikur ai gjemb të ngulet në gishtin tim; guri që godet këmbën e tij, ka goditur këmbën time. Dhimbjen e tij e ndjej edhe unë. Nëse ka zemër të hidhëruar, ajo është zemra ime."

Ja pra, ky është horizonti i shpirtit që duhet të posedojë një vëllazëri e vërtetë Islame...

Pejgamberi ﷺ, na ka bërë të ditur, se të mendosh vetëm për vetveten dhe të qëndrosh indiferent ndaj vuajtjeve të vëllait të fesë, nuk përputhet me moralin Islam. Më konkretisht ai shprehet:

*"Nuk është besimtar, ai që fle i ngopur ndërkohë që fqinji i tij është i uritur!"* (Hakim, II, 15)

*"Nuk është prej nesh kush nuk shqetësohet me shqetësimet e besimtarëve."* (Shih. Hakim, IV, 352; Hejthemi, I, 87)

Nisur nga kjo, të qëndrosh indiferent ndaj dhimbjes së vëllait të fesë, konsiderohet një gjynah shumë i rëndë. I nderuari **Serijji Sakati**, i cili për një moment u tregua i shkujdesur

në lidhje me këtë çështje, e shpreh kështu pendesën e madhe që ndjeu prej kësaj gjendjeje:

"Një ditë, ishte djegur çarshia e Bagdadit. Dikush erdhi me vrap tek unë dhe më tha: «E gjithë çarshia e Bagdadit u dogj dhe vetëm dyqani juaj ka shpëtuar. Përgëzime!" Ndërsa unë, pa menduar për vëllezërit e tjerë të cilëve iu dogj dyqani, thashë «Elhamdulilah!» për veten time. Mirëpo, tani kam tridhjetë vjet që po kërkoj falje për këtë çast në të cilin u tregova i pakujdesshëm." (Hatib el-Bagdadi, Tarih, IX, 188; Dhehebi, Sijer, XII, 185, 186)

Të qëndrosh duke u penduar tridhjetë vjet për shkujdesjen e një momenti kur je treguar indiferent ndaj vuajtjeve të vëllezërve të fesë të cilëve u ka rënë fatkeqësi!.. Çfarë ndjenje vëllazërie!..

**Omer bin Abdulazizi**, konsiderohet Khalifi i pestë në historinë islame. Bashkëshortja e tij Fatimja, na rrëfen një rast që reflekton qartë botën e zemrës së tij të brumosur me ndjenjën e vëllazërisë fetare:

"Një ditë, shkova pranë Omer bin Abdulazizit. Ai ishte ulur në vendin ku falte namazin, kishte mbështetur dorën në ballë dhe qante pa pushim. Ndërsa lotët i kishin lagur faqet. E pyeta se përse ishte në atë gjendje. Dhe ai mu përgjigj:

«-Oj Fatime! Po mbaj në supe barrën më të rëndë të këtij umeti. Kur mendoj të uriturit, të varfrit, të sëmurët që nuk gjejnë dot ilaçe, nevojtarët që s'kanë ç'të veshin, jetimët kokulur, të vejat e braktisura në vetmi, të dobëtit që s'e kërkojnë dot të drejtën, robërit myslimanë në vendet e huaja dhe mohuese, pleqtë që s'kanë fuqi të punojnë për të plotësuar nevojat e veta dhe kryetarët e familjeve të varfra me shumë fëmijë, shtypem nën peshën e përgjegjësisë sime! Ç'përgjigje do t'i jap Allahut

po të më kërkojë llogari nesër, ç'do t'i them të Dërguarit të Allahut po të më qortojë?" (Ibni Kethir, Tefsir, IX, 201)

Ky shembull, tregon ndjenjën e vëllazërisë që duhet të kenë ata që kanë përgjegjësi drejtuese ndaj besimtarëve. Në fakt, çdo besimtar, duhet të ndajë të njëjtat ndjenja me vëllezërit e tij të fesë. Në lidhje me këtë çështje, po japim një nga shembujt e panumërt të tablove të urtësisë nga sahabët fisnikë:

Kur myslimanët kishin emigruar në Etiopi, atje ishin pritur shumë mirë. Pas njëfarë kohe, u kthyen përsëri në atdhe si pasojë e disa thashethemeve, se gjoja idhujtarët e Mekës kishin pranuar islamin. Mirëpo, kur idhujtarët Mekas morën vesh se emigrantët myslimanë ishin pritur mirë në Etiopi, u shqetësuan shumë dhe për këtë shkak i shtuan torturat ndaj tyre.

**Osman bin Madh'un** رضي الله عنه, jetonte i qetë nën mbrojtjen e idhujtarit Uelid bin Mugires, i cili ishte i afërmi i tij. Mirëpo, kur pa se Rasulallahu ﷺ dhe sahabët torturoheshin, madje disa prej tyre damkoseshin me hekur të nxehtë e disa të tjerë rriheshin me kërbaç, u zhyt në mendime:

"Vallahi, të jetoj i sigurt nën mbrojtjen e një idhujtari si Uelid bin Mugire dhe të mos i vuaj gjithë ato tortura që po heqin shokët dhe të afërmit e mi në rrugë të Allahut, është një mangësi e madhe për mua! Mbrojtja e Allahut është më dinjitoze dhe e sigurt!" Pastaj, shkoi drejt e tek Uelidi dhe i tha:

"-O djali i xhajës! Ti më more nën mbrojtje dhe e zbatove më së miri marrëveshjen! Tani dua të dal nga mbrojtja jote dhe të shkojë pranë Rasulallahut ﷺ. Ai dhe shokët e tij janë shembuj më të bukur. Më ço tek Kurejshët dhe deklaroju se e hoqe mbrojtjen ndaj meje!" (Ibn-i Ishak, Siret, Konja 1981, fq. 158; Hejthemi, VI, 34)

Osman bin Madh'un ؓ, preferoi të ndante të njëjtat halle me besimtarët dhe nuk mundi ta pranojë jetën e rehatshme kur i shihte ata të vuanin. Dhe për shkak se nuk mund të bënte dot gjë, vetëm në këtë mënyrë u bë pjesë e halleve të myslimanëve. Detyra jonë përballë padrejtësive dhe dhunës që po ushtrohet në shumë vende myslimane në ditët e sotme, është të mendojmë thellë, me ndjenja të njëjta vëllazërie.

Sahabiu që doli nga itikafi...

Besimtari, në çdo kohë dhe vend, kërkon mundësi për të arritur kënaqësinë e Allahut. Ndërsa interesimi me problemet e vëllezërve të fesë, është një nga rrugët më të bukura për të kërkuar kënaqësinë e Allahut. Rasulallahu ﷺ, ka thënë:

*"Kur robi i shkon në ndihmë vëllait të tij, edhe Allahu e ndihmon robin e Tij."* (Muslim, Dhikir, 37-38)

*"Myslimani është vëllai i myslimanit. Ai nuk i bën padrejtësi atij dhe nuk e dorëzon atë tek armiku. Kush e plotëson një nevojë të vëllai të tij, edhe Allahu do të plotësojë nevojën e tij. Kush ia largon një myslimani çfarëdolloj vështirësie, edhe Allahu i Madhëruar do t'i largojë atij një nga vështirësitë e ditës së kijametit..."* (Buhari, Mezalim, 3; Muslim, Birr, 58)

Nisur nga kjo, çdo besimtar, duhet ta ndjejë në zemër vuajtjen e vëllait të tij të fesë dhe për këtë duhet të bëjë çdo gjë që mundet. Sjellja që e kënaq më tepër Allahun e Madhëruar, është kur një rob i Tij, mendon për të tjerët më tepër se për veten dhe e preferon rehatinë e të tjerëve para së vetës. Shembulli i këtij sahabi të nderuar që ishte brumosur me edukatën pejgamberike dhe kishte shpëtuar nga egoizmi "vetja ime, vetja ime", duke arritur altruizmin "populli im, populli im", është shumë domethënës në shfaqjen e horizontit

të shpirtit në lidhje me vëllazërinë Islame:

Një ditë, ndërsa **Abdullah bin Abas** ﵁, ishte ngujuar në itikaf në xhaminë e Pejgamberit ﷺ, vjen një person, i jep selam dhe ulet. Ibn Abas ﵁, i thotë:

"-Vëllai im! Po të shoh të trishtuar e të mërzitur." Ai i përgjigjet:

"- Po o djalë i xhaxhait të Pejgamberit, jam i trishtuar. I kam borxh filan personi dhe për hir të së vërtetës së këtij që prehet në këtë varr (Pejgamberit ﷺ), këtë borxh nuk mund ta paguaj dot."

"-A të flas unë me të?

"-Nëse dëshiron, fol."

Ibn Abasi ﵁, veshi këpucët dhe doli nga xhamia. Personi në hall i thërret dhe i thotë:

"-Harrove që je në itikaf, pse dole nga xhamia?"

Ibn Abasi ﵁, i dha këtë përgjigje:

"-Jo! Nga ky njeri i nderuar që prehet në këtë varr dhe që sapo është ndarë nga ne (duke thënë këto fjalë i rrodhën lot nga sytë), kam dëgjuar se:

*«-Kushdo që mundohet t'ia plotësojë nevojën një vëllai mysliman dhe ia plotëson atë, kjo, për të është më e mirë se dhjetë vjet qëndrim në itikaf. Ndërsa kush hyn një ditë në itikaf për hir të Allahut, Ai krijon tri hendeqe mes tij dhe xhehenemit; gjerësia e çdo hendeku është sa largësia ndërmjet lindjes dhe perëndimit.»"* (Bejhaki, Shuab III, 424-425)

Vlerën që ka tek Allahu i Madhëruar plotësimi i nevojave të një vëllai të fesë, e tregon qartë edhe kjo myzhde pejgamberike:

*"Allahu i Madhëruar, disa njerëz i ka krijuar për të plotësuar nevojat e të tjerëve. Prandaj dhe njerëzit vrapojnë tek ta për nevojat e tyre. Këta pra janë ata, të cilët janë të sigurt prej dënimit të Allahut."* (Hejthemi, VIII, 192)

## MËSHIRA HYJNORE – RAMAZANI

Ditët e Ramazanit, janë një mirësi e veçantë në lidhje me përjetimin e vëllazërisë Islame. Në këtë muaj të bekuar ku gufon mëshira hyjnore, duhet të tregojmë më tepër kujdes në plotësimin e detyrave tona të vëllazërisë. Rasulallahu ﷺ, që ishte edhe më bujari prej të gjithë njerëzve, kur vinte muaji i bekuar i Ramazanit, bëhej më bujar se erërat e mëshirës që fryjnë pa u ndalur dhe i shtonte më tepër adhurimet dhe veprat e mira. Kur pyetej: "-Cila sadaka ka shpërblim më të madh?", ai përgjigjej: *"-Sadakaja që jepet në Ramazan..."* (shih. Tirmidhi)

Ramazani, është stina e mirësisë hyjnore në të cilën shpërblehen shumëfish të gjitha veprat e mira. Ata që e përjetojnë ashtu siç duhet Muajin e Ramazanit, brenda të cilit gjendet nata më e mirë se njëmijë muaj, arrijnë mirësi të panumërta. Ndërsa ata që qëndrojnë indiferentë ndaj këtij muaji, pësojnë një humbje të frikshme. Pejgamberi ﷺ, në një hadith fisnik, thotë:

*"...Mu shfaq Xhebraili عليه السلام dhe më tha: «Qoftë larg mëshirës kush e arrin Ramazanin dhe nuk i falen gjynahet!» Kurse unë thashë: «Amin!»..."* (Hakim, IV, 170/7256; Tirmidhi, Deauat, 100/3545.)

Në bazë të kësaj, është e domosdoshme të përfitojmë prej mëshirës dhe faljes që janë të veçanta për këtë muaj, me qëllim që të përjetojmë Ramazanin e vërtetë. Këtë muaj të

bekuar, duhet ta shohim si një mundësi për të rifituar ato që kemi humbur përgjatë një viti dhe për të larë gjynahet.

Gjithashtu, edhe të parët tanë na kanë lënë kujtime të veçanta në lidhje me këtë çështje. Në mënyrë të veçantë, në këtë muaj, ata u hapnin zemrat dhe shtëpitë e tyre të vetmuarve, jetimëve, të vejave e të varfërve. Ata ushqenin agjëruesit dhe me një mirësjellje të jashtëzakonshme, ata u jepnin atyre edhe dhurata. Në dalje të namazit të teravive, ata i qerasnin besimtarët me sherbet të bërë prej mjaltit më të mirë, të cilin e shërbenin prej shatërvanëve të xhamive. Me anë të zekateve dhe sadakave, bëheshin ortak në hallet e hallexhinjve. Ata ishin burim ngushëllimi për zemrat e hidhëruara dhe bajramet i shihnin si mundësi për të pajtuar të zemëruarit. Në këtë mënyrë, e gjithë shoqëria ishte kapur fortë me njëri-tjetrin me ndjenjat e vëllazërisë dhe dashurisë.

Lum ata që e gjallërojnë Ramazanin e bekuar me këto bukuri të Islamit dhe arrijnë bajramin e vërtetë duke marrë fermanin e faljes hyjnore!..

**Allahu i Madhëruar na bëftë prej robërve të sinqertë që e përjetojnë vëllazërinë fetare me ndjesinë e besimit. Na dhëntë mirësi në të gjithë jetën tonë dhe veçanërisht na e bëftë të mundur të arrijmë bajramet e përjetshme duke i gjallëruar këto ditë të bekuara në të cilat gjendemi me vepra me të cilat Ai është i kënaqur!**

**Amin!..**



# Dashuria dhe urrejtja për hir të Allahut

*Ai i cili është i privuar nga orientimi i imanit dhe nuk di se ku do të gjallojë dashuria e tij, i ngjan një anijeje në mesin e oqeanit, së cilës i është thyer timoni. Mashtrimet e nefsit do ta tërheqin zvarrë atë vazhdimisht. E kështu, atij i verbohet mendja dhe ndërgjegjja.*

*Dashuria që nuk mund ta gjejë atë që e meriton, është një shpërdorim i hidhur i kësaj bote të përkohshme. Dashuritë që ngecin në grackën e interesave të pavlera e të ulëta, u ngjajnë luleve që çelin në qoshe të kalldrëmeve, të cilat herët a vonë janë të dënuara të shkelen apo të këputen. Sa i pafat është një diamant i rënë në rrugë! Sa humbje e hidhur është të jesh pasuria e padrejtë në një dorë që nuk e meriton!*

# DASHURIA DHE URREJTJA PËR HIR TË ALLAHUT

Dashuria buron nga tiparet e përbashkëta ndërmjet të të dashuruarve. Allahu i Lartmadhëruar e do krijesën e Tij, aq sa tek ajo sheh të shkrirë Emrat- Cilësitë e Tij. Një besimtar, aq sa shkrihet në praktimin e asaj që është urdhëruar nga Allahu i Lartmadhëruar dhe i Dërguari i Tij aq edhe do të përfitojë nga Dashuria Hyjnore.

Çdo gjë në këtë botë ekziston në sajë të të kundërtave. E kundërta e dashurisë është urrejtja. Të urresh atë që urren Allahu i Lartmadhëruar, është pjesë e dashurisë ndaj Tij.

Allahu i Lartmadhëruar e ka mallkuar Ebu Lehebin, sepse i dha shumë *ezjete* (vështirësi) të Dashurit të Tij. Këtë urrejtje ndaj Ebu Lehebit ia shpalli tërë njerëzimit, nëpërmjet një sureje në Kuran. Prej këtu themi se dashuria që jetohet pa urryer të kundërtat e saj është e mangët dhe shumë larg seriozitetit dhe sinqeritetit.

Krijuesi i dashurisë, burimi dhe qëllimi final i saj, është Allahu i Lartmadhëruar. Besimtari duhet t'i shohë të gjitha

dashuritë e përkohshme, si shkallë që të shpien në dashurinë hyjnore. Në fakt, dashuria e vërtetë fillon pasi kapërcehet kufiri i ngushtë i dashurive të përkohshme. Kënaqësia momentale e dashurive kalimtare, përballë dashurisë hyjnore, është aq e vagullt dhe e pamjaftueshme, sa drita e një qiriu përballë diellit. Mevlana është shprehur:

*"Allahu i Lartmadhëruar i ka dhënë një gllënjke dashurie hyjnore një veçori të tillë, sa kush merr nasibin e vet prej saj, arrin shpëtimin nga frika e të dy botëve."*

Miqtë e Allahut janë shembuj konkretë të kulminacioneve dashurore. Besimtarët e vërtetë, që e kanë shijuar siç duhet dashurinë hyjnore, duan më shumë Allahun, të Dërguarin e Tij, si dhe çdo gjë të dashur për ta. Dashuritë e tjera janë të lodhshme dhe peshë e kotë, në zemrat e tyre. Prindërit, fëmijët, jeta, bashkëshortja(i), komshinjtë, kushërinjtë, populli, atdheu, ezani, flamuri dhe plot të tjera, të duhen për hatër të Pronarit të vërtetë të tyre. E kështu do të kishim një përkushtim të saktë ndaj të vërtetave të dashurisë hyjnore. Këto dashuri mund të duken sikur janë orientuar, jo nga Allahu. Mirëpo në fakt, ato japin qetësi dhe ngrohtësi në zemër, sepse burojnë pikërisht nga dashuria për Allahun e Lartmadhëruar.

## FRYTET E PEMËS SË NUBUVETIT

Një ditë, Pejgamberi, ﷺ, e pyeti Aliun, رضي الله عنه:

– *O Ali! A e do Allahun e Lartmadhëruar?*

– Po, o Resulullah, e dua.

– *Të Dërguarin e Tij, e do gjithashtu?*

– Po o Resulullah!

*- Do gjithashtu edhe vajzën time, Fatimenë?*

– Po, o Resulullah!

*– Po Hasanin dhe Hysejnin, a i do fort?*

– Po, o Resulullah!

Më pas, i Dërguari i Allahut, ﷺ, u shpreh:

*– O Ali! Zemra është një, ndërsa dashuritë katër. Si mund të t'i zërë zemra të gjitha këto dashuri?*

Aliu, رضي الله عنه, nuk mundi t'i kthente përgjigje. U kthye në shtëpi mendueshëm. Fatimeja, رضي الله عنها, u bë merak, tek vërejti Aliun të zhytur në mendime. Për të mësuar se çfarë kishte ndodhur, iu afrua Aliut, رضي الله عنه e, me delikatesë, e pyeti:

- Ka ndodhur ndonjë gjë e keqe, që je zhytur kështu në mendime dhe nuk jepni e merrni fare? Nëse të ka mërzitur ndonjë gjë që lidhet me këtë botë, qetësohu dhe harroje, se nuk ia vlen! Apo ndonjë temë që lidhet me Ahiretin?

Aliu, رضي الله عنه, ia shpjegoi bashkëshortes së tij të dashur se çfarë i kishte ndodhur. Fatimeja, رضي الله عنها, buzëqeshi dhe i tha:

-Shko tek Pejgamberi, ﷺ, dhe jepi këtë përgjigje.

Aliu, رضي الله عنه, kur dëgjoi përgjigjen që do t'i jepte Profetit, ﷺ, u kënaq. Kur mbërriti, i tha:

- O i Dërguari i Allahut! Njeriu ka shumë anë: të djathtën, të majtën, të përparmen dhe të pasmen. E njëjta gjë mund të thuhet edhe për zemrën. Allahun unë e dua me mendjen dhe imanin tim, ty me shpirtin dhe me besimin tim, Fatimenë me nefsin tim njerëzor, ndërsa Hasanin dha Hysejnin me ndjeshmërinë e natyrshme të babait.

Pejgamberi, ﷺ, kur dëgjon këtë përgjigje, buzëqesh dhe

shprehet:

*- O Ali! Këto fjalë, janë fruta të këputura nga degët e pemës së Nubuvvetit."*

Siç e shohim në shembullin e mësipërm, çdo dashuri që ka në themelin e saj dashurinë për Allahun e Lartmadhëruar, është e pranuar. Ndërsa dashuritë e tjera, që në themelin e tyre nuk kanë dashurinë për Allahun e Lartmadhëruar, janë kanceri i zemrës.

## DASHURITË E DYNJASË PENGOJNË SHPIRTIN

Sipas një tregimi të Feriduddin Attarit, të dish premtimin e Allahut të Lartmadhëruar, në lidhje me lumturinë e pafundme të botës tjetër e, ta harrosh Atë, duke u dhënë tërësisht pas dëshirave të kësaj dynjaje, i ngjan budallallëkut të një qeni, që njihet gjithandje prej të zotit, i cili është një një padishah me emër. Gjatë një gjuetie, qeni habitet pas një cope të vogël kocke, duke harruar padishahun. Në provimin e kësaj dynjaje, njeriu përballet, siç përmendëm në mënyrë alegorike, me shumë kocka dhe karreme. Mavlana është shprehur:

*"Sa shumë peshq ka në det, që, në vend që të jetojnë krejt rehat dhe të qetë, bien në grep prej ambicies për t'u ushqyer."*

Të njëjtën gjë mund të themi edhe për atë që i bëhet rob nefsit të tij, duke harruar Krijuesin. Të mashtrohesh nga stolitë e pavërteta të kësaj dynjaje e, të shkatërrosh gradat dhe vlerat që ke tek Krijuesi yt, është si të shesësh një vazo ari me gurë të çmuar, në vleftën e një cope teneqeje, krejt të pavlerë. Mevlana e shpjegon këtë fenomen të mashtrimit të

njeriut, me këtë shembull:

*"Nuk është çudi që qengji të ikë prej ujkut, sepse ujku është armiku dhe gjahtari i i qengjit. E çuditshme do të ishte që qengji t'ia jepte zemrën ujkut!"*

Besimtari i vërtetë është krijesa më madhështore. Kapitalin e tij dashuror, ai nuk mund ta përdorë keq e kështu të humbë të gjitha vlerat dhe veçoritë e tij shpirtërore, duke rënë deri në shkatërrim. Nuk mund të bjerë viktimë e kënaqësisë së një kafshate apo gllënjke dynja. Nuk mund të bjerë aq poshtë, sa të pandehë si lumturinë e tij të vërtetë, ngopjen e dëshirave të nefsit, epshit…

të ruajtur imanin në zemër duhet: Në një ajet kuranor thuhet:

**"A e ke parë ti atë, që epshin e vet e ka marrë për zot?.."** (Furkan, 43)

Ndërsa në një hadith thuhet:

*"Ndër zotat e rremë, që Allahu i Lartmadhëruar urren më shumë, është epshi (nefsi, egoja, qendra e dëshirave që e robëron njeriun)."* (Hejthemi, I, 188.)

Dhunnun Misri e shpjegon rrugën se si duhet përdorur dashuria dhe urrejtja:

"Njeriu duhet të bëhet mik i Allahut e armik i nefsit (egos) të tij e jo të bëhet mik i nefsit e armik i Allahut!.."

Për t'u bërë mik i Allahut të Lartmadhëruar, duhet të shpëtohet nga robëria ndaj nefsit. Thënë me fjalë të tjera, njeriu nuk duhet të mundet nga nefsi i tij, në mënyrë që të mund të bëhet mik i Hakut.

Por ama, ai i cili është i privuar nga orientimi i imanit dhe nuk di se ku do të gjallojë dashuria e tij, i ngjan një anijeje në mesin e oqeanit, së cilës i është thyer timoni. Mashtrimet e nefsit do ta tërheqin zvarrë atë vazhdimisht. E kështu, atij i verbohet mendja dhe ndërgjegjja. Tekefundit, një zemër që nuk është mbushur me Hakun, është e destinuar të pushtohet nga e pavërteta. Si një vend që është nën zgjedhën e pushtuesit, ashtu edhe tek një zemër, që është robëruar dashurish të ulëta, nuk ka qetësi e lumturi.

Dashuritë që i bien ndesh madhështisë së imanit, e shpien njeriun në përplasje me veten e tij. Ato ia trondisin imanin. Madje mund ta hedhin edhe në vorbullën e mohimit. Ashtu siç kujdesemi që të mos fusim në stomak ushqime të pista e haram, po ashtu duhet të kujdesemi që në zemër të mos hyjë ndonjë dashuri e pameritueshme. Për të ruajtur imanin në zemër duhet:

## TË DASHUROJMË TË MERITUESHMIN DHE TË URREJMË TË MERITUESHMIT

Nëse ndjenjat e dashurisë dhe të urrejtjes nuk janë për Allahun e Lartmadhëruar, atëherë urrehet ajo që duhet dashuruar dhe dashurohet ajo që duhet urryer. Kjo është një fatkeqësi e madhe shpirtërore. Prandaj, është kusht që të orientohet dashuria drejt të Meritueshmit dhe urrejtja drejt të meritueshmëve. Në një ajet kuranor thuhet:

**"O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe bëhuni me ata që janë të sinqertë** (në fjalë dhe në vepra)**!"** (Tevbe, 119)

Kjo, sepse të sinqertët (vepërmirët) vazhdimisht rrezatojnë

energji pozitive shpirtërore. E kundërta e kësaj, dashuria ndaj armiqve të fesë dhe gjynahqarëve, sjell shkatërrim të brendshëm. Në lidhje me këtë, në një ajet kuranor thuhet:

**"...mos rri me keqbërësit!"** (En'am, 68)

Edhe nëse për një mur që ka bërë një armik i fesë thuhet "sa bukur e paska bërë", mundet që në zemër të ndikojë negativisht. Të pëlqesh veprat e një jobesimtari, duke i hapur rrugë ndikimit të brendshëm nga ai, si dhe për faktin që ia rrit vlerat një njeriu që është armik i Allahut të Lartmadhëruar, mundet që në zemrën tënde të mbijë dënimi i Allahut. Kjo gjendje që ka sjellë degradimin e personalitetit njerëzor, sipas islamit, është një handikap prove që ka sjellë indiferenca e besimtarëve.

Në lidhje me këtë temë, në historinë tonë ka një shembull që nuk duhet ta harrojmë. Koha e Bajazitit II përbën periudhën kur u hodhën themelet e kulturës dhe qytetërimit Osman. Në kohën e Bajazitit II, arkitekti dhe piktori i shquar Italian, Leonardo da Vinçi, i dërgoi një letër sulltanit, ku i propozonte atij të merrte vetë pjesë në planifikimin dhe projektimin e xhamive dhe monumenteve të tjera kulturore që do të ndërtoheshin në Stamboll. Kjo u prit shumë mirë nga të gjithë vezirët e Portës së Lartë. Bajaziti, duke e refuzuar këtë kërkesë të Leonardo da Vinçit, u shpreh:

**"Nëse ne do ta pranojmë këtë kërkesë, do të mbizotërojë në vendin tonë, në aspektin shpirtëror dhe kulturor, një arkitekturë kishtare e kjo do të pengonte zhvillimin dhe specializimin e shumë arkitektëve islamë!.."**

Ky vizion kaq i saktë, shpreh qartë maturinë islame dhe fisnikërinë besimore të një besimtari të thellë. Pas kohës së

Bajazitit II, arti islam dhe ai osman, arriti nivelet estetike më të larta. Në sajë të këtij vizioni, shpirti i artit islam u ndërthur me gjeometrinë dhe u prodhuan vepra të jashtëzakonshme artisitike, si **Sulejmanije,** të cilat transmetojnë vlerat islame edhe sot. E kështu u vazhdua edhe tradita e artit islam.

Sikur të mos tregohej ky kujdes, nuk do të prodhoheshin këto vepra artistike islame, të cilat rrezatojnë qetësinë, delikatesën, estetikën dhe madhështinë e islamit. Nuk do të zhvillohej tabani i një qytetërimi, prej ku do të dilnin gjenitë, si Mimar Sinani, Hattat Hamdullah, Karahisari e shumë të tjerë. Prandaj, në çdo aspekt, duhet të manifestohet maturia dhe personaliteti islam e nuk duhet të lakmohet stili i jetesës së jomyslimanëve.

Miqtë e Hakut, jo vetëm që nuk janë joshur nga stili i të jetuarit të zullumqarëve dhe jobesimtarëve, por u kanë qëndruar larg edhe mirësive të tyre. Njeriu mundet nga e mira. Ndaj njerëzve që të bëjnë mirë, lind në shpirt një ndjenjë afiniteti dhe dashurie. Kur njeriu ka një nevojë, të cilën i duhet ta ndajë me dikë për ta zgjidhur, atëherë duhet ta ndajë me vepërmirët. Vazhdimisht i duhet bërë dua Allahut të Lartmadhëruar, që të mos na bëjë nevojtarë të njerëzve të këqinj.

Kur Pejgamberi, ﷺ, u pyet në lidhje me të kërkuarit e diçkaje prej të tjerëve, ai u shpreh:

*- Jo, mos kërko! Por ama, nëse je i detyruar për ta bërë këtë, kërko prej vepërmirëve!"* (Ebu Davud, Zekat, 28)

Në lidhje me këtë temë, shembulli i magjistarëve me Faraonin është mjaft domethënës.

Ata kishin pasur respektin dhe mbështetjen e Faraonit.

Mirëpo, përballë mrekullisë së Musasë, pranuan islamin, duke hyrë në besim. Faraoni u zemërua shumë nga ky fakt. I marrosur nga tërbimi, ai filloi t'i kërcënonte me vdekje. Magjistarët, me maturinë e besimit, qëndruan drejt, duke mos u thyer nga e pavërteta.

Ata kundërshtuan Faraonin, duke i thënë se **dhuna e tij lidhej vetëm me këtë botë, çfarëdo vendimi që ai të merrte, tekefundit ata do të ktheheshin tek Zoti i tyre.** Para se t'u priteshin duart dhe këmbët këmbyerazi e mandej të vareshin, ata drejtuan duart nga qielli dhe, për të mos rënë në dobësinë njerëzore, i bënë Allahut të Lartmadhëruar këtë dua:

**"...O Zoti ynë! Na jep durim të madh dhe bëna të vdesim myslimanë!"** (A'raf, 126)

Me këtë dua në gojë, shtegtuan drejt Zotit të tyre, që aq fort e besuan. Kështu, merituan gradën e lartë të shehidit.

Këto ngjarje nga epoka e lumturisë që treguan sahabët gjatë jetës së tyre, janë shembulli më i mirë në lidhje me faktin se me çfarë pjekurie shpirtërore duhen kundërshtuar zullumqarët:

Dy vjet pasi kishin pranuar marrëveshjen e paqes së Hudejbijes, mushrikët e shkelën atë duke kryer një masakër ndaj myslimanëve. Veç kësaj, ata nuk morën në konsideratë kërkesën e Pejgamberit, për të bërë një marrëveshje tjetër paqeje. Më vonë, të kapluar nga frika, dërguan liderin e tyre, Ebu Sufjanin, në Medine.

Në Medine asnjë njeri nuk u përkujdes për të. Nëna jonë, bashkëshortja e Pejgamberit, ﷺ, që ishte vajza e Ebu Sufjanit, kur i ati erdhi në shtëpinë e saj, ia tërhoqi mimberin, duke e

lënë atë në këmbë. Ebu Sufjani, me çudi e pyeti:

- O vajza ime, a të duket mimberi i pameritueshëm për mua apo unë i pameritueshëm për mimberin?

Nëna jonë, Ummu Habibe, ia ktheu:

- Ky mimber është i Pejgamberit, ﷺ. Ti je i papastër, për arsye të pabesimit tënd. Nuk të shoh të meritueshëm që të ulesh në mimberin e të Dashurit të Allahut.

Ebu Sufjani u ngri i tëri nga çfarë i dëgjuan veshët dhe tha:

- O vajza ime! Ti, qëkur je ndarë nga ne, je bërë shumë e çuditshme!

Nëna jonë, Ummu Habibe, shprehu dashurinë e saj për besimin, duke lënë të kuptohej se për të nuk kishte gjë më të shtrenjtë se islami:

- Jo! Allahu i Lartmadhëruar më ka nderuar me Islam! (Ibn Hisham, IV, 12-13)

Marrëdhënia me islamin qëndronte mbi të gjitha lidhjet dhe marrëdhëniet e tjera të përkohshme. Të urresh për hatrin e Zotit, qoftë edhe babain tënd, është vetëm nga fisnikëria që të jep besimi.

Një shembull tjetër, që shpalos maturinë besimore që kishin sahabët, është edhe ky:

Para marrëveshjes së Hudejbijës, i Dërguari i Allahut të Lartmadhëruar, dërgoi Osmanin, رضي الله عنه, si përfaqësues të myslimanëve në Mekë. Edhe pse Osmani, رضي الله عنه, ua shpjegoi mushrikëve se myslimanët nuk kishin qëllim tjetër, veç bërjes së umres, e menjëherë do të ktheheshin, ata kundërshtuan. Mushrikët i thanë atij:

-Nëse ti dëshiron, mund të shkosh vetëm të bësh tavafin!..

Të gjithë myslimanët digjeshin nga malli për të bërë tavaf Qaben. Disa prej tyre ia patën zilinë Osmanit, رضي الله عنه, sepse menduan që ai do ta shuante këtë mall. Mirëpo Osmani, رضي الله عنه, ishte besnik ndaj të Dashurit të Allahut, ﷺ. Ai tregoi maturinë e tij të besimit, duke u shprehur:

- Unë nuk e bëj tavafin e Qabes, pa e bërë Pejgamberi, ﷺ! Unë i bëj vizitë Bejtullahut, vetëm pas tij. Aty ku nuk pranohet i Dërguari i Allahut, nuk kam çfarë bëj as unë, pra aty do të mungoj edhe unë... (Ahmed, IV, 324)

Ne, si umeti i Resulullahut, ﷺ, duhet të bartim tek vetja të njëjtat ndjeshmëri që zemra e tij ka bartur. E kjo do të arrihet, nëse do të duhet çdo gjë që Ai do dhe nuk do të duhet çdo gjë që Ai nuk e do.

## SHENJAT E DASHURISË SË VËRTETË

Kur Pejgamberi, ﷺ, po bënte një bisedë me sahabët, Sevbani, رضي الله عنه, po e vështronte të Dashurin e Allahut në mënyrë të çuditshme, krejt i përhumbur. Gjendja e tij ia tërhoqi vëmendjen Resulullahut. Ai, me shumë mëshirë, e pyeti:

-*Çfarë ke, o Sevban?*

Ashiku i Resulullahut, Sevbani, رضي الله عنه, u shpreh:

- Tu bëfsha kurban, unë së bashku me nënë e baba, o Resulullah! Malli për ty më ndez e më përcëllon deri në atë masë, sa, kur jam larg nurit tënd, më duket çdo çast burim hidhërimi. Kur në dynja është kaq e dhembshme të qëndruarit larg teje, po në Ahiret sa e rëndë do të jetë!? Në botën tjetër, ju Pejgamberët do të jeni së bashku. Kurse përfundimi im, në

lidhje me atë botë, është akoma i paqartë! Nëse nuk do të hyj dot në xhenet, do të privohem nga mundësia për të të shikuar ty! Kjo gjë më mundon e më torturon, o Resulullah!

Më pas, Pejgamberi, ﷺ, i dha sihariqin:

*"Njeriu do të jetë me atë që do..."* (Buhari, Edeb, 96)

Ndërsa shenja e dashurisë ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, është bindja dhe dorëzimi. Nëse nuk u bindemi udhëzimeve të Pejgamberit, ﷺ, nuk do të kemi fytyrë të kërkojmë shefaatin në botën tjetër. Në ajetin kuranor, paralajmërimi është krejt i qartë:

**"Thuaju** (o Muhamed)**: Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet..."** (Al-i Imran, 31)

Fjalët e ngrohta, që nuk të shpien tek bindja ndaj Allahut dhe Resulit të Tij, janë vetëm pretendime të ftohta që nuk i hyjnë në punë askujt. Kur nuk sakrifikohet asgjë në emër të dashurisë, pretendimi për afrimitet shpirtëror i ngjan afrimitetit fizik që dy njerëz kanë bashkë, për arsye të ndarjes së të njëjtës hapësirë, gjë që nuk ka vlerë të madhe. Hasan Basriu ka thënë:

"O njerëz! Mos e keqkuptoni hadithin e Profetit, sipas të cilit «*Njeriu është me atë që do*». Pa zbatuar dhe jetuar si vepërmirët, nuk mund të jeni së bashku me ta. Edhe jahudinjtë (hebrenjtë) dhe të krishterët, sipas formës së tyre, ushqejnë dashuri për profetët e tyre, por ama nuk janë sëbashku me ta." (*Ihja*, v. II, fq. 402)

Fudajl bin Ijaz, رضي الله عنه, i kërkonte llogari kështu nefsit të tij:

"Ti kërkon të jesh me Pejgamberin dhe besnikët e tij në

xhenetin Firdeus, por, çfarë ke bërë ndonjë vepër që të bën ta meritosh këtë? Sa ndjeshmëri epshore ke fikur ne vete? Sa e ke mundur mërzinë? Sa të afërm ke vizituar, prej atyre që nuk të bëjnë vizitë? A ia ke falë gabimin ndonjë vëllai? Sa njerëz ke larguar apo ke afruar për hatër të Allahut?.." (*Ihja*, v. II, fq. 402)

**Të duash për hir të Allahut;** të njohësh veç dashurinë përballë dashurisë. Në këtë aspekt, dashuria i jep imanit thellësi dhe ëmbëlsi. Në një hadith, thuhet se shija e besimit përjetohet veç kur plotësohen këto kushte:

*"1. Të duash Allahun dhe Resulin e Tij,*

*2. Ta shohësh aq të rrezikshëm kthimin në kufër, sa të të duket si rënie në zjarr,*

*3. Të duash për hatër të Allahut, e të urresh për hir të Tij."* (Shih. Buhari, Iman, 9, 14)

Padyshim, që shijimi i imanit ka si kusht kryesor dashurinë vetëm për hatër të Allahut. Kjo ka disa shenja të posaçme. Sehli, رضي الله عنه, i ka shpjeguar kështu:

"Shenja e dashurisë ndaj Allahut, është dashuria për Kuranin. Shenja e dashurisë ndaj Allahut dhe Kuranit, është dashuria për Pejgamberin. Shenja e dashurisë ndaj Pejgamberit, është dashuria për Sunetin. Shenja e dashurisë ndaj Sunetit, është dashuria për Ahiretin. Dashuria ndaj Ahiretit, është mospëlqimi i Dynjasë (që do të thotë: të mos biesh viktimë e joshjes së saj). Shenja e mospëlqimit të dynjasë, është të qëndruarit larg asaj pjese të dynjasë që nuk të shërben për të fituar Ahiretin."

Ai njeri që dashuron me të vërtetë, dashuron edhe gjërat

e dashura të të dashurit, nuk pëlqen ato gjëra që nuk pëlqen i dashuri dhe e përmend shumë atë. Pejgamberi, ﷺ, kur u pyet për vlerën më të qartë të besimit, u shpreh:

*"Të duash për hatrin e Allahut, të urresh vetëm për hatrin e Tij dhe ta zësh gjuhën tënde vazhdimisht me dhikër..."* (Ahmed bin Hanbel, *el-Musned*, 5/247.)

## TË DUASH DHE TË URRESH PËR HATËR TË ALLAHUT

Sipas disa transmetimeve, Allahu i Lartmadhëruar e pyeti njëherë Musanë:

- O Musa, a ke bërë ndonjë vepër veç për hatrin Tim?

Musai, عليه السلام, u përgjigj:

- Zoti im! Për Ty kam falur namaz, kam agjëruar, kam dhënë sadaka, kam bërë sexhde. Të kam falënderuar, kam lexuar librin Tënd, të kam përmendur vazhdimisht.

Allahu i Lartmadhëruar i tha:

- O Musa! Namazi të është orientues, agjërimi të është mburojë, sadakatë do të të jenë hije, sexhdet do të të jenë pemë në xhenet. Leximi i librit Tim do të të jetë qoshk dhe hyri. Përmendjet që më bën Mua, do të të jenë dritë. Po për Mua, a ke bërë ndonjë gjë?

I habitur, Musai, عليه السلام, pyeti:

- O Zoti im! Më trego se çfarë vepre më duhet të kryej vetëm për Ty, që ta zbatoj menjëherë!

Allahu i Lartmadhëruar i tha:

- O Musa! A ke bërë ndonjë mik për hatrin Tim? Po ndonjë armik, a ke bërë?

Kështu, Musai kuptoi se vepra më e pranuar tek Allahu Teala është të dashurit për hatër të Tij dhe të urryerit e armiqve të Tij. (*Mukashefetu'l-Kulub*, 86)

Në lidhje me këtë temë, transmetohet t'i jetë shpallur Isait:

*"Edhe në qoftë se kryen adhurimet e të gjitha krijesave të tokës dhe të qiejve dhe nuk krijon miqësi dhe armiqësi për hatrin Tim, nuk kanë asnjë vlerë tek Unë!"*

Përsosmëria e adhurimeve dhe veprimeve tona, janë në varësi të thellësisë sonë shpirtërore. Për këtë arsye, dashuria dhe urrejtja që ndodhen në zemrën tonë, duhet të jenë jo për nefsin tonë, por për Allahun e Lartmadhëruar.

Pejgamberi, ﷺ, nuk zemërohej kurrë, veç kur kundërshtohej hakikati (e vërteta) dhe kur shkelej haku (drejtësia). Kur shkelej drejtësia, zemërimi i tij nuk qetësohej, deri sa drejtësia të gjente vendin e vet. Asnjëherë nuk zemërohej për vete. Asnjëherë nuk debatonte me kënd për çështje që lidheshin me të.

Besimtari nuk duhet ta kuptojë urrejtjen për hatër të Allahut, si një zemërim të thatë e pa arsye. Ai duhet të dijë shumë mirë ku dhe kur duhet të zemërohet. Duhet të kujdeset për burimin e zemërimit të tij. Ta ketë të qartë nëse zemërimi lidhet me nefsin apo me besimin e tij. Kur zemërimi është nga nefsi, ai të shkatërron. Ndërsa, kur ai është për Allahun e Lartmadhëruar, të lartëson.

Veprimi i Aliut, رضي الله عنه, kur ai po luftonte me një kafir, është

një shembull i përsosur në lidhje. Aliu, ﷺ, ia fal jetën atij, sepse në çastin kur po e vriste, kafiri e pështyu. Kafiri, i çuditur nga veprimi i Aliut, ﷺ, e pyeti:

-O Ali! Pse ndalove, tek ishe bërë gati të më vrisje? Çfarë të ndodhi që nga një gjendje zemërimi, u qetësove në çast? Pse u bëre si një mot i kthjellët ndërsa po shkrepëtije si një vetëtimë? Ç'ishte ky ndryshim i papritur?

Aliu, ﷺ, i dha këtë përgjigje:

-Unë luftoj veç në rrugë të Allahut të Lartmadhëruar. Ua pres kokat armiqve të Allahut për hatër të Tij. Këtë gjë kurr nuk e përziej me nefsin... Duke më pështyrë, ti dëshirove të më përçmosh dhe të më nervozosh. Në atë cast, sikur të nervozohesha, do të të vrisja për hatër të nefsit tim, një arsye kjo shumë e ulët. Por unë nuk luftoj për të kënaqur egon time, por për hatër të Allahut të Lartmadhëruar.

Ky virtyt i Aliut, ﷺ, bëri që ai armik islamit të bëhej mysliman.

Zemërimi që buron nga nefsi e që e shtyn njeriun të gabojë e të humbasë mendjen, duhet të edukohet dhe të përmirësohet. Të jesh i matur dhe i qetë në rast se sulmohet feja, imani dhe vlerat morale, nuk do të thotë se e ke përmirësuar dhe edukuar nefsin. Një veprim i tillë është një gaflet dhe huti. Aq sa është shumë e rëndësishme të mundësh zemërimin për hir të Allahut, aq është shumë e rëndësishme të zemërohesh në vendin dhe në kohën e duhur për Të.

Omeri, ﷺ, ishte shumë i ashpër dhe i egër përballë kufrit, dhunës dhe padrejtësisë. Prandaj, aty ku ishte i pranishëm ai, askush nuk bënte padrejtësi. Prej se ai zemërohej dhe urren-

te vetëm për hir të Allahut të Lartmadhëruar edhe shejtani largohej prej tij.

Një dijetar shpirtëror shkoi tek Xhunejd Bagdadi. Vërejti se shejtani po largohej shpejt prej tij. Kur pa se Bagdadi është në një gjendje zemërimi, e pyeti i habitur:

- O Xhunejd! Ne e dimë se kur njeriu zemërohet, shejtani i afrohet atij. Por ty, edhe pse i zemëruar, po të largohet. Ku qendron urtësia e kësaj?

Xhunejd Bagdadi i dha këtë përgjigje:

- Ti e din mirë që burimi ynë i mërzisë nuk është vetja. Të tjerëve, për shkak se zemërohen, duke pasur arsye nefsin e tyre, shejtani u jep shumë shqetësime dhe vesvese. Ai largohet prej nesh më shpejt, kur zemërohemi për hatër të Zotit.

**Lusim Allahun e Lartmadhëruar që të na dhurojë edhe neve një nivel kaq të lartë shpirtëror! Të na ndihmojë në çështjen e dashurisë dhe të zemërimit për hatër të Tij! Na dhëntë forcën që ta perceptojmë të vërtetën si të tillë dhe ta përqafojmë atë. Gjithashtu na dhëntë aftësinë të perceptojmë të pavërtetën si të tillë dhe të shmangemi prej saj!**

**Amin!..**



# Singeriteti
# në dashuri dhe urrejtje

*Toleranca që tregohet duke menduar vetëm interesat e kësaj bote, e dobëson shumë besimin. Në ditët tona, mospeshimi i punëve të fesë dhe punëve të kësaj bote me Kuran dhe Sunet, po bëhet shkak i shumë tolerimeve, të cilat rrezikojnë besimin. Në gjithë këtë amulli, shumë njerëz me mangësi vetëdijeje, si trungjet që i merr përroi, këtë mjerim e konsiderojnë si lumturi.*

*Pejgamberi ﷺ thotë:*

*"Ose do të këshilloni për mirë, do të ndaloni nga e keqja dhe do të pengoni padrejtësinë e zullumqarit, ose Allahu Teala do t'jua bëjë zemrat të ngjashme me njëri-tjetrin dhe do t'ju mallkojë siç mallkoi Bijtë e Izraelit."* *(Ebu Daud, Melahim, 17/4336)*

# SINQERITETI NË DASHURI DHE URREJTJE

Të urresh ata që nuk i do Allahu, po aq sa të duash Allahun dhe ata që do Ai, është kusht i një besimi të shëndoshë. Të mos bartësh ndjenja urrejtjeje dhe kundërshtimi ndaj së keqes dhe së kotës, në të njëjtën masë që bart dashuri për Allahun dhe të mirën, është tregues i një dobësie dhe të mete në besim. Në një hadith fisnik thuhet:

***"Është plotësuar besimi i atij që do dhe urren për hir të Allahut dhe që jep e nuk jep për hir të Allahut."*** (Tirmidhi, Sifatu'l Kijame, 60)

Një besimtar i përsosur, i përshtat mendimet dhe ndjenjat sipas kënaqësisë hyjnore. Atë që do, e do për hir të Allahut dhe atë që urren, e urren për hir të Allahut. Thelbi i të gjitha ndjenjave është **"përshtatja me kënaqësinë e Allahut"**.

Abdullah ibën Abbasi ka thënë:

"Atë që do, duaje për hir të Allahut! Atë që braktis, brak-

tise për hir të Allahut! Dije se kështu fitohet kënaqësia e Tij. Përndryshe, njeriu nuk do të ketë dobi as nga agjërimi, as nga namazi, as nga haxhi etj. Sot, për fat të keq, njerëzit janë bërë shumë materialistë. **Dashuria dhe urrejtja** e tyre lidhen vetëm me interesat e kësaj bote…"

## KUR HUMBASIN NDJENJAT E BESIMIT...

Kur humbet ndjenja e kërkimit të kënaqësisë së Allahut nëpërmjet dashurisë dhe urrejtjes, njeriu bëhet kukulla e egos së tij dhe, në vend të ndjenjave shpirtërore, në plan të parë vë interesat e kësaj bote. Për këtë arsye, në emër të "**tolerancës**", njeriu fillon e hesht ndaj gabimeve me mendimin se "**mos t'i thyhet zemra, mos na prishet miqësia, interesi etj.**" Por kjo është e keqja më e madhe që mund t'i bëjë njeriu vetvetes dhe atij ndaj gabimeve të të cilit hesht.

I nderuari Sufjan Theuri ka thënë:

"Kur dikush bën një gabim dhe ai që pretendon se është vëllai i tij nuk e qorton me butësi, dijeni se dashuria që ka për të nuk është për hir të Allahut. Nëse do të ishte për hir të Allahut, ai do ta qortonte atë që i ngre krye Atij, në një mënyrë që ta kuptonte."

Toleranca që tregohet ndaj atyre që bëjnë gabime, bëhet shkak për përhapjen e gjynaheve në shoqëri, për konceptimin e tyre (gjynaheve) si të lejueshme dhe, së fundi, përgatit themelin e kryerjes së këtyre gjynaheve me lehtësi dhe pa u shqetësuar fare. Edhe prishja e Bijve të Izraelit filloi me tolerancën, për shkak të frikës së prishjes së interesave. Këtë të vërtetë, Profeti i Allahut ﷺ, e ka shprehur kështu:

*“Në fillim, (Bijtë e Izraelit) kur shikonin dikë që bënte një të keqe, e paralajmëronin: “Shiko këtu, vëlla! Ki frikë Allahun dhe largohu nga kjo punë, sepse kjo nuk është hallall (e lejuar) për ty!”. Të nesërmen, kur e shihnin të kryente të njëjtën gjë, (duke vënë në plan të parë interesat) nuk e qortonin më, me qëllim që të kishin mundësi të hanin, të pinin e të uleshin së bashku. Ja pra, atëherë Allahu i Lartmadhëruar, ua bëri zemrat të ngjashme me njëri-tjetrin”.*

Profeti i Allahut ﷺ, këto po i tregonte duke qenë i mbështetur. Papritur u drejtua dhe tha:

*“Ose do të këshilloni për mirë, do të ndaloni nga e keqja dhe do të pengoni padrejtësinë e zullumqarit, ose Allahu Teala do t’jua bëjë zemrat të ngjashme me njëri-tjetrin dhe do t’ju mallkojë siç mallkoi Bijtë e Izraelit.”* (Ebu Daud, Melahim, 17/4336)

## DOBËSIA E TOLERANCËS

Toleranca që tregohet duke menduar vetëm interesat e kësaj bote, e dobëson shumë besimin. Në ditët tona, mospeshimi i punëve të fesë dhe punëve të kësaj bote me Kuran dhe Sunet, po bëhet shkak i shumë tolerimeve, të cilat rrezikojnë besimin. Në gjithë këtë amulli, shumë njerëz me mangësi vetëdijeje, si trungjet që i merr përroi, këtë mjerim e konsiderojnë si lumturi. Për arsye se i rrëzuari nuk di për rrëzimin, i shtrembëruari nuk di për shtrembërimin, nuk ndihet as nevoja për t’u munduar në rrugën e drejtimit.

Degradimi që po përjeton shoqëria jonë për shkak të

pushtimit të kulturës globale, për fat të keq, ka sjellë me vete edhe disa praktika që bien ndesh me shpirtin e Islamit, duke përzier disa çështje joislame në pjesët më të rëndësishme të jetës. Sa paralajmërim i rëndësishëm është për njeriun shprehja e Allahut ﷻ, kur dëboi shejtanin:

"(Allahu) **tha: "Ik! Kushdo që të pason ty, do të ketë Xhehenemin si shpërblim -një shpërblim i plotë."** (Isra, 64)

Në të vërtetë, shumë myslimanë mund ta harrojnë fenë në pjesë të rëndësishme të jetës së tyre, siç janë ceremonitë e dasmave, syneteve dhe xhenazeve. Këto janë pjesë të jetës, në të cilat duhet pasur më shumë kujdes, për të qenë në përputhje me normat islame. Feja nuk është një ceremoni e veçantë për kohë të caktuara, por një mënyrë jetese, që rregullon çdo moment të jetës. Prandaj, nuk duhet që një gjë të praktikohet dhe një gjë të lihet. Në vend që të jetosh një jetë të pastër dhe brenda normave islame, të bësh të kundërtën duke shkaktuar hidhërimin e Allahut, është sikur të hedhësh një pikë uji të papastër në një gotë me ujë të pastër, duke e bërë ujin të papijshëm.

Më përpara, dasmat dhe synetet bëheshin në xhami dhe në oborre. Këndoheshin Kuran dhe mevlude. Ftoheshin të gjithë, të pasur e të varfër. Pas gostitjes, bëheshin dua (lutje). Thirrjet "Amin, amin!", bëheshin burimi i qetësisë së shpirtrave. Në këto raste thirreshin edhe të varfërit dhe të vetmuarit, të cilët bënin dua për lumturinë e kësaj bote dhe të botës tjetër. Në një hadith fisnik thuhet:

*"Gostia e dasmës, në të cilën thirren të pasurit e nuk thirren të varfërit, është me të vërtetë një gosti e keqe."* (Buhari, Nikah, 72)

Ky qortim profetik respektohej me rigorozitet të madh. Prandaj, këto gëzime ishin të mbushura me begati dhe atmosferë shpirtërore që të qetësonin zemrën. Ndërsa në ditët tona, ata që kanë pak mundësi, dasmat dhe synetet i bëjnë në restorante luksoze dhe në vende, ku zakonisht të varfërit nuk mund të hyjnë. Në ceremoni të tilla, ftohen njerëz të caktuar, shpërdorimi është i tepërt dhe bisedat që zhvillohen janë të padobishme. Madje, në disa dasma e gëzime, alkooli, i cili është një haram i formës së prerë, konsumohet sikur të ishte i lejuar veç për atë rast. Shumë prindër, që njihen si fetarë të fortë, që falin namazin dhe kanë kryer haxhin, duke rënë në kundërshtim me besimin e tyre, mbyllin sytë përpara ceremonive të tilla të bijve të tyre.

Një nga momentet më të rëndësishme të jetës, që është edhe ceremonia e vdekjes (xhenazja), ka degraduar, duke u kthyer në një shfaqje madhështie dhe respekti të tepruar. Pjesëmarrja e madhe në varrimet e personave me pozitë të lartë, bëhet shkak krenarie dhe mburrjeje. Në vend që t'i luten Allahut dhe të japin sadaka për shpirtin e të ndjerit, shfaqin veprime që vijnë nga tradita joislame duke vendosur kurora me lule dhe qirinj.

Në ceremoninë e varrimit (në xhenaze) shkohet për hir të Allahut. Bëhet dua (lutje) për të ndjerin dhe jepet sadaka për paqen e shpirtit të tij, duke qëndruar besnik ndaj vëllait të fesë edhe pas vdekjes së tij. Profeti ﷺ, herë-herë i pyeste sahabët: *"A keni përcjellë ndonjë xhenaze sot?"* me qëllim që t'i nxiste që të bëheshin burim ngushëllimi ndaj vëllezërve të tyre.

Sot disa njerëz, shkojnë në ceremoninë e varrimit (xhe-

naze), vetëm se u vjen turp të mos marrin pjesë dhe me mendimin që të mos prishen me familjen e të ndjerit. Ata nuk tregojnë ndonjë interes të madh për xhenazet e të varfërve, por vetëm për ato të të pasurve dhe njerëzve me pozitë.

Sa e hidhur është të dëgjosh që sot, kur virusi i materializmit është përhapur kudo dhe ku çdo gjë vlerësohet me një mentalitet materialist, vlera dhe nderi i njeriut të matet me para dhe me pozitë! Dasmat, synetet dhe ceremonitë e vdekjes, janë tregues të mirë të kësaj gjendjeje të keqe. Parimet e vlerësimit të nderit dhe fisnikërisë njerëzore, duhet të jenë gjithmonë besimi, devotshmëria dhe morali i bukur.

Mania për jetë luksoze, sjelljet e shthurura që shfaqen nëpër dasma, gëzime dhe argëtime të ndryshme, shpërdorimet e tepruara shpërfillëse ndaj të sëmurëve, foshnjave dhe zemrave të hidhëruara, armët, fishekzjarret që shkrehen dhe zëri i lartë i muzikës që shkel të drejtat e dikujt tjetër etj., janë disa nga ndikimet negative të materializmit dhe pushtimit të kulturës së huaj.

## REAKSIONI I BESIMIT

Një nga shenjat e besimtarit është edhe fakti se ai është çelës i së mirës dhe kyç i së keqes. Pra, është kusht i besimit, që aq sa punohet në rrugë të Allahut, me qëllim që të zotërojë e drejta dhe e mira, po aq duhet të punohet edhe për t'u thënë *ndal* ndyrësive të shejtanit dhe egos, të keqes dhe të kotës. Nëse ndonjë besimtar ftohet aty ku shkelen haptazi ligjet e Allahut, ai duhet të mbajë qëndrim. Kjo, sepse në ajetin kuranor ndalesa është shumë e qartë:

“(Ata besimtarë) **të cilët shmangen nga fjalët e kota.**” (Mu’minun, 3)

Pra, përderisa besimtarët janë ndaluar nga fjalët dhe veprat e kota e të padobishme, nuk mund të mendohet që ata të marrin pjesë në vende ku bëhen vepra që e hidhërojnë Allahun. Besimtari që përballet me ndonjë rast të tillë, e ka për detyrë të qortojë me një gjuhë të përshtatshme. Nëse ai që qortohet flet me moskokëçarje dhe thotë fjalë të tilla si: “Ohoo, në ç’shekull jeton ti? Lëri këto zakone të vjetra etj..” dhe nuk u jep rëndësi fjalëve të Allahut, duhet treguar reagim për hir të Tij, duke mos iu përgjigjur ftesës, sepse besimtarët janë dëshmitarët e Allahut në çdo vend dhe në çdo kohë që jetojnë. Në lidhje me këtë, në një ajet kuranor urdhërohet:

**“Kështu, Ne ju kemi bërë një bashkësi të drejtë, që të bëheni dëshmitarë për njerëzit dhe i Dërguari për ju...”** (Bekare, 143)

Të shfaqësh urrejtjen që ndihet ndaj së keqes, mund të lërë gjurmë pozitive në shpirtrat e atyre që e veprojnë atë të keqe dhe kjo mund të ndikojë në shpëtimin dhe kthimin nga rruga e tyre e gabuar. Me shtimin e ndikimit pozitiv, shpresohet që ai person ta kuptojë gabimin dhe t’i kthehet Allahut dhe veprave të mira. Mirëpo, nëse qëndrohet pa reaguar ndaj shkeljeve të ligjeve të Allahut dhe, në veçanti, nëse tregohet mirëkuptim ndaj tyre, njerëzit e pakujdesshëm dhe gjynahqarë e kanë më të lehtë të veprojnë të keqen dhe për ta, kjo do të bëhej shumë normale.

Zhvillimi i protestave të shumta dhe grevave të gjata të urisë për interesa të ngushta materialiste dhe, nga ana tjetër, mosreagimi për hir të Allahut në çështje fetare dhe shpirt-

ërore, është një tregues i qartë i mungesës së vetëdijes dhe identitetit islam.

## SËMUNDJA E IMITIMIT

Një nga arsyet që rrezikojnë besimin është edhe sëmundja e imitimit të jomyslimanëve dhe mënyrës së tyre të jetesës. Prishja e bazave të besimit dhe e ekuilibrit mendor dhe moral, fillon me këto lloj imitimesh. Me kalimin e kohës, imitimi kthehet në ves. Pastaj, ai ndërron formë. Nga bashkim, kthehet në përputhje mendimesh. Nga përputhje mendimesh, shkon deri tek njësimi i ndjenjave. Për këtë arsye Profeti ﷺ, thotë:

*"Kush mundohet t'i ngjajë një populli, është prej tij."* (Ebu Daud, Libas, 4/4031)

Ky gjykim, edhe sikur të ishte në lidhje me simbolet fetare, t'u ngjash jomyslimanëve qoftë edhe në çështje që nuk konsiderohen simbole, padyshim që nuk është aspak larg gabimit.

Tendenca për imitim, pak apo shumë qoftë, padyshim se është në natyrën njerëzore. Në ditët e sotme, nga pikëpamja e moralit islam, shihet se në shoqëri degradimi mbizotëron në një masë të madhe. Shembujt e këqinj janë më të shumtë, në krahasim me shembujt e mirë. Për këtë arsye, tendenca natyrale për imitim kërkon një delikatesë më të madhe, që të përdoret në drejtimin e duhur. Miliona njerëz, përveç se humbin kohën e tyre duke ndjekur debate politike dhe sportive, thjesht për arsye të tendencës së imitimit, kanë edhe elemente të tjera për të cilat thuajse nuk flitet fare, por që janë shumë të rëndësishme. Nga këta mund të përmendim të rinjtë që

hyjnë në xhami me veshje që reklamojnë figura dhe shkrime të huaja dhe të papërshtatshme. Për fat të keq, ky veprim që është në kundërshtim me normat islame, nuk qortohet dhe, prandaj as nuk ndërgjegjësohen për këtë. Besimtarët duket sikur e kanë harruar se janë cilësuar nga Allahu i Lartmadhëruar si një popull që **"urdhëron në të mirë dhe ndalon nga e keqja"**. Ndërsa reagimi ndaj gabimeve, duke këshilluar me fjalë të bukura dhe të urta, është farz (obligim i prerë) për çdo mysliman. Në Kuranin Fisnik urdhërohet:

**"...këshilloji dhe thuaju fjalë që i prekin në zemër".** (Nisa, 63)

Mosngjasimi me jomyslimanët është një kusht shumë i rëndësishëm për ruajtjen e identitetit islam. Prandaj, Profeti i Allahut ﷺ, për t'i kundërshtuar hebrenjtë, të cilët agjërojnë në datën 10 Muharrem, urdhëroi që myslimanët të agjërojnë një ditë para ose pas datës 10 Muharrem. Pra, është e ndaluar t'u ngjajmë atyre, madje edhe në adhurime.

Nëse humbet ndjenja e urrejtjes për hir të Allahut, si rezultat i imitimit të mënyrës materialiste të jetesës së jomyslimanëve, dalëngadalë do të fillojnë të zhduken edhe ndryshimet që ekzistojnë ndërmjet nesh dhe atyre. Nëse besimin do ta konsideronim si një litar, kur të dobësohej ndjenja e kundërshtimit për hir të Allahut, fijet e litari do të fillonin të këputeshin një e nga një.

Osmanllinjtë kanë zotëruar një territor prej 24 milion km katrorë. Në këtë territor kaq të madh, ata bashkëjetuan me popuj që kishin fe, gjuhë dhe raca të ndryshme. Mirëpo, gjithmonë me nderin dhe madhështinë e Islamit mbijetuan me traditën e vet. Ata nuk u ndikuan nga jomyslimanët, por për-

kundrazi e përfaqësuan fenë dhe kulturën e tyre, duke ndikuar në mënyrën më të bukur tek ata. Ndërsa sot, së bashku me rënien ekonomike, në kulturën tonë u futën shumë elemente dhe zakone, që nuk i përshtaten stilit tonë të jetesës. Duke filluar që nga veshjet, dasmat, argëtimet, ndërrimi i viteve, konceptimi i pushimeve dhe deri tek mbajtja e qenve në shtëpi, në shumë fusha të jetës sonë është shtuar ngjashmëria me jomyslimanët.

Mënyra jonë e veshjes, zbukurimi i shtëpive, mënyra e jetesës etj., duhet të jetë sipas formave, ngjyrave dhe ekuilibrave që ka parashikuar Islami. Kur Omeri ﵁, dërgoi një ushtri në Azerbajxhan dhe Dagestan, i porositi me seriozitet të madh që të mos imitonin veshjet, ushqimet, traditat dhe zakonet e idhujtarëve që ndodheshin atje. Ky është një shembull tjetër dhe një tregues shumë i qartë i rëndësisë që bart kjo çështje.

## DIALOGU ME JOMYSLIMANËT

Për të kuptuar më drejtë ato që sot përmenden shumë shpesh, **“tolerancën”** dhe **“dialogun”**, më parë duhet të dimë se si “e shikon Islami njeriun”.

Islami nxit që çdo njeri, qoftë dhe jomysliman, të shihet me syrin e mëshirës së Krijuesit. Gjithashtu, i jep rëndësi ruajtjes së të drejtave të atyre që nuk e pranojnë ftesën e udhëzimit. Një shembull tipik i kësaj, është edhe marrëveshja që bëri Profeti i Allahut ﷺ, me hebrenjtë në Medine. Në bazë të kësaj, bashkëpunimi dhe marrëveshjet me jomyslimanët në çështjet e të drejtave qytetare dhe interesave të shtetit, pa lëshuar pe në përmbajtjen e fesë, nuk përbëjnë problem.

Islami na mëson që në marrëdhëniet njerëzore të ekzistojë butësia dhe mëshira. Një transmetim i Jalabin Murre, na bën ta kuptojmë më mirë këtë çështje:

"Jam gjendur shumë herë së bashku me Profetin. Sa herë që Profeti i Allahut rastiste ndonjë të vdekur në rrugë, menjëherë urdhëronte që të varrosej dhe nuk pyeste në ishte mysliman apo kafir." (Hakim, I, 526/1374)

Kur njëri prej të mëdhenjve të hebrenjve, i cili ishte shumë i moshuar dhe pa takat, po kalonte në rrugë, Profeti ﷺ, tha:

*"Një herë e një kohë, ky ka qenë prej të mëdhenjve të një populli. Kujdesuni për të!"*

Islami urdhëron që të jemi shumë të përpiktë ndaj të drejtave të jomyslimanëve. Një shembull i bukur është edhe porosia e Sulltan Mehmet Fatihut ndaj ushtarëve të vet, kur po hynte në Stamboll, pasi kishte ngadhënjyer:

"...Mos i prekni ata që nuk rezistojnë dhe kërkojnë ndihmë! Mos cenoni aspak fëmijët, të moshuarit dhe të sëmurët!.."

Ende pa u bërë e famshme Deklarata e të Drejtave të Njeriut, e Sulltan Fatihut, patriarku i Stambollit, të cilit iu mbushën sytë me lot për shkak të kësaj sjelljeje të drejtë dhe tolerante, ra në këmbët e Fatihut. Ndërsa sulltan Fatihu, duke e ngritur i thotë:

"Në fenë tonë është haram që njerëzit t'i bien në sexhde dikujt tjetër, veç Zotit. Ngrihuni! Ty dhe të krishterëve që janë bashkë me ty, ua ktheva lirinë dhe të drejtat. Që prej këtij momenti, mos kini frikë prej meje, për sa i përket jetës dhe lirisë suaj!.."

Megjithëse në Rumeli myslimanët ishin pakicë, në sajë të drejtësisë dhe tolerancës që treguan Osmanllinjtë ndaj jomys-

limanëve, për shekuj me radhë ka sunduar qetësia dhe paqja. Gjithashtu, kjo bëri që të udhëzoheshin në Islam shumë prej popujve jomyslimanë. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"Diskutoni me ithtarët e Librit vetëm me mënyrën më të mirë, por jo me keqbërësit e tjerë. Dhe thoni: Ne besojmë në atë që na është zbritur neve dhe në atë që ju është zbritur juve. Zoti ynë dhe Zoti juaj është një -dhe ne Atij i nënshtrohemi si myslimanë."** (Ankebut, 46)

Në bazë të mësimeve që janë nxjerrë nga këto ajete fisnike, pas pushtimit të Kosovës dhe Bosnjës, aty janë dërguar familje të pastra myslimane prej Anadollit, të cilat janë bërë shembuj të një jete me moral të lartë dhe identitet islam. Këto familje myslimane u bënë shkaku kryesor i udhëzimit në islam të popujve vendas.

Mbi të gjitha, nëse jomyslimanëve do t'u bëhej padrejtësi, siç u është bërë myslimanëve, në ditën e kiametit do të jepej llogari për këtë. Një shembull i mrekullueshëm i mbrojtjes së të drejtës njerëzore në islam, është edhe rasti i gjyqit midis Sulltan Fatihut dhe një arkitekti të krishterë, ku gjyqtari gjykoi kundra Sulltanit.

## BAZAT E DIALOGUT ME JOMYSLIMANËT

E gjithë bota është fushë e davetit islam. Profeti ﷺ, sipas kushteve të kohës, duke dërguar dikë prej njerëzve të vet, është futur në një lloj dialogu me mbretërit e shumë vendeve. Ndërsa shokët e Profetit ﷺ, me vullnet të hekurt dhe pa u lodhur, kanë shkuar nga Kina e deri në Semerkand.

Në ditët e sotme, ku pothuajse nuk ekziston më pengesa e largësisë, kemi për detyrë të shpjegojmë dhe të përhapim

mësimet e Islamit në çdo vend. Veçanërisht në këtë kohë, kur Islami po përballet me padrejtësitë më të mëdha dhe shpifjet për terrorizëm, e kemi për detyrë t'i tregojmë botës se Islami nuk është i tillë dhe se vetë Profeti ﷺ, e ka kaluar një pjesë të mirë të detyrës së tij profetike prej 23 vitesh, duke luftuar me terrorin. Prandaj është kusht që, me një vetëdije të plotë, të zhvillohet një dialog i frytshëm me jomyslimanët. Gjatë këtyre dialogjeve duhet pasur kujdes në disa pika:

1. Kurrë nuk duhet të harrohet se **Islami është feja e vetme e pranuar tek Allahu**. Hebraizmi dhe Kristianizmi, në themelin e tyre janë fe të vërteta. Mirëpo, me kalimin e kohës, kanë devijuar. Në sajë të këtyre devijimeve, Kristianizmi është bërë fe që pranon trininë (tre zota), ndërsa Hebraizmi është kthyer në një fe antropomorfe. Ndërsa Islami është fe e teuhidit.

2. Një çështje tjetër është edhe "ruajtja e sinqeritetit". Si shembull mund të përmendim dialogun e Musait عليه السلام, me faraonin, që na jepet edhe në Kuranin Kerim. Musai عليه السلام, shkon tek faraoni për ta ftuar në rrugën e drejtë dhe zhvillon një dialog me gjuhë të ëmbël (të butë). Megjithatë, gjatë dialogut ai (Musai) nuk lëshon pe në asnjë prej çështjeve të fesë. Si rezultat i këtij sinqeriteti, Musai عليه السلام, nderohet me udhëzimin e magjistarëve, të cilët ishin thirrur nga faraoni për t'u përballur me të.

3. Për të arritur një qëllim të lejuar, Islami përdor mënyra të lejuara. Një qëllim jo i lejuar nuk mund të arrihet me mënyra të lejuara. Edhe kjo është një nga çështjet më delikate të Islamit.

Shembulli më i mirë i kësaj është jeta profetike prej 23 vitesh e Profetit ﷺ. Për të predikuar Islamin, Pejgamberi ﷺ,

nuk ka përdorur asnjë mënyrë, të cilën nuk e ka aprovuar Allahu i Lartmadhëruar. Në lidhje me këtë, mund të përmendim luftën e Bedrit:

Siç e dimë, në luftën e Bedrit, numri i myslimanëve ishte sa një e treta e numrit të mushrikëve. Gjatë rrugës për në fushën e betejës, Profeti ﷺ, bashkë me Aliun dhe Ebu Lubaben ؓ, përdorën të njëjtën deve, së cilës i hipnin me radhë. Dy mushrikë prej Medinës, që erdhën nga pas, e arritën ushtrinë dhe dëshiruan që të luftonin përkrah myslimanëve. Profeti i Allahut ﷺ, i pyeti:

*-Ju dolët bashkë me ne për udhë?*

Mushriku, që quhej Hudejb, u përgjigj:

- Jo!

Profeti ﷺ, tha:

- *Atëherë kthehuni! Ne nuk kemi nevojë për ndihmën e një mushriku!..*

Hudejbi nguli këmbë duke thënë:

- Unë njihem nga gjithë fisi im për trimëri dhe bëma.

Profeti ﷺ, tha:

- *Jo, më parë bëhu mysliman, pastaj lufto!*

Pak më vonë, Hudejbi erdhi përsëri dhe i kërkoi të njëjtën gjë. Mirëpo përgjigjja nuk ndryshoi. Ky veprim i vendosur i Profetit ﷺ, duke e ditur gjendjen e ushtrisë së tij përballë ushtrisë së mushrikëve, ndikoi thellë në shpirtin e Hudejbit. Më në fund, Hudejbi, me një emocion të papërshkrueshëm, deklaroi se u bë mysliman. Profeti ﷺ, i cili u gëzua jashtë mase, tha:

- *Tani bëj çfarë të duash!* (Shih. Muslim, Xhihad, 150)

Shkurtimisht, në marrëdhëniet me jomyslimanët nuk duhet lëshuar pe në urdhrat e Allahut, sunetin e Profetit ﷺ dhe në parimet delikate të davetit (ftesës për në fenë islame). Nuk duhet harruar se një lëshim i vogël në këtë çështje, mund të shkatërrojë besimin. Në Kuranin fisnik urdhërohet:

**"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut…"** (Nisa, 80)

**"O ju që keni besuar! Mos nxitoni para** (urdhrit të) **Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe kijeni frikë Allahun!.."** (Huxhurat, 1)

Nuk duhet harruar se lëshimi pe në disa çështje, gjatë dialogut me jomyslimanët, kufizohet vetëm për ata persona që e bëjnë këtë gabim. Prandaj, për shkak të këtyre mendimeve individuale, nuk duhet paragjykuar një bashkësi e tërë, e cila mund të jetë në rrugë të drejtë. Këto veprime të tepruara mund të cënojnë zemrat e besimtarëve, që mundohen dhe punojnë brenda rregullave dhe normave Islame.

Allahu na mundësoftë që gjithmonë të tregojmë delikatesë në këto çështje!

**O Zot! Na e bëj të dashur besimin dhe zbukuroji zemrat tona me dashurinë për besimin! Na bëj të mundur që mohimin dhe gjynahun ta shohim gjithmonë si diçka të shëmtuar dhe të ruhemi ashtu siç duhet prej tyre! Na bëj prej njerëzve që janë çelës për të mirën dhe kyç për të keqen!**

**Amin!**




# Të mos harrojmë përkohëshmërinë

*Ne duhet të meditojmë shumë mbi këtë fakt. Vallë, si do të jetë panorama e takimit tonë të sigurt me melekun e vdekjes? A do të takohemi me të kur të jemi në sexhde apo kur të jemi duke bërë ndonjë gjynah? Vallë, cila do të jetë fjalia e fundit që do të dalë nga buzët tona?..*

*Hasan Basriu vazhdon, duke thënë:*

*Nëse familja e të vdekurit do ta shihte Azrailin dhe do të dëgjonte ato që thoshte, do ta harronte të vdekurin dhe do të qante për veten!"*

# TË MOS HARROJMË PËRKOHSHMËRINË

Një nga pengesat më të mëdha që duhen kaluar në jetën e kësaj bote, është ***iblisi*** (shejtani), ndërsa tjetri është ***nefsi*** (egoja). Në përgjithësi, kur flasim për nefsin, na vijnë në mend tendencat negative të njeriut. Një pjesë e madhe e anëve negative të nefsit, e kanë burimin tek ***"kryeneçësia ndaj përkohshmërisë"*** dhe dëshira ***"për të qenë i pafund"***.

Dhe me të vërtetë, njeriu nuk e dëshiron kurrë zhdukjen e të mirave që zotëron dhe gjithmonë dëshiron pafundësi dhe pavdekësi. Dikush e kërkon pafundësinë e vet tek fëmijët dhe dëshiron që soji i tij të vazhdojë deri në ditën e kiametit. Dikush tjetër e kërkon tek dhënia dhe mania pas trupit të vet dhe dëshiron të jetojë me shekuj. Dikush tjetër e kërkon tek fama, duke lënë vepra të pavdekshme dhe dëshiron që fama e tij të njihet edhe pas vdekjes. Dikush tjetër e kërkon tek grumbullimi i pasurisë dhe mbështetet tek fuqia e pasurisë së tij, duke e konsideruar atë si tregues të ekzistencës së vet. Në

një ajet fisnik urdhërohet:

**"Mjerë për çdo përqeshës - shpifës që grumbullon pasuri dhe e ruan, duke menduar se ajo do ta bëjë të pavdekshëm!"** (Humeze, 1-3)

Mirëpo të kërkosh pafundësi në këtë botë të përkohshme ose të kujtosh se ditët e lumtura nuk do të mbarojnë kurrë dhe se të mirat që zotëron nuk do të zhduken, është një shpresë e kotë dhe i ngjan mashtrimit me mirazhet që shfaqen në shkretëtirë. Sa bukur shprehet një poet:

"Mos kërko pafundësi nga kjo botë! Ajo nuk e zotëron as vetë, që të ta japë edhe ty!"

Prandaj, nuk duhet të harrojmë kurrë se në këtë botë jemi veçse mysafirë, se koha e jetës do të mbarojë një ditë papritur dhe se jeta e vërtetë dhe e pafundme është jeta e botës tjetër. Në fakt, nuk ka asnjë krijesë që Allahu Teala ta ketë përjashtuar nga përkohshmëria. Të harrosh përkohshmërinë, është shprehje mendjelehtësie dhe i ngjan atij që zhyt kokën në rërë, duke kujtuar se në atë mënyrë do të shpëtojë nga rreziku. Mirëpo për fat të keq, në të shumtën e rasteve, koncepti i njeriut për vdekjen nuk është shumë më i ndryshëm. Shumë prej njerëzve, në vend që ta zbukurojnë vdekjen e tyre me nënshtrim fisnik ndaj Allahut, bëjnë një jetë të shkujdesur nën frikën e vdekjes.

## DY SHFAQJE TË KUNDËRTA

Vehbi bin Munebbih (Allahu e mëshiroftë!) tregon:

Kur një mbret dëshiroi të shkonte diku, midis shumë veshjesh zgjodhi më të bukurën dhe midis shumë kuajve zgjodhi

më të pashmin dhe më të fuqishmin. Pastaj doli për udhë me njerëzit e tij, duke ecur me krenari dhe mburrje. Në rrugë i doli përpara një njeri i mjerë dhe e kapi kalin prej kapistre. Mbreti bërtiti me ashpërsi:

-Kush je ti që më del përpara? Largohu nga rruga!

Ndërsa njeriu i mjerë, me butësi i thotë:

-Kam disa gjëra për të të thënë! Është diçka me rëndësi për ty...

Mbreti, me kureshtje të madhe, tha:

-Pa na i thuaj!

-Është diçka e fshehtë. Përkulu pak, që të ta them në vesh!

Mbreti u përkul dhe njeriu i tha:

-Unë jam Azraili, kam ardhur të të marr shpirtin!Mbreti u shastis dhe me panik të madh filloi t'i lutej:

*-Të lutem, më jep pak kohë!..*

Azraili i thotë:

*-Jo! Për ty nuk ka më kohë! Nuk ke për t'u takuar as me familjen tënde!*- dhe ia mori shpirtin në vend.

Sa kuptimplote është kjo këshillë e Ebu Bekrit ﷺ:

"Ik prej famës, që të të ndjekë nderi. Përgatitu për vdekjen, që të të falet përjetësia".

Më vonë Azraili, vazhdoi rrugën dhe u takua me një njeri besimtar. Pasi i dha selam, i tha:

*-Kam një punë me ty. Do të ta them fshehtas,*- dhe iu afrua te veshi duke i thënë se ishte Azraili. Besimtari u gëzua dhe tha:

*-Mirë se erdhe! Kam kohë që të pres. Jam munduar shumë për t'u pastruar nga mangësitë e të metat dhe për ta bërë më të bukur çastin e vdekjes. Gjithmonë kam jetuar duke menduar për frymën e fundit dhe duke u përgatitur për të.*

Azraili thotë:

*-Atëherë, plotësoje punën që je duke bërë.*

*-Puna ime më e rëndësishme është bashkimi me Allahun*,- tha besimtari. Pas kësaj, meleku i vdekjes i thotë:

*-Do të ta marr shpirtin, kur ti të jesh në gjendjen që dëshiron.*

*-A është e mundur kjo?*- pyet besimtari.

*-Po, kështu jam urdhëruar të veproj me ty*,- tha meleku.

Pas këtyre fjalëve, besimtari tha:

*-Mirë atëherë, të marr abdest, të filloj namazin dhe ma merr shpirtin kur të jem në sexhde*. Dhe me të vërtetë ashtu ndodhi. (Gazali, Ihja'u-Ulumi'd-Din, Vol. 4, faq 834-5.)

Sa bukur e përshkruan Mevlana Xhelaledin Rumi, vdekjen e të dashurve të Allahut:

"Për njerëzit e së fshehtës, vdekja e trupit është dhuratë hyjnore. A humbet gjë floriri i pastër nga prerja me gërshërë?"

Nga një anë, shohim panoramën e fundit të tmerrshëm të një jete të shkujdesur... Dhe nga ana tjetër, shohim çastin e një fryme të fundit, e cila e ka pranuar përkohshmërinë dhe, duke jetuar çdo moment me mirësi, është e gatshme për vdekjen larg prej hidhërimit e panikut... Ja pra, për dikë vdekja është një makth i vërtetë e për dikë tjetër është siç e

quan edhe Mevlana i nderuar, një "sheb-i arus"(natë dasme) i lumtur…

Ne duhet të meditojmë shumë mbi këtë fakt. Vallë, si do të jetë panorama e takimit tonë të sigurt me melekun e vdekjes? A do të takohemi me të kur të jemi në sexhde apo kur të jemi duke bërë ndonjë gjynah? Vallë, cila do të jetë fjalia e fundit që do të dalë nga buzët tona?..

## MOS QAJ PËR TË VDEKURIN, POR PËR VETEN!..

Hasan Basriu (Allahu e mëshiroftë!), thotë:

*"Azraili merr shpirtin e atij, të cilit i ka mbaruar risku dhe i është plotësuar jeta. Ndërsa familja e të vdekurit qan e hidhërohet. Azraili me gjuhën e tij, thotë:*

*- Përse qani? Këtij personi nuk i kam ngrënë as riskun, nuk i kam prerë as jetën. Risku i tij mbaroi, jeta i përfundoi, ndodhi caktimi i Allahut, erdhi urdhri i Tij dhe i mora shpirtin. Mos qani kot. Unë do të vij vazhdimisht këtu dhe nuk do të lë asnjë prej jush."*

Hasan Basriu vazhdon, duke thënë:

*Nëse familja e të vdekurit do ta shihte Azrailin dhe do të dëgjonte ato që thoshte, do ta harronte të vdekurin dhe do të qante për veten!"*

Allahu i Madhëruar ka krijuar çdo gjë me urtësi. Prandaj, me qëllim që të mos e harrojmë vdekjen, por të jemi gjithmonë të gatshëm për atë moment dhe të mos lëmë pas dore as këtë jetë, e ka fshehur çastin e vdekjes. Kjo është prej mëshirës së Tij ndaj njerëzve.

Nëse një njeri do ta dinte më parë çastin e vdekjes, për shkak të hidhërimit të madh, do ta braktiste punën, madje edhe familjen e tij para çastit të vdekjes dhe jeta do të humbiste rregullin dhe harmoninë e vet. Nëse njerëzit do t'i dinin më parë ato që do të ndodhin, nuk do ishin të lumtur dhe nuk do të gjenin paqe prej halleve të shumta të jetës. Nëse një nënë do ta dinte se fëmija i saj do të vdiste në lule të rinisë, ose që do të bëhej një njeri i keq, nuk do të gjente kurrë paqe në jetën e saj. Me një fjalë, mosnjohja e çastit të vdekjes nga ana e njeriut, është një mirësi e madhe hyjnore, sepse Allahu e ka krijuar jetën e kësaj bote me urtësinë e sprovës dhe po me atë urtësi, e ka bërë të panjohur "kaderin" (caktimin) dhe "exhelin" (çastin e vdekjes). Prandaj, prej nesh kërkohet që të jemi gjithmonë të gatshëm për çastin e vdekjes.

Në një ajet të Kuranit fisnik urdhërohet:

**"Çdo shpirt do ta shijojë vdekjen dhe pastaj të gjithë do të ktheheni tek Ne".** (Ankebut, 57)

Ky ajet dhe shumë të tjerë të ngjashëm me të, të cilët përsëriten shpesh në Kuran, janë paralajmërime hyjnore, që nuk na lenë të mbytemi në vorbullën e dëshirave të egos sonë.

Të parët tanë i kanë ndërtuar varrezat në mes të qyteteve dhe përballë xhamive, me qëllim që ata të cilët kalojnë aty, të mos harrojnë përkohshmërinë, të shohin të ardhmen e tyre, të marrin mësim dhe të përmirësojnë gjendjen e tyre.

Sigurisht që edhe ne duhet të marrim mësim prej ndodhive të vdekjeve që dëgjojmë dhe shohim dhe të mos harrojmë se një ditë edhe ne do ta përjetojmë një moment të tillë. Vetëm në këtë mënyrë mund të shpëtojmë nga shkujdesja dhe të shkojmë drejt Allahut me shpirt të qetë.

Profeti ﷺ, ka thënë:

*"Kujtojeni shpesh atë që ju pret si thikë gëzimet e kësaj bote!"* (Tirmidhi, Zuhd, 4)

Ndërsa në një hadith tjetër, ka thënë:

*"Fale namazin, si namazi i atij që po ndahet nga kjo botë!.."* (Ibën Maxhe, Zuhd, 15)

Me anë të këtyre këshillave, Profeti ﷺ, ka treguar anën edukative të meditimit të vdekjes. Riti i namazit është udhëtimi shpirtëror nga kjo botë për në botën tjetër. Pesë kohët ditore të namazit tregojnë nënshtrimin, dorëzimin, besnikërinë dhe devotshmërinë ndaj Allahut Teala. Namazi është një disiplinë shpirtërore që të bashkon me Allahun, duke qenë se në këtë botë njeriu ndodhet në një lloj kurbeti shpirtëror.

Nga kjo pikëpamje, namazi është një lloj miraxhi midis kësaj bote dhe botës tjetër. Besimtari, i cili kthehet në jetën e përditshme pasi e ka falur namazin në mënyrë të rregullt dhe i përqendruar thellësisht, vazhdon të jetojë sikur është kthyer përsëri në jetë, pasi ka vdekur njëherë. Një namaz i tillë, e ruan njeriun nga gjynahet. Namazi, i cili kryhet në mënyrë të përsosur, është një mësim i vërtetë rreth vdekjes.

Besimtari që fal namazin e tij, siç e fal njeriu i cili po ndahet nga kjo botë, çdo gjë e sheh dhe e përjeton sikur po sheh nga dritarja e botës tjetër. A mund të jenbashkudhëtarë me iblisin në jetën e kësaj bote ata që zotërojnë një shpirt të tillë? A mundet që pasionet e kësaj bote t'ua pushtojnë zemrën?..

Një herë, Ibrahim bin Et'hemin e pyetën:

- Pse nuk na pranohen duatë?

Ai u përgjigj:

"Allahun e njihni, por urdhrat e Tij nuk i zbatoni! Profetin e njihni, por sunetin e tij nuk e vepроni! Kuranin e lexoni, por me të nuk punoni! Hani nga të mirat që u ka falur Allahu, por nuk falënderoni! Xhenetin e dini, por nuk mundoheni ta fitoni! Xhehenemin e dini, por nuk shqetësoheni! Thoni se ka vdekje, por nuk përgatiteni! Baballarët dhe nënat tuaja i vendosni në varr me duart tuaja, por nuk merrni mësim! Kur puna është kështu, si të pranohet duaja e dikujt që është kaq i shkujdesur!?" (Tedhkiretu'l-Evlija)

## MISTERI MË I RËNDËSISHËM: FRYMA E FUNDIT

Jeta e të dashurve të Allahut kalon duke medituar mbi vdekjen, pjekurinë shpirtërore dhe duke u shqetësuar për misterin e frymës së fundit. Kjo, sepse ata e dinë shumë mirë se shejtani, i cili mundohet t'ia rrëshqasë njeriut këmbën gjatë gjithë jetës, në frymën e fundit të njeriut, i vërsulet besimit të tij me një egërsi edhe më të madhe. Ai i nxjerr nga rruga ata, në zemrat e të cilëve ka dyshim dhe i hedh në kyfyr (mohim). Më pas largohet dhe, njeriun të cilin e ka mashtruar, e lë kokë më kokë me fatkeqësinë e tij. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"...shejtani i thotë njeriut: "Mos beso!". Por, kur ky bëhet mohues, shejtani i thotë: "Unë nuk kam të bëj me ty! Në të vërtetë, unë i frikësohem Allahut, Zotit të botëve"!"** (Hashr, 16)

Për këtë arsye, i lutemi Allahut të Madhëruar që të na ruajë sinqeritetin tonë, sidomos në frymën e fundit. Në udhëtimin e jetës, kthesa e fundit në shtegun e exhelit, është shumë e fortë

dhe e rrezikshme. Prandaj, gjëja më e rëndësishme, halli dhe shqetësimi ynë më i madh, duhet të jetë kalimi i suksesshëm i kësaj kthese. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"O besimtarë! Kijeni frikë Allahun, ashtu si i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë myslimanë!"** (Al-i Imran, 102)

Një nga sahabët, që ishte i njohur për përkushtimin që kishte ndaj adhurimit, Uthman ibën Madh'un ﷺ, ndërroi jetë në qytetin e Mendines, në shtëpinë e një gruaje, të quajtur Ummu'l-Ala. Kjo grua tha:

- O Uthman! Betohem se në këtë moment Allahu Teala po të gostit me të mira.

Profeti i Allahut ﷺ, ndërhyri dhe tha:

-Nga e di ti se Allahu është duke e gostitur?

Kur gruaja iu përgjigj:

- Betohem për Allahun, që nuk e di!

Profeti ﷺ, urdhëroi e tha:

-Shikoni! Uthmani ndërroi jetë. Unë personalisht për të shpresoj të mirën prej Allahut. Mirëpo, megjithëse jam Profet, as unë nuk e di se çfarë do të ndodhë me mua dhe me ju.

Ummu'l Ala thotë:

"Betohem për Allahun, se pas kësaj ndodhie, nuk fola më në lidhje me askënd". (Buhari, Tabir, 27)

Nga kjo kuptojmë se çështja e gjendjes në të cilën vdesin njerëzit, është mister. Të gjallët duhet të tregohen të kujdesshëm dhe të mos flasin në formë të prerë, në lidhje me dikë që ka vdekur, por të bëjnë dua për të ndjerin dhe të kërkojnë mëshirë për të.

Në një hadith fisnik thuhet:

"Njeriu vdes ashtu siç ka jetuar dhe ringjallet ashtu siç ka vdekur". (Munavi, Fejzu'l-Kadir, V, 663.)

Në përgjithësi, kështu ndodh. Mirëpo, përveç profetëve dhe atyre të cilët janë përgëzuar prej tyre, nuk ka garanci në lidhje me frymën e fundit. Pra, njeriu nuk duhet t'i besojë mënyrës së drejtë të jetesës dhe të mirave që ka bërë deri në atë çast. Ai duhet të jetë gjithmonë i vetëdijshëm se vendi i vetëm ku mund të strehohet, është Allahu Teala dhe se duhet të kërkojë strehim tek Ai, duke u munduar që të fitojë kënaqësinë e Tij me punë dhe vepra të mira.

Nuk duhet të harrojmë se edhe adhurimet dhe veprat tona të sinqerta kanë nevojë të pranohen ashtu siç pranohen duatë tona. Në një hadith tjetër, Profeti ﷺ, në lidhje me misterin më të rëndësishëm të robit, frymën e fundit, shprehet:

"Dikush, për një kohë të gjatë bën punë të xhenetlinjve, *më vonë, puna e tij përfundon me një vepër të xhehenemlinjve. Ndërsa një tjetër, për një kohë të gjatë bën punë të xhehenemlinjve, më vonë, puna e tij përfundon me një vepër të xhenetlinjve".* (Muslim, Kader, 11)

Tregohet se njëri prej të dashurve të Allahut, Ali Beka, nofkën "Beka", pra "që qan shumë", e ka marrë prej kësaj ndodhie:

Ali Beka kishte një shok të sinqertë dhe të dashur të Allahut, si vetja. Shoku i tij ishte njeri i urtë dhe zotëronte aftësi të jashtëzakonshme. Një herë, po udhëtonin bashkë për të shkuar në një vend, largësia e të cilit ishte një vit udhëtim në këmbë. Por me aftësitë e tyre të jashtëzakonshme, këtë

rrugë e bënë për një orë. Shoku i tij i la një amanet: “Unë do të vdes në filan çast, në filan vend. Prandaj m’u gjend pranë në atë moment”. Mirëpo shoku i tij, e dha frymën e fundit si jobesimtar. Për këtë arsye, Ali Beka, nga frika se nuk do ta arrinte kurrë kënaqësinë e Allahut Teala dhe se nuk do ta shpëtonte dot besimin e tij në frymën e fundit, qante shumë.

Prandaj, në lidhje me çështjen e frymës së fundit, zemra e besimtarit duhet të jetë në pikën e ekuilibrit midis frikës dhe shpresës. Ahmed bin Asim Antaki (Allahu e mëshiroftë!), u ka thënë atyre që i kanë kërkuar këshilla:

*“Frika më e dobishme, është ajo që e ndalon njeriun prej gjynaheve, e largon atë nga gjërat që nuk i pëlqejnë Allahut Teala, e shqetëson për çështjen e botës tjetër dhe e bën të mendojë thellë në lidhje me pjesën e jetës që i ka mbetur dhe frymën e fundit”.*

Ndërsa, i nderuari Muhamed Masum Faruki, ka thënë:

*“Frika për frymën e fundit është një mirësi e atillë, sa që i ka kapur të gjithë të dashurit e Hakut”.*

Ata që e jetojnë jetën e kësaj bote, duke i shtuar dashurisë së besimit, paqes së adhurimit dhe moralit të bukur edhe frikën dhe shqetësimin për frymën e fundit, do të jenë të ruajtur nga frika dhe hidhërimi, në ditën e kiametit. Ky është një premtim hyjnor, i cili shprehet në këto ajete fisnike:

**“Me të vërtetë, atyre që thonë: “Zoti ynë është Allahu”, e pastaj vazhdojnë të vendosur në rrugën e drejtë, do t’u zbresin melekët** (para vdekjes) **e do t’u thonë: “Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni! Gëzojuni xhenetit që ju është premtuar”.** (Fussilet, 30)

## SI DO TË JETË FUNDI YT?..

Shejh Ahmed Harbi kishte një komshi të moshuar me emrin Behram, i cili ishte mexhusi, pra adhurues i zjarrit. Një ditë, Ahmed Harbi e këshilloi Behramin në lidhje me besimin. Mexhusiu i moshuar, tha:

*-O i madhi i myslimanëve! Do të të pyes për tri gjëra. Nëse do të mund t'u përgjigjesh, do t'i besoj fesë tënde.*

*-Pyet!-* tha shejh Ahmedi.

*-Përse i krijoi Allahu njerëzit? U dha atyre çdo gjë dhe i furnizoi. Po përse i bën të përjetojnë vdekjen? Përse i ringjall?*

Shejh Ahmedi u përgjigj:

*-Njerëzit i krijoi që të njohin ekzistencën dhe njëshmërinë e Tij, të kuptojnë Fuqinë Hyjnore dhe shfaqjet madhështore. I furnizoi, që të shohin Furnizimin dhe Mëshirën e Tij. I vdes, që të njohin Fuqinë absolute të Tij. I ringjall, që të njohin Pafundësinë e Tij. Shkurtimisht, që të kuptojnë se Ai është mbikëqyrësi absolut në çdo ndodhi dhe ngjarje të jetës.*

Kur Behrami i dëgjoi këto, pranoi islamin. Mirëpo papritur, shejh Ahmed Harbi frikësohet jashtë mase dhe i bie të fikët. Kur erdhi në vete, e pyetën:

*-Ç'të ndodhi, o shejh?*

*-Dëgjova një zë që më tha: "Behrami ishte një mohues që adhuronte zjarrin, tash shtatëdhjetë vjet dhe tani u bë mysliman. Ndërsa ti je mysliman tash shtatëdhjetë vjet, por a e di se çdo të bëhet me ty në frymën e fundit?!..*

(Tedhkiretu'l- Evlija)

Prandaj duhet që çdo frymë tonën ta harxhojmë në mënyrë të atillë, që çasti ynë i fundit në këtë botë të jetë i mirë. Përveç kësaj, duhet që gjithmonë të kërkojmë strehim tek mëshira e Allahut, që të arrijmë shpëtimin e përjetshëm.

Xhunejd Bagdadi (Allahu e mëshiroftë!), kur ishte duke shëtitur në shkretëtirat e Jemenit, pa një qen gjahu. Ai vuri re se dhëmbët e tij kishin rënë, në putrat e tij, me të cilat dikur sulmonte luanët, s'kishte më fuqi, ishte dobësuar dhe ishte bërë si dhelpër e plakur. Një herë e një kohë u vërsulej demave të egër dhe drerëve, ndërsa tani kishte filluar të sulmohej edhe nga delet.

Kur Xhunejdi e pa qenin në atë gjendje të mjeruar dhe të këputur, i dha një copë bukë prej ushqimit të vet dhe me keqardhje për qenin, tha këto fjalë:

*"O qen! Nuk e di se cili nga ne të dy do të dalë më mirë nesër. Me sa shoh tani, sot, meqenëse unë jam njeri, jam më i mirë se ti. Mirëpo, nuk e di se çdo më sjellë kaderi në të ardhmen! Nëse besimit tim nuk i rrëshqet këmba, do të vë në kokë kurorën e faljes së Allahut Teala. Por, nëse më bie veshja e urtësisë që zotëroj, do të jem edhe më poshtë se ti, sepse një qen, sado i keq të jetë, nuk do të çohet në xhehenem".*

Ja pra, besimtari që ka në zemër ndjenja të tilla, jeton me një kujdes të veçantë, sikur të jetë duke ecur mbi një fushë të minuar. Me qëllim që konaku i fundit i kësaj bote, ku do të strehohet, të jetë një kopsht prej kopshteve të xhenetit, ai i nënshtrohet me gjithë shpirt udhëzimit të heshtur të varrezave. Urtësia e përgatitjes për vdekjen nuk është t'i përgatitësh

vetes varrin, por të përgatitësh veten për në varr.

Pasi i nderuari Shah Nakshibendi ndërroi jetë, një prej atyre që e kishin dashur shumë, e pa në ëndërr dhe e pyeti:

*-Çfarë pune duhet të bëj, që të arrij shpëtimin?*

Shah Nakshibendi iu përgjigj:

*-Bëj atë punë, të cilën do ta bëje në frymën e fundit!*

Kur vjen çasti i fundit edhe duart më të afta nuk hyjnë më në punë. Pas kësaj, njeriu as djersitet, as lodhet, as ka ftohtë dhe as ngurron më. Pra, zhduket çdo arsyetim që e pengon njeriun nga adhurimi, shërbimi dhe mundi në rrugë të Allahut. Mirëpo tashmë, nuk është koha për adhurime dhe punë, por koha për të dhënë llogari përpara Allahut. Jeta e kësaj bote është e vetmja kohë për të bërë punë të mira për hir të Allahut. Nëse të ikën ky rast, nuk ka më kthim mbrapa. I nderuari Xhunejd Bagdadi thotë:

*"Një ditë e kësaj bote është më e mirë se njëmijë vjet të botës tjetër, sepse në një ditë të kësaj bote ke mundësinë të korrësh kënaqësinë hyjnore. Por në botën tjetër nuk ke mundësi të bësh punë të mira dhe të fitosh. Atje do të bëhet vetëm llogaria e jetës".*

Sipas kësaj, besimtarët e përsosur jetojnë duke e konsideruar këtë botë si arën e botës tjetër dhe duke qenë të vetëdijshëm se jeta e kësaj bote është thjesht një kohë, e cila u është dhënë për të bërë vepra të mira.

Sipas një transmetimi, kur Iljasi عليه السلام, takohet me melekun që merr shpirtrat, rrënqethet paksa. Për këtë arsye, Azraili عليه السلام, thotë:

"Ti je një profet, o Iljas! U frikësove nga vdekja?"

Iljasi عليه السلام, përgjigjet:

*"Jo, nuk u frikësova nga vdekja. Por u hidhërova nga fakti se më mbaroi jeta. Unë e kam kaluar jetën time duke bërë adhurime e duke ligjëruar dhe ndjeja ëmbëlsi të madhe prej të qenit rob i Allahut. Mirëpo tani, do të jem peng në varr, deri në ditën e kijametit. Për këtë arsye, u pikëllova".*

Sa bukur e ka përmbledhur poeti mënyrën e jetesës që duhet të bëjë një besimtar:

*Ditën kur nëna të lindi e të nxori në botë,*
*Ti qaje, ndërsa bota qeshte mënjanë.*
*Tani jeto, që kur të vdesësh të qeshësh,*
*Ndërsa pas teje të shtohen njerëzit që qajnë...*

Ja pra, e rëndësishme është që ta mbyllësh defterin e kësaj jete me punë të mira dhe të sinqerta, duke lënë një zë të këndshëm në kupën e qiellit. Të arrish tek Haku me këtë gjendje shpirtërore, me ndërgjegje të pastër, me zemër të qetë dhe fytyrë të ndritur, është lumturia më e madhe.

Një fjalë e urtë thotë: "Qesh mirë, ai që qesh i fundit". Kuptimi i kësaj është se nuk ka buzëqeshje më të bukur se sa buzëqeshja e njeriut në çastin e frymës së fundit, kur të ngrihen perdet dhe t'i tregohet vendi ku do të shkojë. Buzëqeshja e atij çasti, është buzëqeshja më e bukur, më kuptimplote dhe më e lumtur e robit në këtë botë.

**Allahu i Madhëruar me bujarinë e Tij të pafundme, na bëftë të gjithëve prej atyre që do t'u qeshë fytyra në frymën e fundit. Zoti ynë na e bëftë të mundur që me urtësi të llogaritim veten tonë dhe të përmirësohemi.**

**Na e bëftë të mundur që në frymën e fundit të shijojmë takimin e përjetshëm dhe në ditën e kijametit të dalim të qetë, të lumtur e të çliruar prej frikës dhe hidhërimit, si në një mëngjes bajrami!..**

**Amin!..**



# Të zgjedhësh botën tjetër në vend të kësaj bote

*Mirësia më e madhe është **"BESIMI"**. Ashtu siç tregojmë mirënjohje për çdo mirësi, duhet të tregojmë mirënjohje edhe për mirësinë e besimit. Mirënjohja më e madhe që mund të tregohet për mirësinë e besimit, është të jetuarit me devotshmëri dhe besim të sinqertë, duke falënderuar dhe duke përmendur shumë Allahun.*

*Besimtari duhet t'i jetë mirënjohës Allahut për çdo mirësi që Ai i ka falur dhe veçanërisht, për mirësinë e "besimit", sepse, nëse dikush nuk tregon mirënjohje për një të mirë që i është falur, nuk mund të quhet as meritues i saj.*

# TË ZGJEDHËSH BOTËN TJETËR NË VEND TË KËSAJ BOTE

Çdo besimtar, nga vetë natyra e besimit ia di për nder dikujt që i bën një të mirë, e falënderon dhe bën dua për të. E nëse gjen rastin, mundohet t'ia kthejë nderin me diçka edhe më të mirë. Është e domosdoshme të falënderosh, qoftë edhe për një gotë ujë, sepse kjo tregon edukatë dhe mirësjellje.

Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"Nëse do t'i numëronit mirësitë e Allahut, nuk do të mund t'i llogarisnit ato..."** (Nahl, 18)

Dhe padyshim, mirësia më e madhe është "**besimi**". Ashtu siç tregojmë mirënjohje për çdo mirësi, duhet të tregojmë mirënjohje edhe për mirësinë e besimit. Mirënjohja më e madhe që mund të tregohet për mirësinë e besimit, është të jetuarit me devotshmëri dhe besim të sinqertë, duke falënderuar dhe duke përmendur shumë Allahun.

Besimtari duhet t'i jetë mirënjohës Allahut për çdo mirësi që Ai i ka falur dhe veçanërisht, për mirësinë e "**besimit**", sepse, nëse dikush nuk tregon mirënjohje për një të mirë që

i është falur, nuk mund të quhet as meritues i saj.

Besimi është mirësia më e madhe hyjnore. Ndërsa sprova është një njësi që mat vlerën dhe rëndësinë e vet dhe mbrojtjen që i bëjmë. Ajo që kërkohet prej besimtarëve, është ruajtja e besimit me durim dhe nënshtrim, duke i përballuar me sukses të gjitha ndryshimet e kushteve të jetës. Në të njëjtën kohë, ky është edhe tregues i nivelit në arritjen e shpërblimeve hyjnore. Në një ajet të Kuranit Kerim urdhërohet:

**"Në të vërtetë, Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre, në këmbim të Xhenetit..."** (Teube, 111)

Koha e kaluar në këtë botë, nuk është as sa një pikë ujë ose një kokërr rëre, në krahasim me pafundësinë e botës tjetër. Mirëpo, rezultati i provimit të kësaj bote, është ose Xheneti, vendi i lumturisë së pafundme, ose Xhehenemi, vendi i dhimbjeve pa fund. Drejtimi i udhës që do të marrë njeriu, përcaktohet nga **"zgjedhja midis botës tjetër dhe kësaj bote"**, që bën ai në këtë jetë të përkohshme. Në bazë të kësaj, nuk mund të ketë mashtrim më të madh sesa pakujdesia që tregohet, kur zgjidhet kjo botë e përkohshme në vend të botës tjetër.

Ndërsa të dashurit e Allahut, që janë zgjuar nga gjumi i shkujdesjes prej dritës së afërsisë me Hakun, çdo germë të librit të gjithësisë e shohin me syrin e zemrës dhe urtësinë e mendjes. Ata janë të vetëdijshëm se gjithësia është krijuar me një qëllim madhështor, se asgjë nuk është krijuar më kot dhe se çdo ditë shkëputet nga një fletë prej kalendarit të jetës së njeriut, që i afrohet varrit edhe një hap më shumë. Ata jetojnë një jetë në një gjendje shpirtërore të thellë dhe delikate, duke medituar mbi pyetjet: "Cili është kuptimi dhe

urtësia e mirësisë së jetës? Përse kjo botë është përgatitur për t'u menaxhuar nga njeriu? Prej nga erdhëm në këtë botë dhe ku po shkojmë?".

## TREGUESI I NJË ZEMRE TË PASTËR

Në lidhje me atë, për të cilën do të kemi më tepër nevojë në ditën e gjykimit, Allahu Teala shprehet:

**"Ditën, kur askujt nuk do t'i bëjë dobi as pasuria, as fëmijët, përveç atij që vjen me zemër të pastër tek Allahu!"** (Shu'ara, 88-89)

Ndërsa arritja e një **Zemre të pastër**, varet nga përgatitja për udhëtimin në botën tjetër, pa ardhur ftesa nga bota e varrit. Për këtë arsye, kërkohet që zemra të rafinohet nga çdo gjë që e largon atë nga Allahu, pra, të pastrohet dhe, të mirat që i janë falur në këtë botë, t'i kthejë në një kapital të lumturisë dhe shpëtimit në botën tjetër.

Të dashurit e Allahut i kanë përkufizuar kështu, dy cilësitë më kryesore të një **zemre të pastër**:

1. Të mos cenosh askënd dhe të mos cenohesh nga askush, sepse zemra është vend vështrimi hyjnor.

2. Kur të përballesh me punë të kësaj bote dhe të botës tjetër, të zgjedhësh punët e botës tjetër.

Besimtari që arrin përsosmërinë morale me zemër të pastër, ka arritur kulmin e vetëdijes së të qenit bashkë me Allahun. Ai e ndjen veten gjithmonë në prezencën e Allahut dhe nën kamerat hyjnore. Gjithashtu, ai gjendet gjithmonë duke medituar këto ajete fisnike:

**“…Ai është me ju kudo që të gjendeni…”** (Hadid, 4)

**“…Ne jemi më pranë tij se damari i qafës.”** (Kaf, 16)

Të dashurit e Allahut, që ndodhen në kulmin e devotshmërisë, tregojnë shumë kujdes për të vërtetën e botës tjetër, të cilën Allahu i Madhëruar na e kujton shpesh dhe ndjekin udhën e drejtë në rrugëtimin e kësaj bote. Gjithashtu, janë të gatshëm të heqin dorë nga çdo e mirë e kësaj bote, vetëm e vetëm që të mos u cenohet jeta e botës tjetër.

## EDHE SIKUR TË NA JAPIN GJITHË BOTËN, NUK E NDËRROJMË ME NJË PUNË TË BOTËS TJETËR!..

Ndërsa Musai عليه السلام, ishte duke jetuar mes të mirash në sarajin e Faraonit, mori vesh se Faraoni donte ta vriste. Prandaj mori menjëherë rrugën për në Medjen, pa u pajisur me ushqim. Vazhdoi të ecte për tetë ditë me radhë, pa ngrënë e pa pirë. I pafuqishëm dhe i këputur, arriti deri përpara mureve të kalasë së Medjenit. Pasi i ndihmoi vajzat e Shuajbit عليه السلام, për t’u dhënë ujë kafshëve, por pa e ditur se kush ishin ato, u ul nën hijen e një peme dhe filloi t’i lutej Allahut, duke thënë:

**“…Zoti im, unë me të vërtetë kam nevojë për çfarëdo të mire që të më japësh!”** (Kasas, 24)

Kur Shuajbi عليه السلام, mori vesh për këtë person, që i kishte ndihmuar vajzat e tij, e ftoi në shtëpi për ta gostitur. Megjithëse Musai عليه السلام, kishte tetë ditë pa futur gjë në bark, nuk e zgjati dorën tek ushqimet që iu vunë përpara dhe i tha Shuajbit عليه السلام:

*“Ne jemi një familje e tillë që, **edhe sikur të na japin***

***gjithë botën, nuk e ndërrojmë me një punë të botës tjetër!** Unë nuk ju ndihmova për këtë ushqim, por për hir të Allahut".*

Shuajbi ﷺ, u kënaq shumë nga kjo përgjigje dhe tha:

*"Këtë ushqim nuk po ta japim për arsye se na ndihmove, por sepse je mysafir i Hakut"*. Pas këtyre fjalëve, Musai ﷺ, e pranoi ushqimin që iu ofrua.

Ja pra, ky është një shembull shumë i bukur i pasqyrimit të besimit në botën tjetër tek sjelljet. Ky është virtyti që e bën njeriun të mos e ndërrojë një punë të botës tjetër me ndonjë gjë të kësaj bote, edhe nëse e di shumë mirë se do t'i humbasë e gjithë fuqia prej urisë… Një shembull tjetër të një pjekurie të tillë shpirtërore, na e sjell Uasilebin Eska ؓ, i cili tregon:

Gjatë ditëve, kur ishim duke u përgatitur për të dalë në fushatën e Tebukut (unë nuk kisha as armë dhe as kafshë që të merrja pjesë në këtë fushatë, por për të mos u privuar nga kjo luftë e shenjtë), u thirra vëllezërve të mi myslimanë në sheshin e Medinës: *"Kush do të më marrë në kafshën e vet në këmbim të plaçkës së luftës, që do të më bjerë për pjesë?"*

Një burrë i moshuar prej Ensarëve tha se mund të më merrte në luftë, me kusht që të hipnin me radhë në kafshën e tij. Kur erdhi çasti, dola për udhë së bashku me atë njeri bujar. Allahu na bëri kësmet që të fitojmë edhe plaçkë lufte. Më ranë disa deve dhe i çova të gjitha tek njeriu që më mori në luftë. Ai më tha:

*"Merri devetë dhe shko!"*

Megjithëse ngula këmbë, duke i thënë: *"Sipas marrëvesh-*

*jes që kemi bërë këto të takojnë ty"*, Ensari m'u përgjigj:

*"O vëlla! Merre plaçkën tënde, sepse unë nuk e dua atë hise.* (Unë të solla këtu duke menduar për shpërblimin që do të na japë Allahu në botën tjetër.)" (Ebu Daud, Xhihad, 113/2676)

Kështu që, ai Ensar i bekuar, në vend që të zotëronte disa deve si pasuri e kësaj bote, zgjodhi shpërblimin që do të merrte në botën tjetër. Ai veproi me urtësi, duke braktisur një interes me vlerë të madhe të kësaj bote, për të shtënë në dorë një mirësi për hir të Allahut.

Njërin prej të dashurve të Allahut e pyetën nëse kishte përjetuar ndonjë ngjarje që i kishte lënë shumë mbresa. Ai tregoi këtë ndodhi:

"Kur isha në Meke-i Mukerreme, humba qesen me para dhe ngela në vështirësi. Po prisja ca para nga Basra, por nuk po vinin. Flokët dhe mjekra më ishin rritur goxha shumë. Vajta tek një berber dhe e pyeta: *"A më qeth për hir të Allahut, sepse nuk kam para?".*

Në atë moment, berberi ishte duke qethur dikë tjetër, por menjëherë më bëri me shenjë një vend bosh dhe më tha: *"Ulu aty"*. E la myshteriun të priste dhe filloi të më qethte mua. Kur myshteriu, i cili po priste, filloi të bënte fjalë, berberi tha:

*"Ju kërkoj ndjesë zotëri. Juve po ju qeth me para, por ky njeri më kërkoi ta qeth për hir të Allahut. Punët që janë për hir të Allahut, kanë gjithmonë përparësi dhe nuk kanë ndonjë interes material. Shpërblimin e punës për hir të Allahut, njerëzit as nuk mund ta dinë dhe as nuk mund ta paguajnë!".*

Pasi më qethi, berberi më futi në xhep me zor disa

monedha ari dhe më tha:

*"Këto i ke për nevojat më urgjente dhe ma bëj hallall, sepse kaq mundësi kam!".*

Ditën e nesërme më erdhën paratë që po prisja nga Basra dhe i çova berberit një qese me flori. Berberi tha: *"Nuk i marr kurrë! Shpërblimin e punës për hir të Allahut, robi nuk mund ta paguajë kurrë. Shkoni dhe vazhdoni rrugën tuaj. Allahu ju dhëntë paqe dhe mirësi!".*

I kërkova hallallëk dhe u ndava me të, por tash e dyzetë vjet, çdo mëngjes bëj dua për të".

Ja pra, kjo është urtësia e mosndërrimit të punëve për hir të Allahut, me punët e kësaj bote... Kjo është një sjellje e përsosur, të cilën nuk mund ta kuptojnë mendjecekëtit, që janë mësuar të shohin gjithçka nga pamja e jashtme dhe, që prej ambicies për të fituar para, nuk bëjnë dallim mes hallallit dhe haramit... Kjo është një ndjenjë, e cila nuk mund të kuptohet pa shikuar prej horizontit të miqësisë me Hakun. Kjo është urtësia dhe zgjuarsia e vërtetë...

## MENÇURIA E VËRTETË!

Në bazë të logjikës dhe mendjes së shëndoshë, interesat e vogla dhe të përkohshme braktisen për hir të fitimeve më të mëdha, të cilat zgjasin pafundësisht. Allahu Teala, në një ajet fisnik urdhëron:

**"Jeta e kësaj bote është vetëm lojë e argëtim, kurse bota tjetër, padyshim që është më e mirë për ata që i frikësohen Allahut. Pra, a nuk po mendoni?"** (En'am, 32)

Ndërsa në një hadith të nderuar, Profeti ﷺ, shprehet

kështu, në lidhje me zotëruesit e mendjes:

*"I mençur është ai që e mbizotëron nefsin (egon), i kërkon llogari (nefsit) dhe përgatitet për (jetën) pas vdekjes. Ndërsa mendjelehtë është ai që shpreson (mirësi) nga Allahu, megjithëse nefsi i tij shkon pas epsheve dhe dëshirave".* (Tirmidhi, Kiamet, 25/2459)

Mençuria dhe zgjuarsia e vërtetë e një njeriu duhet të peshohet nën dritën e këtyre të vërtetave. Mendje e shëndoshë është ajo që zgjedh të përhershmen në vend të së përkohshmes.

Profeti ﷺ, në një hadith të nderuar ka thënë:

*"Gjendja e kësaj bote në krahasim me botën tjetër, është sikur dikush prej jush të fusë gishtin në det dhe ta nxjerrë. Çfarë të nxjerrë gishti (nga deti), aq është edhe kjo botë (në krahasim me botën tjetër)".* (Hakim, Mustedrek, 4/319)

Në periudhën e Mekes, kur sahabët e nderuar ndodheshin nën torturat dhe embargon e mushrikëve, thoshin me njëri-tjetrin:

*"Ne po durojmë çdo vuajtje, për t'u bërë robër të devotshëm të Allahut. Ndërsa mohuesit, që i ngrenë krye Allahut, shëtisin botën të qetë dhe i përdorin të mirat e kësaj bote sipas dëshirës".* Për këtë arsye, Allahu i Madhëruar i urdhëroi besimtarët që të zgjedhin botën tjetër, e cila është më e mirë se kjo botë:

**"Ti** (o Muhamed) **mos u mashtro nga bredhja e jobesimtarëve nëpër botë! Kjo mirëqenie është e shkurtër; pastaj, strehimi i tyre është Xhehenemi. Eh, sa shtrat i keq është ai vend! Por, ata që i frikësohen Zotit të tyre,**

**do të kenë kopshte, nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe ku do të banojnë përjetësisht, si dhuratë prej Allahut. Dhe ajo që është tek Allahu, është dhurata më e mirë për besimtarët e vërtetë."** (Al'i Imran, 196-198)

Prandaj nëse shohim prej dritares së botës tjetër, do të kuptojmë se mirëqenia dhe rehatia e kësaj bote nuk janë gjë tjetër, veçse përfitime të vogla. Nëse kjo botë do të kishte ndonjë vlerë tek Allahu, Ai do të bënte që robërit e Tij më të dashur, profetët, të jetonin në saraje luksoze deri në ditën e kiametit. Mirëpo, Allahu Teala, u tregoi profetëve dhe robërve të Tij të dashur fytyrën e vërtetë të kësaj bote të përkohshme dhe i orientoi zemrat e tyre për nga bota tjetër, e cila është më e mirë se kjo botë.

Në një hadith të nderuar, Profeti ﷺ, thotë:

*"Unë nuk kam asnjë lidhje me këtë botë. Puna ime në këtë botë është si udhëtari që ndalon nën hijen e një peme dhe pastaj vazhdon rrugën".* (Tirmidhi, Zuhd, 44)

Jeta e sahabëve të nderuar, të cilët u edukuan me edukatën profetike, është një shembull i pashoq për ne, në lidhje me këtë çështje. Malli i tyre për botën tjetër dhe dëshira e tyre për të rënë dëshmorë, ishin aq të forta, saqë janë bërë legjenda që transmetohen brez pas brezi.

Dëshira për këtë botë ishte fshirë nga sytë e të rinjve myslimanë, që kalonin midis xhelatëve të gatshëm për t'u prerë kokat, vetëm për të dorëzuar letrat e ftesës në Islam të Resulullahut. Dashuria për Profetin ﷺ, u kishte kapluar çdo qelizë, madje edhe vetë qenien e tyre. Ndërsa guximi i besimit të tyre ishte i tillë, sa trembte edhe mbretërit. Ata ishin aq shumë të lidhur shpirtërisht me Profetin ﷺ, saqë edhe në

rreziqet, ku ndihej shija e vdekjes, thoshnin:

*“O Resulallah! Vepro si të duash. Na urdhëro dhe ne jemi me ty. Për Allahun, i Cili të ka dërguar, edhe nëse hyn në det, do të hyjmë bashkë me ty dhe askush prej nesh nuk do të ngelet pas!..* (Ibën Hisham, II, 253-254)

Në fillim të hilafetit të tij, Omeri ﵁, i pati thënë njërit prej myslimanëve të parë, Habbabin Eret’it ﵁:

*“A po më tregon pak për torturat që ke hequr në rrugë të Allahut?”*

Habbabi ﵁, tha:

*“O emiri i besimtarëve, shiko shpinën time!”*

Kur Omeri ﵁, pa shpinën e tij, tha me habi të madhe:

*“Në jetën time nuk kam parë një shpinë njeriu kaq të dëmtuar”.*

Më pas, Habbabi ﵁, vazhdoi:

*“Qafirët ndiznin zjarr dhe më shtrinin mbi prush, pa asnjë rrobë mbi trup. Zjarri fikej vetëm prej dhjamit që shkrihej nga kurrizi im”.* (Ibën Esir, Usdu’l-Gabe, II, 115)

Ja pra, kështu i torturonin mushrikët besimtarët, në vitet e para të Islamit, por përsëri nuk ia arritën qëllimit që t’i bënin besimtarët të thoshnin fjalë kufri, sepse forca e besimit i shuante të gjitha dhimbjet e përkohshme.

Në krahasim me dëshirën dhe shqetësimin e sotëm të njerëzimit për të jetuar më rehat dhe më gjatë, dëshira më e madhe e brezit të sahabëve, ishte të shkonin në botën tjetër faqebardhë, me ndërgjegje të qetë dhe zemër të pastër.

Një ditë, Ibën Mes’udi ﵁, u tha shokëve të tij:

*“Ju agjëroni, falni namaz dhe bëni punë të mira më shumë se sahabët e Resulullahut ﷺ, por ata ishin më të mirë se ju”.*

Ata pyetën të habitur:

*“E si është e mundur kjo?”*

*“Ata ishin më larg kësaj bote dhe e dëshironin më shumë se ju botën tjetër.”*, -tha ai. (Hakim, Mustedrek, 4/135)

Njësoj si brezi i sahabëve, që me forcën e madhe të besimit ia kushtuan jetën e tyre Allahut edhe myslimanët në luftën legjendare të Çanakalesë, me forcën e besimit të tyre shfaqën shembuj të pashoq. Ata ishin të vetëdijshëm për borxhin që kishin në mbrojtjen e vatanit dhe nuk ngurruan të jepnin edhe jetët e tyre.

Edhe ne, ashtu si brezi i sahabëve dhe gjyshërit tanë, e kemi për detyrë që, kur të jetë nevoja, ta braktisim këtë botë dhe të ecim në gjurmët e ndritura të Profetit ﷺ.

I Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë herëpashere dhe në raste të ndryshme: *“O Allah! Jeta e vërtetë, është vetëm jeta e botës tjetër”*. (Buhari, Rikak, 1)

Edhe ne, si umeti i Profetit ﷺ, duhet që këtë parim ta qëndisim në zemrat tona. Nëse përfitojmë diçka prej të mirave të kësaj bote, të themi: *“O Allah! Jeta e vërtetë, është vetëm jeta e botës tjetër”* dhe të falënderojmë pronarin e vërtetë të këtyre mirësive. Gjithashtu, duhet të qëndrojmë larg kryeneçësisë, shkujdesjes dhe arrogancës. Në lidhje me ata që janë të privuar nga këto ndjenja, Allahu shprehet kështu:

**“…Jobesimtarët i gëzohen jetës së kësaj bote, por jeta e kësaj bote, në krahasim me botën tjetër, është vetëm kënaqësi kalimtare.”** (Ra’d, 26)

Edhe kur të përballemi me ndonjë fatkeqësi apo dëshirë të madhe për diçka që na e vështirëson durimin, si besimtarë që jemi, duhet të themi: *"O Allah! Jeta e vërtetë, është vetëm jeta e botës tjetër"*dhe të ruajmë qëndresën dhe ekuilibrin shpirtëror, duke treguar durim, dorëzim dhe mbështetje tek Allahu. Gjithashtu, duke kërkuar gjithmonë strehim tek Allahu, të jetojmë të vetëdijshëm se **"...kënaqësitë e kësaj jete janë të vogla. Jeta tjetër është më e mirë për ata që e kanë frikë Allahun e s'bëjnë gjynahe..."** (Nisa, 77)

Në një ajet fisnik tregohet qartë se jeta e kësaj bote, e cila konsumohet në mënyrë të shthurur, duket sikur nuk do të ketë kurrë mbarim, në fakt nuk është gjë tjetër, veçse një periudhë kohore e shkurtër:

**"Ditën kur do ta shohin atë,** (njerëzve) **do t'u duket se kanë qëndruar** (në Tokë) **veç një mbrëmje apo një mëngjes."** (Naziat, 46)

Prandaj, gjëja më e bukur, që mund të bëjmë në këtë jetë shumë të shkurtër, është devotshmëria e sinqertë ndaj Allahut. Mirëpo, për fat të keq, ashtu si të gjitha mirësitë e tjera edhe mirësia e jetës nuk kuptohet, nëse nuk e humbet. Sa kuptimplote është kjo bejte e Nexhip Fazllit, që na kujton se "meditimi i vdekjes" është mundësia e vetme që mund të shpërndajë mjegullën e shkujdesjes së përgjithshme, e cila qëndron mbi nocionin "kohë":

Koha është një këmishë force, ajo që e shqyen është vdekja;

Në bazë të kësaj të vërtete, të parët tanë, zemrat e të cilëve janë gatuar në atmosferën e besimit dhe dijes, nëpër varreza, që na kujtojnë përkohshmërinë e kësaj bote, kanë mbjellë pemë selvie, të cilat nuk i lëshojnë kurrë gjethet dhe

simbolizojnë pafundësinë e botës tjetër.

Këto këshilla të Llukmanit, në lidhje me vetëdijen për botën tjetër, janë shumë të rëndësishme për ne:

*"Biri im! Sakrifikoje jetën e kësaj bote për botën tjetër, që t'i fitosh të dyja. Por ki kujdes! Mos sakrifiko jetën e botës tjetër për këtë botë, sepse do t'i humbësh të dyja."*

Kjo botë dhe bota tjetër u ngjajnë dy anëve të peshores. Nëse i jepet rëndësi njërës anë, lehtësohet ana tjetër. Por zemra e besimtarit me mendje të shëndoshë, duhet të anojë gjithmonë për nga bota tjetër. Kjo, sepse dashuria për botën tjetër del nga zemra e atyre që kaplohen nga dashuritë e përkohshme të kësaj bote, u binden epsheve të kota dhe lumturohen me to. Por, kur në zemër zë vend zëri i ftesës për në botën tjetër, mendimi i ftesës për këtë botë bëhet i huaj.

## ILAÇI I NGURTËSIMIT TË ZEMRËS

Shumë prej problemeve që po përjetohen në ditët e sotme dhe që qëndrojnë në thelb të shqetësimeve shpirtërore dhe të ngurtësimit të zemrës, burojnë nga harrimi i botës tjetër dhe dhënia mbas kësaj bote. Aq sa, shumë të varfër torturojnë shpirtin me ambicien për t'u bërë të pasur dhe shumë të pasur bëjnë të njëjtën gjë me ambicien për t'u bërë edhe më të pasur. Ata jepen pas lukseve të mbushura me zbukurime dhe të mbuluara me ar të kësaj bote të përkohshme, por harrojnë se pasuria më e madhe është të jesh **i kënaqur me atë që ke**.

Profeti ﷺ, ka thënë:

*"Kush dëshiron botën tjetër, Allahu ia pasuron zemrën dhe ia lehtëson punët. Ndërsa kjo botë, i vjen nga pas e nën-*

*shtruar. Kush dëshiron këtë botë, Allahu vendos varfërinë midis dy syve të tij dhe ia vështirëson punët. Ndërsa prej kësaj bote nuk përfiton më shumë se sa i është caktuar.”* (Tirmidhi, Kiamet, 30/2465)

Ja pra, kjo është receta profetike për qetësimin e shpirtit, të zemrës dhe ndërgjegjes…

Një herë, kur Resulullahu ﷺ, u pyet për kuptimin e fjalës “sherh/hap”, që kalon në këtë ajet: **“Allahu ia hap zemrën për** (të pranuar) **Islamin atij që dëshiron ta udhëzojë…”** (En’am, 125), u përgjigj:

*“Kur nuri hyn në zemër, kraharori hapet dhe zgjerohet për të”.*

Përsëri e pyetën: *“A ka ndonjë tregues për këtë?”* dhe ai u përgjigj:

*“Po, ka! Kthimi i shpinës ndaj kësaj bote mashtruese, orientimi për nga jeta e pafundme, që është bota tjetër dhe përgatitja për vdekjen, pa ardhur ajo”.* (Ihja’u-Ulumi’d-Din, IV, 406-7)

Në një hadith tjetër, Profeti ﷺ, thotë:

*“Atij që zgjedh këtë botë, në vend të botës tjetër, Allahu i jep tri bela: shqetësimin që nuk i hiqet kurrë prej zemrës, varfërinë, prej së cilës nuk ka mundësi të shpëtojë dhe ambicien që nuk di të ngopet”.* (Ihja’u-Ulumi’d-Din, IV, 411)

## PROBLEMI NUK ËSHTË TEK KJO BOTË, POR TEK AI QË MASHTROHET ME TË…

Në fakt, të mirat e kësaj bote, të cilat tundojnë nefsin (egon) e njeriut, Allahu Teala me urtësinë e Vet, i ka bërë

sprova, me të cilat duhet të përballohemi. Mashtrimi me këto të mira, i ngjan peshkut që ngel në grep. Peshku mashtrohet pas karremit dhe nuk e sheh grepin që është fshehur në të. Ja pra, ata që nuk e shohin këtë kurth, nuk mund të shpëtojnë pa u mashtruar prej tij. Për të kaluar sprovat hyjnore, ku kanë rrëshqitur shumë këmbë dhe janë fundosur shumë shpirtra, duhet kuptuar mirë thelbi i të mirave të kësaj bote dhe të arrihet të perceptohet "misteri i sprovës", që fshihet në to. Ndërsa, për të zotëruar një aftësi të tillë, është kusht që të jemi vigjilentë ndaj kurtheve joshëse të kësaj bote, si pasuria, epshi dhe fama dhe, si do që të jetë puna, të zgjedhim shpëtimin e botës tjetër.

Në lidhje me këtë çështje, Allahu Teala na paralajmëron kështu:

**"Por ju, përkundrazi, më shumë po parapëlqeni jetën e kësaj bote, ndonëse jeta tjetër është më e mirë dhe e amshuar."** (A'la, 16-17)

**"...Ju dëshironi të mirat kalimtare të kësaj bote, kurse Allahu dëshiron botën tjetër..."** (Enfal, 67)

Pasuria që fitohet në këtë botë, më e shumta e shoqëron të zotin deri në varr. Pasuria e dukshme, që mund të marrë njeriu në varr prej kësaj bote, është vetëm qefini. Ndërsa pasuria e padukshme, është besimi dhe punët e tij. Prandaj, nuk duhet të mashtrohemi pas pasurisë së pabesë dhe kënaqësive të përkohshme të kësaj bote.

Sipas transmetimeve, Dhulkarnejni, i cili pushtoi të gjithë botën, para se të vdiste, la këtë amanet:

*"Më lani dhe më qefinosni! Pastaj më vendosni në një*

*tabut, por krahët m'i lini të varur jashtë! Shërbëtorët e mi të më vijnë nga pas dhe pasurinë time ngarkojeni nëpër mushka! Le ta shohë populli se unë po iki me duar bosh, ndonëse zotëroja kulmin e madhështisë dhe thesaret e gjithë botës. Edhe shërbëtorët të shohin se thesarët e mi qëndruan në këtë botë e nuk më erdhën pas! Prandaj, të mos mashtrohen prej kësaj bote gënjeshtare dhe të përkohshme!..*

Dijetarët e kanë komentuar kështu, këtë amanet:

"...E gjithë bota ishte nën drejtimin tim. Zotërova thesare të panumërta. Mirëpo, të mirat e kësaj bote nuk janë të përhershme. Ja pra, siç e shihni, po shkoj në varr me duar bosh! Pasuria e kësaj bote, ngelet në këtë botë. Prandaj, shihni punët të cilat do t'ju vlejnë në botën tjetër!.."

Edhe Profeti ﷺ, na ka këshilluar në këtë mënyrë:

*"...Po ju lë amanet pesë këshilla, me qëllim që Allahu t'u plotësojë me to virtytet e mira: Mos mblidhni gjëra, të cilat nuk do të mund t'i hani! Mos ndërtoni bina, në të cilat nuk do të banoni! Mos u grindni me të tjerët për gjëra, që nesër do t'i lini pas! Kini frikë prej Allahut, para të Cilit do të tuboheni të gjithë! Përgatituni për vendin ku do të shkoni e do të banoni përgjithmonë!".* (Aliel-Muttaki, *Kenzu'l-Ummal*, hd. nr: 1363)

Si përfundim, është e padobishme që në frymën e fundit të kuptoni se jeni mashtruar dhe t'i hidhni fajin botës. Nëse njeriu ka shkuar pas të mirave të kësaj bote dhe është larguar nga besimi e morali i mirë, duhet të fajësojë për këtë vetëm veten e tij. Sa e hidhur është të shkatërrosh të ardhmen e pafund për dëshirat e pafundme, dashuritë e shkurtra dhe

shijet e përkohshme! Duhet menduar mirë, sepse as në këtë botë nuk ka kohë dhe vend ku mund t'i shpëtosh vdekjes, as në varr nuk ka ndonjë mundësi për t'u kthyer pas dhe as në ditën e kiametit nuk do të ketë vendstrehim prej tmerrit të asaj dite.

**Allahu i Madhëruar na bëftë prej robërve të Tij të devotshëm, të urtë dhe të zgjuar, të cilët e ruajnë sinqeritetin përballë sprovave të kësaj bote! Na e bëftë të mundur që të shohim fytyrën e vërtetë të kësaj bote dhe të botës tjetër, ashtu siç ua ka treguar robërve të Tij të devotshëm dhe me bujarinë e mëshirën e Tij, zemrat tona të anojnë për nga bota tjetër!..**

**Amin!**

# PËRMBAJTJA


**PARAFJALA** ..... 5

**TA NJOHËSH SHPIRTËRISHT PROFETIN ﷺ** ..... 21

Hapësira e pafundme shpirtërore ..... 22
Nëse e ke veliun të tillë ..... 24
Është përfaqësuesi i denjë i Dërguesit! ..... 25
Rruga më e mirë për të ndjekur atë ..... 26
Dashuria për Muhamedin ﷺ ..... 29
Sepse kështu vepronte ai… ..... 29
Kujdesi ndaj sunetit të Profetit ﷺ ..... 34

**MODESTIA** ..... 39

Miqtë e Allahut ..... 39
Modestia – një edukatë e lartë e robërisë ndaj Allahut ..... 43
Shpata pret qafën e kryelartit ..... 47
Modestia e Pejgamberit ﷺ ..... 48
Modestia e sahabeve ..... 50
Maturia në modesti ..... 51
Modestia në edukimin shpirtëror ..... 53

**TOLENRANCA DHE DURIMI NDAJ TË PADITURVE** ..... 59

Durimi dhe qendresa e Pejgamberit ﷺ ..... 60
Toleranca dhe durimi i miqve të Hakut ..... 63

**TË KEQES TI PËRGJIGJESH ME TË MIRË** ..... 77

Sot s’ka qortim për ju ..... 78

Unë nuk jam dërguar për të mallkuar... 80
Rruga për të kapërcyer fatkeqësitë 82
Falja duhet bërë me vend... 85
A nuk dëshironi t'ju falë Allahu i lartmadhëruar? 86
Në ç'masë duhet bërë mirë përballë një të keqeje?.. 87
Njeriu mundet vetëm me të mirë... 88
Sy që përloteshin për armiqtë... 89
Çdo njeri shet atë që ka... 90

**BUZËQESHJA** 95

Myslimani ka buzëqeshjen në fytyrë,
ndërsa dëshpërimin në zemër... 100
Buzëqeshja e Pejgamberit ﷺ 102
Buzëqeshja e miqve të Hakut 105

**EDUKATA DHE MIRËSJELLJA** 113

Edukata ndaj Allahut Teala 114
Edukata ndaj Profetit ﷺ 122
Edukata ndaj miqve të Allahut 125

**MËNYRA E TË FOLURIT E CILA KËSHILLOHET NË KURAN** 131

Të familjarizohesh me gjuhën e mëshirës së Kuranit... 134
Por çfarë mënyre të foluri kërkon Kurani prej nesh? 139
Mënyra e të folurit që ndalon Kurani 141

**BUJARIA DHE DHURIMI** 149

Garat për punë të mira 149
Virtyti që e lartëson fenë: bujaria 152
Dy sëmundjet e mëdha: shpenzimi pa fre dhe koprracia 153
Ilaçet e zemrës së sëmurë: bujaria dhe dhurimi 155
Dhuro pjesën që mbetet pasi ke plotësuar nevojat tuaja 159
Përpjekja për të shtuar dozën e bujarisë 160
Kopracia të verbon! 161
Dhuro që të dhurohet 162

**DISIPLINA E DHURIMIT** 167

Mos i çoni dëm dhurimet dhe lëmoshat tuaja!... 169

